TITULLI I LIBRIT

Ditët e dalluara Islame dhe festat pagane

AUTOR

Shaban Tairi

RECENSENT

Fidush Ibrahimi
Besim Memedi

REDAKTOR GJUHËSOR

Fidush Ibrahimi

TIRAZHI
500

SHTYPI
Shtypshkronja “Alma”, - Shkup;

**“…dhe përkujtoju atyre ditët e Allahut…”**

**(Kurani, Ibrahim, 5)**

بسم الله الرحمن الرحيم

# *HYRJE*

Falënderimet dhe lavdërimet e panumërta i takojnë vetëm Krijuesit të universit, Allahut xh.sh. i Cili na pajisi me të gjitha të mirat, na krijoi në formën më të bukur, na udhëzoi në fenë e vërtetë dhe të vetmen të pranuar tek Ai, na e shpalli Kuranin udhërrëfyes dhe na e dërgoi Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për mësues. Përshëndetjet tona të përzemërta, qofshin mbi vulën e pejgamberëve, mëshirës për botërat, Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe mbi familjen e tij të ndershme.

Lexues të nderuar!

Gjithë popujt kanë në kulturën e tyre aspektet e ndryshme të jetës, qoftë mënyra e jetesës, veshjes, festimit, ceremonitë e varrimit, etj, të gjitha në formën e tyre të caktuar. Njëjtë edhe muslimanët kanë kulturën e tyre unike të cilën e ka perfeksionuar vetë Zoti i gjithësisë dhe Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem mësuesi i njerëzisë, kështu që ne si besimtarë muslimanë, duhet të jemi të vetëdishëm që të lartësojmë dhe madhërojmë kulturën tonë Islame, e jo të pranojmë asimilimin e kulturës tonë të shkëlqyer, për ta zëvendësuar atë me kulturat perëndimore, të cilat zakonisht e kanë si bazë të tyre kulturën e vjetër Romake, filozofinë

greke, traditën krishtere dhe para së gjithash, kulturën e sotme moderne, e cila është tërësisht e fokusuar për devijimin e njeriut të kësaj kohe.

Mu për këtë shkak, muslimanit nuk i nevojitet kultura perëndimore, sepse e ka kulturën e vet Islame dhe përmes saj mund të ngritet në piedestalin e lartë të garimit me kulturat botërore, e jo duke imituar dhe duke shkelur mbi të vetën. Një gabim që kanë bërë muslimanët në të kaluarën, ka qenë përkthimi i literaturës greke në atë arabe, që shkaktoi depërtimin dhe përzierjen e kulturës greke me atë Islame, me çka edhe filluan muslimanët të largohen nga rruga e drejtë. Kurse në ditë të sodit, muslimanët janë duke bërë përzierjen e kulturës së tyre me atë perëndimore, duke imituar festat e tyre pagane, me çka janë duke lejuar depërtimin e kulturës pagane perëndimore në mesin e tyre Islam, me çka po shkaktojnë largimin e muslimanëve nga vlerat e tyre origjinale.

Prej elementeve të rëndësishme që përbëjnë kulturën e një populli, padyshim janë edhe festat e ndryshme, të cilat njerëzit i festojnë në baza vjetore, qofshin ato fetare, kombëtare ose lokale, por të gjitha shërbejnë që njerëzit të përkujtojnë ditë dhe ngjarje të caktuara, përmes së cilave u shprehet respekt figurave të cilëve u dedikohen këto festime. Edhe ne si musliman, kemi festat tona Islame dhe nuk jemi aspak nevojtarë që të pranojmë festat e huaja si tonat, duke i madhëruar vlerat e huaja, e duke harruar vlerat tona.

Andaj, duke parë se në kohën e sotme shumë shtete perëndimore, mundohen me të gjitha mënyrat që të fusin në mesin e popullatës sonë festa të huaja, të cilat nuk kanë qenë aspak të njohura në të kaluarën tonë, ne si musliman, nuk

duhet të tregohemi shumë tolerant në pranimin e vlerave të huaja, që nuk kanë asgjë të përbashkët me ne, sidomos festat pagane ose ato të feve të huaja, për të cilat më së paku kemi nevojë.

Duke dëgjuar shpesh në mesin e popullit, se `nuk e shohin si rrezik depërtimin e festave të huaja në mesin tonë, me arsyetimin se ato nuk kanë ndonjë prapavijë djallëzore, se ato nuk e rrezikojnë identitetin tonë fetarë ose kombëtarë, dhe se ato janë festa ndërkombëtare dhe festohen në gjithë botën, duhet t`i pranojmë ato dhe të mos i kundërshtojmë ata që mundohen t`i mbjellin në kulturën tonë`, ne e pamë të arsyeshme që të përmbledhim një punim ku do të shënojmë në fillim festat Islame, ditët dhe netët e dalluara në kalendarin islamik, të cilat duhet t`i interesojnë muslimanit dhe të vetmet të cilat duhet t`i kremtojë, po ashtu në pjesën e dytë të librit kemi paraqitur edhe disa festa të huaja të cilat kanë depërtuar në mesin tonë kohëve të fundit, por edhe festat që kanë qenë më herët prezente në trojet tona, ku do të paraqesim për çdonjërën prej tyre historikun dhe domethënien e festimit të tyre, që muslimanët të largohen nga këto festime të cilat nuk kanë asnjë bazë fetare ose edhe logjike.

Gjithashtu, për shkrimin e këtij libri, jemi të nxitur edhe nga fakti se shumë njerëz të cilët thirren si musliman, por nga ana tjetër ende i "vajtojnë" festat e lashta pagane të cilat kanë qenë prezente në mesin e popullatës sonë, kinse në kohën kur i kanë festuar ato festa kanë qenë shumë të lumtur dhe kanë bërë gabim hoxhallarët që kanë bërë thirrje për eliminimin e tyre, sepse popullata jonë i ka madhëruar ato pa masë. Bile disa të tjerë, mundohen vende vende edhe të ringjallin dhe të përhapin këto festa pagane në trojet tona,

bëhet thirrje që ato të praktikohen siç janë praktikuar deri para disa viteve, saqë edhe shumë "intelektual" inicojnë edhe emisione dhe programe të veçanta, për të shfaqur nëpër mediume mënyrën e praktikimit të këtyre festave.

Ne kemi dëshirë që përmes këtij libri, të mbjellim në mendjen e muslimanit se ajo që duhet të festohet është vetëm festa Islame, të dijë për netët dhe ditët me vlera të veçanta në historinë Islame dhe të largohet përfundimisht nga festimet të cilat kanë prapavijë pagane dhe ringjalljen e periudhës së *xhahilijetit* në mesin tonë.

Shpesh shohim se kur muslimanët bëjnë thirrje të mos festohen këto festa, ngriten në këmbë islamofobët dhe jomuslimanët duke i kritikuar se përse flasin kundër vitit të ri apo festave tjera!! Ne si musliman nuk bëjmë thirrje që këto festa të braktisen nga të krishterët, por i thërrasim muslimanët që të largohen nga festimi i festave krishtere ose pagane, andaj nuk e kuptoj përse duhet të reagojnë të tjerët, kur ne ua mësojmë fenë Islame muslimanëve dhe i këshillojmë që të largohen nga festat e huaja.

Ne si musliman, kemi qenë çdoherë tolerant ndaj atyre që festojnë festat joislame në rajonet e banuara me musliman, por brenga dhe reagimi ynë vjen si pasojë e imponimit të mediave dhe islamofobëve që muslimanët të festojnë një festë jo Islame, andaj ne nuk heshtim dhe nuk do të tolerojmë që muslimanëve t`u normalizohen festat e huaja.

Ne kemi shembullin më të mirë dhe më të lartë tek Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem siç thotë Zoti në Kuran: **"Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin**

**e All-llahut...”**[1] ndërsa ai në këtë aspekt ishte në piedestalin më të lartë, siç thuhet në Kuran: **“Vërtet, ti je në një shkallë të lartë morali!”.**[2] Zoti edhe besimtarët i vlerëson lart kur thotë: **“E mos u dobësoni (fizikisht) dhe mos u dëshpëroni (shpirtërisht) derisa ju jeni më të lartit, po qe se jeni besimtarë të sinqertë”.**[3]

Dhe përderisa kemi shembëlltyrën më të lartë dhe më të mirë, kemi vlerësimin e Zotit se ne jemi më të lartët, atëherë për çfarë arsye të biem poshtë dhe të marrim fundërinat, kur Zoti na ka bërë neve që të jemi shembull për të tjerët dhe të marrin prej nesh udhëzimin dhe përmirësimin, kurse ne veprojmë të kundërtën e kësaj, marrim prej të huajve dhe largohemi prej piedestalit dhe biem në nivelet më të ulta.

Në këtë libër, janë shënuar netët dhe ditët e dalluara Islame. Kemi shënuar dy festat Islame të cilat janë dy festat e Bajrameve, ditët dhe netët e mëdha të cilat kanë vlera të veçanta si Dita e Arafatit, Nata e Kadrit, etj, po ashtu edhe ditët historike, si lufta e Bedrit, çlirimi i Mekes, etj.

Dijetarët e kanë konsideruar natë të mirë edhe ditëlindjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem që njihet me nocionin *Mevlid*, por ne nuk e kemi përfshirë në këtë libër, shkaku se për mevludin kemi shkruar një broshurë të veçantë[4], kështu që nuk deshëm që ky libër të zgjerohet duke e përsëritur temën e njëjtë edhe këtu.

---

[1] Kurani, Ahzab, 21;
[2] Kurani, Kalem, 4;
[3] Kurani, Ali Imran, 139;
[4] Libri “Mevludi” është botuar në vitin 2016;

Edhe dita e xhuma është dita më e mirë e javës dhe ka vlera të veçanta, por nuk e kemi përfshirë në këtë libër sepse për vlerën e kësaj dite kemi përkthyer një libër të veçantë, nga imam Sujuti me titull: “Veçoritë e ditës së xhuma” e botuar në vitin 2023, gjithashtu jemi në përgatitje të sipër edhe të një libri mbi namazin, ku inshallah do të përfshihet më gjërësisht edhe vlera dhe veçoria e ditës së xhuma.

## CILAT PRAKTIKA I LEJOHEN MUSLIMANIT QË T`I MERR NGA TË HUAJT?

Dikush mund të pyes se a vallë asgjë nuk lejohet të merret nga dituria dhe praktikat e të huajve? Sa i përket kësaj problematike, nëse janë gjëra që nuk ndërlidhen me fenë, besimin, adhurimin ose kulturën Islame, atëherë nuk lejohet të imitohen të huajt në këtë drejtim, ndërsa nga ana tjetër lejohet të merren gjëra të cilat kanë të bëjnë me çështjet e kësaj bote, si dhe të përfitohet nga dituria dhe përvoja e tyre.

Ka situata kur vetë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka pranuar disa praktika nga të huajt, të cilat kanë qenë me dobi për shoqërinë muslimane dhe nuk kanë prekur në identitetin dhe fenë tonë. Në këtë drejtim kemi shumë raste të ndryshme, por ne do të përmendim vetëm disa. Transmeton Mugire b. Shu`be r.a. i cili thotë: “Isha me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në një ekspeditë luftarake dhe ai më tha mua: *“O Mugire, merre enën prej lëkure”*. Unë e mora, ndërsa i Dërguari i Allahut vazhdoi të ecë derisa u largua prej meje dhe e kreu nevojën. Ai kishte veshur xhyben e *Shamit* dhe deshi ta heqë dorën e tij prej mëngëve,

mirëpo ajo ishte e ngushtë dhe ai e nxori nën të...”.[5] Nga ky hadith shohim se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka pasur të veshur një veshje e sjellur prej Shami, e cila nuk është prodhuar nga muslimanët, por nuk ka parë ndonjë pengesë që ta veshë atë përderisa ajo nuk ka qenë ndonjë veshje e veçantë dhe dalluese për të tjerët.

Më pas e kemi hadithin që e transmeton Xhudame el-Esedije r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Pata menduar t`ua ndalojë “gilen”,[6] por përkujtova persianët dhe romakët të cilët e bëjnë një gjë të tillë dhe kjo nuk i dëmton aspak fëmijët e tyre”.*[7]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pranoi që të vulos letrat që ua dërgonte të tjerëve, edhe pse një veprim i tillë ishte i huaj për muslimanët, por me një dobi të madhe. Transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dëshiroi që t`u dërgojë letër romakëve, por njerëzit i thanë: “O i Dërguari i Allahut, të huajt nuk i pranojnë letrat që nuk janë të vulosura!” Atëherë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem urdhëroi që t`i përpunohet një unazë prej argjendi dhe aty shkroi “*Muhamedun resulullah*”. Enesi tha: “Sikur e shoh shkëlqimin e saj në dorën e tij”.[8]

---

[5] Buhariu, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab es-salati fi`l-xhubbeti`sh-shamijjeti, nr.363; Muslimi, “Sahih”, kitab et-Taharetu, bab el-mes`hu ale`l-huffejni, nr.274; etj.
[6] *Marrëdhënia intime me gruan gjatë kohës kur ajo është gjidhënëse dhe ngelja me barrë kur ajo është në periudhën e mekimit të fëmijës;*
[7] Muslimi, “Sahih”, kitab en-Nikahu, bab xhevazu`l-gileti, nr.1442; etj.
[8] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Ahkami, bab esh-shehadeti ale`l-hadhi`l-mahtumi, nr.7162; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Libasu ve`z-zinetu, bab fi`t-tihadhi`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem hatemen, nr.2092; etj.

Ai gjithashtu pranoi propozimin e Selman Farisijut r.a. që të gropohen hendeqe për ta mbrojtur qytetin prej armiqëve gjatë betejës së Hendekut.

Këto dhe shumë ngjarje tjera nga jeta e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, na lënë për të kuptuar se ai nuk e ka kundërshtuar marrjen prej të huajve për sa i përket gjërave me interes të përgjithshëm të cilat i sjellin dobi komunitetit musliman, por kur është në pyetje ndryshimi i identitetit dhe kulturës, futjes së risive dhe ndryshimeve në fe, këtë aspak nuk e ka toleruar dhe vazhdimisht në jetën e tij e ka kundërshtuar.

Në këtë drejtim janë edhe festat. Andaj edhe zgjodhëm që të flasim për to, që muslimanët të mos mendojnë se lejohet të imitohen të huajt dhe të merret prej tyre mënyra e festimit.

Nga ky punim, shpresojmë që besimtarët musliman të përfitojnë në këtë botë dhe në botën tjetër, që të largohen nga festimi i festave të huaja dhe të kenë njohuri se prej nga e kanë prejardhjen ato, e nga ana tjetër të mësojmë më shumë mbi festat tona dhe vlerësimin e tyre.

Ne jemi falënderues dhe mirënjohës për të gjithë ata të cilët në mënyra të ndryshme e ndihmuan botimin e këtij libri dhe bëjmë lutje që Allahu xh.sh. t`i shpërblejë në këtë botë dhe në botën tjetër, si dhe që ky punim të na rëndojë në Peshoren e Ditës së Gjykimit në veprat e mira dhe të pranuara.

# *NATA E KADRIT*

Muaji Ramazan ngërthen në vete shumë mirësi të cilat nuk mund të numërohen, ai është një mysafir që vjen një herë në vit, por sjellë me vete mirësi të shumta. Në brendësinë e vet, mban një margaritarë të çmuar, që ka rëndësi sa një mijë muaj, ajo është nata e Kadrit. Kjo natë, është prej netëve më të vlefshme në kalendarin Islam, pasi me të nuk mund të barazohet asnjë natë tjetër.

Por, përse të jetë e dalluar kjo natë prej netëve tjera? Çka e bën atë aq të dalluar, saqë Zoti e përmendi atë në Kuran dhe një sure të veçantë e emërtoi me këtë emër?

Zoti në mesin e të gjitha krijesave, dalloi disa mbi të tjerat. Shembull, Zoti nga të gjitha krijesat, dalloi njeriun. Prej njerëzve dalloi muslimanin. Në mesin e myslimanëve, dalloi pejgamberët, kurse mes tyre dalloi Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Prej të gjithë umeteve, zgjodhi umetin e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Në mesin e melekëve, e dalloi Xhibrilin a.s. Në gjithë rruzullin tokësorë, zgjodhi Meken dhe Medinen si vende të dalluara. Prej 12 muajve, zgjodhi muajin Ramazan, e në mesin e ditëve, e zgjodhi ditën e Arafatit, kurse në mesin e netëve, e zgjodhi natën e Kadrit. Pika e përbashkët e të gjitha këtyre vlerave, është Kurani. Ramazani është muaji më i dalluar, sepse në atë muaj filloi të zbres Kurani. Nata e Kadrit është më e vlefshme, sepse atë natë u zbrit Kurani. Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është pejgamberi më i dalluar sepse atij iu zbrit Kurani. Umeti jonë është më i dalluar sepse jemi umet që punojnë me Kuranin. Xhibrili a.s. është meleku më

i zgjedhur sepse u zgjodh për ta sjellë Kuranin. Mekeja është qyteti më i dalluar sepse aty filloi të zbres Kurani. Dita e Arafatit është dita më e vlefshme, sepse atë ditë u përmbyll shpallja e Kuranit. Pra, shohim se çdo gjë që ndërlidhet me Kuranin, merr një vlerë të veçantë dhe dallohet nga të tjerat, sepse Kurani është fjala e Zotit.

Mu për këtë arsye, edhe nata e Kadrit është dalluar nga gjitha netët tjera, sepse në këtë natë filloi zbritja e Kuranit dhe filloi të ndriçohet bota me dritën e tij dhe të largohet errësira e injorancës që kishte kapluar mbarë botën. Nata e Kadrit është paqë, sepse edhe Kurani zbriti për ta përhapur paqen nëpër botë dhe të largojë padrejtësitë. Nata e Kadrit është shpëtim, sepse edhe Kurani zbriti që ta shpëtojë racën njerëzore nga intrigat e shejtanit dhe nefsit, si dhe ta çlirojë nga robëria ndaj njeriut, në robërim ndaj Zotit të Gjithësisë. Nata e Kadrit është përcaktuese për gjithçka, sepse edhe Kurani ka ardhur të qartësojë gjithçka dhe t`u mësojë njerëzve të gjitha gjërat që kanë nevojë për organizimin e jetës shoqërore.

Në vazhdim do të ofrojmë të dhëna më të hollësishme mbi këtë natë madhështore dhe të kuptojmë se si e paraqet feja Islame vlerën e kësaj nate.

## KUPTIMI I EMRIT TË KËSAJ NATE

Fjala *Kadër* buron nga rrënja e foljes قدر që ka këto kuptime: nderim, respektim, përcaktim, shtrëngim, mund, të qënurit

në gjendje, i aftë, kompetent, lavdëroj, respektoj, nderoj, jap, ndaj, caktoj, vlerësoj, e shumë kuptime tjera.[9]

## PSE ËSHTË QUAJTUR ME KËTË EMËR?

Është quajtur me këtë emër shkaku se në atë natë zgjidhet fati i të gjitha krijesave, si jeta, lindja, vdekja, fatkeqësitë, problemet, lumturia, dëshpërimi, bereqeti, thatësia, e gjëra tjera të shumta. Muxhahidi thotë shkaku se kjo natë është Natë e vendimit (hukmit).[10]

Zuhriu thotë se është quajtur me këtë emër për shkak se është natë madhështore dhe e respektuar.[11]

Alusi thotë se është quajtur *Nata e Kadrit* sepse në këtë natë përcaktohen (*takdir)* gjërat, siç përcjell Ibni Abasi r.a. dhe të tjerë, që në këtë natë përcaktohet se çka do të ndodhë brenda vitit, si rënia e shiut, furnizimi, jeta dhe vdekja deri në vitin e ardhshëm.[12]

Disa thonë që e ka marrë këtë emër për shkak se në këtë natë, Zoti cakton atë që dëshiron prej çështjeve për vitin që vijon, si vdekja, *exheli, risk*-u dhe gjëra tjera.[13]

---

[9] Shih: Isa Memishi, "Fjalor arabisht-shqip", vëll.2, fq.363; më gjërësisht për kuptimin e nocionit Kadër shih: Razi, "Muhtaru`s-Sihah", fq.523-524;

[10] Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan", vëll.24, fq.544;

[11] Alusi, "Ruhu`l-Meani", 30/192;

[12] Alusi, "Ruhu`l-Meani", 30/192;

[13] Shih: Ebu Lejth es-Samerkandi, "Bahru`l-Ulum", vëll.3, fq.496;

Samerkandi thotë gjithashtu se nata e Kadrit është quajtur në Kuran edhe si nata e begatshme (*Lejletun mubareke*) sepse gjatë kësaj nate zbret e mira, bereqeti dhe mëshira.[14]

Sheukani përmend mendimin e disave që thonë se është emërtuar ***kadër*** shkaku i vlerës dhe nderit që ka. Disa kanë thënë se ka marrë këtë emër se nënshtrimi ndaj Zotit ka shumë nderime dhe shumë shpërblime. Halili thotë se ka marrë këtë emër sepse toka mbushet me melek.[15]

Këto janë disa mendime të dijetarëve mbi arsyen e emërtimit me këtë emër, ndërsa ka edhe shumë dijetarë të cilët kanë shprehur mendimet e tyre, por që nuk ka nevojë të shënohen të gjitha, pasi mjaftojnë vetëm disa sa për të pasur një pasqyrë mbi emërtimin e kësaj nate me këtë emër.[16]

## NATA E KADRIT PËRMENDET EDHE NË KURAN

Allahu xh.sh. natën e Kadrit, e përmend në dy vende në Kuran. Në suren Duhan tha: **"Ne e zbritëm Kuranin në një natë të bekuar (pra, në natën e Kadrit), vërtet Ne gjithmonë kemi qenë paralajmërues. Në atë (natë), zgjidhet çdo çështje në mënyrë të prerë".[17]**

---

[14] Ebu Lejth es-Samerkandi, "Bahru`l-Ulum", vëll.3, fq.496;

[15] Shih: Sheukani, "Fet`hu`l-Kadir", vëll.5, fq.633;

[16] Për më shumë mendime, mund të referoheni edhe te: Alusi, "Ruhu`l-Meani", 30/192; etj.

[17] Kurani, Duhan, 3-4;

Nga ky ajet kuranorë, kuptojmë se kjo natë është nata e zbritjes së Kuranit, është natë e bekuar dhe se në të ndahen të gjitha çështjet dhe përcaktohen shumë gjëra. Katade thotë që këtë natë caktohet se çka do të ndodhë brenda atij viti.[18]

Allahu xh.sh. për çështjen e natës së Kadrit, shpalli edhe një sure të plotë, e cila quhet *Kadër*, që përbëhet prej pesë ajeteve, ku thuhet: **"Ne e kemi zbritur atë (Kuranin) në natën e Kadrit. E ç`të bëri ty të dish se çka është nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se 1000 muaj. Me lejen e Zotit të tyre, në të zbresin melekët dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo është paqe deri në mëngjes".**[19]

Në këtë kaptinë shohim disa veçori të kësaj nate të bekuar. Edhe këtu tregohet se Kurani është zbritur në natën e Kadrit. Tregon se më parë, nuk është ditur nga njerëzit se çka është nata e Kadrit, ndërsa Allahu xh.sh. e bëri të njohur dhe të ditur për umetin tonë përmes shpalljes hyjnore.

## NË TË FILLOI SHPALLJA E KURANIT

Kjo natë, është e veçantë sepse në të filloi të shpallet lidhja e fundit në mes qiellit dhe tokës, lidhja mes hyjnores dhe njerëzores. Filloi shpallja e Librit të Fundit të Zotit, drejtuar njerëzimit, Kurani i shenjtë.

---

[18] Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan", vëll.24, fq.547;

[19] Kurani, Kadër, 1-5;

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke qenë i irrituar nga idhujtaria e mekasve, veçohej në shpellën *Hira* për të medituar dhe duke iu bërë e dashur vetmia, nga shkaku se ndonjëherë vetmia është shoqërimi më i mirë, sesa shoqërimi me njerëz të këqij të cilët të humbin fenë dhe besimin. Në ato çaste, i erdhi Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem meleku Xhibril a.s. në formën e tij të vërtetë, duke e urdhëruar në emër të Zotit, që të fillojë të lexojë. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Unë nuk di të lexoj".*[20] Këtë urdhër ia përsëriti edhe një herë, ndërsa në herën e tretë, Xhibrili ia përcolli ajetet e para të Kuranit të madhërueshëm: **"Lexo në emër të Zotit i Cili krijoi",**[21] me çka u bë lidhja e parë në mes shpalljes së fundit dhe njerëzimit, për ta nxjerrë njerëzimin prej errësire në dritë. Kjo ishte në natën e Kadrit, kur filloi shpallja e Kuranit të Madhërueshëm. Se nata e Kadrit është në Ramazan, aludon edhe ajeti kuranor ku Zoti thotë: **"Muaji i Ramazanit, që në të (filloi të) shpallet Kurani...".**[22]

Ibni Abasi r.a. thotë: "Kurani ka zbritur si tërësi natën e Kadrit në Ramazan në qiellin e kësaj bote, e kur Allahu xh.sh. ka dëshiruar të dërgojë diçka në tokë (prej ajeteve kuranore) e ka zbritur atë derisa është tubuar i tëri".[23]

Ndërsa Shabiu mendon se ajetet e para të Kuranit kanë filluar të zbresin në natën e Kadrit.[24]

---

[20] Shih: Buhariu, "Sahih", kitab Bed`il-Vahji, nr.3; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab bed`ul-Vahji, nr.160; Ahmedi, "Musned", 43/52, nr.25.865; etj.
[21] Kurani, Alek, 1;
[22] Kurani, Bekare, 185;
[23] Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan", vëll.24, fq.542;
[24] Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan", vëll.24, fq.543;

Në këtë natë filloi udhëzimi i njerëzimit në fenë e vërtetë Islame, fe e cila është e vetme e pranuar tek Allahu xh.sh. Nëse arrijmë ta shfrytëzojmë si duhet këtë natë, mund edhe të qëllojmë shpëtimin tonë të përhershëm në botën e përjetshme.

Imam Maturidiu përmend se disa e komentojnë fjalën e parë të ajetit kuranor: **"Ne e kemi zbritur atë në natën e Kadrit"**[25] se me pjesëzën "**hu**" (atë) ka për qëllim Paqen (**selam**) e cila përmendet në ajetin e fundit të sures Kadër (e jo Kuranin).[26]

Kurse Alusi thotë se me pjesëzën **"hu"** (atë) ka për qëllim Kuranin dhe kjo sipas shumicës së komentatorëve të Kuranit.[27] Ai potencon se ka prej komentuesve që me këtë pjesëz, aludojnë në Xhibrilin a.s., pra sipas tyre, kuptimi i kësaj pjesëze është, se e kemi zbritur atë (Xhibrilin a.s.) në natën e Kadrit.[28]

## NATA E KADRIT VLEN SA 1000 MUAJ

Më pas, na bën me dije se nata e Kadrit është më e vlefshme se 1000 muaj. Njëmijë muaj, janë të barabarta me 83 vjet e tre muaj[29] (1000/12=83.3). Që do të thotë se Nata e Kadrit është më e vlefshme se 1000 muaj, e jo e barabartë me 1000

---

25 Kurani, Kadër, 1;
26 Shih: Maturidiu, "Te`vilatu`l-Kur`an", vëll.17, fq.278;
27 Alusi, "Ruhu`l-Meani", 30/189;
28 Alusi, po aty, 30/189;
29 Sheukani, "Fet`hu`l-Kadir", fq.1641;

muaj, e Allahu xh.sh. e di më mirë se sa është vlera reale e saj.

Imam Maliku shënoi se Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem iu bë e mundur që të shikojë jetëgjatësinë e popujve tjerë, i shikonte si të paarritshme adhurimet e tyre që kishin bërë ata, dhe Allahu xh.sh. ia dha natën e Kadrit”.[30]

Katade në lidhje me ajetin **“është më e dobishme se 1000 muaj”** thotë: “Është më e dobishme se njëmijë muaj në të cilat nuk gjendet nata e Kadrit”.[31]

Kjo natë është aq e vlefshme, saqë Pejgamberi jonë sal-lallahu alejhi ve sel-lem në 10 netët e fundit, mbyllej në xhami për ta kërkuar këtë natë dhe për ta kaluar në adhurim ndaj Zotit të Gjithësisë.

Këtë e ka vepruar Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për të na mësuar neve, që ta kërkojmë këtë natë e mos të na kalojë pa hetuar, sepse në këtë natë, falen të gjitha mëkatet nëse ajo kalohet në adhurim me sinqeritet. Trasmetohet nga Ebu Hurejre r.a. se Muhammedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush ngrihet (lutet) Natën e Kadrit, me bindje e kënaqësi, i falen mëkatet e bëra”.*[32]

---

[30] Maliku, “Muvetta”, kitab I`tikaf, bab ma xhae fi lejletil kadr, nr.642;
[31] Abdurezaku, “Tefsir Abdurezak”, fq.445, nr.3662;
[32] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab kijamu lejleti`l-kadri mine`l-imani, nr.35; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Mesaxhidu, bab et-tergibu fi kijami Ramadane ve huve`t-teravihu, nr.760, Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Salati, tefriu ebvabu shehri Ramadan, bab fi kijami shehri Ramadane, nr.1372; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab es-Saumi, bab ma xhae fi fadli shehri Ramadane, nr.683 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih;

Vallë, a kujdesemi ne në këtë formë, që ta presim dhe kërkojmë natën e Kadrit, kur ne nuk bëjmë as përpjekjet më të vogla për ta kërkuar, bile edhe nëse do t`na tregohej me saktësi ajo natë, do të kishte të tillë, që nuk do ta shfrytëzonin atë rast. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka qenë i garantuar me Xhenet, por përsëri e ka kërkuar me adhurim, po ashtu i ka pasur mëkatet e falura, por nuk ka hequr dorë nga kërkimi i saj, saqë për këtë qëllim, është mbyllur edhe në xhami.

Nëse e qëllon këtë natë, do të shkruhet shpërblim sikur ta kishe bërë atë ibadet mbi 83 vjet. Shembull, nëse atë natë, e falë një namaz nafile, do të shkruhet sikur ta kishe falur atë namaz rregullisht për 83 vjet. Ose nëse do të kishe dhënë 100 denarë sadaka, do të shkruhet sikur të kishe dhënë 100 denarë rregullisht për 83 vjet.

Muxhahidi ka thënë se agjërimi dhe namazi gjatë kësaj nate, është më i vlefshëm se agjërimi dhe falja përgjatë njëmijë muajve në të cilat nuk gjendet nata e Kadrit”.[33]

Por, ai i cili flen në të gjitha netët e Ramazanit dhe nuk i intereson vlera e saj, për të s`ka vlerë as sa 1000 muaj ose sa 1 milion vjet, sepse për të nuk ka rëndësi, ngase ai nuk mundohet aspak ta kërkojë atë.

Po ashtu, Aishja r.a.h. thotë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e shtonte adhurimin e tij, në dhjetë netët e fundit të Ramazanit, kur shpresohet edhe të jetë nata e Kadrit, ku

---

Nesaiu, “Sunen”, kitab es-Sijami, bab 40, nr.2209; Ahmedi, “Musned”, 14/241, nr.8576; etj.

[33] Abdurezaku, “Tefsir Abdurezak”, fq.446, nr.3665;

këto ditë janë shpëtim nga zjarri i Xhehenemit. Transmeton Selman el-Farisiu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"...Ramazani është i tillë në të cilin 10 ditët e para janë mëshirë, 10 ditët e mesme janë falje të mëkateve dhe 10 ditët e fundit janë shpëtim nga zjarri i Xhehenemit..."*. [34]

Allahu xh.sh. e caktoi këtë natë në fund të muajit Ramazan, që besimtarët të marrin shpërblimin tyre të agjërimit në fund të muajit, siç e merr punëtori rrogën e tij në fund të muajit për punën që ka bërë.

## ZBRITJA E MELEKËVE NË KËTË NATË

Në ajetin kuranor, me shprehjen *Ruh*, sipas shumicës së komentuesve të Kuranit, aludohet në Xhibrilin a.s.[35] Imam Maturidiu mban qëndrimin se me fjalën *Ruh* aludohet në Mëshirën e Zotit.[36]

Mul-la Ali el-Kariu thotë se me termin *Ruh* është e mundur të ketë për qëllim Xhibrilin a.s., por mundet të jetë edhe ndonjë melek i madh, ose edhe shpirtërat e pejgamberëve.[37]

Alusi thotë që disa komentojnë se bëhet fjalë për melekët mbrojtës (*Hafedha),* por ka edhe të tjerë që thonë se bëhet fjalë për krijesa që nuk janë melek, e as prej njerëzve, sepse

---

[34] Ibni Huzejmeh, "Sahih", fq.910-911, nr.1887; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/223, nr.3336; por hadithi ka transmetues të dobët (shih në fusnotën e Bejhekiut);

[35] Shih: Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan", vëll.24, fq.547; Sheukani, "Fet`hu`l-Kadir", fq.1641;

[36] Maturidiu, "Te`vilatu`l-Kur`an", vëll.17, fq.281;

[37] Mul-la Ali el-Kariu, "Envaru`l-Kuran", vëll.5, fq.350;

Zoti krijon çka ne nuk dimë, e nuk e di ushtrinë e Zotit askush përpos Tij. Disa thonë se zbresin shërbëtorët e banorëve të Xhenetit. Disa të tjerë thonë se bëhet fjalë për zbritjen e Isait a.s. i cili zbret dhe e viziton Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa disa të tjerë kanë thënë se zbresin shpirtërat e besimtarëve, të cilët i vizitojnë familjet e tyre. Ka disa të tjerë të cilët thonë se në këtë natë zbret Mëshira.[38]

Në natën e Kadrit zbresin melekët në krye me Xhibrilin a.s. ku përcaktohet çdo çështje me saktësi. Shohim se sa nder u bën Zoti besimtarëve! Melekun më të zgjedhur, Xhibrilin a.s. të cilin e zbriti në tokë vetëm për pejgamberët, e zbret për çdo vit në tokë në natën e Kadrit për besimtarët musliman.

## NATA E KADRIT ËSHTË PAQE

Kjo natë, është paqe dhe shpëtim deri në mëngjes, bazuar në ajetin e fundit të sures Kadër. Sa i përket fjalës **Selamun** në ajetin e fundit të sures, dijetarët kanë shprehur mendime të ndryshme, ndër të cilat është edhe mendimi i Shabiut i cili thotë se melekët u japin selam atyre që janë në xhami dhe kështu veprojnë deri në mëngjes. Ata kalojnë pranë çdo besimtari dhe besimtareje dhe e përshëndesin me selam duke i thënë: “Selamu alejkum o besimtar”. Disa kanë thënë se melekët përshëndeten në mes vete me selam.[39]

---

[38] Alusi, “Ruhu`l-Meani”, 30/195;

[39] Shih: Maturidiu, “Te`vilatu`l-Kur`an”, vëll.17, fq.282; Sheukani, “Fet`hu`l-Kadir”, fq.1641;

Ibni Zejdi thotë se në këtë natë nuk ka sherr (të këqija).[40]

Muxhahidi në lidhje me pjesën e ajetit kuranorë **“Paqe është ajo”** ka thënë: “Ajo është shpëtuese, shejtani nuk ka mundësi që gjatë kësaj nate të bëjë të këqija e as të shkaktojë veprime të pakëndëshme”.[41]

## PSE IU DHA UMETIT TONË NATA E KADRIT?

Duke pasur parasysh se njerëzit e periudhës së mëvonshme do të jetojnë jo më shumë se 70-80 vjet, e pak janë ata që do ta tejkalojnë këtë moshë, ndërsa popujt e mëparshëm jetonin më gjatë dhe kishin mundësi të bënin më shumë vepra të mira gjatë kësaj periudhe të gjatë kohore, nga Mëshira e Tij, Zoti ia dhuroi këtij umeti natën e Kadrit i cili ka vlerën e më shumë se njëmijë muajve, që besimtarëve të këtij umeti jetëshkurtër t`ua mundësojë të arrijnë shpërblimet të cilat kanë pasur mundësi t`i arrijnë vetëm ata që kanë jetuar mbi njëmijë vjet.

Muxhahidi thotë që i është përcjellur se në mesin e beni Israilëve ishte një njeri i cili kishte përdorur shpatën e tij në rrugë të Allahut përgjatë njëmijë muajve, duke mos e lëshuar aspak, e këtë ua përmendi i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem shokëve të tij, e ata u mahnitën me fuqinë dhe të arriturën e tij, atëherë Allahu xh.sh. e zbriti ajetin kuranorë: **“Nata e Kadrit është më e vlefshme se njëmijë muaj”.** Allahu xh.sh. thotë se nata e Kadrit është më mee vlerë se njëmijë muajt që i kaloi ky njeri nga beni

[40] Taberiu, “Xhamiu`l-Bejan”, vëll.24, fq.549;
[41] Bejhekiu, “Shu`abu`l-Iman”, 5/280, nr.3425;

Israilët me shpatën e tij në rrugë të Allahut dhe që nuk e kishte lëshuar aspak.[42]

## ÇFARË PREFEROHET TË BËHET NË KËTË NATË

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e nxiti ummetin e vet, që në këtë natë të kërkojnë falje sa më shumë për mëkatet që kanë kryer, sepse çdo njeri është gabimtar, por më i miri prej tyre, është ai që pendohet. Kur Aishja r.a.h. e pyeti të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem se nëse hasi në këtë natë, çka të them?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Thuaj: "ALLAHUMME INNEKE AFUVVUN, TUHIBBU`L-AFVE, FA`FU ANNI". (O Allah, Ti je falës, e do faljen, më fal mua).*[43]

Neveviu thotë se preferohet që të përsëritet sa më shumë kjo lutje gjatë kësaj nate. Po ashtu preferohet që të lexohet Kuran, po edhe të bëhen dhikre dhe lutje tjera të pëlqyera në ndonjë vend të ndershëm".[44]

---

[42] Muxhahidi, "Tefsir`ul-Imam Muxhahid bin Xhebër", fq.730;
[43] Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Dea`avati, bab 89, nr.3524 dhe thotë se ky hadith është Hasenu-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Duai, bab ed-duau bi`l-afvi ve`l-afijeti, nr.3850; Ahmedi, "Musned", 42/236, nr.25.384; Hakimi, "El-Mustedrek", 1/712, nr.1942 dhe thotë se hadithi është Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, por ato nuk e kanë shënuar;
Neveviu në "El-Edhkar", fq.322, nr.558 e vërteton se zinxhiri i këtij hadithi është Sahih;
Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se zinxhiri i tij është Sahih, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden te dy sahihet;
[44] Neveviu, "El-Edhkar", fq.322, nr.558;

Duhet të mundohemi që mos na ikin namazet e teravive, por të angazhohemi sa më shumë në këto dhjetë netët e fundit të Ramazanit. Të mundohemi të përfundojmë një *hatme* Kurani brenda muajit Ramazan, sepse ky muaj njihet edhe si muaji i lexuesve të Kuranit. Të shtojmë duatë dhe lutjet për vete, për të tjerët dhe për gjithë njerëzit në tokë. Të mundohemi të shtojmë dhënien e sadakasë, të dëgjojmë ligjërata, të falim namaze nafile, të vizitojmë familjen dhe shoqërinë për hir të Allahut xh.sh.

Është mirë të bëjmë praktikë faljen e namazit të natës, sidomos gjatë kësaj nate, sepse ka vlerë të madhe. Por, gjatë gjithë këtyre adhurimeve, duhet të kemi kujdes që të mos i publikojmë ato nëpër rrjetet sociale, sepse sot ka shumë të tillë, që shkojnë nëpër xhami të ndryshme për të falur namaze vullnetare, por e publikon atë me foto nëpër rrjete sociale, gjë e cila ia pakëson ose ia humb shpërblimin tërësisht. Duhet të kujdesemi që të jemi të sinqertë në veprat tona dhe t`i bëjmë ato për hir të Allahut xh.sh. dhe jo për reklama dhe lavdata. Disave ju ndodhë që të falen me orë të tëra namaz nate që është vullnetare, e pastaj u kalon namazi i sabahut pa falur. Gjithmonë duhet të jemi të kujdesshëm që të mos e lëmë farzin për shkak të veprave vullnetare.

Por, nëse dikush është punëtorë, e në mëngjes herët duhet të zgjohet për të shkuar në punë, atij i mjafton që t`i kalojë disa çaste në adhurim, që mos i bëhet pengesë adhurimi i shumtë në veprimtarinë e tij të cilën e ka të domosdoshme.

Para së gjithash, para se të kërkojmë natën e Kadrit në cilën natë të Ramazanit gjendet ajo, duhet të kërkojmë vetveten se sa jemi ne të lidhur me atë që u zbrit në natën e Kadrit, që është Kurani?!

Sa jemi ne të lidhur për urdhrin e parë që u shpall në natën e Kadrit, që është fjala LEXO! Ka shumë të tillë që kërkojnë natën e Kadrit, por asnjëherë nuk e zbatojnë atë që u urdhërua në këtë natë, që është leximi dhe hulumtimi, pra, duke lexuar dhe mësuar, do të realizojmë një prej kuptimeve më madhështore të kësaj nate, që është shpallja luftë ndaj analfabetizmit! Kështu që, vepra më e preferuar në këtë natë, do të kishte qenë, që të fillohet me lexim dhe studim.

## FSHEHJA E KËSAJ NATE SHKAKU I GRINDJEVE MES NJERËZVE

Gjatë këtij muaji, duhet të largohemi nga polemikat dhe bisedat që na shtojnë urrejtjen mes njëri-tjetrit, sepse grindja mes myslimanëve, u bë edhe shkak që Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem mos e tregojë se kur është nata e Kadrit.

Transmeton Ubade b. Samiti r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem doli njëherë për t`i njoftuar njerëzit për Natën e Kadrit (se cila është ajo natë), por aty ndodhi një ngatërresë ndërmjet dy burrave nga myslimanët. Për këtë shkak, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Në të vërtetë, unë dola që t`ju tregoj për Natën e Kadrit, por meqë filani dhe filani bënë ngatërresa, dija për ju u hoq, e kjo ndoshta do të jetë më mirë për ju. Andaj kërkojeni atë në të nëntën, në të shtatën dhe në të pestën* (natë nga dhjetë netët e fundit të Ramazanit)".[45]

---

[45] Buhariu, "Sahih", kitab el-Imanu, bab haufi`l-mu`mini, nr.49; Darimiju, "Sunen", kitab es-Saumi, bab fi lejleti`l-Kadri, nr.1822; Ahmedi, "Musned", 37/346, nr.22.672; etj. E shënon edhe Maliku, në "Muvetta", kitab el-I`tikafu, bab ma xhae fi lejleti`l- kadri, nr. 640 por nga Enes b. Maliku r.a.;

Shkaku i grindjeve, u dënuam me humbjen e dijes për ditën e saktë të kësaj nate, andaj tash obligohemi që ta kërkojmë këtë natë dhe nuk dihet se a do ta qëllojmë apo jo?! Kështu që, çdoherë kur njerëzit do të përfshihen nëpër grindje të ndryshme, do të privohen nga mirësi të shumta dhe do të largohen nga Mëshira e Zotit, siç e ngriti dijen për kohën e saktë të kësaj nate, dhe tash detyrohemi dhe mundohemi t`ia qëllojmë asaj, pa e ditur saktë se a e kemi qëlluar apo jo.

## KUR ËSHTË KJO NATË?

Dijetarët, nuk janë të një mendimi për këtë, sepse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk e tregoi, por na la që ta kërkojmë, që mos shndërrohemi në parazitë, të cilët do të presim vetëm atë kohë të caktuar për lutje dhe adhurim, por e fshehu në mënyrë që të aktivizohemi sa më tepër dhe të shtojmë adhurimet. Njëjtë siç nuk u tregua për orën e ditës Xhuma, kur Allahu xh.sh. i pranon lutjet, por e la të hapur që besimtarët brenda asaj dite t`i shtojnë lutjet, e mos varen vetëm prej një çasti të caktuar.

Dijetarët kanë shprehur diku 40 mendime se kur është kjo natë.[46] Ibni Haxher el-Askalani radhit plot 46 mendime të ndryshme të cilat i kanë përmendur dijetarët me gjithë argumentet e tyre.[47] Në vijim do t`i përmendim disa prej këtyre mendimeve.

---

46 Sheukani, "Fet`hu`l-Kadir", fq.1641;

47 Ibni Haxheri, "Fet`hul-Bari", vëll.5, fq.463-468;

Ibni Umeri r.a. mban qëndrimin se nata e Kadrit është në çdo muaj të Ramazanit (në çdo vit).[48]

Hanefitë mbajnë qëndrim se ajo është e papërcaktuar në ndonjë muaj ose ditë brenda vitit, por duhet kërkuar gjatë tërë vitit. Kështu thotë Ebu Bekër el-Xhesasi.[49] Këta mbështeten në transmetimin e Abdullah b. Mes`udit r.a. i cili thotë se nëse e kërkon gjatë tërë vitit, do ta hasësh.[50]

Fakihani thotë se ajo ka qenë vetëm një herë gjatë kohës së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[51]

Ebu Rezin el-Ukajli r.a. mendon se nata e Kadrit është në natën e parë kur fillon muaji i Ramazanit.[52]

Ibni Mulekin mban qëndrimin se nata e Kadrit është në mesin e muajit Ramazan.[53]

Sipas transmetimeve tjera, kuptohet se nata e Kadrit është në dhjetë netët e fundit të muajit Ramazan.

---

48 Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan", vëll.24, fq.545;
49 Ebu Bekër el-Xhesasi, "Ahkamu`l-Kur`an", vëll.5, fq.374;
50 Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi lejleti`l-Kadër, nr.1378; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Tefsiri`l-Kur`ani, bab min sureti`l-Kadri, nr.3351 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 35/121, nr.21.193;
Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (2/528) thotë se ky hadith është Sahih, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është Hasen, për shkak Asimit;
51 Ibni Haxheri, "Fet`hul-Bari", vëll.5, fq.463;
52 Ibni Haxheri, "Fet`hul-Bari", vëll.5, fq.464;
53 Ibni Haxheri, "Fet`hul-Bari", vëll.5, fq.464;

Përcjellë Aliu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i zgjonte banorët e shtëpisë së tij, në dhjetë netët e fundit dhe i urdhëronte edhe ata që të kalojnë natën në adhurim.[54]

Madje në një hadith tjetër, shkon duke u konkretizuar dhe përmend netët tek të këtij muaji, ku transmetohet nga Ubade ibn Samiti r.a. se Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për Natën e Kadrit ka thënë: *"Kjo natë është në Ramazan në dhjetë ditët e fundit, (gjegjësisht) në ditën e njëzet e një, njëzet e tre, njëzet e pestë, njëzet e shtatë, njëzet e nëntë ose natën e fundit. Kush lutet në atë natë me kënaqësi, i falen mëkatet e kaluara dhe të ardhshme".*[55]

Ndër sahabët, më tepër ka zotëruar bindja se nata e Kadrit është në natën e 27-të. Transmeton Muavija r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Lejletu`l-Kadri është në natën e 27".*[56] Kështu përcillet edhe prej Ibni Umerit r.a.[57]

Ubej b. Ka`bi r.a. thoshte se nata e Kadrit, është në natën e 27-të edhe atë pa thënë inshallah, d.m.th. ishte aq i bindur

---

54 Abdurezaku, "El-Musannef", vëll.4, fq.254, nr.7703-7704;
55 Ahmedi, "Musned", 37/386, nr.22.713;
56 Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab men kale seb`un ve ishrune, nr.1386;
Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të Sunenit të Ebu Davudit (2/534) thotë se zinxhiri i tij është Sahih dhe se hadithin e ka konsideruar Sahih Ibni Abdulberri në "Et-Temhid", 2/205;
57 Ahmedi, "Musned", 8/148, nr.4547; etj.
Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se e ka zinxhirin Sahih sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit;

në të, saqë nuk dyshonte aspak. Tha: "Atë ditë, dielli lind në mëngjes pa rreze të dukshme".[58]

Përsëri transmetohet nga Ubej b. Ka`bi r.a. i cili ka thënë: "Pasha Allahun, nata e Kadrit është në muajin Ramazan, dhe përsëri betohem se e di se cila natë është ajo, ajo është nata në të cilën Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na ka urdhëruar ta kalojmë në adhurim, e ajo është nata e 27-të".[59]

Imam Nesefiu përcjell se edhe mendimi i imam Ebu Hanifes është që nata e Kadrit gjendet në natën e 27-të të Ramazanit.[60]

Ata dijetarë që e mbështesin mendimin se është në natën e 27, thonë se në suren Kadër, Lejletul Kadri është përmendur 3 herë, kurse fjala *lejletu`l-kadër* në gjuhën arabe ka 9 shkronja (ليلة القدر). Kështu që nëse shumëzojmë 3x9=27, nga ky rezultat përfundojmë se kjo udhëzon në natën e 27.

Edhe një llogaritje tjetër matematikore, na afron kah ky përfundim, kur analizojmë fjalën *lejletu`l-kadër* e cila është përmendur në fjalën e 5-të, të 10-tën dhe të 12-tën. Nëse u tubojmë këto numra 5+10+12=27. Edhe kështu fitojmë përsëri numrin 27, e cila na udhëzon kah mendimi se kjo natë mund të jetë mu në natën e 27-të.

---

58 Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab et-tergibu fi kijami Ramadane vehuvet-teravihu, nr.762; etj.

59 Taberani, "Mu`xhemu`l-Euset", vëll.4, fq.333, nr.4353;

60 Shih: Nesefiu, "Komentimi i Nesefiut", vëll.4, fq.772;

Po ashtu sureja Kadër ka 30 fjalë, ndërsa fjala **"*Hije*",** që aludon në natën e Kadrit, është fjala e 27 e radhitur në këtë sure.

Por, më e mira, është ta kalojmë këtë dhjetë ditësh në adhurim dhe shtim të veprave të mira. Kjo do të jetë më e dobishme për ne.

## SHENJAT E KËSAJ NATE

Transmeton Xhabir b. Semure r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kërkonie natën e Kadrit në dhjetë netët e fundit të Ramazanit në netët tek. Pasi unë e pashë atë (se kur është) por e harrova. Ajo është natë me shi dhe erë".*[61]

Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për natën e Kadrit ka thënë: *"Është natë jo e nxehtë e as nuk është e ftohtë, dielli atë mëngjes lind me ngjyrë të dobët të kuqe".*[62]

Transmeton Ubeje b. Ka`bi r.a. i cili ka thënë: "Atë ditë, dielli lind në mëngjes i bardhë pa rreze të dukshme".[63]

---

[61] Ahmedi, "Musned", 34/473, nr.20.930; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 2/231, nr.1962;
Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thotë se është Sahih li gajrihi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i Abdurahman b. Sherikut;
[62] Ibni Huzejmeh, "Sahih", fq.1049, nr.2192;
[63] Muslimi, "Sahih", kitab el-Mesaxhidu, bab et-tergibu fi kijami Ramadane vehuvet-teravihu, nr.762; etj.

Ndërsa në transmetimin tjetër, përcillet se ka thënë që dielli atë mëngjes lind si një tas (enë).[64]

Në transmetimin e Ubade b. Samitit r.a. përcillet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Shenjë e natës së Kadrit është se ajo është e pastër dhe e ndritshme sikur të ketë hënë që shkëlqen, është natë e qetë, nuk është as shumë e nxehtë e as shumë e ftohtë, asnjë meteori me të cilin gjuhet nuk i është e lejuar të shkëputet deri në mëngjes, dielli lind i plotë pa rreze dhe duket sikur nata e plotë në mes të muajit, atë ditë nuk i është lejuar shejtanit që të dalë bashkë me lindjen e diellit".*[65]

Këto janë në mënyrë të përmbledhur disa të dhëna kryesore për natën e Kadrit, të cilat do t`na nxisin që ne ta kalojmë atë në adhurim, në kërkim të faljes, pendim, në lexim të Kuranit, dhikër dhe lutje, në vepra të mira dhe largim nga të këqijat, që të nxisim edhe të tjerët që të veprojnë punë të mira, të largohen nga të këqijat, të mos humbim shpresat nga mëshira e Allahut xh.sh. dhe të jemi gjallërues të kësaj nate. Allahu xh.sh. na e bëftë të mundur që ta hasim këtë natë, që të arrijmë faljen e Tij.

Në këtë natë, nuk ka ndonjë namaz të veçantë, ose adhurim të caktuar. Të gjitha ibadetet janë të mira, vetëm nëse bëhen

---

[64] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab fi lejleti`l-Kadër, nr.1378; Ahmedi, "Musned", 35/136, nr.21.209;

[65] Ahmedi, "Musned", 37/425, nr.22.765;
Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për pjesën e parë të këtij hadithi thonë se tekstin e ka *Hasen*, ndërsa pjesa e dytë është *Hasen* në bazë të haditheve tjera dëshmi, ndërsa zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku se në të gjendet Bekije i cili ka bërë *tedlis* dhe Halid b. Ma`dani nuk ka dëgjuar hadithe prej Ubades r.a. siç potencon Ebu Hatimi në "El-Merasil".

me *nijet* të pastër dhe për synim ta kemi kënaqësinë e Allahut xh.sh.

Ne gjithsesi duhet t`i gjallërojmë gjitha netët e Ramazanit dhe jo ta bëjmë traditë vetëm në natën e 27-të të falim disa reqate vullnetare, ose disa të cilët asnjëherë nuk falen përpos se natën e Kadrit, duke menduar se me faljen në këtë natë, do t`i mjaftojë t`i mbulohen edhe ditët që nuk falet brenda vitit. Kjo është kërkim i natës së Kadrit me logjikën e kumarxhiut dhe jo siç duhet të veprojë një besimtarë i sinqertë.

## NATA E KADRIT ËSHTË PARË NË ËNDËRR NGA SAHABËT

Nga dashuria e madhe që kishin sahabët për kryerjen e adhurimeve dhe shtimin e njohurive fetare, Zoti atyre shpesh u jepte mundësi edhe në ëndërr të shohin disa prej adhurimeve të ndryshme, siç e pa në ëndërr tekstin e ezanit sahabiu Abdullah b. Zejdi r.a. Nga dëshira e madhe që kishin për të ditur se kur është nata e Kadrit, disave prej tyre iu është paraqitur në ëndërr se kur të kërkohet ajo. Transmeton Ibni Umeri r.a. se njëri prej shokëve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kishte parë në ëndërr se nata e Kadrit është në shtatë netët e fundit (të Ramazanit), ndërsa Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Shoh se ëndërrat e juaja përputhen në lidhje me të qënurit e kësaj nate në shtatë netët e fundit, andaj kush e kërkon, le ta kërkojë në shtatë netët e fundit (të Ramazanit)".*[66]

---

[66] Buhariu, "Sahih", kitab Fadlu lejleti`l-Kadri, bab iltimasi lejleti`l-Kadri, nr.2015;

## A PËRCAKTOHET ÇDO ÇËSHTJE NË NATËN E KADRIT APO NATËN E MESIT TË MUAJT SHABAN?

Zoti thotë në Kuran: **"...Në atë natë, zgjidhet çdo çështje në mënyrë të prerë".**[67] Tash ky ajet a flet për Natën e Kadrit, apo për mesin e muajit Shaban, siç theksojnë disa dijetarë tjerë?! Alusi thotë se çështjet janë në tre nivele. Së pari, esenca e çështjeve është përcaktuar që në *ezel* (pafillimësi). E dyta është zbulimi i këtyre çështjeve tek melekët paqja e Zotit qoftë mbi ta për t`i shkruar në Pllakën e Ruajtur (*Leuhi Mahfudh*), e kjo ndodh në mesin e muajit Shaban. E treta është vërtetimi i këtyre çështjeve dhe dorëzimi tek kujdestarët e tyre, si rrizku, shiu, etj që i dorëzohen Mikailit a.s., luftërat, ushtritë, tërmetet, bubullimat, errësimet, që i dorëzohen Xhibrilit a.s., veprat i dorëzohen Israfilit a.s., ndërsa për çastet e marrjes së shpirtit i dorëzohen melekut të vdekjes, e kjo ndodhë në natën e Kadrit.[68]

---

[67] Kurani, Duhan, 4;
[68] Shih: Alusi, "Ruhu`l-Meani", 30/192;

# *DITA E ARAFATIT*

Nëse nata e Kadrit si nata më e vlefshme e vitit është mbajtur e fshehtë dhe duhet të përpiqemi për ta gjetur, nga ana tjetër dita e Arafatit si dita më e vlefshme brenda vitit është e njohur dhe nuk është mbajtur sekret, kështu që kjo ditë bie në ditën e nëntë të muajit të dymbëdhjetë të kalendarit Hixhri.

Nëse nata e Kadrit kishte fituar gjithë atë famë dhe vlerë shkaku se në të filloi shpallja e Kuranit, dita e Arafatit është e njohur edhe si dita kur u shpall ajeti i fundit i dispozitave dhe u përmbyll shpallja sa u përket rregullave. Kjo ka ndodhur në ditën e Arafatit në vitin kur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e realizoi haxhin e lamtumirës, haxhin e fundit të jetës së tij.

Në këtë ditë u shpall ajeti i tretë i sures Maide ku Zoti thotë: **"...sot përsosa fenë tuaj dhe plotësova dhuntinë Time ndaj jush, dhe Jam i kënaqur që feja e juaj të jetë Islami..".[69]**

Mukatil b. Sulejmani si një ndër komentuesit më të vjetër të Kuranit, thotë se ky ajet ka zbritur në Arafat.[70]

Me këtë *ajet*, edhe përfundoi shpallja e ligjeve dhe rregullave në Librin e Allahut (xh.sh.). Dijetarët kanë përmendur se pas këtij ajeti, më nuk kanë zbritur ajete që urdhërojnë ose ndalojnë, ose të obligojnë ndonjë farz. Pas këtij ajeti,

---

[69] Kurani, Maide, 3;
[70] Mukatil bin Sulejman, "Tefsir", vëll.1, fq.447;

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka jetuar edhe 81 ditë.[71]

## EMËRTIMI I KËSAJ DITE ME KËTË EMËR

Kjo ditë quhet kështu, pra, *Arafat* shkaku se në atë ditë, haxhilerët të cilët janë duke e kryer haxhin, gjenden në vendin e quajtur Arafat, që gjendet në Meke. Është diku 20 km nga Haremi i Qabesë. Arafati është një vend ku haxhilerët patjetër duhet të tubohen aty në ditën e Arifes, sepse pa qëndrimin në Arafat nuk ka haxh.

Është emërtuar me këtë emër, shkaku se në këtë vend, janë takuar Ademi a.s. me Havën r.a.h. dhe aty janë njohur, e kjo ka ndodhur pasi janë nxjerrë prej Xheneti. Këtë mendim e përcjellë mufesiri hanefi, imam Nesefiu.[72]

Sipas disa të tjerëve, Ibrahimi a.s. kur pa në ëndërr se u urdhërua që të bëjë kurban të birin, filloi të mendojë me maturi nëse kjo është thjesht një ëndërr prej shejtanit apo është një urdhër i Zotit, e kur natën e dytë iu përsërit e njëjta gjë, dita që e pasoi u quajt dita e njohjes (*arefë*), sepse ai e kuptoi se ajo ëndërr ishte nga Zoti dhe tha: "Areftu ja Rabb" (e kuptova o Zot). Këtë mendim e përcjellë imam Fahrudin er-Razi.[73]

Disa kanë thënë se kur meleku Xhibril a.s. e udhëzoi Ibrahimin a.s. deri në vendin e Arafatit, kur e pa atë kodër

---

[71] Shih: Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.8, fq.80;
[72] Nesefiu, "Komentimi i Nesefiut", vëll.1, fq.117;
[73] Fahrudin er-Razi, "Mefatihu`l-Gajb", vëll.5, fq.188;

tha: *"Areftu" (e njoha)*. Andaj u quajt Arafat.[74]

Të tjerë kanë thënë se ditën e Arafatit njerëzit tubohen në një vend dhe vijnë te kjo kodër, gjatë kësaj kohe njoftohen me njëri-tjetrin, shkaku i kësaj i thonë *Arafat (vend njohje)*. Këtë mendim e potencon edhe Kurtubiu në komentimin e tij.[75]

Në këtë temë përcillen edhe shumë mendime të tjera, por nuk do të zgjerohemi t`i përmendim të gjitha, por do të mjaftohemi me këto që i paraqitëm para jush, për të pasur një pasqyrë të përgjithshme mbi zanafillën e emërtimit të këtij vendi dhe kësaj dite me këtë emër.

## ARAFATI ËSHTË PËRMENDUR NË KURAN

Allahu xh.sh. e përmendi edhe në Kuran kthimin e haxhilerëve nga Arafati dhe përkujtimin e tyre që të mos neglizhojnë të përmendurit e Allahut xh.sh. pasi kthehen prej Arafati. Thotë Zoti në Kuran: **"Nuk është gjynah të kërkoni nga Zoti juaj ndonjë të mirë. E, kur të ktheheni nga Arafati, përmendni Allahun në vendet e shenjta! Përmendni Atë që ju ka udhëzuar në rrugën e drejtë, sepse ju më parë ishit të humbur!".**[76]

---

[74] Shih: Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.3, fq.513;
[75] Kurtubiu, "El-Xhamiu`l-Ahkami`l-Kurani", vëll.3, fq.333;
[76] Kurani, Bekare, 198;

## DITA E ARAFATIT ËSHTË DITË E FALJES SË MËKATEVE

Kur besimtarët qëndrojnë në Arafat, atyre u pranohen duatë dhe Allahu xh.sh. krenohet me ta para melekëve. Transmeton Aisha r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka ditë që Allahu xh.sh. shpëton më së shumti njerëz nga Zjarri sesa në ditën e Arafatit. Allahu xh.sh. krenohet para melekëve dhe pastaj u thotë:* ***"Çka dëshirojnë këta? Unë ju marrë dëshmitarë juve që këtyre ua kam falur".***[77]

Si dëshmi për këtë konstatim, kemi edhe hadithin që e transmeton Xhabiri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur bëhet dita e Arafatit, Allahu i Madhëruar zbret mbi qiellin e kësaj bote dhe mburret para melekëve duke thënë:* ***"Shikoni robërit e Mi! Kanë ardhur tek Unë të pakrehur, të pluhurosur duke u sakrifikuar nga të gjitha vendet e largëta. Unë ju marr dëshmitarë se i kam falur ata".***[78]

Po ashtu përcjell Ibnul Mubareku, nga Sufjan eth-Theuri, e ky nga Zubejr b. Adij, e ky nga Enes b. Maliku r.a. i cili ka thënë: "U ngrit Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Arafat, kur gati kishte perënduar dielli dhe tha: *"Bilal, qetësoi njerëzit e mi"*. Bilali thirri ndër njerëz duke u thënë: "Shikoni në Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem", i cili u tha: *"Më*

---

[77] Muslimi, "Sahih", kitab el-Haxhu, bab fi fadli`l-haxhi ve`l-umereti ve jaumi Arefete, nr.1348, por pa fjalët "*Unë ju marrë dëshmitarë juve që këtyre ua kam falur";* Nesaiu, "Sunen", kitab Menasiki`l-Haxhi, bab ma dhukire fi jaumi Arefete, nr.3003; etj.

[78] Begaviu në "Sherhu`s-Sunneh", nr.1931; Transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm, e vetmja gjë që në të ka Tedlis nga ana e Ebu Zubejrit.

*parë më erdhi Xhibrili dhe më shpalli nga Allahu (xh.sh.):* ***"Me të vërtetë, Allahu (xh.sh.) i ka falur ata në Arafat dhe ata në Meshare (kodër në Muzdelife) dhe i kursen ata nga dënimi".*** Umeri r.a. e pyeti: "A është kjo vetëm për ne?" Tha: *"Për ju dhe për të gjithë që do të vijnë deri në Ditën e Kijametit"* . Umeri tha: "Sa e mrekullueshme është mirësia e Allahut".[79]

## AGJËRIMI DITËN E ARAFATIT ËSHTË SHKAK PËR FALJEN E MËKATEVE TË DY VITEVE

Kjo ditë ka aq vlerë të madhe, saqë nëse agjërohet në mënyrë vullnetare, do t`i pastrojë mëkatet e dy viteve, vitit që ka kaluar dhe vitit që pason. Transmeton Ebu Katade r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"...Agjërimi i ditës së Arafatit, i fshin mëkatet e këtij viti dhe vitit që vjen...".*[80]

Duke marrë parasysh gjithë këtë vlerë dhe rëndësi që ka agjërimi vullnetarë i kësaj dite, duhet të mundohemi që për çdo vit në këtë ditë të jemi agjërueshëm dhe në këtë t`i nxisim edhe familjet tona dhe të afërmit, që të agjërojnë dhe të kalojnë këtë ditë me agjërim, që t`na falen mëkatet e dy viteve, sepse të gjithë jemi nevojarë për faljen e mëkateve.

Por duhet pasur parasysh se ky agjërim është vullnetarë dhe nuk është i obligueshëm, kështu që, ai që ka mundësi fizike dhe shëndetësore, është më mirë të agjërojë.

---

[79] Mundhiriu në "Et-Tergibu ve`t-Terhib", 2/130-131, nr.1796;
[80] Muslim-i, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab istihbabu sijami thelatheti ejjamin min kuli shehër, nr.1162; etj.

## NË KËTË DITË ZBRET MËSHIRA E ALLAHUT XH.SH. DHE PIKËLLOHET IBLISI I MALLKUAR, NDËRSA DUAJA NË KËTË DITË ËSHTË MË ME VLERË

Në ditën e Arafatit, Iblisi është shumë i dëshpëruar, sepse sheh duke i dështuar të gjitha planet e menduara gjatë gjithë vitit, ku në këtë ditë i sheh duke i dështuar dhe duke iu prishur, pasi sheh faljen e pafund të Zotit. Transmeton Talha b. Ubejdullahu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka lutje më të mirë sesa lutja në Arafat dhe fjala më e mirë që kam thënë unë dhe pejgamberët para meje, ka qenë: "La ilahe il-lallah vahdehu la sherike leh"* po ashtu ka thënë: *"Nuk ka ditë, kur Iblisi është më i mposhtur, më i dëshpëruar dhe më i humbur, sesa në ditën e Arafatit, shkaku se sheh zbritjen e Mëshirës Hyjnore dhe faljen e mëkateve nga ana e Allahut xh.sh., përpos në ditën e Bedrit!"* I thanë: "Çka ka parë ditën e Bedrit?" Ai tha: *"Pa zbritjen e Xhibrilit me melekët".*[81]

Ngjashëm me këtë, e kemi edhe transmetimin nga Abas b. Mirdas es-Selemiju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është lutur për *umet*-in e tij për faljen e tyre, në mbrëmjen e Arafatit, e atij iu përgjigj: ***"Unë ua kam falur atyre, përpos atij që bën padrejtësi, ndaj të cilit do të marr hak për atë që i ka bërë padrejtësi".*** *Ai tha: "O Zot! Nëse do, jepi Xhenetin atij që i është bërë padrejtësi dhe falja atij që ka bërë padrejtësi".* Por, atë natë nuk mori përgjigje. E kur agoi gjersa ishte në Muzdelife, ai e përsëriti lutjen. Atëherë e mori përgjigjen e asaj për çka u lut. Tha: "Qeshi Pejgamberi sal-

---

[81] Abdurezak-u, "Musannef", vëll.4, fq.378, nr.8125; Malik-u, "Muvetta`", kitab el-Haxhi, bab xhamiu`l-haxh, nr.937; Bejhakiu në "Shu`abu`l-Iman", nr.4069; Begaviu në Sherh`us-Sunneh, 7/158;

lallahu alejhi ve sel-lem ose tha buzëqeshi. Ebu Bekri dhe Umeri i thanë atij: "T`u bëfshin kurban babai dhe nëna jonë, kjo është një kohë kur nuk ke qeshur më parë, çka të bëri të qeshësh, Allahu (xh.sh.) i mbushtë vitet tua me të qeshura?" Ai tha: *"Me të vërtetë armiku i Zotit, Iblisi, kur e kuptoi se Allahu xh.sh. më është përgjigjur në lutjen time dhe ia ka falur umetit tim, mori dhé dhe e hodhi mbi kokë, filloi të mjerojë dhe të ofshajë, e kjo më bëri të qeshem".*[82]

## DITA E ARAFATIT ËSHTË DITË E ÇLIRIMIT NGA XHEHENEMI PËR BESIMTARËT DHE ZOTI KRENOHET PARA MELEKËVE

Transmeton Xhabiri (r.a.) i cili thotë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka ditë më të vlefshme te Allahu xh.sh. se dhjetë ditët e Dhul-Hixhes".* Tha: "Një njeri tha: "O i Dërguari i Allahut, a janë më të vlefshme ato, apo aq ditë të kalosh në *xhihad* për rrugën e Allahut?" Tha: *"Ato janë më të vlefshme sesa t`i kalosh ato në xhihad në rrugë të Allahut, e nuk ka ditë më të vlefshme te Allahu xh.sh., sesa dita e Arafatit. Në atë ditë zbret Allahu xh.sh. në qiellin e kësaj bote dhe u krenohet banorëve të qiellit me banorët e tokës dhe thotë:* ***"Shikoni robërit e Mi, vinë me flokë të shprishura, të pluhurosur dhe të nevojshëm, Që arrijnë nga çdo rrugë e largët. Ata shpresojnë Mëshirën Time dhe nuk e duan dënimin***

---

[82] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab duau bi arafeh, nr.3013; Ahmed-i, "Musned", 26/136, nr.16.207;
Busiriju thotë: "Në zinxhir është Abdullah b. Kinane, për të cilin Buhari-u thotë: "Nuk janë të saktë hadithet prej tij". E nuk kam gjetur dikush të bëjë vlerësim pozitiv ose negativ për të".
Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmed-it, për këtë hadith thonë se ka zinxhirin e dobët.

***Tim. Nuk ka ditë që çlirohen më shumë njerëz nga Zjarri sesa në ditën e Arafatit".*** [83]

## DITËT E DHUL-HIXHES JANË DITËT MË TË VLEFSHME

Përcillet nga Ibni Abasi r.a. i cili thotë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Asnjë vepër e mirë e kryer ditët e tjera, nuk është më me vlerë, sesa ato vepra të kryera këto dhjetë ditë (të Dhu`l-Hixhes)".* Disa nga shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem thanë: "As edhe xhihadi?" Ai tha: *"As edhe xhihadi, përveç atij njeriu i cili vë në rrezik veten dhe pasurinë e vet (për hir të Allahut xh.sh.) dhe nuk kthehet me asnjërën prej tyre".* [84]

Për vlerën e këtyre dhjetë ditëve, flitet edhe në Kuran, në ajetin: **"Përkujtonie Allahun në ditët e caktuara"**[85] dhe ajetit: **"Përkujtonie Allahun në ditët e njohura".**[86] Zoti po ashtu thotë: **"Pasha agimin. Pasha dhjetë netët. Pasha çiftin dhe tekun".**[87]

---

[83] Ibni Hiban-i, "Sahih", kitab Haxh, bab Vukuf bi Arafah vel Muzdelife (11), nr.3853; e shënon edhe Ahmed-i në "Musned", 11/660, nr.7089 por nga Abdullah b. Amër el-Asi r.a.,
Shejh Shuajb el-Arnauti thotë se "zinxhiri i këtij hadithi nuk ka diç të keqe". E shënon në formë më të shkurt edhe Abdurezak-u në "El-Musannef", vëll.5, fq.8-9, nr.8813 por nuk e përmend Xhabirin r.a.;
[84] Buhari-u, "Sahih", kitab Ijdejni, bab fadli`l-ameli fi ejjami`t-teshriki, nr.969, etj;
[85] Kurani, Bekare, 203;
[86] Kurani, Haxh, 28;
[87] Kurani, Fexhër, 1-3;

Sipas Mesrukut dhe Muhamed b. Ka`bit, këtu është për qëllim agimi i ditës së parë të Bajramit të kurbanit në veçanti, e që është përfundimi i dhjetë netëve të muajit Dhul Hixhe.[88]

Për këto dhjetë net që ceken në *ajet*, sipas Ibn Abasit, Ibn Zubejrit, Muxhahidit dhe shumë *mufesirëve* tjerë, kanë për qëllim dhjetë netët e para të muajit Dhul Hixhe.[89]

Vlera e këtyre dhjetë ditëve, e tejkalon edhe vlerën e luftës në rrugë të Allahut xh.sh. dhe kjo kuptohet edhe me faktin se Ai krenohet para melekëve me besimtarët mysliman të cilët qëndrojnë në Arafat (në haxh) gjatë këtyre dhjetë ditëve të Dhul-Hixhes.

Brenda këtyre ditëve të muajit dhu`l-hixhe, realizohet edhe ceremonia e haxhit, duke filluar nga dita e tetë e këtij muaji dhe zgjatë deri në ditën e trembëdhjetë.

Dita e 8-të quhet "Dita e përsiatjes" (jaumu`t-tervije), ndërsa është quajtur kështu sepse në këtë ditë Ibrahimi a.s. e ka parë ëndërr se duhet ta ther të birin, e kështu gjatë tërë ditës ka përsiatur mbi këtë ëndërr.

Dita e 9-të quhet "Dita e Arafatit" (jaumu arefe), kurse e kemi përmendur se prej mendimeve se përse u quajt kështu, është sepse në këtë ditë e kuptoi (arefe) që ëndrra është e vërtetë dhe duhet ta realizojë urdhrin e Zotit.

---

[88] Kurtubi-u, "Xhamiu`l-Ahkami`l-Kuran", vëll.20, fq.39;
[89] Taberi-u, "Xhami`ul-Bejan fi Te`vili`l-Kuran", vëll.24, f.396;

Dita e 10-të quhet "Dita e therjes" (jaumu`n-nehri), sepse në këtë ditë Ibrahimi a.s. e vendosi ta realizojë kuptimin e ëndrrës që kishte parë për ta therur të birin.

Dita 11, 12 dhe 13-të, quhen "Dita e tharrjes në diell" (ejjamu`t-teshrik), ndërsa i mbeti ky emërtim, sepse arabët pasi thernin kurbanet, e coptonin mishin në copa të vogla dhe i vendosnin ato nën rrezet e diellit për ta ruajtur atë nga prishja.[90]

## QËNDRIMI NË ARAFAT - SHTYLLË E HAXHIT

Qëndrimi në Arafat është një nga shtyllat më të mëdha të Haxhit, është pjesë e ceremonisë dhe ritualit të haxhit, që pa të, besimtari nuk konsiderohet haxhi, e nëse nuk e ka realizuar këtë ceremoni, duhet ta përsëris haxhin. Se *Arafat*-i është prej kushteve të domosdmoshme të haxhit, është dëshmi edhe *hadith*-i që e transmeton Abdurahman b. Ja`muri r.a. se disa njerëz nga Nexhdi e pyetën Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për haxhin, e ai tha: *"Haxhi është në Arafat..."*.[91]

---

[90] Jahja Hondozi, "Deshifroje Kur`anin", Fener, 2023, fq.80-81;
[91] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab men lem judrik arafete, nr.1949; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab el-Haxhi, bab men edrekel imame bi xhem`in edrekel haxh, nr.890; Nesai-u, "Sunen", kitab Menasiki`l-Haxhi, bab 203, nr.3019; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab 57, nr.3015; etj.

## DITA E ARAFATIT – DITË FESTË

Dita e Arafatit është festë për myslimanët, sidomos për ata që janë në haxh, të cilët nuk agjërojnë në këtë ditë shkaku i festimit gjatë saj. Se kjo ditë është festë, na vërteton *hadith*-i që transmetohet nga Ukbe b. Amiri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dita e Arafatit, dita e Kurbanit dhe ditët e Teshrikut, janë festë për ne në Islam dhe janë ditët e hajes dhe pijes".*[92]

Në një transmetim të Buhariut, thuhet se një hebre i tha Umerit r.a.: "Ju e lexoni një ajet, i cili sikur të na ishte zbritur neve, do ta kishim shpallur atë ditë festë". Umeri r.a. tha: "Unë e di se kur është zbritur ai ajet, ku ka zbritur dhe ku ishte Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur është zbritur. Ka zbritur në ditën e Arafatit, dhe unë pasha Allahun isha në Arafat ditën e premte".[93]

Ngjashëm i ka ndodhur edhe Abdullah ibni Abasit r.a. i cili njëherë e lexoi ajetin e tretë të sures Maide, ndërsa prezent ishte edhe një hebre, i cili i tha: "Sikur të na ishte zbritur ky ajet neve, do ta kishim marrë atë ditë për festë". Ibni Abasi r.a. i tha: "Ajo ka zbritur në një ditë (kur është përputhur dita e Arafatit mu në ditën e premte) ku të dyja i

---

[92] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab es-Saumu, bab sijamu ejjami teshriki, nr.2419; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab kerahijetu`s-saumi fi ejjami`t-teshriki, nr.773 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab Menasiki`l-haxhi, bab en-nehju an saumi jaumi arefete, nr.3004; Ahmedi, "Musned", 28/605, nr.17.379;

[93] Buhariu, "Sahih", kitab et-Tefsiri, bab kaulilahi teala, el jaume ekmeltu lekum dinekum, nr.4606; Muslimi, "Sahih", kitab Et-Tefsiru, nr.3017; etj.

konsiderojmë për festë, ishte ditë e xhuma në ditën e Arafatit”.[94]

## VEPRAT E REKOMANDUARA GJATË DITËS SË ARAFATIT

Është mirë që besimtari sipas mundësisë, në ditën e Arafatit të bëjë gusël, që të jetë i pastër në këtë ditë, pasi është festë për muslimanët. Ali b. Ebi Talibi r.a. ka thënë: “Konsiderohet e preferuar (mustehab) që të bëjmë gusël ditën e Fitër Bajramit, ditën e Kurban Bajramit, ditën e xhuma dhe ditën e Arafatit”.[95]

---

94 Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Tefsiri`l-Kur`ani, bab sureti`l-Maide, nr.3044 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib;

95 Ibni Ebi Shejbeh, “Musannef”, vëll.1, fq.434, nr.5002; Shafiu, “Musned”, fq.385; Tahaviu, “Sherh Meani`l-Athar”, 1/119;

# *FESTA E BAJRAMEVE*

Jo më kot i festojmë këto dy festa madhështore, sepse në këto ditë, janë përmbledhur shumë vlera, në Fitër Bajram kemi përfundimin e Ramazanit dhe shpërndarjen e sadakatu`l-fitrit, ndërsa në Kurban Bajram, kemi ditën e therjes së kurbaneve, ditët kur realizohet një prej adhurimeve që është prej shyllave të fesë (Haxhi), dita kur themi *tekbir*-et *teshrik*, janë ditë kur muslimanët janë të falur prej mëkateve dhe i afrohen Allahut xh.sh. me therje dhe kurbane, është ditë gëzimi, pasi është festë e afër 2 miliardë myslimanëve në botë.

Edhe për Fitër Bajram, e kemi faljen e gjithë mëkateve, siç ka theksuar Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili tha se ditën e fundit të Ramazanit, besimtarit i falen të gjitha mëkatet, siç thuhet në hadithin që e transmeton Ibni Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. për çdo natë të Ramazanit gjatë iftarit liron gjashtëdhjetë mijë njerëz nga Zjarri. E kur vjen dita e Bajramit, liron tridhjetë herë më shumë seç ka liruar gjatë gjithë Ramazanit".*[96]

Po ashtu edhe në ditën e Kurban Bajramit, besimtari është i falur prej mëkateve, siç tha Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem se ditën e Arafatit iu falen të gjitha mëkatet, pra, në të dy festat, besimtari zgjohet në këto ditë i falur prej mëkateve, andaj edhe është një arsye e fuqishme që të festojë dhe të ndihet i gëzuar.

---

[96] Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/221, nr.3334.

Të gjitha këto elemente, na bëjnë me dije, se të gjithë duhet të jemi të bashkuar dhe solidarë mes veti, të kuptojmë se jemi të njëjtë dhe nuk duhet të kemi dallime mes vete, sepse vetë kjo Ditë, na kujton që të solidarizohet i pasuri me të varfrin, ku shohim se në fund të muajit Ramazan, i pasuri solidarizohet me të varfrin duke i dhënë *sadaktul fitrat* dhe zekatin, kurse në Kurban Bajram, solidarizohet duke i dhënë mish prej kurbanit. Pra, edhe festojmë, edhe të varfrin nuk e harrojmë, por edhe atë e gëzojmë. Feja Islame kërkon që të shijojnë gëzimin të gjitha shtresat shoqërore dhe jo vetëm të pasurit.

Është me rëndësi të përmendet se asnjë popull në botë nuk e ka të ndërlidhur festën e vet me konceptin e ndihmës ndaj të varfërve, përpos fesë Islame, e cila të dy bajramet i ka vënë në shërbim të fukarave, duke iu ndihmuar me fitra dhe mish kurbani.

Të kremtuarit e kësaj feste na përkujton ditët më të lavdishme të kaluarës së ndritshme Islame dhe nxisin besimtarët musliman në angazhime më të sinqerta, për të arritur energji më të mëdha në organizimin e jetës Islame dhe krijimin e një ardhmërie të mirë e të lumtur.

Duke i festuar ditët e madhëruara të Bajramit, ne përkujtojmë sakrificat e mëdha që janë bërë gjatë historisë për realizimin e atyre qëllimeve e synimeve të larta të jetës njerëzore. Për parimin e bashkëjetesës, për atë që të realizohet atmosfera e lirisë dhe e dashurisë. Pa sakrifica nuk mund të ketë as vepra të mëdha. Njerëzit do të bëhen të shquar vetëm nëse janë të gatshëm të sakrifikojnë, ndërsa popujt bëhen të mëdhenj dhe të fuqishëm vetëm nëse

stolisen me virtyte e ndjenja sakrifikuese për të mirën e përgjithshme, për të mirën e fesë dhe të atdheut.

Ditët e gëzimit të këtij bajrami na përkujtojnë Ibrahimin a.s. dhe Ismailin a.s. si dhe gatishmërinë e tyre për të sakrifikuar çdo gjë për hir të Zotit.

Në Islam, festat kanë edhe motive madhore, e jo vetëm ditë gëzimi pa asnjë kuptim, siç janë festat pagane si viti i ri, 1 Maji, etj. Në Islam festohen ngjarje të mëdha për besimtarin, si rasti i Fitër Bajramit, kur plotësojmë një prej shtyllave të Islamit që është agjërimi i Ramazanit, dhënia e fitrave, nxjerrja e zekatit, etj, ose Kurban Bajrami kur festojmë edhe plotësimin e shtyllës së pestë të Islamit që është haxhi, prerja e kurbaneve, etj. Shohim se të gjitha festat janë me karakter dhe me qëllim madhorë, e jo festim i zbrazur nga kuptimi dhe të kotë në përmbajtje.

Gjatë këtyre festave, plotësohen dy farze (agjërimi i Ramazanit dhe kryerja e Haxhit), po ashtu realizohen edhe dy vaxhibe (dhënia e sadakatul-fitrit dhe prerja e kurbaneve).

Në vijim, do të cekim disa çështje, të cilat ndërlidhen me këtë festë, për të treguar një kujdes të veçantë, që kjo ditë të kalojë ashtu siç u ngjanë myslimanëve.

## EMËRTIMI I KËSAJ FESTE

Fillimisht të përmendim se kësaj feste ne i themi *Bajram*, fjalë e cila ka depërtuar në gjuhën tonë shqipe nga gjuha turke, që do të thotë "festë".[97]

Kurse në gjuhën arabe i thonë *Ijd*, që rrjedh nga rrënja e fjalës عيد që do të thotë: "vizitoj".[98] E ka marrë këtë emër, sepse në këtë ditë muslimanët duhet të vizitojnë njëri tjetrin duke uruar bajramin. Të vizitojmë familjen tonë, pasi shumë njerëz ndoshta nuk u vjen rradha të vizitojnë njëri-tjetrin, përpos se në bajrame.

Po ashtu vjen me kuptimin "festë, aheng, gosti, banket".[99] Me kuptimin festë, është përmendur vetëm njëherë në Kuran, në ajetin kuranor: **"Isai, i biri Merjemes tha: "O Allah, Zoti ynë! Zbritna një sofër nga qielli, që të jetë festë (*ijden)* për ne, për të parin dhe të fundmin tonë dhe të jetë mrekulli prej Teje dhe na jep furnizim, se Ti je Furnizuesi më i mirë".[100]**

Fjala *(ijd)* buron nga rrënja me tri bashkëtingëllore (ع و د) pra (عاد - يعود) që do të thotë edhe "të kthehesh, kthim". Si folje e hasim shpesh në Kuran, te ajeti: **"Ne ju kemi krijuar prej tokës, në të do t`ju kthejmë *(nuidukum)* dhe nga ajo do t`ju nxjerrim përsëri".[101]**

---

[97] Mucahit Korça, "Sozluk Turkce-Makedonca", Logos A, Shkup, 2016, fq.189;
[98] Isa Memishi, "Fjalor Arabisht-Shqip", 2/202;
[99] Isa Memishi, "Fjalor Arabisht-Shqip", vëll.2, fq.194;
[100] Kurani, Maide, 114;
[101] Kurani, Taha, 55;

Vjen me kuptimin "kthim", kurse arsyeja përse kjo festë u quajt me këtë emër, është se arabët me këtë fjalë kanë shënuar ceremonitë e përkujtimit të njerëzve të shquar, heronjëve ose ngjarjeve të mëdha kombëtare. Po ashtu, simbolizon kthimin në ritmin e natyrshëm të jetës, pasi muslimanët pas Ramazanit dhe angazhimit njëmujorë të tyre, i kthehen jetës normale të zakonshme, po edhe pas kryerjes së haxhit, fillojnë të kthehen në vendlindje. Gjithashtu, muslimanët për çdo begati që përjetojnë gjatë këtyre festave, i kthehen Zotit me falënderim dhe e dinë se çdoherë, kthimi i njeriut përsëri në botën tjetër do të jetë tek Ai.

## HISTORIKU I FESTËS SË BAJRAMIT

Gjersa muslimanët ishin ende në qytetin e Mekes, nuk kishin ndonjë festë të caktuar që të gëzoheshin, por kur emigruan në qytetin e Medines, i gjeti Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem vendasit se si i madhëronin dy ditë të caktuara në të cilat luanin dhe argëtoheshin, të cilat kishin ngelur si traditë që nga koha pagane, por me arritjen e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në qytetin e Medines, u ç`rrënjosën të gjitha festat pagane dhe u zëvendësuan me dy festa fetare Islame, që nuk kishin qenë më parë të njohura në mesin e muslimanëve.

Këtë e vërteton edhe hadithi që transmetohet nga Enes b. Maliku r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur erdhi në Medine, ata (banorët e Medinës) i kishin dy ditë që argëtoheshin në to. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Çka janë këto dy ditë?"* Thanë ata: "Ne argëtoheshim në

to në kohën e injorancës". Atëherë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Allahu xh.sh. ua ka zëvendësuar këto dy ditë me dy të tjera më të mira: ditën e Kurban Bajramit dhe ditën e Fitër Bajramit".*[102]

## VLERA E DITËVE TË BAJRAMIT

Tek Zoti, ditët e bajramit llogariten si ditët më madhështore, sepse në to, besimtarët musliman i ofrojnë sakrificat e tyre dhe mundohen të arrijnë kënaqësinë e Tij përmes shtimit të adhurimeve. Transmeton Abdullah b. Kurti r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë, ditët më madhështore tek Allahu xh.sh. janë dita e kurbanit dhe dita e dytë e therjes".*[103]

## LARJA E TËRË TRUPIT NË DITËN E BAJRAMIT

Është mirë që besimtari musliman kur të del për të falur namazin e Bajramit, të bëjë gusël dhe të lajë gjithë trupin, të parfumoset dhe të jetë elegant, e të mos i vijë erë e keqe me çka do të shqetësonte të tjerët dhe të shfaq mosinteresim për

---

[102] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab salatu`l-ijdejni, nr.1134, Nesaiu, "Sunen", kitab Salati`l-ijdejni, nr.1556; Ahmedi, "Musned", 19/65, nr.12.006;
Hafidh Ibni Haxheri në "Fet`hul-Bari", 3/263 e konsideron këtë hadith se ka zinxhirin Sahih;
shejh Shuajb el-Arnauti në recensimin e Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin Sahih, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden edhe në dy sahihet;
[103] Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Menasiki, ab fi`l-hedji idha atibe kable en jebluga, nr.1765; Ahmedi, "Musned", 31/427, nr.19.075;

këtë ditë. Vetë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ka bërë gusël për ditën e Fitër Bajramit dhe Kurban Bajramit, siç përcjellë Ibni Abasi r.a.[104]

Këtë traditë e kanë praktikuar edhe shokët e tij. Transmetohet se Ibni Umeri r.a. bënte gusël ditën e fitër Bajramit para se të dilte për faljen e Bajramit.[105]

Dikush e pyeti Aliun r.a. për larjen ndërsa ai iu përgjigj duke i thënë: "Nëse do, laju për çdo ditë". Ai ia ktheu: "Jo, por të pyes për larjen që e konsiderojmë si gusël?" Ai iu përgjigj: "(Gusli bëhet) ditën e xhuma, ditën e Arafatit, ditën e Kurban Bajramit dhe Fitër Bajramit".[106]

## ZBUKURIMI ME VESHJE TË BUKURA NË KËTO DITË

Është prej traditës Islame që gjatë festave të Bajramit, të vishemi dhe të stolisemi sa më bukur, që të tregojmë madhështinë dhe dallimin e kësaj dite prej ditëve tjera të zakonshme, të mundohemi të ruajmë së paku një palë rroba të reja dhe të bukura për këto dy ditë dhe të dalim para njerëzve me rroba të mira. Kjo traditë e veshjes së rrobave të reja, ka ekzistuar që në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa dijetari i madh i hadithit imam

---

104 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Ikametu`s-Salati, bab ma xhae fi`l-igtisali fi`l-ijdejni, nr.1315;

105 Maliku, "El-Muvetta", kitab es-Salat, bab el-ameli fi gusli`l-ijdejni..nr.424;

106 Bejhekiu, "Sunenu`l-Kubra", 3/393, nr.6124;

Buhariu, e ka filluar kapitullin e Bajrameve në librin e tij "Es-Sahih", me titullin: "Zbukurimi për Bajram".

Bile sahabët, i dhuronin edhe Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem rroba të reja dhe të bukura, që t`i vesh ato për ditën e Bajramit, siç mund ta kuptojmë nga një hadith që e transmeton Ibni Umeri r.a. se Umeri r.a. ia bleu të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem një xhybe nga mëndafshi i trashë, që me të, të zbukurohej në dy Bajramet, por ai e refuzoi ngase ishte e mëndafshtë edhe pse e pëlqeu nga bukuria".[107]

Xhabiri r.a. përcjell se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem vishte mantelin e tij të kuq për bajrame dhe për xhuma.[108]

Edhe Nafiu përcjell se Abdullah ibni Umeri r.a. vishte për bajram teshat më të bukura.[109]

Është mirë që ta bëjmë traditë në mesin e fëmijëve tanë, që t`u blejmë rroba të reja për bajram, sepse fëmijët janë ata që më së shumti i gëzohen kësaj feste, kështu që përmes këtyre formave të dhuratës, të fusim në zemrat e tyre gëzim dhe t`ua mbjellim në zemër dashurinë ndaj festave Islame.

Një traditë e mirë që ka filluar të praktikohet nga tregtarët tanë, është edhe blerja e rrobave të reja edhe për fëmijët jetimë dhe të varfër, të cilët nuk kanë kushte që të blejnë

---

107 Buhariu, "Sahih", kitab el-Ijdejni, bab fi`l-ijdejni ve`t-texhemmuli fihima, nr.948; Muslimi, "Sahih", kitab el-Libasu, bab tahrimu`s-ti`mali inai`dh-dhehebi ve`l-fidati, nr.2068; etj.

108 Bejhekiu, "Sunenu`l-Kubra", 3/397, nr.6136;

109 Bejhekiu, "Sunenu`l-Kubra", 3/398, nr.6143;

rroba të reja, kështu që shkojnë dhe ua paguajnë rrobat të cilat ata vet i zgjedhin nëpër butiqet e teshave, ndërsa kjo traditë e mrekullueshme është mirë të vazhdohet edhe në të ardhmen.

Nga një praktikë e re negative duhet të kihet kujdes, sidomos nga gjinia femërore, të cilat gjatë vizitave, duke iu gëzuar kësaj feste, dalin për shëtitje me veshje provokative, duke shkaktuar kështu më tepër dëm, sesa dobi! Andaj, le ta dijë çdo vajzë se për veshjen e saj, do të ketë përgjegjësi para Allahut xh.sh. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk shoh (nuk do të jem dëshmitar) për dy grupe njerëzish, që janë përcaktuar të jenë për në Zjarr: "Një grup me kamxhik të trashë si bishtat e lopës, me të cilat i rrahin njerëzit dhe një grup grash të veshura por të zhveshura. Joshin dhe joshen dhe me kokë si gungat e devesë. Këto grupe nuk hyjnë në Xhenet dhe nuk do ta ndiejnë erën e tij, edhe pse era e tij nuhatet prej në largësi të mëdha".*[110]

## DALJA E GRAVE NË VENDIN KU FALET BAJRAMI

Bajrami nuk është gëzim vetëm i meshkujve, por gëzim për mbarë muslimanët, kështu që feja Islame i ka paraparë në pjesmarrjen e gëzimit masiv të dy gjinitë. Transmeton Ummu Atije r.a.h. se në Ditën e Bajramit, janë urdhëruar që të dalin në *Musal-la* (vendfalje ku falet namazi i Bajramit) edhe vajzat beqare edhe ato me menstruacione, ne

---

[110] Muslimi, "Sahih", kitab el-Libasu, bab en-nisau`l-kasijatu`l-arijatu, nr.2128; Ahmedi, "Musned", 14/300, nr.8665;
Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit thonë se ky hadith është Sahih;

qëndronim pas *safit (rreshtave)* të burrave. Ato rinin pas burrave, e thoshin tekbirin bashkë me tekbirin e turmës, bënin lutje bashkërisht me ata, me shpresë që të përfitojnë nga bereqeti i asaj dite dhe pastërtisë së saj".[111]

## PËRGATITJA E USHQIMIT DHE BËRJA E DHURATAVE PËR VIZITORËT

Ditën e Fitër Bajramit, i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e fillonte me ngrënie të ndonjë hurme,[112] që të simbolizojë përfundimin e agjërimit të Ramazanit, ndërsa për kurban Bajram preferonte që të hanë diçka pasi të kthehet prej xhamisë.[113]

Duhet të kemi kujdes të mos e teprojmë me ushqim dhe pije, duke mos e refuzuar nderimin që na bëhet në vendet ku vizitojmë, e pastaj të kalojmë pjesën tjetër të ditës të sëmurë. Thotë Allahu xh.sh.: **"Hani, pini por mos e teproni".[114]**

Është prej traditës sonë, që gjatë kësaj feste të përgatiten ëmbëlsira dhe dhurata, që kur të vijnë mysafirët dhe vizitorët, të nderohen dhe shërbehen me ëmbëlsira, sidomos

---

111 Buhariu, "Sahih", kitab el-Ijdejni, bab et-tekbiri ejjame minen, nr.971; Muslimi, "Sahih", kitab es-Salatu`l-ijdejni, bab dhikru ibahati huruxhi`n-nisai fi`l-ijdejni, nr.890; etj.

112 Buhariu, "Sahih", kitab el-Ijdejni, bab el-ekli jaume`l-fitri kable`l-huruxhi, nr.953; Ahmedi, "Musned", 19/287, nr.12.268; etj.

113 Shih: Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Ijdejni, bab fi`l-ekli jaume`l-fitri kable`l-huruxhi, nr.542 dhe thotë se hadithi është Garib; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Sijami, bab fi`l-ekli jaume`l-fitri kable en jehruxhe, nr.1756; Ahmedi, "Musned", 38/87, nr.22.983; etj.

114 Kurani, A`raf, 31;

fëmijëve t`u bëhen dhurata të ndryshme, që të ngjallin gëzim në zemrat e tyre.

## MOS NEGLIZHIMI I ADHURIMEVE GJATË DITËVE TË BAJRAMIT

Nuk është e rastësishme që në fillim të ditës në ditën e Bajramit, veprimi i parë që bëhet është falja e namazit të Bajramit, që të fillojë kjo ditë madhështore me namaz dhe ligjëratë fetare (hutbeja e Bajramit), me çka fillohet dita me përmendjen e Allahut xh.sh.

Gjithashtu, preferohet të shpërndajmë sadaka, të lexojmë Kuran, të bëjmë dhikër gjatë udhëtimeve dhe në lutjet tona të mos i harrojmë të shtypurit. Nuk duhet anashkaluar edhe ngjalljen me adhurim edhe të netëve të dy festave të Bajramit, sepse për këtë pason shpërblim i madh nga ana e Zotit. Transmeton Ebu Umame r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush çohet (për të adhuruar Zotin) netët e dy bajrameve duke llogaritur (në shpërblim) nga Allahu xh.sh., nuk do t`i vdes zemra atë ditë kur do të vdesin zemrat".*[115]

Në ditët e Bajramit, i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i stimulonte burrat dhe gratë që të japin lëmoshë dhe të ndihmojnë të varfërit, që edhe ata të kenë me çka të gëzojnë fëmijët e tyre. Transmeton Xhabiri r.a. se ai në një Bajram ishte me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Ku i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem pas namazit mbajti hutben dhe pastaj shkoi te gratë dhe me të

---

[115] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Sijami, bab fijmen kame fi lejleti`l-idejni, nr.1782;

ishte Bilali. Pejgamberi i këshilloi gratë dhe i urdhëroi që të shpërndajnë sadaka, e Bilali shtroi mantelin e tij dhe gratë filluan të hedhin stolitë si lëmoshë.[116]

Edhe sadakatul-fitrin, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e kishte traditë që ta jep para daljes së njerëzve për në xhami për të falur namazin e bajramit, siç përcjellë Ibni Umeri r.a. i cili thotë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem urdhëroi që zekatu`l-fitri të jepet para daljes së njerëzve për në namaz (të bajramit)".[117]

Në këtë drejtim, vlen të përmendet edhe tradita e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem që me kthimin e tij nga xhamia pas faljes së namazit të Bajramit, shkonte në shtëpi dhe veprimin e parë që bënte, ishte therja e kurbanit,[118] në mënyrë që sa më parë t`i gëzojë edhe të varfërit dhe të fillojë këtë ditë me dhënie të sadakasë.

Në këtë ditë disa duke u habitur nga vizitat e tepërta, që është një vepër shumë e vlefshme, harrojnë se edhe në këto ditë gëzimi duhet të falet namazi, andaj shumë njerëz harrojnë ose e anashkalojnë faljen e namazit, me pretekst se duhet të shpejtojnë që të vizitojnë më tepër shtëpi, por kjo vizitë do të ishte me pak vlerë, nëse lihet namazi.

---

116 Buhariu, "Sahih", kitab el-Ijdejni, bab el-meshji ve`r-rukubi ile`l-ijdi, nr.961; Muslimi, "Sahih", kitab Salatu`l-ijdejni, nr.885; etj.
117 Buhariu, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab es-sadakati kable`l-ijdi, nr.1509; Muslimi, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab el-emru bi ihraxhi zekati`l-fitri kable`s-salati, nr.986; etj.
118 Buhariu, "Sahih", kitab el-Ijdejni, bab sunneti`l-ijdejni li ehli`l-Islami, nr.951; Muslimi, "Sahih", kitab el-Edahiju, bab vaktuha, nr.1961;

## GJATË DITËS SË BAJRAMIT ËSHTË E PREFERUAR QË T`UA UROJMË BAJRAMIN MUSLIMANËVE

Besimtari musliman ua uron të gjithë besimtarëve musliman festën e bajramit, duke zgjedhur fjalët që tradicionalisht përdoren në vendin e tij, si p.sh.: "E gëzofsh Bajramin"; "Urime Bajrami"; "Për shumë vjet Bajrami"; e forma tjera të cilat përdoren nëpër rajone të ndryshme të trevave shqiptare.

Urimi i bajramit mund të bëhet duke u përshëndetur për dore, por edhe vetëm me fjalë. Atë mund t`ua shprehim njerëzve që i njohim, por edhe njerëzve që nuk i njohim.

Gjithashtu me përhapjen e mjeteve elektronike të komunikimit, mund që urimin t`ua shprehim të tjerëve edhe përmes celularëve, rrjeteve sociale dhe formave të ndryshme.

## GJATË KËTYRE DITËVE PREFEROHET TË SHTOHEN VIZITAT

Gjatë këtyre festave, vizitojmë njëri-tjetrin, për të afruar zemrat, për të parë se familja dhe shoqëria, është një begati e madhe të cilën na e ka dhuruar Allahu xh.sh., bashkohemi në namazin e Bajramit, të gjithë të njëjtë përpara Allahut xh.sh. dhe kuptojmë se nuk duhet pasur dallime në mes nesh. Për të kuptuar më mirë vlerën e të vizituarit të njerëzve, do të përmendim disa transmetime nga i dashuri i zemrave tona, Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, që të gjejmë stimulim për të nxitur veten dhe të tjerët edhe më

shumë, për të vazhduar me traditën e të vizituarit të njerëzve, sidomos gjatë festës së bajrameve. Transmeton Theubani r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Muslimani kur e viziton vëllanë e vet musliman, vazhdimisht është në hurfen e Xhenetit, derisa të kthehet!"* Njerëzit e pyetën: "Çka është Hurfa e Xhenetit?" Ai tha: *"Ata janë kopshtet (pemët) e tij të bujshme".*[119]

Transmeton Aliu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ai musliman i cili viziton muslimanin në mëngjes, 70.000 melek do të luten për të deri në mbrëmje, e nëse e viziton para akshamit dhe në kohën e jacisë, atëherë do të luten për të 70.000 melek deri në mëngjes. Shpërblimi i tij, do të jetë në Xhenet një pemë e veçantë, prej portokajve të këputur".*[120]

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Një njeri vizitoi vëllanë e tij në një fshat tjetër. Allahu xh.sh. dërgoi një melek në rrugën që ai po kalonte dhe kur erdhi i tha: "Ku po shkon?" Ai tha: "Po shkoj te një vëlla i im, që banon në këtë fshat!" Meleku i tha: "A pret ndonjë të mirë prej tij, të cilën e ruan për ty?" Tha: "Jo, por unë e dua atë për hir të Allahut xh.sh.!" Meleku tha: "Vërtet, unë jam i dërguar nga Zoti për te ti,*

---

[119] Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu, bab fadlu ijadeti`l-meridi, nr.2568; Buhariu, "Edeb`ul-Mufred", nr.521; Ahmedi, "Musned", 37/56, nr.22.373; etj.

[120] Tirmidhiu, "Sunen" kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi ijadeti`l-meridi, nr.969 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab fi fadli`l-ijadeti ala vuduin, nr.3098; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fi thevabi men ade meriden, nr.1442; Ahmedi, "Musned", 2/47, nr.612; Hakimi, dhe thotë se është Sahih, e me të pajtohet edhe Dhehebiu;

*për të treguar se Allahu xh.sh. të do, ashtu si e deshe atë njeri për hir të Tij".*[121]

Pra, nga këto hadithe, shohim vlerën e madhe të cilën ka në vete vizita që i bëjmë njëri-tjetrit, e kjo është më tepër evidente në këto ditë të Bajramit.

Por, fatkeqësisht, shohim në mesin e muslimanëve se si në ditët e bajrameve lodhen shumë shpejt dhe përgjumen, menjëherë pasi i kanë vizituar dy ose tre shtëpi të familjes, kurse të njëjtit nga ana tjetër, janë shumë të disponueshëm për festimin e vitit të ri, saqë qëndrojnë deri në orët e vona dhe aspak nuk duken të përgjumur! Dalin me gjithë familjen për 1 maj në park dhe aspak nuk e humbin energjinë, por kur është fjala për festat tona Islame, u duket dita e lodhshme!

## NË KËTO DITË BESIMTARI DUHET TË JETË NË DISPONIM

Në këto ditë, muslimani duhet të jetë i buzëqeshur dhe i lumtur, e jo i nevrikosur, pikëlluar dhe i vrenjtur. Pasi vërejmë shumë raste, kur në ditë të Bajramit, njerëzit

---

[121] Muslim-i, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu ve`l-adabu, bab fi fadli`l-hubbi fi`l-lahi, nr.2567; Buhari-u, "Edeb`ul-Mufred", nr.350; Ahmedi, "Musned", 13/297, nr.7919; Ibni Ebi Shejbeh, "El-Musannef", 7/64, nr.34.223; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 11/319, nr.8591;
-Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë në verifikim të këtij hadithi në Musnedin e Ahmed-it, thonë se zinxhiri i hadithit është Sahih sipas kushteve të Muslimit, transmetuesit janë të besueshëm, transmetues sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit, përpos Hammad b. Selemes, i cili është sipas kushteve të Muslimit;

kacafyten e rihen në mes vete, e më e keqja është të vijë edhe deri në vrasje.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na mëson se edhe një buzëqeshje që e shpreh në fytyrë të vëllait musliman, konsiderohet sadaka. Pra, nëse nuk mundesh të bësh më tepër, atëherë buzëqeshu dhe manifesto gëzimin për këtë ditë, e mos qëndro i vrenjtur.

Në këtë ditë, shumë njerëz kur dalin në vizita, duke dëshiruar që t`i gëzojnë djemtë e tyre në moshë të adoleshencës, u japin veturën për ta drejtuar, kurse ato as nuk kanë leje për drejtim të automjetit e as aftësi, e ndodh që të shkaktohen aksidente shkaku i kësaj, ose i drejtojnë automobilat me shpejtësi të jashtëzakonshme, e dihet se në këto ditë të Bajramit ka shumë njerëz dhe fëmijë rrugëve, e mund që të bëhet shkaktar dhe të shtyp ndonjë fëmijë me veturë, e pastaj ta bëjë atë ditë gëzimi, ditë pikëllimi për të tjerët, por edhe për vete. Andaj kujdes në komunikacionin rrugorë.

## SHFAQJA E GËZIMIT GJATË KËTYRE DITËVE ME LOJËRA DHE KËNGË

Është në natyrën e njeriut që të gëzohet dhe të paraqes gëzimin e tij në mënyra të ndryshme, ndër to zakonisht kur njerëzit janë të gëzuar, vallëzojnë, këndojnë dhe performojnë lojëra të ndryshme. Kjo traditë ka qenë edhe në kohërat e mëhershme, siç përcillet se në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, në ditën e Bajramit, në dhomën e tij këndonin dy robëresha. Transmeton Aishja

r.a.h. e cila thotë: "Te dhoma e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem këndonin dy *xharije* me defa dhe këndonin për ditët e tyre, kurse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte i mbështjellur me teshën e tij, e kur hyri Ebu Bekri, deshi t`i ndalojë, e Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e zbuloi fytyrën dhe i tha: *"Lëri ata o Ebu Bekër, sepse këto janë ditë feste"*.[122]

Kemi edhe transmetimin e Aishes r.a.h. e cila thotë se në ditën e Bajramit, Sudanezët luanin (dhe vallëzonin)[123] me shtiza dhe mburoja në xhami, ndërsa ajo i ka shikuar ata bashkë me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[124]

## PAJTIMI I TË HIDHËRUARVE NË KËTO DITË

Në këtë ditë, duhet të pajtohen ata që nuk flasin mes vete, sidomos me familjarët, pasi nuk do të ishte e logjikshme që njeriu të gëzohet me të largëtit, nëse nuk flet me të afërmit, me prindërit, me vëllezërit, motrat, e më larg. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Tre personave namazi i tyre nuk kalon mbi kokat e tyre as një pëllëmbë (nuk u pranohet): personi që del imam e xhemati nuk e*

---

[122] Buhariu, "Sahih", kitabu`l-Idejni, bab el-hirabu ve`d-dereki jaume`l-idi, nr.949; Muslimi, "Sahih", kitab es-Salatu`l-idejni, bab er-ruhsatu fi`l-leabi`l-ledhi la ma`sijete fihi, nr.892; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Salati`l-idejni, bab darbu`d-duffi jaume`l-idi, nr.1593; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab en-Nikahi, bab el-hinau ve`d-duffi, nr.1898; Ahmedi, "Musned", 40/53, nr.24.049; etj.

[123] Tek Imam Muslimi gjendet me fjalën: "Vallëzonin";

[124] Buhariu, "Sahih", kitab El-Ijdejni, bab el-hirabi ve`d-dereki jaume`l-ijdi, nr.950; Muslimi, "Sahih", kitab Salatu`l-ijdejni, bab ruhsatu fi`l-leibi eledhi la ma`sijete fiha, nr.892; etj.

*duan, gruaja që shkon të flejë ndërsa burri i saj është i hidhëruar me të dhe dy vëllezër që nuk flasin njëri me tjetrin".*[125]

Po ashtu nga mësimet Islame, kuptojmë se nuk lejohet që muslimani të qëndrojë i hidhëruar me një musliman tjetër më tepër se tre ditë, e pas kësaj, ai duhet të shkojë dhe ta përshëndes me selam. Më i miri te Allahu xh.sh. është ai i cili i pari shkon dhe e përshëndet. Ja pra një sfidë për muslimanët, për ta mbisunduar shejtanin, në këto ditë të bajramit të gjejnë shkak për ta falur njëri-tjetrin dhe t`ia urojnë bajramin.

## A DUHET TË VIZITOHEN VARREZAT NË DITËT E BAJRAMIT

Në këtë ditë nëpër shumë vende muslimane, vizitohen edhe varrezat, e për këtë nuk ka ndonjë urdhër të veçantë të jemi të detyruar që t`i vizitojmë ose të konsiderohet ky veprim sunet, por nuk është as e ndaluar, pasi nuk ka ndonjë tekst që e ndalon këtë veprim, pasi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur është kthyer për në shtëpi nga namazi i Bajramit, ka shkuar në shtëpinë e tij, e nuk ka kthyer te varrezat, edhe pse i kishte aty afër, por edhe nuk ka ndaluar vizitën e tyre, pasi në hadithe shihet se lejohet vizita e varrezave, ku transmeton Burejde r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ju pata ndaluar të vizitoni varrezat. Tash vizitoni ato, sepse tek ato merrni mësim...".*[126]

---

125 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab Ikameti`s-Salati, bab men emme kaumen ve hum lehu karihune, nr.971;

126 Muslimi, "Sahih", kitab el-Xhenaizu, bab fi zijareti`l-kubur (36), nr.977;

Ekziston një hadith ku përcillet nga Aliu r.a. i cili ka thënë: "Dalja te varrezat ditët e Bajramit është nga suneti".[127] Por, sidoqoftë, në bazë të mësimeve të përgjithshme, ky veprim as nuk preferohet, por as nuk ndalohet, me kusht që mos ta prish disponimin dhe që pastaj të jetë tërë ditën i padisponuar, pasi këto ditë janë ditë të gëzimit dhe të disponimit.

## GJATË KËTYRE DY DITËVE NUK LEJOHET AGJËRIMI

Transmeton Umer b. Hatabi r.a. i cili në një Bajram doli para njerëzve dhe tha se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka ndaluar të agjërohet në këto dy ditë: "Ditën e ndërprerjes së agjërimit tuaj (dita e parë e Fitër Bajramit) dhe ditën në të cilin hani prej kurbanëve tuaj (Kurban Bajrami)".[128]

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka ndaluar agjërimin e dy ditëve: "Ditën e Kurbanit dhe ditën e Fitrit".[129]

---

127 Taberani, "Mu`xhem`ul-Euset", 4/224, nr.4040; Bejhekiu, "Sunen`ul-Kubra", 3/295;

128 Buhariu, "Sahih", kitab es-Saumu, bab saumi jaumi`l-fitri, nr.1990; Muslimi, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab en-nehju an saumi jaumi`l-fitri ve jaumi`l-ed`ha, nr.1137; etj.

129 Buhariu, "Sahih", kitab es-Saumu, bab saumi jaumi`n-nehri, nr.1993; Muslimi, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab en-nehju an saumi jaumi`l-fitri ve jaumi`l-ed`ha, nr.1138; etj.

## SA DITË ZGJATË FESTA E BAJRAMIT?

Në popullatë janë përhapur mendime se fitër Bajrami zgjatë tre ditë, ndërsa festa e kurban Bajramit zgjatë gjashtë ditë, por këto pretendime nuk kanë ndonjë mbështetje sheriatike, kurse sa i përket kësaj feste, më lartë përmendëm se medinasit para hixhretit festonin dy ditë, të cilat ua zëvendësoi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me dy ditët e Bajramit, e nga ky hadith disa dijetarë kanë ardhur në përfundim se këto dy festa zgjasin vetëm nga një ditë, pra, festë është vetëm dita e parë e Fitër Bajramit dhe dita e parë e kurban Bajramit.

Disa dijetarë, e kanë argumentuar se ditët festive, janë ditët në të cilat ndalohet agjërimi, e kjo ndalesë vlenë për ditën e parë të Shevalit (që është dita e parë e Fitër Bajramit) dhe tre ditët e teshrikut (dita e 11, 12 dhe 13 e muajit Dhul Hixhe, që janë dita e dytë, e tretë dhe e katërt e Kurban Bajramit), duke argumentuar me hadithin që e përcjell Ukbe b. Amiri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dita e Arafatit, dita e Kurbanit dhe ditët e Teshrikut, janë festë për ne në Islam dhe janë ditët e hajes dhe pijes".*[130]

Në bazë të këtij argumentimi, shohim se dita e fitër Bajramit zgjatë vetëm një ditë, edhe atë ditën e parë të Bajramit, ndërsa kurban Bajrami zgjatë tre ditë.

---

[130] Ebu Davud-i, "Sunen", kitab es-Saumu, bab sijamu ejjami teshriki, nr.2419; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab kerahijetu`s-saumi fi ejjami`t-teshriki, nr.773 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab Menasiki`l-haxhi, bab en-nehju an saumi jaumi arefete, nr.3004; Ahmedi, "Musned", 28/605, nr.17.379;

Këto ishin disa prej shumë rregullave të cilat duhet njeriu t`i ketë parasysh gjatë këtyre ditëve, duke ngelur me shpresë, që t`i paraqesim botës mesazhin Islam, përmes çdo forme dhe mënyre, po pse jo edhe përmes mënyrës së festimit.

# *ISRAJA DHE MIRAXHI*

Në vazhdim, do të flasim për një ngjarje të jashtëzakonshme, e cila i ndodhi njeriut më të zgjedhur në rruzullin tokësorë, të Dërguarit të Fundit, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e ajo është udhëtimi i natës, i njohur me nocionin *Isra*-ja dhe *Miraxh*-i. Kjo ngjarje nuk është festë në pikpamjen fetare, por është prej netëve të dalluara të historisë Islame.

Isra-ja dhe Miraxh-i, është ndër mrekullitë më të dalluara të Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e cila e nxit mendjen e besimtarit që të meditojë në lidhje me Fuqinë Absolute të Allahut xh.sh. dhe që të forcojë besimin në zemrën e muslimanit.

Ky udhëtim, iu mundësua Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem si prehje shpirtërore, për atë që u sprovua në periudhën para se të ndodhë Isra-ja, ku atij i vdiqën dy mbështetësit kryesorë, xhaxhai i tij Ebu Talibi dhe bashkëshortja e tij, Hadixhja r.a.h. Po ashtu, u sprovua me refuzimin e thirrjes Islame nga banorët e Taif-it, të cilët e gjuajtën me gurë. Shkaku i këtyre ndodhive, ky vit u quajt "viti i dëshprimit". E për t`iu larguar dëshprimi, Allahu xh.sh. i mundësoi atij, atë që nuk ia kishte mundësuar asnjërit prej pejgamberëve, bile të tejkalojë edhe kufirin të cilin nuk u është lejuar për kalim edhe melekëve, pra udhëtimin e Miraxhit.

Ky ishte një udhëtim i pazakonshëm me të cilin Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem mori përkrahje të madhe nga All-

llahu xh.sh. dhe iu tregua respekt i veçantë që nuk e kishte pasur askush më parë.

## KUPTIMI GJUHËSOR I KËTYRE DY NOCIONEVE

*Isra* është udhëtimi horizontal i të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem në një pjesë të natës, prej Meke deri në xhaminë Mesxhid`ul-Aksa në qytetin Kudsi Sherif të Palestinës.

*Miraxh* rrjedh prej fjalës Arexhe (عرج) që do të thotë shkallë, hipje, ngjitje, përpjetë.[131] *Mi`raxh* i thuan ngritjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem prej xhamisë *Aksa,* drejt sferave të larta qiellore.

## KJO NGJARJE PËRMENDET EDHE NË KURAN

Në Kuran gjendet edhe një sure me emrin Isra, që është sureja e 17-të dhe një sure me emrin Mearixh, sureja e 70-të, por në këtë sure, nuk flitet për Miraxhin (ngritjen në qiell) e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, por për Miraxhin (ngritjen në qiell) e melekëve.

Ngjarjen e Israsë, e vërteton Kurani i Madhërueshëm, ku thuhet: **"Qoftë lartësuar Ai i cili e kaloi robin e vet në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (Mekës) deri në Mesxhidi Aksa (Kudus), rrethinën e të cilit e kemi**

[131] Isa Memishi, "Fjalor arabisht-shqip", vëll.2, fq.96;

**bekuar, në mënyrë që t'i tregojmë disa nga argumentet Tona. Ai me të vërtetë dëgjon dhe sheh çdo gjë".**[132]

Përmes këtij ajeti, vërtetohet se ky udhëtim është bërë në një pjesë të natës, prej Qabesë ku Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka qenë mbështetur, edhe pse ka mendim se kur është nisur, ka qenë në shtëpinë e Ummi Han-it,[133] drejt e në kryeqytetin e Palestinës në Kuds te Mesxhidi Aksaja, e cila është prej vendeve të bekuara, siç potencon ajeti kuranorë.

## KUSH ËSHTË ROBI QË PËRMENDET NË AJETIN E PARË TË SURES ISRA

Disa dëshirojnë të fusin huti në mesin e besimtarëve, duke thënë se me termin "rob" në këtë ajet, nuk është për qëllim Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, por Musai a.s. sepse e tërë sureja prej fillimi e deri në fund kinse flet për Musain a.s.?! Por, nëse e lexojmë suren, do të shohim se sureja nuk flet fillim e fund për Musain a.s. por prej ajetit të 2-të deri në ajetin 8-të. Më pas ka tematikë tjetër, e kah fundi i sures, diku prej ajetit 101 deri në ajetin 104 flet përsëri për Musanë a.s.

Nëse i referohemi tefsirit më të vjetër, atë të Mukatil b. Sulejmanit (vd.150 h) ai për ajetin e parë të sures Isra thotë: **"...që e barti robin e Tij..."** pra, në muajin Rexheb, Pejgamberin e Tij sal-lallahu alejhi ve sel-lem, **"në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (Mekës) deri në Mesxhidi Aksa (Kudus)..."** pra në Bejtul Makdis një vit

---

[132] Kurani, Isra, 1;

[133] Për transmetimet rreth kësaj divergjence, mund të shihni: Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.14, fq.414-416;

para hixhretit dhe ia bëri obligim pesë kohët e namazeve po në këtë natë ia paraqiti Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem tre lumenjë: "Një lumë prej qumështi, një prej mjalti dhe një prej vere, por Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk piu prej verës, e Xhibrili a.s. i tha se Zoti ia ka ndaluar këtë umetit tënd...".[134] dhe në shumë faqe në vijim flet për Miraxhin e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Edhe Abdurezaku (vd.211 h.) në tefsirin e tij prej numrit 1527 deri 1535 në të cilat komenton ajetin e parë të sures Isra, në të gjitha sjell transmetime që e mbështesin Miraxhin e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[135]

Ngjashëm edhe një ndër komentuesit më të famshëm të gjeneratës së parë, Taberiu (vd.310 h) kur sqaron ajetin e parë të sures Isra, e sqaron në kontekst të Miraxhit të Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[136] Nëse i referohemi tefsirit të Maturidiut, do e gjejmë me po të njëjtin konotacion.[137] Pra, që të gjithë këta gjigant të komentimit të Kuranit e kanë interpretuar termin *"abd" (rob)* për Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem e jo për Musain a.s. Fahrudin er-Razi thotë se komentuesit e Kuranit janë unanim se me termin "*abd (rob)"* është për qëllim Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[138]

---

134 Mukatil b. Sulejman, "Tefsir", vëll.2, fq.513-515;
135 Abdurezaku, "Tefsir", vëll.2, fq.283-289;
136 Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.14, fq.411-448;
137 Maturidiu, "Te`vilatu`l-Kuran", vëll.8, fq.224-225;
138 Fahrudin er-Razi, "Mefatihu`l-Gajb", vëll.20, fq.147;

## KUR NDODHI KJO NGJARJE

Kjo ngjarje ndodhi në vitin 621, kur Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte në moshën 52 vjeçare.

Për periudhën se kur ndodhi Isaja dhe Miraxhi, dijetarët kanë shprehur mendime të ndryshme, por mendimi i shumicës është se ka ndodhur një vit para se të bëjë *Hixhret*-in prej Mekës për në Medine. Ky është qëndrimi i Ibni Sa`dit, Ibni Hazmit, imam Neveviut dhe të tjerëve.

Edhe për muajin në të cilin ka ndodhur ky udhëtim, ka mendime të ndryshme, por mendimi më i përhapur është se ka ndodhur me datë 27 të muajit Rexheb.

Ibni Ethiri në "Tarih", thotë: "Janë ndarë mendimet e dijetarëve në lidhje me periudhën e ndodhisë së Miraxh-it, disa thonë se ka ndodhur tre vjet para hixhret-it, kurse disa thonë se ka ndodhur një vit para hixhret-it, po ashtu ka mendime të ndryshme, se prej ku u nis për *Miraxh*, disa thonë duke qenë i fjetur në afërsi të Qabesë, e disa thonë se ka qenë në shtëpinë e Umi Hanit, bijës së Ebu Talibit".[139]

Bejhekiu përcjell një transmetim nga Zuhriu në të cilin thuhet se Isra-ja ka ndodhur një vit para Hixhret-it për në Medine".[140]

---

[139] Ibni Ethiri, "El-Kamilu fi`t-Tarih", 1/578.
[140] Bejhekiu, "Delailu`n-Nubuvve", 2/354.

Ibni Kethiri përcjell se Suudiju thotë që Isra-ja ka ndodhur në muajin Dhu`l-Kade, kurse Zuhriu dhe Urve, thonë se ka ndodhur në muajin Rebi`ul-Evvel”.[141]

Ndërsa vet Ibni Kethiri, thotë se nata e Israsë dhe Miraxhit, ka ndodhur më 27 të muajit Rexheb.[142]

## DOMOSDOSHMËRIA E BESIMIT TË KËSAJ NGJARJE

Kjo ngjarje është ngushtë e lidhur edhe për çështjen e besimit, sepse dijetarët kanë thënë që nëse njeriu e mohon Isranë, ka bërë *kufër*, nga shkaku se Isra-ja përmendet me tekst kuranorë, kurse mohuesi i Miraxh-it, është *fasik mubtedi`* (mëkatarë risimtarë), sepse e mohon atë në çka sinjalizon Kurani dhe e vërtetojnë hadithet e njohura, por të cilat nuk e arrijnë shkallën e *mutevatir*-it. Për këtë, edhe imam Ebu Hanifja, në librin e tij “Fikhu`l-Ekber”, thotë: “Lajmi për *Miraxh*-in është i vërtetë, kush e mohon këtë, ai është novatorë i lajthitur”.[143]

## A ISHTE UDHËTIMI I ISRASË VETËM ME SHPIRT, APO EDHE ME SHPIRT DHE TRUP?

Në *ajet*-in e lartëcituar, aludohet se Isra-ja, është bërë me trup dhe me shpirt, e jo vetëm me shpirt ose në ëndërr, sepse aty theksohet fjala *abd*, që do të thotë “rob”, e si e tillë ngërthen

---

141 Ibni Kethiri, “El-Bidaje ve`n-Nihaje”, 4/270.
142 Ibni Kethiri, “El-Bidaje ve`n-Nihaje”, 4/270.
143 Ebu Hanife, “Fikh`ul-Ekber”, Zëri Islam, Prizren, 2005, fq.104;

në vete edhe trupin edhe shpirtin, pasi vetëm shpirtit i thonë *ruh*, kurse trupit i thonë *xhesed*.[144] Këtë interpretim e kanë bërë disa dijetarë, e ndër ta është edhe komentuesi bashkëkohorë i Kuranit, Muhamed Muteveli esh-Sha`ravi.[145]

Po ashtu, ai udhëtoi me kafshë që quhet *Burak*, e ajo nuk bartë shpirtin, por trupin. Ky është mendimi i vërtetë dhe i shumicës prej gjeneratave të para dhe të fundit.[146]

## UDHËTIMI ME BURAK

Kafsha Burak, e mori këtë emër nga fjala ***Berk*** që do të thotë: rrufe, bubullimë, vetëtimë, shkëlqim, shndritje, dritë e fortë e kuptime të ngjashme.[147]

Transmeton Enesi r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem natën në të cilën ka udhëtuar (Isra) ka udhëtuar me Burak i cili ka pasur kërpesh dhe ka shndëritur, ndërkohë u bë i padëgjueshëm, kurse Xhibrili i tha atij: "A

---

[144] Sa i përket trupit, në gjuhën arabe ka dy nocione, ku sipas nocionit ***Xhesed*** nënkupton trupin në të cilin nuk ka jetë dhe si nocion përmendet 4 herë në Kuran (shih p.sh. Taha, 88), ndërsa nocioni ***Xhisëm*** nënkuptohet trupi në të cilin ka jetë (shpirt) dhe lëvizje. Ky nocion në Kuran është përmendur 2 herë (shih p.sh. Bekare, 247).

[145] Shih më gjërësisht: Muhamed Muteveli esh-Sha`ravi, "Mrekullia e madhe Israja dhe Miraxhi", BIK, Prishtinë, 2009, fq.37;

[146] Ky është mendimi i Umer b. Hatabit, Ibni Mes`udit, Ebu Dherrit, Malik b. Sa`sasë, Xhabir b. Abdullahut, Hudhejfes, Ibni Abasit, Enes b. Malikut, Ebu Hurejres, Sejid b. Musejebit, Seid b. Xhubejrit, Katades, Dahhakut, Ibni Shihabit, Hasenit, Ibrahimit, Ibni Zejdit, Mesrukut, Muxhahidit, Ikrimes, Ibni Xhurejxhit, Malikut, Shafiut, Ahmedit, Taberiut;

[147] Isa Memishi, "Fjalor Arabisht-Shqip", vëll.1, fq.94;

me Muhamedin (sal-lallahu alejhi ve sel-lem) vepron kështu? Nuk të ka hypur ndonjë krijesë më e nderuar tek Allahu xh.sh. se ai”. Pas kësaj filloi të djersitet shumë”.[148]

## A ISHTE MIRAXHI NJË ËNDËRR?

Nëse themi se ka qenë në gjendje gjumi ose në ëndërr, atëherë ajo nuk do të ishte asnjëfarë mrekullie, ndërsa pabesimtarët e Mekes, nuk do të bënin shumë zhurmë rreth saj, sepse në gjumë është normale njeriu të sheh gjëra të çuditshme, porse kureshtjen e zgjoi vetë fakti se kjo ngjarje ka ndodhur në gjendje të zgjuar. Mekasit thanë se “neve na zgjat një muaj udhëtimi prej këtu deri atje, po ashtu edhe kthimi është një muaj, e si arrite ti të shkosh brenda një nate, e në mëngjes të jesh këtu me ne?”

Ata që mbështesin mendimin se ka qenë në gjumë, e përmendin edhe hadithin nga Shurejku i cili përcjell prej Enesit r.a. ku në fund të hadithit që flet mbi këtë udhëtim, thotë se pastaj u zgjua dhe ai ishte në Mesxhidu`l-haram.[149]

Mendimi i dytë rreth kësaj çështjeje, është se ky udhëtim ka ndodhur vetëm me shpirt, në gjendje gjumi, por duke pohuar në mënyrë unanime se ëndrrat e pejgamberëve janë të vërteta. Ky është mendimi i Muavijes, Hasenit, Muhamed b. Is`hakut, mu`tezilëve dhe disa fraksioneve novatore. Këta

---

148 Tirmidhiu, “Sunen”, kitab tefsiri`l-Kurani, bab min sureti beni Israile, nr.3131 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmedi, “Musned”, 20/107, nr.12.672;

149 Shih: Buhariu, “Sahih”, kitab et-Teuhidi, bab ve kel-lemallahu Musa teklima, nr.7517;

mbështeten në ajetin kuranor ku thotë Allahu xh.sh.: **"Ne nuk e bëmë atë ëndrrën tënde diç tjetër, pos sprovë për njerëzit..".**[150]

Këta mbështeten edhe në transmetimin e Aishes r.a.h. e cila thotë se trupi i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk ka lëvizur nga vendi ose transmetimi i Enesit, se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka qenë duke fjetur në afërsi të Qabesë, kur i është afruar Xhibrili a.s.[151]

Aishja r.a.h. thotë: "Nuk ka lëvizur trupi i Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem por ka udhëtuar shpirti i tij".[152]

Muaviju kur është pyetur mbi udhëtimin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "Ka qenë një ëndërr e vërtetë prej Allahut xh.sh.".[153]

Por, dijetarët e Ehlu-Sunetit, thonë se në ajetin e lartëcituar, me fjalën *Ru`ja*, nuk nënkuptohet ëndrra, por ajo që shihet në gjendje të zgjuar. Ata kanë thënë se në këtë ajet, përmendet se kjo ëndërr ose vizion që ka parë, është sprovë (fitne) për njerëzit, atëherë si mund të jetë fitne ëndrra, kur dihet se në ëndërr nuk është e çuditshme që të shihen gjëra të cilat mendja e njeriut nuk mund t`i paramendojë, por ato ka mundësi të ndodhin gjatë gjumit? Por, pasi ajo ka qenë

---

150 Kurani, Isra, 60;

151 Ekziston edhe mendimi i tretë për këtë çështje, në të cilën thuhet se Israja ka qenë me trup, kurse Miraxhi ka qenë me shpirt.

152 Ibni Hishami, "Siretu`n-Nebevije", fq.184; Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.14, fq.445;

153 Ibni Hishami, "Siretu`n-Nebevije", fq.184; Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.14, fq.445;

shikim i vërtetë, në këtë rast shndërrohet në sprovë për njerëzit se a do të besojnë vallë, apo jo?!

Gjithashtu, hadithi të cilin e përcjell Aishja r.a.h. është hadith i dobët, nga shkaku se ajo nuk ka qenë e martuar në atë kohë me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kurse teksti aludon se ajo ka qenë aty prezent, që është gabim.[154]

Imam Buhariu, përcjell prej Ibni Abasit r.a. i cili në lidhje me këtë ajet, ka thënë: "Kjo është shikim me sy, të cilin e ka parë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem natën në të cilën udhëtoi (Isra) deri në Bejtu`l-Makdis. Dhe ka thënë: **"dhe pema e mallkuar në Kuran"** është pema Zekum".[155]

Imam Neveviu thotë: "E vërteta në të cilën janë shumica e njerëzve, pjesa dërrmuese e gjeneratës së parë dhe të gjithë dijetarët e gjeneratave të fundit, duke përfshirë jursitët, *muhadithët* dhe *mutekeliminët*, është mendimi se Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Isra ka udhëtuar me trup. Nëse studiohen dhe hulumtohen transmetimet përkatëse të kësaj teme, ato e dëshmojnë këtë të vërtetë. Nuk hiqet dorë nga kuptimi i parë i tekstit përpos me argument. Një gjë e

---

[154] Ky hadith ka ndërprerje, sepse në zinxhir ka transmetues të panjohur. Ebu Hatab b. Dihje, në "Tenvir", thotë se ky hadith është i falsifikuar.
[155] Buhariu, "Sahih", kitab Menakibu`l-Ensari, bab el-Mi`raxhi, nr.3888; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Tefsiru`l-Kurani, bab min sureti beni Israile, nr.3134 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 5/450, nr.3500;
Edhe Muxhahidi, Seid b. Xhubejri, Haseni, Mesruku, Ibrahimi, Katade, Abdurahman b. Zejdi dhe të tjerë, kanë thënë se ky ajet i referohet Israsë dhe Miraxhit.

tillë nuk është e mundur të thuhet nga logjika. Andaj nuk ka nevojë për koment”.[156]

Ibni Haxheri ka thënë: “Israja dhe miraxhi kanë ndodhur në një natë. I zgjuar. Me trupin dhe shpirtin e tij. Këtë mendim e përkrah shumica e dijetarëve të hadithit, fukahave dhe mutekeliminëve. Në lidhje me këtë, janë transmetuar lajme të qarta dhe të vërteta dhe nuk duhet hequr dorë prej tyre shkaku se nuk është në përputhje me logjikën që të ketë nevojë për koment”.[157]

Ngjarja filloi, gjersa i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte në afërsi të Qabesë, kur atij i erdhi Xhibrili dhe ia hapi gjoksin, ia lau zemrën me ujë zemzemi, ia mbushi atë me urtësi dhe besim, e pastaj e riktheu përsëri në gjendjen e vet. Këtë hadith e përcjell Ebu Dherri r.a.[158]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me shpejtësi marramendëse, përmes kafshës *Burak*, i cili një hap e kishte sa arrin shikimi në horizont, arriti në Mesxhidi Aksa, ku Xhibrili a.s. i ofroi atij pije. Këtë hadith e transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në natën e Isra-së, i ofruan të zgjedh në mes dy lloje të pijeve, një gotë me qumësht dhe një gotë me verë. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e zgjodhi qumështin. Xhibrili i tha:

---

156 Neveviu, “Sherh Sahih Muslim”, 2/390;

157 Ibni Haxheri, “Fet`hu`l-Bari”, 7/136-137;

158 Buhariu, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab kejfe furidati`s-salatu fi`l-israi, nr.349; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab el-israu bi`r-resuli, nr.163; etj.

"El-Hamdulilah e zgjodhe atë të natyrshmen, sepse sikur ta merrje alkoolin, do të devijonte umeti yt".[159]

## DALJA IMAM PARA GJITHË PEJGAMBERËVE

Më pas, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem fali dy rekate namaz, në *Mesxhidi Aksa* si imam i të gjithë pejgamberëve. Në lidhje me faljen e këtyre dy rekateve ka dy mendime: një mendim është se i fali para se të niset për në *Miraxh*, kurse tjetri thotë se i ka falur pas kthimit nga shtatë qiejt, pasi më parë nuk ishte obligim namazi, e pasi u kthye, atë që ia bëri obligim, e mësoi si ta zbatojë me kthimin e tij në tokë.

Dikush nga kjo, mund të nxjerr pyetjen se si mundet të ketë dalur imam i gjithë pejgamberëve, kur njëri prej pejgamberëve ishte në qiellin e parë, tjetri në të dytin, e ndonjëri në të shtatin, etj? Këtu nuk ka asgjë të pazakontë, sepse Allahu xh.sh. brenda një kohe shumë të shkurtë, njëjtë siç ka sjellë me shpejtësi marramendëse Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem prej Mekes në Palestinë dhe prej aty për në sferat qiellore brenda një kohe të shkurtë, ashtu ka sjellë edhe pejgamberët tjerë prej sferave qiellore në xhaminë Aksa.

## PSE ISRAJA NDODHI NATËN?

Disa njerëz e kanë diskutuar edhe faktin se përse kjo mrekulli ndodhi gjatë natës dhe fshehtë, e nuk ndodhi gjatë

---

[159] Buhariu, "Sahih", kitab et-Tefsiri, bab suretu beni Israile, nr.4709; Muslimi, "Sahih", el-Imanu, bab el-israu bi`r-resuli, nr.168;

ditës para syve të njerëzve, që njerëzit të gjithë ta dëshmojnë dhe ta shohin me sytë e tyre? Në këtë pyetje, është përgjigjur edhe dijetari i madh Muhamed Muteveli esh-Sharavi, i cili thekson se kjo mrekulli nuk ndodhi gjatë ditës që ta shohin, sepse sikur ta shihnin me sy, përsëri do të kishte prej atyre të cilët do të thonë se na janë magjepsur sytë dhe kjo nuk është e vërtetë. Po ashtu, kjo mrekulli ndodhi fshehtas, për dallim nga mrekullitë e pejgamberëve tjerë, mrekullitë e të cilëve ndodhën para syve të popujve, sepse mrekullitë e tyre ishin vetëm për kohën e tyre dhe për atë popull konkret, ndërsa mrekullia e Israsë dhe Miraxhit do të jetë mrekulli për të gjitha kohërat, andaj duhet të jetë mrekulli e cila do të përshtatet me shpjegimet e të gjitha kohërave, si dhe kjo mrekulli ndërlidhet ngushtë edhe me besimin, kështu që duhet të jetë në mënyrë konstante e fshehtë, përndryshe nuk do të ishte as pjesë e besimit.[160]

## KTHIMI PREJ ISRASË DHE MIRAXHIT

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u kthye brenda asaj nate në Mekë. Në mëngjes i njoftoi njerëzit për çfarë i kishte treguar Allahu xh.sh. nga argumentet e Tij të mëdha. Mirëpo, idhujtarët e përgënjeshtruan edhe më shumë dhe i shtuan mundimet e fyerjet ndaj tij. Dikush prej tyre fishkëllente, e dikush vinte dorën në kokë i çuditur.

Disa të tjerë shkuan tek Ebu Bekri r.a. dhe i thanë çfarë u kishte treguar Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Ebu Bekri u tha: “Nëse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë ashtu, është plotësisht e vërtetë”. – “A e beson ti

160 Shih: Sharavi, “Mrekullia e madhe Israja dhe Miraxhi”, fq.47-61;

këtë?"- iu kthyen ata. –"Unë i besoj atij për gjëra edhe më larg mendjes se kjo. Unë i besoj atij për Shpalljen që i vjen nga qielli mëngjes e mbrëmje". Atëherë, Ebu Bekri r.a. u quajt *"Es-Siddik"* (i sinqerti).[161]

Nga kjo pjesë e ngjarjes, u demaskuan ata të cilët ishin besimtarë të luhatshëm dhe të pavendosur, që nuk dinin a të besojnë apo jo, kështu që u pastruan edhe radhët e besimtarëve nga njerëzit e luhatshëm. Edhe sot e kësaj dite përmes kësaj ngjarje, u bien maskat atyre të cilët kanë dyshime në këtë ngjarje dhe më shumë anojnë kah dyshimet e ateistëve, sesa nga hadithet e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Femohuesit nisën ta provokonin Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Ata i kërkuan që t'ua tregonte pamjen e Shtëpisë së Shenjtë, të cilën ai nuk e kishte parë kurrë më parë. Allahu xh.sh. ia çeli pamjen e ai filloi t'u tregonte atyre për të. Ai ua përshkroi atyre xhaminë derë për derë dhe vend për vend.

Transmeton Xhabir b. Abdullahu r.a. se e ka dëgjuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kur më mohuan Kurejshët (për Isranë), u ngrita në Hixhër, e Allahu xh.sh. ma paraqiti Bejtul-Makdisin e unë fillova t`ua përshkruaj cilësitë e saja, gjersa isha duke e shikuar"*.[162]

---

161 Ibni Hishami, "Siretu`n-Nebevije", fq.183-184; Hakimi, "El-Mustedrek", 3/65, nr.4407;

162 Buhariu, "Sahih", kitab et-Tefsiri, bab esra bi abdihi lejlen minel mesxhidil harami, nr.4710; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab dhikru`l-mesihi ve`l-mesihi`d-Dexhali, nr.170; Tirmidhiu, "Sunen", kitab tefsiri`l-Kurani, bab min sureti beni Israile, nr.3133 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 23/281, nr.15.034;

Kështu, ata nuk mundën ta përgënjeshtronin, prandaj thanë: "Për sa i përket përshkrimit, tha të vërtetën".

Dikush habitet edhe nga ky fakt, se si mundet që ta ketë parë para vetes Xhaminë Aksa, kur ajo është në një distancë 1500 km? Kjo përpos që është një mrekulli e Zotit që ua mundëson robërve të Tij atij që do, kjo mund të kuptohet edhe sot përmes studimeve që janë bërë në sferën e teleportimit, kur një objekt tentohet të bartet fizikisht nga një vend në një vend tjetër, e kur njeriu mundohet ta realizojë një gjë të tillë, përse të jetë e pamundshme për Zotin?

Po ashtu, teknologjia e pamjeve vizuele, sot është avancuar shumë, ku kemi paraqitjen e *Hologramit*, ku edhe udhëheqës shtetesh ose artistë të ndryshëm, paraqiten para publikut në një vend, duke qenë ata me qindra kilometra larg, dhe kjo është e mundshme përmes kësaj teknologjie, andaj ai i cili shikon vetëm disa video në internet mbi hologramin, do ta ketë të qartë se si është e mundur të shfaqet para syve një objekt i largët në mënyrë shkencore.

Idhujtarët e pyetën Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për një karvan, që do të vinte nga *Sham*-i dhe ai ua tregoi me saktësi numrin e deveve që ishin në atë karavan, për kohën kur do të vinte në Mekë dhe devenë që ecte përpara.[163] Dhe ashtu qe vërtetë, por idhujtarët nuk deshën tjetër veç të mohojnë.

---

163 Shih: Ibni Hishami, "Siretu`n-Nebevije", fq.185;

## PËRSE U BË NGRITJA NË QIELL NGA AKSAJA E JO NGA MEKEJA?

Ndonjëri me vend mund të pyesë, se përse nuk u bë udhëtimi prej Meke drejtpërdrejt në qiell, por shkoi në Palestinë, e pastaj prej atje të realizohet udhëtimi? Urtësia se përse u fillua udhëtimi prej Meke për në Aksa, e pastaj për në qiell, është se nëse do të shkohej prej Meke drejt në qiell, njerëzit do të përgënjeshtronin, sepse nuk e dinë se çka ka në qiell, kurse në këtë rast, ata në fillim pyetën për cilësitë e xhamisë Aksa, sepse atë e kishin parë dhe kishte njerëz të cilën kishin udhëtuar deri atje.

Nga urtësitë e këtij udhëtimi, është se pjesa e parë e udhëtimit, që është prej në Meke në Kudus, është udhëtimi horizontal, që argumenton lidhshmërinë e Mekës si vend i shpalljes hyjnore të fundit, me Kudsin si vend i shumë shpalljeve të mëparshme, respektivisht tregon se Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është i dërguar nga i njëjti Zot, nga i cili u dërguan edhe shumë pejgamberë tjerë dhe është hallka e fundit e të dërguarve të Zotit.

Gjithashtu, dalja e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem si imam i pejgamberëve tjerë, tregon se misioni i Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem vlen për të gjithë popujt, për të gjitha vendet, qoftë ajo edhe në Kuds, po edhe për të gjitha periudhat kohore.

Këtë e vërteton edhe fakti se Zoti në fillim të sures Isra foli mbi këtë udhëtim, e pastaj vazhdoi rrëfimin mbi jetën e Musait a.s. me bijtë e Israilit, duke u treguar ngjashmërinë e ngjarjes së bisedës së Zotit me Musain a.s. në kodrën Tur.

Ashtu veproi edhe me Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke biseduar drejtpërdrejt me të në Miraxh.

Gjithashtu e dërgoi Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Aksa që t`ia mundësojë të falet në atë xhami ku vlera e një namazi është sa 500 namaze se në ndonjë vend tjetër dhe t`ia mundësojë ta vizitojë xhaminë e Aksasë, ku në atë kohë ekzistonin vetëm këto dy xhami, Qabeja dhe Aksaja.

## VËNIA NË DYSHIM E KËSAJ MREKULLIE

Kjo ngjarje bën dallimin në mes besimtarëve dhe mynafikëve, të cilët sikur në kohën e të Dërguarit të Allahut, ashtu edhe sot e kësaj dite, kur përmendet kjo ngjarje, bëjnë tallje dhe e përgënjeshtrojnë si realitet. Muslimani kur të dëgjojë këtë ngjarje, duhet të reagojë si Ebu Bekri r.a. i cili e besoi menjëherë, e mos të përgënjeshtrojë si Ebu Xhehli, i cili vrapoi t`i thirrë njerëzit e tij, për të bërë tallje dhe për t`i larguar njerëzit prej fesë së vërtetë.

Për ata pabesimtarë të cilët tallin muslimanët, duke u thënë se `si besoni që Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka fluturuar për në qiell në shekullin e gjashtë`, ne u themi se për Zotin e botëve nuk ka asgjë të pamundur, sepse Ai i cili ka krijuar këto ligje të natyrës, Ai po ashtu ka Fuqinë për t`i ndryshuar.

Edhe njeriu si krijesë, i cili ka programuar një program kompjuterik dhe ka caktuar ligjet e tij, ka mundësi t`i modifikojë ato kur paraqitet nevoja për ndryshim, kështu që

s`ka asgjë të pazakontë në ndryshimin e ligjeve të caktuara në raste të ndryshme.

Po ashtu, të mendojmë se kur për ne si njerëz, para 200 viteve ka qenë e pabesueshme që njeriu do të arrijë të zbulojë mjete të shpejta transporti, sot nuk është aspak e habitshme, sepse janë zbuluar mjete të cilat arrijnë shpejtësi prej mijëra kilometrave në orë. E kur njeriu ka arrit të bartë njeriun me këtë shpejtësi, atëherë si të mendojmë që për Zotin e të gjitha Krijesave, të jetë kjo e pamundur?! Zoti i Cili ka krijuar qiejt e tokën dhe kujdeset për to, ka edhe mundësinë që një rob të Tij ta bart dhe ta lëvizë me shpejtësinë të cilën e dëshiron Ai.

Do të përmendim edhe një shembull të thjeshtë. Nëse një milingone do t`i nevojitej që një distancë prej 100 metrash ta kalojë për tre minuta, me ndihmën e njeriut, i cili mund ta merr në dorë dhe ta bartë atë atje, rrugëtimi do t`i zgjaste më pak se 20 sekonda, andaj ne nuk mundet ta përceptojmë udhëtimin e shpejtë të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sellem sepse e masim me kriteret tokësore dhe ligjet fizike, por kur thehen këto ligje, atëherë më nuk kanë peshë për atë i cili i ka tejkaluar ato.

Sot edhe shkenctarët nuk e përjashtojnë mundësinë e shkurtimit të distancave dhe kohës, kur marrim parasysh se që në kohën e Ainshtajnit[164] është diskutuar mundësia e udhëtimit në kohë, saqë në vitin 1935 ka shpalosur si teori idenë që sot në fizikë njihet me nocionin `string theory`

---

164 Albert Einstein, i lindur më 14.3.1879 në Ulm Gjermani, ndërsa ka vdekur më 18.4.1955 në Nju Xhersi në Sh.B.A. Ka qenë një prej fizikantëve më të shquar të shekullit të kaluar.

sipas së cilës është i mundshëm udhëtimi në kohë dhe distanca për një kohë shumë të shkurtë.

Shumë fizikant ende nuk arrijnë të kuptojnë sqarimet e Albert Ajnshtajnit për shpejtësinë e dritës, teorinë e tij për relativitetin e kohës dhe teorinë string ose kuantum, e ne dëshirojmë t`u flasim disa mendjeve të cilat nuk kanë mundësi të kuptojnë mundësitë e Krijuesit të këtyre kushteve.

Disa prej këtyre kundërshtuesve thonë se si mundet të ketë udhëtuar me trup, e të mos i prishet trupi përballë kësaj shpejtësie të madhe? Njeriu përballon shpejtësi të ndryshme, udhëton me biçikletë, por edhe me raketë, ku dallimi është shumë i madh në mes këtyre dy mjeteve, porse trupi arrin të përballojë ndryshimin e shpejtësisë.

Njeriu ndoshta merr pajisje të veçanta për udhëtime të shpejta, por Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk udhëtoi me mjet fizik dhe me ndihmën e objekteve, por me ndihmën e Zotit dhe mbrojtjen e Tij, kështu që kur Zoti dëshiron që ta merr një rob të Tij për t`i treguar sferat qiellore, i ndryshon edhe kushtet dhe ligjet fizike për të. Miraxhin duhet më tepër ta kuptojmë me koncepte shpirtërore dhe mistike, e jo me koncepte gjeografike dhe fizike.

Përgjithësisht, muslimani e bazon besimin e tij në atë që thotë Zoti dhe i Dërguari i Tij, e jo në atë që thotë shkenca. Feja është prej Zotit, kurse shkenca është prej njeriut. Njeriu ka kufizime të shumta, ende shkenca është në zhvillim dhe vazhdimisht zbulon gjëra të reja dhe demanton "fakte" të mëparshme shkencore, kështu që ne nuk duhet të nxitojmë

që çdo gjë ta sqarojmë në principet e shkencës, sepse atëherë do të largonim fenë prej konceptit të besimit.

Miraxhi duket i pamundur kur analizohet me logjikën e kufizuar afetare dhe sipas kapaciteteve njerëzore, por po ta mendojmë këtë udhëtim në bazë të fuqisë absolute të Zotit, atëherë asgjë nuk është e pamundur.

Para së gjithash, mos u dëshpëro nëse një pabesimtar ateist, materialist ose me ndonjë bindjeje tjetër nuk e beson këtë rrëfim në ditë të sodit, sepse më parë e kanë mohuar edhe pabesimtarët Kurejsh dhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk arriti t`i bind, e as që u dëshpërua përse nuk e besojnë, edhe ne nëse nuk arrijmë t`i bindim, nuk duhet të dëshpërohemi dhe të largohemi nga parimet e fesë, por mjafton ne të jemi mysliman të bindur.

Edhe pse kanë ngelur edhe shumë gjëra pa u thënë në lidhje me këtë temë, është e rëndësishme se sado pak, e kemi kuptuar esencën e kësaj teme, se për çka bëhet fjalë, që neve si musliman të na shtohet besimi, që kur të falim namazin, të kuptojmë se ajo është pjesë e Miraxh-it dhe të dimë se përmes kësaj ngjarje, dallohen besimtarët e vërtetë nga besimtarët e dyshimtë.

## KJO MREKULLI ËSHTË SPROVË PËR NJERËZIT

Kjo ngjarje madhështore është debatuar dhe diskutuar gjatë shekujve, sepse edhe vet Zoti e përmendi në Kuran, se këtë ndodhi e ka bërë sprovë për njerëzit, se kush do të besojë dhe kush do të mohojë. Thotë Zoti në Kuran: **“...vizionin**

**që ta treguam, e bëmë vetëm sprovë për njerëzit...”**[165] Ndodhia e Israsë dhe Miraxhit ka qenë sprovë për paganët mekas se a do të besojnë apo jo, po edhe sprovë për muslimanët të cilët ishin të luhatshëm në besim, të cilët kur dëgjuan lajmin për udhëtimin e Israsë, dezertuan nga feja, me çka ranë në sprovë. Por, edhe sot e kësaj dite, ende përmes kësaj ngjarje, sprovohen njerëzit se vallë do të besojnë këtë ngjarje apo do ta mohojnë, siç e mohuan idhujtarët në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Ibni Abasi r.a. në koment të kësaj pjese të ajetit, thotë: “Ka qenë shikim me sy, që e ka parë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjatë udhëtimit të natës (Israsë) dhe nuk është shikim gjatë gjumit”. Këtë mendim e mbështet edhe Seid ibni Xhubejr, Haseni, Mesrukut, Ibrahimit, Katades, Muxhahidi, etj.[166]

Dahaku në koment të këtij ajeti thotë: “Kjo ka qenë natën kur është bërë Isra me të për në Bejtu`l-Makdis, pastaj pas kësaj mbrëmje u kthye dhe kjo u bë sprovë për ta”.[167]

Por, komentuesit e Kuranit kanë sjellur edhe mendime tjera për sa i përket këtij shikimi, ku disa kanë thënë se në këtë pjesë të ajetit bëhet fjalë për ëndrrën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem se do të hyjë në Meke, disa kanë

---

165 Kurani, Isra, 60;
166 Taberiu, “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.14, fq.641-645;
167 Taberiu, “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.14, fq.645;

dhënë mendime tjera, si dhe që ky shikim nuk ka të bëjë me udhëtimin e Israsë dhe Miraxhit.[168]

---

[168] Shih më gjërësisht: Taberiu, “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.14, fq.645-647;

# *GJËRAT QË IU TREGUAN MUHAMEDIT A.S. NË MIRAXH*

Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem iu treguan disa gjëra të cilat nuk i ishin treguar asnjë krijese më parë dhe u ngrit në nivele që nuk ishte ngritur ndonjë krijesë më parë. Kjo ndodhi në natën e Israsë dhe ngritjes së tij prej Meke për në xhaminë Aksa në Palestinë, e pastaj ngritjen e tij në Miraxh prej xhamisë Aksa përmbi shtatë qiejt. Zoti tregon se atij i janë treguar disa nga mrekullitë më të mëdha të Zotit, siç thotë në Kuran: "**Por ai pa mrekullitë më madhështore të Zotit të vet".**[169] Po ashtu thotë: **"Zemra nuk e mohoi atë që e pa".**[170]

## MUHAMEDI A.S. GJATË KËTIJ UDHËTIMI PA MELEKUN XHIBRIL

Gjërat të cilat i pa në këtë udhëtim, ishin prej gjërave më të çuditshme, që asnjë njeri më parë nuk i kishte parë. Ai pa në formën e vërtetë të tij melekun i cili vazhdimisht i sillte shpalljen, melekun Xhibril a.s., të cilën e konfirmon edhe Kurani ku thotë: **"E mëson një melek me forcë të madhe. Pastaj iu afrua dhe iu afrua shumë. Afër sa dy harqe ose edhe më afër. Dhe i shpalli robit të Vet atë që i shpalli".**[171] Si dhe thotë: **"Ai e ka parë edhe herën**

---

[169] Kurani, Nexhëm, 18;
[170] Kurani, Nexhëm, 11;
[171] Kurani, Nexhëm, 5-10;

**tjetër. Në Sidretu'l-Munteha. Aty është pranë Xhenneti. Kur Sidren e mbuloi çfarë e mbuloi. Shikimin nuk ia kthej as s'e hutoi!".**[172]

Se Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pa Xhibrilin a.s. në formën e tij të vërtetë dhe se ai kishte gjashtëqind flatra, e vërteton edhe fjala që transmeton Abdullah b. Mes`udi r.a. i cili në lidhje me ajetin: **"Dhe ishte sa largësia në mes dy harqeve ose edhe më afër, e i shpalli robit të Vet atë që i shpalli"**[173] thotë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka parë Xhibrilin a.s. me gjashtëqind palë fletë".[174] Nuk duhet harruar se edhe në përgjithësi udhëtimin e kësaj nate, Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e bëri duke qenë në shoqërimin e melekut Xhibril a.s. i cili edhe i tregonte dhe ia komentonte fenomenet të cilët paraqiteshin para tyre.

## GJATË KËTIJ UDHËTIMI I PA PEJGAMBERËT E MËPARSHËM

Gjatë këtij udhëtimi, Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kaloi nëpër shtatë qiej me kafshën *Burak*, ku në çdonjërin prej tyre, takonte ndonjë nga pejgamberët e mëparshëm. Kjo dëshmohet në bazë të hadithit të cilin e transmeton Malik b. Sa`sa r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur isha ulur mbi shkëmb ose i mbështetur mbi Hixhër, më erdhi*

---

172 Kurani, Nexhëm, 13-17;

173 Kurani, Nexhëm, 9-10;

174 Buhariu, "Sahih", kitab et-Tefsiri, bab suretun Nexhmi, nr.4857; Muslimi, "Sahih", kitab es-Imanu, bab fi dhikri sidreti`l-Munteha, nr.174; etj.

*dikush dhe më shtrëngoi, ma hapi gjoksin prej këtu deri këtu".* Xharudit i cili ishte pranë meje i thashë: "Çka donë të thotë me këtë?" Ai u përgjigj: "Prej nënfytit deri nën gjoks". Vazhdon të tregojë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Dhe ma nxori zemrën. Pastaj ma solli një tas të mbushur me iman, ma lau zemrën dhe e ktheu atë në vend. Më pas më sollën një kafshë më të vogël se mushka e më të madhe se gomari i bardhë".* Xharudi pyeti: "O Ebu Hamza, ajo ka qenë Buraku". Enesi r.a. tha: "Po". Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem vazhdoi rrëfimin: *"(Buraku) ecte me hapa të mëdhenj. Më hypën në atë dhe bashkë me mua udhëtoi edhe Xhibrili dhe kur arritëm te qielli i parë, kërkoi të hapet. Rojet e qiejve pyetën: "Kush është?" U përgjigj: "Xhibrili". E pyetën: "Kush është me ty?" Xhibrili u përgjigj: "Muhammedi". Ata pyetën prap: "A i është dhënë shpallja?". "Po" – u përgjigj Xhibrili. Atëherë u hap. Aty ishte Ademi a.s. i cili më shprehu mirëseardhje dhe më dëshiroi gjitha të mirat. Pastaj jemi ngritur në qiellin e dytë. Xhibrili kërkoi të hapej, dhe u pyet: "Kush je ti?" "Unë jam Xhibrili!"- u përgjigj. "Kush është me ty?" – u pyet. "Muhammedi!" – u përgjigj. "A i është dhënë shpallje?" – sërish u pyet. "Po" – u përgjigj. Atëherë u hap. Aty ishin dy djem tezeje: Isai i biri i Merjemes dhe Jahjai i biri i Zekerijait a.s. të cilët më shprehën mirëseardhje dhe më dëshiruan gjitha të mirat. Pastaj u ngrita në qiellin e tretë. Rojet e qiejve pyetën: "Kush është?" U përgjigj: "Xhibrili". E pyetën: "Kush është me ty?" Xhibrili u përgjigj: "Muhammedi". Ata pyetën prap: "A i është dhënë shpallja?" "Po" – u përgjigj Xhibrili. Atëherë u hap. E pamë Jusufin a.s. të cilit i qe dhënë gjysma e tërë bukurisë, i cili më dëshiroi mirëseardhje dhe më dëshiroi gjitha të mirat. Pastaj u ngritëm në qiellin e katërt. Rojet e qiejve pyetën: "Kush është?" U përgjigj: "Xhibrili". E pyetën: "Kush është me ty?" Xhibrili u përgjigj: "Muhammedi". Ata pyetën prap: "A i është dhënë shpallja?" "Po" – u përgjigj Xhibrili. U hap dera. Aty ishte Idrisi a.s.. Më dëshiroi mirëseardhje dhe më dëshiroi gjithë të mirat. Pastaj u ngritëm në qiellin e pestë. Rojet e qiejve pyetën: "Kush është?" U*

*përgjigj: "Xhibrili". E pyetën: "Kush është me ty?" Xhibrili u përgjigj: "Muhammedi". Ata pyetën prap: "A i është dhënë shpallja?" "Po" – u përgjigj Xhibrili. Atëherë u hap. Aty pamë Harunin a.s., i cili më dëshiroi mirëseardhje dhe më dëshiroi gjitha të mirat. Pastaj u ngritëm në qiellin e gjashtë. Rojet e qiejve pyetën: "Kush është?" U përgjigj: "Xhibrili". E pyetën: "Kush është me ty?" Xhibrili u përgjigj: "Muhammedi". Ata pyetën prap: "A i është dhënë shpallja?". "Po" – u përgjigj Xhibrili. Atëherë u hap. Aty pamë Musën a.s., i cili më dëshiroi mirëseardhje dhe më dëshiroi gjitha të mirat. Kur u largova nga ai, filloi të qajë. E pyetën: "Përse qan?" Ai tha: "Qaj, sepse pas meje është dërguar pejgamber një djalë i ri, ummeti i të cilit do të hyjnë në Xhenet më shumë sesa prej ummetit im". Pastaj u ngritëm në qiellin e shtatë. Rojet e qiejve pyetën: "Kush është?" U përgjigj: "Xhibrili". E pyetën: "Kush është me ty?" Xhibrili u përgjigj: "Muhammedi". Ata pyetën prap: "A i është dhënë shpallja?" "Po" – u përgjigj Xhibrili. Atëherë u hap. Aty pamë Ibrahimin a.s.. Pastaj u ngritëm për në Bejtu`l-Ma`mur. E pyeta Xhibrilin a.s. për të dhe ai më tha: "Kjo është Bejtu`l-Ma`muri në të cilën për çdo ditë hyjnë 70 mijë melekë të cilët më nuk kthehen". Pastaj jam ngritur deri në Sidret-ul-Munteha dhe pashë frutat e saj në formë të kopshteve të botës deri sa fletët i kishte sikur veshët e elefantit, dhe tha: "Kjo është Sidretu'l-Munteha". Ka thënë: "Më janë shfaqur katër lumenj: dy të fshehtë dhe dy të dukshëm. Kam pyetur: "Ç'është kjo o Xhibril?" U përgjigj: "Sa u përket lumenjve të fshehtë, këta janë dy lumenj në Xhennet, kurse sa u përket lumenjve të dukshëm, këta janë Nili dhe Eufrati". Pastaj më erdhi Xhibrili dhe më ofroi një enë me verë dhe një enë me qumësht. E zgjodha qumështin, kurse Xhibrili më tha: "E zgjodhe Islamin, sikur të zgjidhje verën, do të shkatërrohej populli yt". Allahu xh.sh. më shpalli diç nga shpallja dhe më caktoi gjatë ditës dhe natës 50 namaze, dhe zbrita te Musai a.s. i cili më pyeti: "Me çka i obligoi Krijuesi yt pasardhësit tu?" - "Me pesëdhjetë namaze." – u përgjigja. "Ktheju Zotit tënd dhe kërko lehtësi, sepse ummeti yt këtë nuk do ta përballojë duke marrë parasysh se unë këtë e kam provuar me popullin izraelit".*

*– më tha. U ktheva te Krijuesi im dhe e luta: "O Krijuesi im, lehtësoja ummetit tim", dhe më zbriti për pesë namaze. U ktheva te Musai a.s. dhe i thashë: "Ma ka zbritur për pesë namaze". Ai më tha: "Pasuesit tuaj këtë nuk mund ta përballojnë ndaj kthehu te Zoti yt dhe kërko lehtësi". Ai tha: "Vazhdimisht jam kthyer ndërmjet Krijuesit tim dhe Musait a.s. deri sa Allahu xh.sh. nuk më tha: "O Muhammed, ata janë pesë gjatë ditës dhe natës dhe për çdo namaz shkruhen dhjetë që përbën pesëdhjetë namaze". Zbrita deri te Musai a.s. dhe i thashë: "I kthehesha Zotriut tim deri sa më erdhi turp të kërkoj lehtësim më shumë".*[175]

Nga ky hadith, shohim se namazi iu obligua Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në lartësitë qiellore dhe është i vetmi adhurim i cili u obligua përmbi qiej, ndërsa obligimet tjera u urdhëruan kur Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte në tokë.

Shohim se Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i takoi disa prej pejgamberëve, me të cilët u përshëndet dhe bisedoi me ta. Prej tyre ishte edhe Ibrahimi a.s. i cili e këshilloi Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem që t`i këshillojë njerëzit e tij që të bëjnë sa më shumë dhikër, sepse përmes tij e ndërtojnë dhe zbukurojnë Xhenetin e tyre. Transmeton Ebu Ejub el-Ensariu r.a. i cili thotë: "Natën e Israsë, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e takoi Ibrahimin a.s. i cili e pyeti: "Kush është me ty o Xhibril?" Ai tha: "Ky është Muhamedi". Ibrahimi a.s. i tha atij: "Urdhëroje umetin tënd që të shtojnë më shumë të mbjellat (pemët) e Xhenetit, sepse

---

[175] Buhariu, "Sahih", kitab Bed`ul-Halki, bab dhikri`l-melaiketi, nr.3207 dhe kitab Menakibu`l-Ensar, bab el-Mi`raxhi, nr.3887; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab el-israu bi`r-resuli, nr.164; Ahmedi, "Musned", 1/217, nr.448; etj.

pluhuri i sajë është i begatë dhe toka e gjerë". Ai i tha: "E çka është e mbjellura e saj?". Ai (Ibrahimi a.s.) tha: "(Fjala) La haule ve la kuvvete il-la bilah".[176]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i përshkruajti edhe pamjet e disa prej pejgamberëve dhe dukjen fizike të tyre. Transmeton Ibën Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Natën e Israsë, pashë Musaun a.s. një burrë i gjatë me flokë kafe e kaçurrela, si të ishte nga burrat e fisit Shanua. Pashë Isaun a.s. një burrë mesatar nga gjatësia dhe nga trupi, me ngjyrë të kuqe në të bardhë dhe me flokë të drejta dhe të lëmuara. Pashë edhe Malikun, rojtarin e Xhehenemit dhe pashë edhe Dexhallin. Këto ishin shenjat që më tregoj Allahu xh.sh.".* Pastaj lexoi ajetin: **"Kështu që mos dysho në takimin me të"**.[177]

Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Pashë Musanë, Isanë dhe Ibrahimin (natën e Israsë), Isai ishte i kuqërremtë, me flokë kaçurrela dhe me gjoks të gjerë. Musai ishte zeshkan me flokë të drejta, i gjatë, sikur të ishte nga burrat e fisit Zutt".*[178]

---

176 Ahmedi, "Musned", 38/533, nr.23.552; hadith të përafërt me këtë, shënon edhe Tirmidhiu në "Sunen", kitab ed-Da`avati, nr.3462 përmes Ibni Mes`udit r.a. se Ibrahimi a.s. i ka thënë që e mbjellura e saj është fjala "Subhanallahi, vel-hamdulilahi ve la ilahe il-lallahu vallahu ekber" dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib;

177 Buhariu, "Sahih", kitab bed`ul-Halki, bab dhikru`l-melaiketi, nr.3239; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab el-israu bi`r-resuli, nr.165; Ahmedi, "Musned", 5/259, nr.3180;

178 Buhariu, "Sahih", kitab Ehadithu`l-enbija, bab ve`dh-kur fil kitabi Merjeme, nr.3438; etj.

Sa i përket dukjes së Ibrahimit a.s., Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tregoi se më së shumti që i ngjante atij, ishte vet ai sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[179]

Transmeton Enesi r.a. se në natën e Miraxhit, Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kaloi pranë Ibrahimit a.s. dhe Musait a.s. të cilët faleshin.[180]

## NË KËTË UDHËTIM PA EDHE MELEKUN MALIK

Sipas transmetimit të Ibni Abasit r.a. të cilin e përmendëm më lartë, tregohet se Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjatë këtij udhëtimi, pa edhe rojtarin e zjarrit të Xhehenemit, melekun Malik, të cilin e përshkroi se ai nuk buzëqeshte aspak. Këtë e dëshmon edhe transmetimi tjetër që e shënon Ibni Is`haku në "Siren" e tij, se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur udhëtoi natën e Miraxhit, çdo melek që takonte i buzëqeshte dhe e përgëzonte. Por kur kaloi pranë një meleku, pa se ai nuk buzëqeshte. E pyeti Xhibrilin a.s. se kush është ky melek i cili nuk po buzëqesh sikur të tjerët? Ai iu përgjigj: "Sikur ai t`i buzëqeshte dikujt para ose pas teje, nuk do t`i buzëqeshte askujt përpos teje, por ai nuk buzëqesh. Ky është Maliku, kujdestari i Xhehenemit". Më pas kërkoi nga Xhibrili a.s. që ta lus t`ia tregojë Zjarrin dhe ai e shpaloi atë.[181]

---

179 Shih: Buhariu, "Sahih", kitab el-Libasu, bab el-xha`di, nr.5913; etj.
180 Shih: Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab dhikru`l-mesihu ve`l-mesihi`d-Dexhali, nr.172;
181 Shih: Ibni Hishami, "Siretu`n-Nebevije", fq.186;

## NË KËTË UDHËTIM PA XHENETIN DHE XHEHENEMIN

Në transmetimin në vijim, shohim se Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjatë këtij udhëtimi, ka parë Xhehenemin, vendin ku do të dënohen pabesimtarët dhe gjunahqarët, por iu tregua edhe Xheneti, vendi ku do të shpërblehen besimtarët. Transmeton Imran b. Husajni r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Vështrova Xhenetin dhe pashë se shumica e banorëve të tij janë të varfërit, si dhe vështrova Zjarrin dhe pashë se shumica e banorëve të tij janë gratë".*[182]

Iu dha mundësia të shohë edhe portat e Xhenetit ku vet Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem lexoi se mbi të ishte e shkruar një porosi mbi vlerën e dhënies borxh. Transmeton Enes b. Maliku r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Natën në të cilën u ngrita për në Miraxh, pashë të shkruar në derën e Xhenetit:* ***"Sadakaja shpërblehet dhjetëfish, ndërsa borxhi tetëmbëdhjetë herë më shumë".*** *Pyeta: "O Xhibril, pse borxhi qenka më me vlerë se lëmosha?" Tha: "Ai që lyp, mund të ketë, ndërsa ai që lyp borxh, merr hua vetëm kur ka nevojë".*[183]

Dikush mund të pyes, se si është e mundur që t`i ketë parë banorët e Xhenet-it dhe banorët e Xhehenem-it, kur njerëzit ende nuk kanë vdekur dhe nuk është bërë Kijameti? Këtu

---

[182] Buhariu, "Sahih", kitab Bed`ul-Halki, bab ma xhae fi sifeti`l-xheneti, nr.3241; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Sifeti Xhehenneme, bab ma xhae enne ekthere ehli`n-nari`n-nisau, nr.2603 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmedi, "Musned", 33/84, nr.19.852;

[183] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Sadakatu, bab el-kardu, nr.2431; Taberani në "Mu`xhemu`l-Kebir", 8/249, nr.7976 e përcjell prej Ebu Umames r.a. me tekst të përafërt.

duhet të kemi parasysh që ne vazhdimisht kur bëjmë pyetje, e bazojmë atë në parimin e kohës dhe vendit, kurse te Zoti nuk ekziston koha dhe vendi, kështu që edhe Miraxhi përfshihet në pjesën jashtë sferës së kufijve tokësorë dhe jashta ligjit të kohës dhe vendit. Koncepti i 24 orëve është në bazë të rrotullimit të tokës rreth boshtit të vet, kurse muajt dhe vitet në bazë të lëvizjes së hënës rreth tokës dhe rrotullimit të tokës rreth diellit, kurse në hapësirë nuk funksionon çdo kund me këto kushte, sepse tejkalohet kufiri i diellit, hënës dhe tokës.

## NË KËTË UDHËTIM PA LUMIN KEUTHER

Ai pa edhe lumin Keuther, të cilin Zoti ia ka dhuruar atij, i cili ka qenë me brigje prej diamanti dhe baltë prej misku. Përcjell Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pasi u ngjit në qiej, ai tregoi: *"Kalova pranë një lumi në Xhenet, brigjet e të cilit ishin prej tendash me perla në formë zgavre, balta e të cilit ishte misk. E pyeta Xhibrilin: "Çka është ky lum?" Ai më tha: "Ky është Keutheri".*[184]

## NË KËTË UDHËTIM PA BEJTU`L-MA`MURIN

Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u ngrit edhe në nivelin që të shoh Bejtu`l-Ma`murin dhe Sidretu`l-Muntehanë. Në hadithin nga Malik b. Sa`sa r.a. pamë se bejtu`l-Ma`muri

[184] Buhariu, "Sahih", kitab et-Tefsiri, bab suretu`l-Keuther, nr.4964 dhe kitab er-Rikaku, bab fi`l-Haudi, nr.6581; Muslimi, "Sahih", kitab es-Salatu, bab huxhetu men kale: el-besmeletu ajetun min evveli kuli suretin siva beraetun, nr.400; etj.

është kibleja e katit të gjashtë të qiellit, ku hynin të falnin namaz 70.000 melek në ditë dhe atyre nuk u vinte asnjëherë rasti të falen aty përsëri.[185]

## NË KËTË UDHËTIM PA SIDRETUL MUNTEHANË

Sa i përket Sidretu`l-Muntehasë, përpos asaj që u përmend në transmetimin e lartëshënuar, atë e vërteton edhe hadithi që e transmeton Abdullah b. Mes`udi r.a. i cili ka thënë: "Kur i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte në Isra, ka përfunduar në Sidretu`l-Munteha. Ajo është në qiellin e gjashtë, tek ai arrin çdo gjë që ngritet nga toka dhe aty miratohet, gjithashtu aty arrin çdo gjë që zbret prej asaj që është më lartë saj dhe aty miratohet, pastaj lexoi ajetin: **"Kur e mbuloi Sidren ajo që e mbuloi"[186]** tha: "Janë shtretër prej ari". Atëherë Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem iu dhanë tri gjëra: "Pesë namazet, dy ajetet e fundit të sures Bekare dhe premtimi se do t`i falet çdo njeriu nga umeti i tij i cili nuk i ka përshkruar ortak Allahut".[187]

Po ashtu transmeton Abdullah b. Mes`udi r.a. i cili në lidhje me ajetin: **"Dhe ka parë disa nga mrekullitë më të**

---

185 Buhariu, "Sahih", kitab Bed`ul-Halki, bab dhikri`l-melaiketi, nr.3207 dhe kitab Menakibu`l-Ensar, bab el-Mi`raxhi, nr.3887; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab el-israu bi`r-resuli, nr.164; Ahmedi, "Musned", 1/217, nr.448; etj.

186 Kurani, Nexhëm, 16;

187 Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab fi dhikri sidreti`l-Munteha, nr.173; Tirmidhiu, "Sunen", kitab Tefsiri`l-Kurani, bab sureti`n-Nexhmi, nr.3276 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Salati, bab fardu`s-salati, nr.451; Ahmedi, "Musned", 6/181, nr.3665;

**mëdha të Zotit të vet”**[188] thotë se ka parë një qilim të gjelbër të madh *(Refref)* i cili ka qenë i shtrirë në gjithë horizontin qiellor”.[189]

Dhe ka vazhduar ngritja e tij derisa ka arritur të dëgjojë edhe kërcëllimën e pendës. Përcjell Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Pastaj jam ngritur (lartësuar) deri te niveli ku kam mundur të dëgjojë kërcëllimën e pendës (që shkruan në Leuhi Mahfudh)”.*[190]

## ERËN E MIRË QË E NUHATI GJATË NGRITJES NË QIEJ

Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjatë ngritjes për në sferat qiellore, nuhati edhe një erë të këndshme e cila kishte kapluar të gjitha sferat, gjë e cila e habiti pa masë atë, kështu që kërkoi sqarim nga Xhibrili a.s. mbi atë erë të këndshme që e nuhati, ndërsa ai i sqaroi se ajo është era e parfumit të Mashitës, e cila u vra me gjithë fëmijët e saja nga faraoni. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Natën në të cilën udhëtova (Isra) nuhata një erë të mirë dhe thash: “O Xhibril! Çka është kjo erë e mirë?” Ai tha: “Kjo është era e gruas e cila krihte flokët e vajzës së faraonit dhe fëmijët saja (e kësaj gruaje)”. E pyeta: “E si është ngjarja e saj?” Ai tha: “Ajo një ditë ishte duke krehur flokët e vajzës së faraonit dhe i ra*

---

188 Kurani, Nexhëm, 18;
189 Buhariu, “Sahih”, kitab Bed`ul-Halki, bab idha kale ehadukum Amin vel melaiketu fi`s-semai...nr.3233; Ahmedi, “Musned”, 7/318, nr.4289;
190 Buhariu, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab kejfe furidati`s-salatu fi`l-israi, nr.349; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab el-israu bi`r-resuli, nr.163; Ahmedi, “Musned”, 35/211, nr.21.288;

*krehëri prej dore dhe kur e mori tha: "Bismilah". Bija e faraonit i tha: "(Në emrin e) babait tim?" Ajo tha: "Jo, por Zoti im dhe i babait tënd është Allahu". Ajo tha: "Do t`i tregoj për këtë". Gruaja tha: "Po". Atëherë e thirri atë dhe i tha: "Oj ti filane, a ke ti zot dikë tjetër përpos meje?" Ajo tha: "Po. Zoti im dhe i yti është Allahu". Ai vuri një kazan prej hekuri në zjarr dhe urdhëroi që të sillen fëmijët e saja. Ajo i tha: "Unë kam një kërkesë!". Faraoni tha: "Çka është nevoja yte?" Ajo tha: "Dua që të marrësh eshtrat e mia dhe të fëmijëve të mi t`i mbështjellësh në një pëlhurë dhe t`i varrosësh". Ai tha: "Kjo është detyrë e jona ndaj jush". Pastaj i sollën fëmijët e saja dhe i hodhën një nga një në zjarr dhe kur e sollën foshnjen e saj të cilën ende e kishte në gji, sikur nguroi për shkak të tij, por ai (edhe pse foshnje) foli e tha: "Oj nëna ime! Mos nguro se dënimi i kësaj bote është më i lehtë se dënimi i botës tjetër". Atëherë u hodh me gjithë të".*[191]

## HIXHAMEJA IU KËSHILLUA NGA MELEKËT

Disa prej melekëve gjatë ngritjes nëpër sferat qiellore, e këshillonin Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem që të ketë kujdes edhe në vazhdimësinë e mbajtjes së shëndetit të

---

[191] Ahmedi, "Musned", 5/31, nr.2821; Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 11/450-51, nr.12.279-80; Ibni Hibani, "Sahih", nr.2903-2904; Hakimi, "Mustedrek", nr.3835 dhe thotë se "ky hadith ka zinxhir Sahih por Buhariu dhe Muslimi nuk e kanë shënuar"; me të pajtohet edhe Dhehebiu;
Ibni Kethiri në "Tefsirin" e tij (3/15) thotë se ky zinxhir nuk ka asgjë të keqe;
Hejthemiu në "Mexhmeu`z-Zevaid", 1/65, nr.230 thotë: "E transmeton Ahmedi, Bezari dhe Taberani në "El-Kebir" dhe "El-Euset", në zinxhir gjendet Ata ibni Saib, i cili është i besueshëm, por është ngatërruar gjatë transmetimit".
Shuajb el-Arnauti në verifikim të kësaj vepre, thotë se zinxhiri i këtij hadithi është Hasen;

tij dhe njerëzve të umetit të tij përmes praktikimit të hedhjes së kupave (hixhames). Transmeton Ibni Abasi r.a. se kur bëri i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem udhëtimin e Miraxhit, nuk ka ndodhur të kalojë pranë ndonjë grup të melekëve, e të mos i thonë: "Bëj hixhame o Muhamed".[192]

Ndërsa Enes b. Maliku r.a. përcjell se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka ndodhur që natën e Israsë të kaloj pranë ndonjë grupi të melekëve e të mos thonë ata: "O Muhamed! Urdhëroje umetin tënd që të bëjnë hixhame".*[193]

## NË KËTË UDHËTIM PA GJENDJEN E MËKATARËVE NË BOTËN TJETËR

Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjatë këtij udhëtimi, iu tregua edhe gjendja e disa prej mëkatarëve të mëdhenjë të umetit të tij, të cilët do të teprojnë me kryerjen e disa mëkateve, ku çdonjëri prej tyre është paraqitur duke u dënuar në mënyra të ndryshme. Në vijim do të përmendim disa transmetime të cilat tregojnë mbi atë se çka pa Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Miraxh dhe si dënoheshin njerëz të caktuar për mëkatet që kanë kryer në këtë botë. Transmeton Enesi r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Natën në të cilën udhëtova (Isra) pashë njerëz të cilëve u çaheshin gojët e tyre me dara*[194] *të zjarrta.*

---

192 Tirmidhiu, "Sunen", kitab et-Tibbi, bab ma xhae fi`l-hixhameti, nr.2053; Ahmedi, "Musned", 5/340, nr.3316;

193 Ibni Maxheh, "Sunen", kitab et-Tibbi, bab el-hixhametu, nr.3479;

194 DARË -Vegël e metaltë e përbërë nga dy krahë me kokë të lakuar që lëvizin si gërshërë dhe shërben për të shtrënguar diçka, shkulur ndonjë gozhdë, etj. (Shih: "Fjalor i gjuhës shqipe", Akademia e Shkencave e Shqipërisë, fq.171); tek ne përdoret edhe Dana ose kleshta.

*I pyeta: "Kush janë këta o Xhibril?" Më tha: "Këta janë hatibët (ligjëruesit) e umetit tënd, urdhërojnë për punë të mira, ndërsa harrojnë vetveten, kurse ata e lexojnë Librin, vallë a nuk mendojnë?!"*.[195]

Transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Pasi u ngrita në Miraxh, kalova pranë disa njerëzve që kishin thonj të bakrit me të cilat gërvishtnin fytyrat dhe gjokset e tyre. Unë e pyeta: "Kush janë këta o Xhibril?" Ai tha: "Këta janë ata që hanë mishin e njerëzve (përgojuesit) dhe përfolën nderin e të tjerëve!"*.[196]

Po ashtu, transmeton Ebu Hurejre r.a. i cili në koment të ajetit të parë të sures Isra thotë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u bart mbi një kalë dhe ka treguar se ai hidhte një hap aq sa u kapte shikimi dhe në atë udhëtim me të shkoi edhe Xhibrili a.s. Shkoi në një vend ku pa njerëz të cilët mbillnin në një ditë dhe korrnin në ditën tjetër. E saherë që ata e vilnin prodhimin, ai kthehej siç ishte në gjendjen e mëparshme. Pyeti: *"O Xhibril, kush janë këta njerëz?" Ai u përgjigj: "Këta janë muxhahidët në rrugë të Allahut, atyre u shumëfishohet një e mirë me shtatëqind të tilla.* **"Ai ua zëvendëson atë që e ndani ju dhe Ai është më i miri furnizues".[197]** Më pas shkoi te disa njerëz tjerë, që i vendosnin kokat nën shkëmbinj, e pas çdo goditje, ato ktheheshin në gjendjen e mëparshme, duke mos u qetësuar. Ai tha: *"Kush janë këta o Xhibril?" Ai tha: "Këta janë ata që kanë përtuar për të falur namazin e obligueshëm"*. Më pas shkoi tek disa njerëz që para

---

[195] Ibni Mubareku, "Kitabu`z-Zuhdi", fq.248, nr.819; Ebu Nuajmi, "Hiljetu`l-Evlija", vëll.8, fq.43-44;
[196] Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Edebi, bab fi`l-gibeti, nr.4878-4879; Ahmedi, "Musned", 21/53, nr.13.340;
[197] Kurani, Sebe, 39;

dhe pas kishin njolla. Ata bridhnin të çoroditur, ashtu siç largohen bagëtitë nga ferrat, nga Zekumi dhe nga skëterra e Xhehenemit dhe gurët e tij. Pyeti: *"Kush janë këta o Xhibril?". Ai tha: "Këta janë ata njerëz që nuk e japin sadakanë e pasurisë së tyre, e Allahu xh.sh. nuk u bën padrejtësi, pasi Ai nuk është i padrejtë ndaj robërve të Vet"*. Më pas shkoi te disa njerëz që kishin para vetes mish të mirë dhe të pjekur si dhe mish të fëlliqur. Ata hanin mishin e fëlliqur dhe linin mishin e mirë dhe të pjekur. Pyeti: *"O Xhibril! Kush janë këta?" Ai tha: "Është ai burrë nga umeti yt që ka gruan e tij të mirë dhe hallall, ndërsa shkon te një grua tjetër e përdalë dhe e kalon natën me të. Po ashtu është edhe gruaja e cila ka burrin e saj të mirë dhe hallall dhe shkon te ndonjë tjetër i fëlliqur dhe kalon natën me të deri në mëngjes"*. Pastaj kaloi tek një dru përgjatë rrugës, ku çdokush që kalonte, ai dru e rrëzonte. E pyeti: *"O Xhibril! Çka është kjo?" Ai tha: "Ky është shembulli i disa njerëzve nga umeti yt, të cilët do të qëndrojnë në rrugë dhe ua presin rrugën njerëzve"*. Pastaj lexoi ajetin ku Allahu i Madhëruar thotë: **"Dhe mos rrini në pusi në çdo rrugë duke frikësuar dhe duke penguar nga rruga e Zotit...".**[198] Pastaj pa një burrë, i cili kishte një deng të madh dhe megjithëse nuk e ngrinte dot, ai sërish e shtonte atë. Tha: *"O Xhibril! Kush është ky?" Ai tha: "Ky është ai njeri nga umeti yt, i cili ka marrë mbi vete një emanet prej njerëzve për ta kryer, e megjithëse nuk e kryen dot, ai vazhdon të merr tjera"*. Pastaj kaloi pranë disa njerëzve të cilëve u priteshin buzët me gërshërë prej hekuri. Saherë që u priteshin, aq herë iu ktheheshin në gjendjen e mëparshme dhe nuk iu lehtësohej aspak dhimbja. Pyeti: *"O Xhibril! Kush janë këta?" Ai tha: "Këta janë ligjëruesit (hatibët) e fitneve"*. Pastaj shkoi tek një gurë i vogël prej të cilit doli një buall i madh dhe përpiqej të hynte përsëri prej andej kah doli, por nuk mundej. Pyeti: *"O Xhibril! Kush janë këta?" Ai*

[198] Kurani, A`raf, 86;

*tha: "Ky është njeriu i cili flet një fjalë të madhe, pastaj i bie pishman, por nuk mundet ta kthejë atë..."*.[199]

Gjithashtu transmeton Ebu Seid el-Hudriju r.a. një hadith të gjatë mbi Miraxhin, ku thotë se *kur arriti në qiellin e parë, aty takoi Ademin a.s. që kishte formën ashtu siç e kishte krijuar Allahu xh.sh. dhe të cilit i paraqiteshin shpirtërat e pasardhësve të tij prej besimtarëve dhe ai thoshte: "Shpirt i mirë dhe njeri i mirë, dërgonie këtë në Ilijin". E pastaj i paraqiteshin atij shpirtërat e pasardhësve të tij prej pabesimtarëve, e ai thoshte: "Shpirt i keq dhe njeri i fëlliqur, dërgonie këtë në Sixhin". Kaloi pak kohë dhe kalova pranë një ene me mish të ndarë në pjesë, por asnjëri nuk qëndronte afër saj. Ndërsa në një enë kishte mish të prishur e të fëlliqt, kurse një grup i njerëzve hanin prej saj. E pyeta Xhibrilin: "O Xhibril! Kush janë këta?" Ai tha: "Këta janë ata njerëz nga umeti yt që e lënë hallallin dhe shkojnë tek harami". Pas një kohe, kalova tek disa njerëz që kishin barkun sa një shtëpi. Sa herë që ngritej ndonjëri prej tyre, rrëzohej dhe thoshte: "O Zot, mos e bëj kijametin". Tha: "Ata janë prej pasuesve të rrugës së faraonit. Aty kalojnë këmbësorët, i godasin dhe ata bërtasin". I thash: "O Xhibril! Kush janë këta?" Ai tha: "Janë ata njerëz nga umeti yt që kanë ngrënë kamatën, ata shtangen si të ishin prekur nga shejtani". Pas pak kalova te disa njerëz që i kishin buzët sikur të devesë. Gojët e tyre hapeshin dhe gëlltisnin thëngjill, të cilët më pas dilnin poshtë tyre. Dëgjova që ata po bërtisnin me të madhe. Pyeta: "Cilët janë këta?" Xhibrili më tha: "Janë ata njerëz nga umeti yt që në mënyrë të padrejtë kanë ngrënë pasurinë e jetimit, ata nuk fusnin në barkun e tyre diç tjetër përpos zjarrit". Pas pak kalova pranë disa grave që ishin varur për gjinjtë e tyre dhe po bërtisnin nga tmerri. Pyeta sërish: "Po këto kush janë?" Më tha: "Ato janë gratë lavire nga umeti yt". Pastaj kalova pranë disa njerëzve, të cilëve u pritej mishi dhe u*

---

[199] Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.14, fq.424-426; Bejhekiu, "Delailu`n-Nubuvveh", vëll.2, fq.397-399;

*thuhej: "Haje, siç e haje mishin e vëllait tënd". Pyeta: "Po këta kush janë?" Xhibrili mu përgjigj: "Këta janë shpifësit dhe përgojuesit nga umeti yt".*[200]

## A E PA ZOTIN NË KËTË UDHËTIM?

Dhe ajo që është më kryesorja që pa Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është të shikuarit në Krijuesin e gjithësisë, Allahun xh.sh. Në lidhje me këtë temë, ka pasur diskutime që në kohën e sahabëve, të cilët janë kundërshtuar në mendime se vallë Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka parë Zotin në Miraxh apo jo?

Grupin e parë e përfaqësojnë gruaja e të Dërguarit salallahu alejhi ve selem, Aisha r.a.h., Abdullah Ibn Mesudi r.a dhe Ebu Hurejra r.a. të cilët mbajnë qëndrim se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk e ka pa Zotin, si dhe ai që deklaron të kundërtën, ka gënjyer mbi të Dërguarin salallahu alejhi ve selem. Aishja r.a.h. thotë: "Kush pretendon se Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka pa Zotin e tij, bën gabim të madh, pasi ai e ka pa Xhibrilin në formën e tij të vërtetë siç është krijuar duke mbuluar gjithë horizontin".[201] Ndërsa në transmetimin e Ahmedit thuhet se kur dikush e ka pyetur se a e ka parë Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem Zotin? Ajo ka thënë: "Subhanallah! Më janë ngritur flokët prej kësaj që ke thënë! Kush thotë se

---

[200] Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.14, fq.438-439; Bejhekiu, "Delailu`n-Nubuvveh", vëll.2, fq.392;

[201] Buhariu, "Sahih", kitab bed`ul-halki, bab idha kale ehadukum amin... nr.3234; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab ma`na kaulilahi ve lekad reahu nezleten uhra, nr.177; Ahmedi, "Musned", 43/133, nr.25.993;

Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka parë Zotin e vet ai ka gënjyer”.[202]

Kurse në taborin tjetër, të cilët thonë se e ka parë Zotin në Miraxh, janë Ibn Abasi r.a. dhe Ebu Dherri r.a. të cilët e kanë pyetur të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem se a ke pa Zotin? Ai tha: *“Dritë është ajo që pashë (apo dritë, e si ta shoh unë?)!”.*[203] Por nga kjo nuk nënkuptohet se Ai nuk iu ka paraqit.

Ibni Abasi r.a. në koment të ajetit: **“Zemra nuk e mohoi atë që pa. Atë e ka pa edhe herën tjetër”.** Thotë se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka parë Allahun dy herë me zemrën e tij”.[204]

Edhe Ikrime në koment të këtij ajeti, thotë: “A dëshironi që t`u them se e ka parë? Po, e ka parë, po, e ka parë dhe e ka parë, gjersa i është ndalur edhe fryma”.[205]

Ebu Salihu ka thënë: “E ka parë dy herë me zemrën e tij”.[206] Edhe Rebiu ka thënë se e ka parë Zotin e vet.[207]

---

[202] Shih: Ahmedi, “Musned”, 40/275, nr.24.227 dhe Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Tefsiri`l-Kurani, bab suretu`n-Nexhmi, nr.3278;
[203] Muslimi, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab fi kauli alejhi`s-selam nurun enna erahu, nr.178; ; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Tefsiri`l-Kurani, bab min sureti ve`n-Nexhmi, nr.3281 dhe thotë se është Hasen; Ahmedi, “Musned”, 35/241, nr.21.313;
[204] Muslimi, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab ma`na kaulilahi ve lekad reahu nezleten uhra, nr.176; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab Tefsiri`l-Kurani, bab min sureti ve`n-Nexhmi, nr.3281 dhe thotë se është Hasen; Ahmedi, “Musned”, 3/425, nr.1956;
[205] Taberiu, “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.22, fq.22;
[206] Taberiu, “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.22, fq.24;
[207] Taberiu, “Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran”, vëll.22, fq.25;

Por këtë udhëtim për në lartësitë qiellore, nuk duhet kuptuar në aspektin e vendit të Zotit, pasi ndonjëri mendon se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem udhëtoi lart në qiell dhe e takoi Zotin, kjo nuk nënkupton kufijt e Zotit, sepse Ai është i pastër prej kufijve, vendit dhe dimensioneve. Po ashtu Zoti nuk u ngjan krijesave dhe nuk është i kufizuar në ndonjë krijesë të Tij, siç janë qiejt, toka ose diçka tjetër.

Pra, që në kohët më të hershme ka pasur diskutime mbi këtë temë, por pa marrë parasysh se cilin mendim e përkrahim, ajo që është e rëndësishme është që ne të besojmë se Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është ngritur në Miraxh dhe ka parë mrekullitë e Zotit, dhe nuk duhet refuzuar shkaku pse të huajt nuk e besojnë atë ose të hamendësohemi mbi këtë të vërtetë.

# *HYRJA NË TRE MUAJT E BEKUAR (MUAJI REXHEB)*

Ardhja e tre muajve të bekuar është një periudhë përgatitore për ardhjen e muajit më të madh në kalendarin Islam, pra, muajin e Ramazanit, i cili është panair vjetorë për pastrimin e shpirtit të besimtarit nga ngarkesa e tij njëvjeçare.

Në popullatë, është i njohur veçimi i këtyre muajve, si *hyrja në tre muajt*, që nënkupton ardhjen dhe afrimin e muajit të Ramazanit, ku ngelin vetëm muaji Rexheb dhe Shaban, deri në ardhjen e muajit Ramazan.

Rëndësinë e muajit Rexhep, Shaban dhe Ramazan, e tregon edhe fakti se në këto tre muaj, gjenden katër netët e mira: Nata e Regaibit, Nata e Miraxhit, Nata e Beratit dhe Nata e Kadrit.

Ne do të ndalemi në vlerën dhe rëndësinë e muajit të shtatë *Hixhri*, i cili quhet Rexheb. Në këtë muaj, janë dy netë të njohura, ato janë nata e Regaibit dhe nata e Israsë dhe Miraxhit.

## MUAJI REXHEB

Ky muaj njihet me emrin *Rexheb*, që si nocion nëse e përkthejmë në gjuhën shqipe nënkupton: respektimin,

nderimin, frikësimin, sjellje me respekt, të pasurit turp, të pasurit frikë, etj.[208]

Muaji Rexheb, është edhe një ndër muajt e shenjtë të cilët Allahu xh.sh. i dalloi prej dymbëdhjetë muajve tjerë. Allahu xh.sh. thotë në Kur`an: **“Me të vërtetë, numri i muajve në Librin e Allahut është dymbëdhjetë, që ditën kur i ka krijuar qiejt dhe tokën, e prej tyre, katër janë të shenjtë. Kjo është feja e qëndrueshme, e ju mos bëni padrejtësi gjatë tyre”.**[209]

Prej 12 muajve, katër janë të shenjtë, e ne gjendemi në njërin prej tyre, i cili është muaji Rexheb, andaj duhet të kemi kujdes që mos bëjmë gabime të mëdha gjatë këtyre muajve e të ngarkojmë veten tonë me mëkate, për të cilat një ditë do të pendohemi.

Dëshmi se muaji Rexheb, bën pjesë në këto katër muaj, është hadithi të cilin e transmeton Ebu Bekrete r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Koha u kthye në formën e saj normale kur Allahu xh.sh. krijoi qiejt dhe tokën. Viti përbëhet nga 12 muaj, ndër të cilat 4 janë të ndaluar. Tri prej tyre janë njëri pas tjetrit: Dhul-Ka’de, Dhul-Hixhe dhe Muharem, këtyre u bashkëngjitet muaji Rexheb i Mudarëve, që ndodhet mes Xhemadës dhe Shabanit...”.*[210]

---

208 Isa Memishi, “Fjalor arabisht-shqip”, 1/638;
209 Kurani, Teube, 36;
210 Buhariu, “Sahih”, kitab el-Edahijju, bab men kale el-ed`ha jaume`n-nehri, nr.5550; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Kasametu.., bab teglidhu tahrimi`d-dimai..., nr.1679; etj.

Largimi nga mëkatet duhet të jetë vazhdimisht në çdo kohë, por në këto muaj, duhet të kemi kujdes të veçantë, pasi gjatë tyre, shpërblimet shkruhen më tepër se jashtë tyre, por edhe mëkatet shkruhen më tepër sesa në muajt tjerë.

Shkaku i shenjtërisë së saj, Allahu xh.sh. ndaloi edhe luftën në të, saqë kjo shenjtëri është respektuar edhe nga ana e pabesimtarëve të Mekës, të cilët gjatë këtyre katër muajve, nuk kanë zhvilluar aktivitete luftarake.

Se ndalohet lufta në muajt e shenjtë, dëshmojnë disa ajete kuranore, prej tyre mund të përmendim ajetin: **"Të pyesin ty për muajin e shenjtë, për luftën në të. Thuaju: "Luftimi në atë kohë është gjynah i madh, por pengimi i njerëzve prej udhës së Allahut, mohimi i Tij, pengimi i njerëzve nga vizita e Xhamisë së Shenjtë dhe dëbimi i banorëve të saj nga ajo, janë gjynah më i madh tek Allahu. Kurse adhurimi i idhujve është gjynah më i madh se vrasja...".**[211] Në këtë temë mund të lexoni edhe fillimin e sures Teube ku Zoti tregon se gjatë këtyre katër muajve pabesimtarët kanë siguri, por pasi të kalojnë muajt e shenjtë, të luftohet kundër tyre.[212]

## SHTIMI I PUNËVE TË MIRA NË KËTË MUAJ

Natyrisht gjatë këtyre muajve, besimtarët pos adhurimeve të përditshme, duhet ta shtojnë vëllimin e punëve të dobishme, siç janë dhënia e lëmoshës (sadakasë), zeqatit, agjërimit vullnetarë, nëse ka mundësi të agjërojë një ditë po dhe një

211 Kurani, Bekare, 217;
212 Shih: Kurani, Teube, 1-5;

ditë jo, e nëse nuk ka mundësi, mundet dhe preferohet siç shënohet në hadithe, agjërimi ditën e hënë dhe të enjte, e nëse edhe këtë nuk mundet, atëherë të agjërojë tri ditë në muaj, ditën e 13, 14 dhe 15 të këtij muaji Rexheb, po ashtu, të shtojë leximin e Kur`anit, ndihmën ndaj të tjerëve, dhikrin dhe istigfarin, largimin prej mëkateve dhe pendimin prej tyre.

Njeriu ka nevojë të përgatit veten e tij për ardhjen e muajit të Ramazanit, siç përgatitet njeriu për ngjarje tjera jetësore. Sidomos në aspektin e agjërimit, ku shumë njerëz ankohen në ditën e parë të Ramazanit dhe ju vjen vështirë agjërimi, sepse nuk e kanë ushtruar barkun e tyre që të qëndrojnë pa ngrënë. Andaj, duhet të agjërojmë disa ditë vullnetarisht, që kur të hyjmë në Ramazan, mos të ballafaqohemi me vështirësi, por ta kemi të lehtë ballafaqimin e ditëve të Ramazanit me agjërim.

Ai i cili hyn në Ramazan pa u përgatit, i ngjan një sportisti i cili hyn në lojë pa përgatit, dhe është logjike se ky lojtarë do të jetë më i dobët se të tjerët, andaj të mos dobësohemi, por të ushtrojmë vetveten që të jemi më të fortë në adhurim me hyrjen në muajin Ramazan.

## VEÇORITË E MUAJIT REXHEB

Duhet ta kemi të qartë, se nuk ka ndonjë adhurim të veçantë për këtë muaj. Po ashtu, nuk ka ndonjë namaz i cili është specifik për natën e parë ose natën e Regaibit, sepse nuk ekziston ndonjë hadith i cili do të ishte nxitje për të vepruar një gjë të tillë. Mjafton të veprojmë ibadete vullnetare, siç

bëjmë edhe jashtë këtyre muajve, por duke e shtuar numrin e tyre dhe duke i praktikuar sa më shpesh në këto dy muaj, sepse ka një rëndësi të veçantë, pasi jo më kot Allahu xh.sh. e zgjodhi muajin Rexheb si të shenjtë prej 12 muajve.

Ekzistojnë disa hadithe, të cilat flasin për vlerën e muajit Rexheb, si hadithi që e transmeton Enes b. Maliku r.a. se kur hynte muaji Rexheb, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem thoshte: *"O Allahu im, na begato neve në Rexheb dhe Sha`ban, e na mundëso ta arrijmë Ramazanin".*[213]

Pra, edhe vet i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka kërkuar begati në këtë muaj, sepse është prej muajve të begatë, të cilët Allahu xh.sh. i ka dalluar për robërit e tij musliman.

Në këtë kontekst Ebu Bekr el-Uerrak el-Belhi shprehet kështu: "Rexhebi është muaji i mbjelljes, Shabani është muaji i ujitjes së asaj që ke mbjellë, kurse Ramazani është muaji i korrjes".[214]

---

[213] Ahmedi, "Musned", 3/70, nr.2346; Taberani, në "Mu`xhemu`l-Euset", 4/189, nr.3939; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/348; Ebu Nuajmi, "El-Hilje", 6/29;
Por hadithi është i dobët, siç e shënon edhe Ahmed Shakir në koment të këtij hadithi në Musned-in e Ahmedit. Në zinxhirin e hadithit gjendet Zaide b. Ebi Rukad el-Bahili, i cili është i dobët.
[214] Ibni Rexheb, "Letâif el-Me'ârif fîmâ li Meuâsim el-'Âm min el-Uedhâif", Dâr Ibn Hazm, Bejrût 2004, fq.121.

AGJËRIMI NË MUAJIN REXHEB

Gjithashtu, përcillen hadithe për vlerën e agjërimit në muajt e shenjtë, ku ndër ta shërben si argument hadithi të cilin e përcjell Muxhibe el-Bahilije, nga babai i saj ose xhaxhai i saj, se ka shkuar te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe mes tjerash, ai i ka thënë atij tri herë: "*SUM MINEL HURUMI VETRUK*"- "*Agjëro në muajt haram dhe një pjesë braktise*".[215]

Po ashtu Ibni Hakimi e ka pyetur Seid b. Xhubejrin për agjërimin në muajin Rexheb, e ai ka thënë: "Më ka lajmëruar Ibni Abasi r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka agjëruar derisa ne mendonim se nuk do ta prish agjërimin, gjithashtu nuk agjëronte, gjersa mendonim se nuk do të agjërojë më".[216]

Por, ka edhe disa hadithe, që flasin për vlerën e agjërimit në muajin Rexheb, të cilat nuk arrijnë në shkallën e haditheve të vërteta dhe si të tilla ngelin hadithe të dobëta. Në vijim, do t`i përmendim dy sa për ilustrim.

Transmeton Enes b. Maliku r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Në Xhenet ka një lumë, që e ka emrin Rexheb, kush e agjëron një ditë të vetme nga muaji Rexheb, Allahu xh.sh. do t`i jep të pijë nga ky lum"*.[217]

---

[215] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Saumu, bab fi saumi esh`huri`l-hurumi, nr.2428; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Sijami, bab sijamu esh`huri`l-hurumi, nr.1741; Ahmedi, "Musned", 33/432, nr.20.323; etj.
[216] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Saumu, bab fi saumi`l-muharremi, nr.2430. etj.
[217] Ibni Hibani, "Mexhruhin", 2/238; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", nr.3800.

Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Agjërimi në ditën e parë të muajit Rexheb është falje e gjynaheve të tre viteve, agjërimi në ditën e dytë është falje e gjynaheve të dy viteve, agjërimi në ditën e tretë, është falje e gjynaheve të një viti. Çdo ditë tjetër është falje për gjynahet e një muaji".*[218]

Agjërimin në muajt e shenjtë, e kanë praktikuar edhe shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ku transmeton Salimi se Ibni Umeri r.a. e ka pasur traditë të agjërojë muajt e shenjtë.[219]

Traditën e të agjëruarit në muajt e shenjtë, e kanë pasur edhe Hasan el-Basriu, Is`haku dhe Sufjan eth-Theuri.[220]

Sipas dijetarëve të medhhebit Hanefi, Maliki dhe Shafi, është mendub që të agjërohet në muajt e shenjtë, kurse Hanbelitë e konsiderojnë agjërimin në muajin Rexheb mekruh. Dijetarët e medhhebit Hanefi, thonë se është mendub të agjërohet tre ditë, të enjten, të premten dhe të shtunën.[221]

Por, në përgjithësi, gjeneratat e para, bashkohen në mendimin se është mekruh që muaji Rexheb të agjërohet i plotë. Të paktën disa ditë duhen braktisur në mënyrë që mos t'i ngjajë agjërimit të muajit Ramazan.

---

Por, këtë hadith, e refuzojnë si të vërtetë, Dhehebiu në "El-Mizan", 4/189 dhe Ibni Haxheri në "Tebjinu`l-Axheb", fq.27.

218 Sujuti, "El-Xhamiu`s-Sagir", 2/311-312, nr.5051 dhe thotë se hadithi është i dobët;

219 Abdurezaku në "Musannef", vëll.4, fq.292, nr.7856;

220 Ibni Rexheb, "Letâif el-Me'ârif fimâ li Meuâsim el-'Âm min el-Uedhâif", fq.119;

221 Xheziriu, "Fikh ala Medhahib`il-Erba", 1/507;

Për shembull, Ibni Abasi r.a. nuk e ka pëlqyer që të agjërohet i tërë muaji Rexheb, nga frika se mos injorantët do ta kuptojnë këtë si të obligueshme ose farz dhe që mos e shndërrojnë këtë muaj në festë.[222]

Po ashtu, përcillet se edhe halifja i dytë, Umeri r.a. u thoshte njerëzve të hanë ushqim, sepse ka qenë praktikë e kohës së injorancës, që të madhërohet muaji Rexheb".[223]

## KRYERJA E UMRES NË MUAJIN REXHEB

Është e lejuar dhe e preferuar, që të kryhet umre në muajin Rexheb, sepse kjo ka qenë edhe praktikë e të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, siç përcillet nga Abdullah b. Umeri r.a.

Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka kryer katër umre, e njërën prej tyre e ka kryer në muajin Rexheb.[224] Por, këtë mendim të Ibni Umerit r.a. e ka kundërshtuar Aishja r.a.h. e cila thotë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk ka kryer Umre në muajin Rexheb.[225]

---

[222] Abdurezaku, "Musannef", vëll.4, fq.292, nr.7854.
[223] Ibni Ebi Shejbeh, "Musannef", 2/345, nr.9758.
[224] Buhariu, "Sahih", kitab el-Umreti, bab kem i`temere`n-nebiju sal-lallahu alejhi ve sel-lem?, nr.1775, Muslimi, "Sahih", kitab el-Haxhu, bab bejanu adedi umeri`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem ve zemanihine, nr.1255; etj.
[225] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Haxhi, bab ma xhae fi umreti rexhebin, nr.936 dhe thotë se ky hadith është Garib;

## NATA E PARË E MUAJIT REXHEB

Sa i përket hadithit për vlerën e natës së parë të këtij muaji, Dejlemiu përcjell një hadith prej Ebu Umames r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Në pesë net, nuk refuzohet lutja gjatë tyre: Nata e parë e muajit Rexheb, natën e mesit të muajit Shaban, natën e xhuma dhe dy netët e Bajrameve".*[226]

Por në zinxhirin e këtij hadithi gjendet Ibrahim b. Muhamed b. Ebu Jahja, për të cilin Ibni Haxheri në "Tekrib" thotë se është *metruk* (i refuzuar). Po ashtu, potencon se Buhariu për të ka thënë se "ka qenë xhehmij, e kanë refuzuar Ibni Mubareku dhe njerëzit", Ahmedi ka thënë se "është kaderij mutezil, xhehmij, të gjitha të këqijat vijnë prej tij". Jahja el-Kattani ka thënë se "është gënjeshtarë".[227]

Abdurezaku e shënon këtë si fjalë të Ibni Umerit[228] por në zinxhir gjendet Bejlemani, i cili quhet Muhamed b. Abdurahman b. Bejlemani, për të cilin Ibni Haxheri thotë se është i dobët, e kanë akuzuar Ibni Adij dhe Ibni Hibani. Dhehebiu në "Kashif" thotë se përcjell prej babait të tij, e prej tij përcjellin Muhamed b. Kethiri, Tubudhekiju, por janë të dobët".[229] Po ashtu babai i Bejlemanit, i cili quhet Abdurahman b. Bejlemani është i dobët sipas Ibni Haxherit. Ebu Hatimi thotë se ka dobësi të lehtë, kurse Salih el-Xhezrete thotë se hadithi i tij është i refuzuar.[230] Këtë

---

226 Dejlemiu, "Musnedu`l-Firdeus", 2/196, nr.2975;
227 Ibni Haxheri, "Tekribu`t-Tehdhib", fq.64, nr.241;
228 Abdurezaku, "Musannef", 4/317, nr.7927;
229 Ibni Haxheri, "Tekribu`t-Tehdhib", fq.547, nr.6067;
230 Ibni Haxheri, "Tekribu`t-Tehdhib", fq.358, nr.3819;

përcjellje e shënon edhe Bejhekiu në “Sunen`ul-Kubra” si fjalë e Ebu Derdasë.[231]

Menavi në “Fejdu`l-Kadir” e shënon këtë hadith dhe mban shenjën (D) për dobësinë e hadithit, kurse në fusnotë, shënohet se Ibni Haxheri për të gjitha rrugët e këtyre haditheve ka thënë se kanë dobësi.[232]

Në encikopedinë Islame, shënohet se disa hanefi dhe disa hanbeli, e kanë konsideruar të pëlqyeshme gjallërimin e natës së parë të muajit Rexheb me adhurim, sepse është prej pesë netëve në të cilat nuk refuzohet duaja.[233]

Prej tyre, është Tahaviu, një dijetarë i madh hanefi, i cili thotë se janë pesë net në të cilat nuk refuzohet duaja, e ato janë nata e xhuma, nata e parë e muajit Rexheb, nata e mesit të muajit Shaban dhe dy netët e Bajrameve.[234]

Por, pasi kuptuam se dëshmitë për këtë natë janë të dobëta, ngelet të vlerësojmë se kjo ditë nuk veçohet me agjërim ose ndonjë adhurim të veçantë, por ngel sikur të gjitha ditët tjera të zakonshme.

Gjithashtu, nuk ka asnjë bazë namazi i cili falet në ditën e dytë në mes të muajit Rexheb, namazi me emrin *Ummu Davud*. Pra, të gjitha këto janë të sajuara më vonë, andaj ibadetet duhet të jenë të përgjithshme e të shpresojmë që

---

231 Bejhekiu, “Sunen`ul-Kubra”, 3/445, nr.6293;
232 Menavi, “Fejdu`l-Kadir”, 3/455, nr.2952;
233 Shih: “Meusuatu`l-Fikhije”, vëll.2, fq.236;
234 Tahaviu, “Hashijetu Tahavi ala Meraki`l-Felah”, Darul Kutubil Ilmije, Bejrut, botimi i parë, 1997, fq.401;

këto adhurime, të na shtojnë mirësinë dhe të arrijmë devotshmëri dhe përgatitje për muajin Ramazan.

## NATA E REGAIBIT

Pasi pamë vlerën që ngërthen në vete muaji Rexheb, tash në vijim, do të përmendim diçka për natën e Regaibit dhe realitetin e saj. Kjo është konsideruar si një ndër netët e mira dhe ka zënë vendin e saj tashmë në traditën islame.

Nocioni *Regaib* rrjedh nga gjuha arabe dhe rrënja e saj ر غ ب që ka kuptimin: dëshiroj, uroj, aspiroj, etj.[235]

Nata e Regaibit, gjithnjë bie në natën e xhumasë së parë të muajit Rexhep. Përndryshe kjo natë njihet për nga ajo që thuhet se nëna e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, Emineja e ka kuptuar veten se është shtatzënë. Por një informatë e tillë nuk mund të argumentohet me fakte dhe nuk ekzistojnë argumente fetare që mbështesin një mendim të tillë.

Gjithashtu nuk është transmetuar diçka nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem se kjo natë duhet të dallohet enkas me adhurim ose namaz specifik kurse dita e saj të dallohet me agjërim. Pasi për të vepruar diçka nevojitet argument, e për këto veprime nuk ka ardhur asnjë dëshmi, pos asaj që shënon imam Gazaliu në "Ihja",[236] se duhet të falet një lloj

---

[235] Isa Memishi, "Fjalor Arabisht-Shqip", 1/684;
[236] Gazaliu, "Ihja Ulumu`d-Din", mektebetu`l-fejad, Kajro, vëll.1, fq.339;

namazi në natën e Regaibit, duke sjellë një hadith për të cilin dijetarët kanë thënë se është hadith i dobët.

Imam Gazaliu, thotë se falja e këtij lloj namazi është *mustehab*, mirëpo nuk e arrin shkallën e namazit të teravisë dhe të bajrameve. Vet imam Gazaliu në fund të kësaj teme, pasi sjellë këto hadithe, thotë se ka parë banorët e Kudsit duke e falur këtë namaz me xhemat, kjo i ka pëlqyer atij, andaj edhe e ka përmendur në librin e vet. Por, siç thamë më lartë, pasi nuk vërtetohet nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem përmes ndonjë rruge tjetër, atëherë ngel në parim mos veprimi me atë hadith.

Dijetari i hadithit, Ibni Haxheri, i cili ka shkruar një libër për muajin Rexheb, që titullohet “Tebjinu`l-Axheb”, në fq.25, thotë se nuk ka asnjë hadith Sahih për këtë çështje.

Dijetari i njohur i medhhebit hanefij, Ibën Abidini, na transmeton fjalët nga libri i njohur i medhhebit hanefit “El-Bahru`r-Raik”, ku qëndron: “Nga kjo që thamë, e kuptojmë se është i urryer grumbullimi për të falë namazin e dëshirave (salatu`r-regaib), i cili falet në natën e xhumasë së parë të muajit Rexheb, sepse ky namaz është bidat (risi)...”.[237]

---

[237] Ibni Abidini, “Ed-Durru`l-Muhtar ve Hashijetu Ibën Abidin”, daru`l-fikër, botimi i dytë, 1992, 2/26;

# *MUAJI SHABAN DHE NATA E BERATIT*

Jemi në fazën përgatitore për ardhjen e muajit më të madh në kalendarin Islam, muajin e Ramazanit, ndërsa këtij muaji të bekuar, i paraprinë muaji i tetë hixhrij, ai është muaji *Shaban*. Ky muaj është etapa e fundit e përgatitjes para muajit Ramazan.

Të gjithë muslimanët, duhet të dinë për veçoritë e ditëve në këtë fe madhore, sepse Allahu xh.sh. dhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur kanë veçuar diçka prej të tjerave, atë e kanë bërë në sajë të asaj që ka pasur vlera të veçanta në të, andaj edhe ne ato vlera duhet t`i kultivojmë dhe t`i përcjellim tek brezat e ardhshëm.

Do të ndalemi në vlerën dhe veçorinë e muajit *Shaban*, e pastaj, në një natë e cila gjendet në mes të këtij muaji, që është nata e *Berat*-it.

## VLERA E MUAJIT SHABAN

Emri *Shaban* rrjedh prej foljes *Sheabe* që do të do thotë grumullim, mbledh, shpërndaj, përhap, ndaj, ndreq, ujdis, rregulloj, kaploj, pllakos, punësoj, zbavit, argëtoj, copëtoj, e shumë kuptime të përafërta.[238]

---

238 Isa Memishi, “Fjalor arabisht-shqip”, vëll.1, fq.920; Sulejman Tomçini, “Fjalor arabisht-shqip”, fq.450;

Ka marrë këtë emër sepse Arabët e kohës së paganizmit e kishin traditë në këtë muaj, që të mblidheshin dhe të dilnin për të kërkuar burime uji ose për të sulmuar fiset tjera pasi dilnin prej muajit të shenjtë Rexheb (në të cilin ndalohej lufta). Kështu thotë edhe Ibni Haxheri.[239]

Madje ka edhe një transmetim që i përshkruhet Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kinse ka treguar se përse u quajt ky muaj me këtë emër. Përcjellë Enes b. Maliku r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka pyetur: *"A e dini përse është quajtur Sha`ban (shpërndarës)? Sepse ata janë shpërndarë në të për të kërkuar të mirat për në muajin Ramazan, ndërsa u quajt Ramadan (djegës) sespse i djeg mëkatet"*.[240]

Në muajin *Shaban*, u shpall urdhri për obligimin e agjërimit të muajit Ramazan. Agjërimi është farzi i dytë pas namazit. Agjërimi i Ramazanit u bë obligim në ditën e Hënë, ditën e dytë të muajit Shaban, në vitin e dytë të Hixhretit.[241]

Vetë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka kërkuar begati dhe bekim në këtë muaj, me adhurim dhe agjërim vullnetarë. Transmeton Enes b. Maliku r.a. se kur hynte muaji Rexheb, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem

---

239 Ibni Haxheri, "Fet`hu`l-Bari sherh Sahihu`l-Buhari", vëll.5, fq.386, në koment të hadithit nr.1970;

240 Dejlemiu, "Musnedu`l-Firdeus", vëll.2, fq.60, nr.2339 përmes rrugës që e ka shënuar Ebu Shejh el-Esbahani në librin e tij "Thevabu`l-A`mal", por, për zinxhirin e këtij hadithi ka kritika;

241 Se agjërimi u obligua në Shaban, shih Mahmud Tuhmaz, "Fikhu Hanefi", Fondacioni i Rinisë Islame, Zurich, 2011, vëll.1, fq.468;

thoshte: *"O Allahu im, na begato neve në Rexheb dhe Sha`ban, e na mundëso ta arrijmë Ramazanin".*[242]

## AGJËRIMI NË MUAJIN SHABAN

Në hadithe të shumta, vërejmë se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka agjëruar vullnetarisht në këtë muaj, më tepër se në çdo muaj tjetër, përpos muajit Ramazan, ku agjërohet i tërë muaji. Veçimin e muajit Shaban me agjërim të shumtë, e përcjellin një numër i madh i sahabëve.

Transmeton Aisha r.a.h. se "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem agjëronte aq gjatë, saqë mendonim se ai nuk hante, po ashtu, nuk agjëronte për një kohë, saqë mendonim se nuk do agjëronte më. Nuk e kam parë kurrë të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem të agjërojë një muaj të plotë, veç Ramazanit, ndërsa më shumë e kam parë të agjërojë gjatë muajit të Sha`banit".[243]

Imam Buhariu, pas këtij hadithi, sjell hadithin tjetër (me numër 1970) ku i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Bëni ato punë që keni mundësi, e që janë të lehta për t`i bërë, sepse Allahu xh.sh. nuk lodhet e nuk do të pushojë kurrë së shpërblyeri për to, derisa ju të mërziteni e të lodheni së bëri vepra të*

---

[242] Ahmedi, "Musned", 3/70, nr.2346; Bezzari, "Musned", 1/294; Taberani, në "Mu`xhemu`l-Eusat", 4/189, nr.3939; Bejhekiu, "Shuabu`l-Iman", 5/348; por hadithi është i dobët, siç e shënon edhe Ahmed Shakiri në koment të këtij hadithi në Musned-in e Ahmed-it. Në zinxhirin e hadithit gjendet Zaide b. Ebi Rukad el-Bahili, i cili është i dobët.

[243] Buhariu, "Sahih", kitab Es-Saumu, bab saumi Sha`bane, nr.1969; etj.

*mira".* Pra, me këtë, e dëshmon se agjërimi në muajin Shaban, është agjërim vullnetar, e nuk duhet dikush ta merr si obligim e ta lodh vetveten, por vepra vullnetare duhet të bëhet sipas mundësive.

Për vlerën e agjërimit në këtë muaj, vlen të përmendim edhe transmetimin e Imran b. Husajnit r.a. të cilin e ka pyetur i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"A ke agjëruar ndonjë ditë në fund të muajit Shaban?"* Ai është përgjigjur: \`Jo\`. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë: "*Kur ta përfundosh agjërimin e Ramazanit, agjëroi dy ditë për atë që nuk ke agjëruar në fund të Shabanit".*[244]

Në një transmetim të Imam Ahmed b. Hanbelit dhe të Nesaiut, Usame b. Zejdi r.a. i rrëfen Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem një konstatim duke i thënë: "Nuk të kam parë të agjërosh në asnjë muaj, aq sa agjëron gjatë muajit Shaban?". I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Ky është një muaj i cili nuk vlerësohet ashtu siç duhet nga njerëzit. Në muajin Shaban veprat lartësohen për tek Allahu (xh.sh.) dhe mua më pëlqen të jem agjërueshëm ndërkohë që ato ngjiten atje".*[245]

Gjithashtu, transmeton Ummu Seleme r.a.h. e cila thotë: "Nuk e kam parë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem t\`i

---

244 Muslimi, "Sahih", kitab es-Sijami, bab istihbabu sijami thelatheti ejjamin min kuli shehrin, nr.1161; etj.

245 Nesaiu, "Sunen", kitab es-Sijami, bab saumu\`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem huve ve ummij..., nr.2358; Ahmedi, "Musned", 36/85, nr.21.753; Ibni Ebi Shejbeh, "Musannef", 2/346, nr.9765; Bejhekiu, "Shu'ab el-Îmân", 5/353.

agjërojë dy muaj një pas një, përpos muajin Shaban dhe Ramazan”.[246]

Edhe transmetimi nga Aishja r.a.h. e cila thotë: “Nuk e kam parë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem që në ndonjë muaj tjetër të agjërojë më tepër se në muajin Shaban, nganjëherë e agjëronte pjesën më të madhe të muajit, e ndonjëherë tërë muajin”.[247]

Enes b. Maliku r.a. transmeton se e kanë pyetur Pejgamberin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “Cili agjërim është më i vlefshëm pas agjërimit të Ramazanit?” Ai u përgjigj: *“Agjërimi i Shabanit për nder të Ramazanit...”.*[248]

Një grup dijetarësh mes të cilëve gjendet edhe Ibn Mubareku, janë të mendimit që Pejgamberi sal-lallahu alejhi

---

[246] Tirmidhi, “Sunen”, kitab es-Saumi, bab ma xhae fi visali sha`bane bi ramadane, nr.736 dhe thotë se hadithi është Hasen; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-saumu, bab fimen jesilu sha`bane bi ramadane, nr.2336; Nesaiu, “Sunen”, kitab es-Sijami, bab saumu`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem bi ebi..., nr.2354-55; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab es-Sijami, bab ma xhae fi visali sha`bane bi ramadane, nr.1648; Ahmedi, “Musned”, 44/188, nr.26.562; etj.

[247] Buhariu, “Sahih”, kitab Es-Saumu, bab saumi Sha`bane, nr.1969; Muslimi, “Sahih”, kitab es-Sijamu, bab sijamu`n-nebiji fi gajri Ramadane, nr.1156; etj.

[248] Tirmidhiu, “Sunen”, kitab ez-Zekati, bab ma xhae fi fadli`s-sadakati, nr.663 dhe thotë se hadithi është Garib, Sadaka b. Musa nuk është i fortë, edhe Jahja b. Meini ka thënë se ai nuk është asgjë; Ibn Ebû Shejbeh, “Musannef fî el-Ehâdîth vel-Âthâr”, 2/346, nr.9763;
Ibni Xheuzi në “Ilelu`l-Mutenahije”, 2/61-62 dhe thotë se ky hadith nuk është Sahih;

ve sel-lem nuk e ka kaluar të gjithë muajin Shaban me agjërim, por ka agjëruar pjesën më të madhe të tij.[249]

Në këtë kontekst, mund të përmendim edhe hadithin të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të vijë mesi i muajit Shaban, nuk ka më agjërim, derisa të vijë Ramazani".*[250]

Por duhet të kemi parasysh se këto agjërime të Shabanit janë vetëm për ata njerëz të cilët janë të aftë për t'i agjëruar, duke mos u shkaktuar dobësim në agjërimin e obliguar të Ramazanit. Prandaj, nëse dikush ka frikë se pasi ta agjërojë Shabanin, do të humb forcë ose freski për agjërimin e Ramazanit, dhe nuk do të mundet ta agjërojë Ramazanin si duhet, atëherë le të mos e agjërojë Shabanin, sepse agjërimi i Ramazanit, që është i obligueshëm, është më i rëndësishëm sesa agjërimi vullnetar i Shabanit. Për këtë shkak, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ua ka ndaluar muslimanëve të agjërojnë një ose dy ditë njëra pas tjetrës menjëherë para

---

249 Tirmidhiu, "Sunen", fq.234;

250 Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Saumu, bab fi kerahijeti dhalike, nr.2337; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab kerahijetu`s-saumi f`n-nisfi`th-thanij min sha`bane, nr.738 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Sijami, bab en-nehju an en jutekademe ramadanu bi saumin, nr.1651; Ahmedi, "Musned", 15/441, nr.9707;

Sahih e kanë vlerësuar edhe Hakimi, Tahaviu dhe Ibni Abdulberi. Kurse e kanë kritikuar duke thënë se është munker Abdurahman b. Mehdi, Ahmed b. Hanbeli dhe Ebu Zur`a er-Razi, el-Ethremi (shih: Axhluni, "Keshfu`l-Hafa", nr.209).

Imam Ahmedi ka thënë se El-A`la nuk ka përcjellë ndonjë hadith më të papranuar se ky. Po ashtu ka thënë se refuzohet shkaku se bie në kundërshtim me hadithin e saktë: *"Mos e prisni Ramazanin duke agjëruar një ose dy ditë para".* (Buhariu, "Sahih", nr.1914; Muslimi, "Sahih", nr.1082);

nisjes së Ramazanit. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem vetë agjëronte shumicën e Shabanit, sepse ai nuk kishte frikë se do të dobësohet ose lodhet para se të fillojë Ramazani. Sa u përket të tjerëve, ai i urdhëroi ata të mos agjërojnë pas datës 15 të Shabanit, nga frika se do ta humbin forcën dhe freskinë para se të fillojë Ramazani, dhe nuk do të kenë mundësi ta mirëpresin muajin e Ramazanit me entuziazëm.

Dhe gjatë muajit Shaban, lejohet çdo adhurim që bëhet në muajin Ramazan, si agjërimi dhe leximi i Kur'anit, në mënyrë që besimtari të përgatitet për adhurimet farz. Seleme b. Kuhejl r.a. kur hynte muaji Shaban, thoshte: "Ky është muaji i lexuesve të Kur'anit. Shprehet kështu sepse gjatë këtij muaji njerëzit nisnin leximin e Kur'anit, përpara se të hynin në Ramazan".[251]

## NATA E BERATIT

Muaji Shaban, në brendësinë e vet ngërthen edhe një natë të bekuar, e cila njihet me emrin `Nata e Beratit`, ose nata e shpëtimit të njerëzve nga zjarri i Xhehenemit.

Fjala `*Berat*` rrjedh prej foljes *be-re-e* (برأ) që do të thotë: çiltërsi, pafajësi, dëlirësi, privilegj, i liruar, i pastër, i pafajshëm, e shumë kuptime të ngjashme.[252]

Edhe për këtë natë, kanë ardhur hadithe të ndryshme, porse të gjitha bashkë, vërtetojnë vlerën e veçantë të kësaj nate, e

---

251 Ibn Rexheb el-Hanbelî, "Letâif el-Me'ârif fîmâ limeuâsim el-'Âm min el-Uedhâif", fq.135;
252 Isa Memishi, "Fjalor arabisht-shqip", vëll.1, fq.86;

cila gjendet në natën e 15-të të muajit Shaban. Në vijim, do të përmendim hadithet, të cilat vërtetojnë veçimin e kësaj nate.

## NATËN E BERATIT ËSHTË BËRË NDËRRIMI I KIBLES

Në natën e Beratit, në muajin Shaban, është bërë ndërrimi i kibles prej Mesxhidul Aksas, kah Qabeja. Muslimanët përgjatë 16 muajve e kanë falur namazin të drejtuar kah xhamia e Aksasë, e pastaj ka ardhur urdhri që të kthehen kah Qabeja. Imam Kurtubiu përcjellë mendimin e Ibni Hibanit, i cili thotë se ndërrimi i Kibles, është bërë ditën e martë, në mesin e muajit Shaban.[253]

## FALJA E MËKATEVE NË NATËN E BERATIT

Nga veçoritë e kësaj nate, është se Allahu xh.sh. i fal mëkatet e robërve të Tij. Transmeton Ebu Musa Eshariu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Allahu xh.sh. i vështron të gjitha krijesat e Tij në natën e gjysmës së muajit Shaban dhe i fal të gjitha krijesat e Tij, me përjashtim të atij i cili i bën shok Allahut xh.sh. dhe atij që urren".*[254]

---

[253] Kurtubiu, "Xhamiu`l-Ahkamu`l-Kur`an", Muesesetu Risale, botimi i parë, Bejrut, 2006, vëll.2, fq.428; Ibni Hibani, "El-Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban", tahkik Shuajb el-Arnauti, Muesesetu Risale, botimi i parë, Bejrut, 1988, vëll.4, fq.620, nr.1716;

[254] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fi lejleti`n-nisfi min sha`bane, nr.1390; Ibn Hibbâni, "Sahîh", 22/481, nr.5665;
Busiriu në "Zevaid", thotë: "Zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, shkaku i Ibni Lehi`asë, si dhe tedlisit që bënte Ibni Muslimi". Sindi thotë se Ibni

Muadh bin Xhebeli r.a. transmeton se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Në natën e mesme të muajit Shaban, Allahu i Lartësuar shikon mbi të gjithë krijesat e Tij dhe i fal të gjithë ata që i ka krijuar, pos atij i cili i përshkruan shok Atij ose ai i cili ka urrejtje në zemër (ndaj muslimanëve)".*[255]

Transmeton Aliu r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kur të vijë nata e mesme e muajit Shaban, kaloni atë në namaz dhe agjëroni ditën e saj, ngase Allahu xh.sh. atë natë me të perënduar dielli, zbret në qiellin e tokës dhe thërret:* ***"A ka kush që kërkon falje mëkatesh, që ta fal. A ka kush që kërkon furnizim, që ta furnizoj? A ka të sprovuar që kërkon ndihmë? A ka kështu e ashtu****", derisa të agoi mëngjesi".*[256]

Transmeton Aishja r.a.h. e cila thotë: "Një natë, vërejta se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk ishte afër meje, dola të shoh se ku gjendet dhe e pashë se ai qëndronte në

---

Arzebi, nuk e ka takuar Ebu Musanë, kështu thotë edhe Mundhiriu; po ashtu për Dahhak b. Ejmenin, Dhehebiu thotë se nuk e di kush është ky;
Shejh Shuajb Arnauti, në recensim të "Sunen"-it të Ibni Maxhes, vëll.2, fq.400, thotë se hadithi është i dobët, por Hasen në bazë të haditheve tjera;
[255] Taberani, "Mu`xhemul-Kebir", 20/108, nr.215 dhe "Mu`xhemu`l-Euset", nr.6772; Ibni Hibani, "Sahih" nr.1980; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/360, nr.3552; Ebu Nuajmi, "El-Hilje", 5/191;
[256] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fi lejleti`n-nisfi min sha`bane, nr.1388; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/354, nr.3542; Busiriu në "Zevaid", thotë se është hadith i dobët shkaku i dobësisë së Ibni Ebi Sebrete, për të cilin imam Ahmedi dhe Ibni Meini kanë thënë se ka shpikur hadithe; edhe Buhariu e ka konsideruar transmetues të dobët, ndërsa Nesaiu thotë se ai është i braktisur (metruk);
Ibni Hibani thotë se ai ka falsifikuar hadithe duke ua mbështetur atë të besueshmëve; edhe Ibni Adij thotë se ai ka falsifikuar hadithe; shih vlerësimet e dijetarëve për këtë transmetues në "Mexhruhin", 3/120;

varrezat Beki`. Duke shikuar kah unë, më tha: *"A u frikove se Allahu xh.sh. dhe i Dërguari i Tij do të bëjnë padrejtësi?"* Ajo tha: "O i Dërguari i Allahut, mendoja se ndoshta keni shkuar te ndonjëra prej grave tuaja". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Allahu xh.sh. zbret në natën e 15 të muajit Shaban, në qiellin e kësaj bote dhe fal më shumë se numri i qimeve të deleve të fisit Kelb"*[257].[258]

Në këtë hadith, shohim se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në këtë natë ka vizituar varrezat, që disa dijetarë e kanë konsideruar të preferuar vizitën e varrezave natën e Berat-it.

Gjithashtu, në një tjetër hadith, Aishja r.a.h. ka thënë: "Njëherë Pejgamberi i Allahut fali namaz të natës (*tehexhud*) dhe qëndroi aq gjatë në sexhde sa u frikësova se ka vdekur. Kur e pashë këtë, u ngrita (nga shtrati) dhe ia lëviza gishtin e tij të madh (të sigurohem se a është i gjallë). Kur gishti lëvizi, atëherë u ktheva (në vendin tim). Më pas e dëgjova duke thënë në sexhde: *"Nga falja Jote kërkoj mbrojtje prej dënimit Tënd, dhe nga kënaqësia Jote kërkoj mbrojtje nga zemërimi Yt, si dhe*

---

[257] Fisi *Kelb*, ka pasur dhenë më shumë se të gjitha fiset arabe.
[258] Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab ma xhae fi lejleti`n-nisfi min sha`bane, nr.739; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab es-Salati, bab ma xhae fi lejleti`n-nisfi min sha`bane, nr.1389; Ahmedi, 6/238, nr.26.077; Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/355, nr.3543-3544; etj.
Tirmidhiu thotë se e ka dëgjuar Buhariun, duke thënë për këtë hadith se është i dobët, pasi Jahja b. Ebi Kethiri nuk ka dëgjuar hadithe nga Urve, po ashtu, Haxhaxh b. Ertati, nuk ka dëgjuar hadithe nga Jahja b. Ebi Kethiri, me këtë formë, është i ndërprerë (Munkati) në dy vende në sened;
Shejh Shuajb el-Arnauti, në verifikim të Sunen-it të Ibni Maxheh, vëll.2, fq.400, nr.1389, thotë se hadithi është i dobët, po ashtu edhe për hadithet që i shënon Bejhekiu, janë të dobëta.

*kërkoj mbrojtjen Tënde nga Ti. Nuk mundem të të lartësoj ashtu sikurse Ti e meriton. Ti je pikërisht ashtu siç e ke karakterizuar Veten".* Pastaj kur e ngriti kokën nga sexhdeja dhe e mbaroi namazin, më tha: "*Oj Aishe, a mendon se Pejgamberi të ka mashtruar?"* I thash: 'Jo, o Pejgamber i Allahut, mirëpo u frikësova se shpirti yt ka shkuar për shkak të sexhdesë së gjatë'. Më pyeti: *"A e di se çfarë nate është kjo?"* I thash: 'Allahu dhe Pejgamberi i Tij e dinë më së miri". Ai tha: *"Kjo natë është mesi i muajit Shaban. Në këtë natë Allahu i Plotfuqishëm shikon tek robërit e Tij dhe i falë ata që kërkojnë falje dhe lëshon mëshirë mbi ata të cilët luten për mëshirë, mirëpo i lë ata që kanë urrejtje (kundër muslimanëve) ashtu sikurse kanë qenë më parë, (dhe nuk i fal ata derisa të çlirohen nga mëria (inati)".*[259]

Transmeton Mekhuli nga Kethir b. Murre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Në natën e 15 të muajit Shaban, Allahu xh.sh. ua fal mëkatet të gjithë robërve të Tij në tokë, përpos idhujtarit dhe atij i cili ka urrejtje për të tjerët".*[260]

---

[259] Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/361, nr.3554, dhe thotë se "ky hadith është shumë Mursel", transmetuesit e këtij hadithi janë të besueshëm, por është i ndërprerë zinxhiri në mes Ala` b. Harithit dhe Aishes r.a.h. sepse ai nuk e ka takuar Aishen r.a.h. ngase ai është lindur pas vdekjes së sajë. Shiko edhe Mundhiriu, "Et-Tergibu ve`t-Terhib", vëll.3, fq.462.

[260] Abdurezaku, "Musannef", 4/317, nr.7923-24; Bejhekiu, "Shua`bu`l-Iman", 5/358, nr.3549-3550 dhe thotë se është hadith i pranuar si Mursel;

## NË NATËN E BERATIT PRANOHEN LUTJET DHE CAKTOHET EXHELI

Imam Shafiu ka thënë: "Në lidhje me transmetimet që na kanë arritur, lutjet në natën e 15 Shaban (Lejletul Berat) dëgjohen (pranohen)".[261]

Gjithashtu, nga disa komentues të Kuranit, thuhet se në këtë natë, përgatitet lista me njerëzit të cilët do të vdesin brenda vitit, duke u bazuar në ajetin e 4 të sures Duhan.

Nga Ibni Abasi r.a. transmetohet që Allahu xh.sh. përcakton Kaderin, natën e mesit të muajit Shaban (nata e Beraetit) dhe ia dorëzon atë përgjegjësve natën e Kadrit. Këtë e gjejmë të shënuar në tefsirin e Kurtubiut.[262]

Po ashtu, Abdurezaku, kur flet për natën e Beratit, sjellë edhe këtë transmetim nga Ibni Abasi r.a. ku ka thënë: "Njeriu do të ecë nëpër treg, kurse emri i tij është shënuar në listën e atyre të cilët do të vdesin (atë vit)".[263]

Hasan el-Basriu dhe një grup tjetër thonë: "Natën e Kadrit përcaktohet exheli i njerëzve. Sipas një mendimi tjetër, exheli përcaktohet natën e Beraet-it".[264]

---

261 Imam Shafiu, "El-Umm", 1/164; Ibn Rexheb el-Hanbeli, "Letaifu'l-Me'arif", fq. 264;
262 Kurtubiu, "Xhâmi' li Ahkâm el-Kur'ân", 20/130;
263 Abdurezaku, "Musannef", 4/317, nr.7926.
264 Ebû Hajjân, Muhammed b. Jûsuf el-Endulûsî, "Bahru`l-Muhît fî`t-Tefsîr", t'hk: Sidkî Muhammed Xhemîl, Dâr el-Fikr, I-X, Bejrût 1420 h., 6/397,

Ikrime e interpreton kështu ajetin e katërt të sures Ed-Duhan: **“Në të përcaktohen të gjitha punët me urtësi”**, thotë: “Këtu bëhet fjalë për natën e Beraetit, megjithëse shumica e dijetarëve janë të mendimit që bëhet fjalë për natën e Kadrit”.[265] Ibni Kethiri thotë se ky mendim i Ikrimes, është shumë larg interpretimit të saktë, sepse kjo natë fletë për natën e Kadrit.[266]

Transmetohet se ‘Ata b. Jesari r.a. ka thënë: “Nuk di natë më të mirë se ajo e Berâet-it pas natës së Kadrit…” Për këtë arsye besimtari duhet që këtë natë ta ndajë për të përmendur Allahun, për të kërkuar falje për mëkatet dhe që Allahu xh.sh. t’ia mbulojë ato, që ta shpëtojë prej problemeve, etj. Në krye të të gjithave duhet të jetë teube-ja, kërkesa e faljes me pendesë, sepse Allahu xh.sh. fal të gjithë ata që kërkojnë falje në këtë natë.[267]

Ibni Umeri r.a. ka thënë: “Në pesë net, nuk refuzohet lutja: “Natën e xhumasë, natën e parë të muajit Rexheb, nata e 15-të e muajit Shaban dhe dy mbrëmjet e Bajrameve”.[268]

Në lidhje me këtë, transmetohet se halifi Abdullah b. Abdulaziz i ka dërguar një letër mëkëmbësit të tij në Basra ku i thotë: “Përkujdesu për katër net në vit, sepse Allahu xh.sh. në to shpërndan mëshirën e Tij: Natën e parë të Rexhebit, natën e mesit të Shabanit, natën e Fitrit dhe natën e Kurbanit”.[269]

---

265 Taberiu, “Xhamiu`l-Bejan fi Te`vili`l-Kuran”, vëll.21, fq.9;
266 Ibni Kethiri, “Tefsir Kura`ni`l-Adhim”, Tixharetul Kubra, Egjipt, vëll.4, fq.137;
267 Ibni Kethiri, “Tefsir Kura`ni`l-Adhim”, vëll.4, fq.138.
268 Abdurezaku, “Musannef”, 4/317, nr.7927.
269 Ibn Rexheb, po aty, f. 137.

Kurse agjërimi në përgjithësi muajin e Shabanit është i transmetuar, por sipas një mendimi, agjërimi vetëm i ditës së Beraetit nuk është i pëlqyeshëm.[270] Për të shfuqizuar këtë *kerahet*, besimtari mund të agjërojë ditën që paraprin natës së Beraetit dhe ditën në vijim, që në fakt është këshilluar edhe në hadith.

## A KA NDONJË NAMAZ TË VEÇANTË PËR KËTË NATË?

Është shënuar në disa libra edhe një lloj namazi që falet enkas për këtë natë, por hadithet për të janë të gjitha të dobëta, andaj nuk duhet të veprohet dhe të organizohet falja e tij me xhematë.

Imam Gazaliu r.a. në "Ihja Ulumu`d-Din", përmend një namaz nafile i cili përbëhet prej 100 rekateve, në çdo dy rekat jepet selam. Në çdo rekat këndohet Fatiha, e pas saj, 10 herë sureja Ihlas. Nëse dëshiron, mundet pas Fatihasë, ta këndojë 100 herë suren Ihlas. Edhe ky namaz është i transmetuar prej selefëve. Madje ata e falnin këtë namaz, grumbulloheshin në xhami për të dhe ndoshta mund të jenë falur edhe kolektivisht. Ky është quajtur namazi i mirësisë. Pastaj në fund, imam Gazaliu, thotë se Hasan El-Basriu r.a. këtë e ka dëgjuar prej 30 sahabëve, se kush e fal këtë namaz në këtë natë, Allahu xh.sh. e shikon atë 70 herë. Në secilin shikim i plotëson atij 70 nevoja, ndër të cilat më e vogla është falja". Por, ky hadith edhe nga Hafidh Irakiu, është konsideruar *Batil* (hadith i kotë).[271]

---

270 Menavi, "Fejdu`l-Kadir", 2/316.

271 Gazaliu, "Ihja Ulumu`d-Din", mektebetul-Fejad, 1/339;

Këtë lloj namazi, përpos imam Gazaliut, e ka mbështetur edhe Ebu Talib el-Mekki në librin e tij "Kuttu`l-Kulub" dhe Abdulkadir Gejlani në librin e tij "Gunjetu`t-Talibin". Ndërsa, e kanë refuzuar këtë lloj namazi dhe hadithin që do e përmendim më poshtë, shumë muhadithë, prej tyre Alameh Enver Kashmiri, Ibni Xheuzi, Dhehebiu, Irakiu, Sujuti, Mulla Ali el-Kariu dhe shumë të tjerë.

Një hadith, të ngjashëm e shënon edhe Bejhekiu, nga Aliu r.a. i cili thotë: "E kam parë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem natën e mesit të muajit Shaban, i cili u ngrit dhe fali 40 rekate, lexoi Fatihanë 40 herë, lexoi suren Ihlas 40 herë, suren Felek 40 herë, suren Nas 40 herë, një herë ajeti Kursij-në. Kurse ditën e ardhshme ta kalojë në agjërim. Ai i cili vepron kështu, do ta ketë shpërblimin sikur të ketë agjëruar dy vjet..", por ky hadith, siç thotë edhe vet Bejhekiu, se imam Ahmedi ka thënë që ky hadith është i falsifikuar.[272]

Ibn Tejmije në "Mexhmu`l-Fetava", thekson se nata e Beraetit është e veçantë dhe ka vlera shpirtërore. Këtë na e dëshmojnë hadithet që janë transmetuar në lidhje me të. Ka prej të parëve që faleshin enkas këtë natë. Ky është një fakt që nuk duhet mohuar. Por namazi i posaçëm me 100 rekate dhe grumbullimi nëpër xhami për këtë natë është risi (bidat) dhe nuk ka asnjë mbështetje në traditën profetike.[273]

Dijetari hanefit, imam el-Heskefiu në "Durr el-Muhtar" ka thënë: "Nën të rekomanduarave [namazet] janë në.... netët e

[272] Bejhekiu, "Shu`abu`l-Iman", 5/366, nr.3559.
[273] Ibn Tejmijje, "Mexhmû' el-Fetâuâ", t'hk: Abdurrahmân b. Muhammed b. Kâsim, Mexhma' el-Melik, Medine 1995, vëll.23, fq.132.

dy Bajrameve, në mesin e muajit Shaban, dhjetë [ditë] të fundit të Ramazanit dhe të parët [dhjetë] të Dhul-Hixhes".[274]

Muhadithi Ibni Dihje, ka thënë se nuk ka asnjë transmetim Sahih për vlerën e natës së 15 të muajit Shaban, e as që ekziston ndonjë namaz i veçantë".[275]

Por, edhe pse këto hadithe janë të dobëta, kjo natë duhet të shfrytëzohet në mënyrën më të mirë për ibadet, sepse për vlerën e kësaj nate, përcillen një numër i madh i haditheve, prej sahabive të ndryshëm, për disa hadithe nuk ka ndonjë kritikë të veçantë, saqë një numër të këtyre transmetimeve Ibni Hibani i ka shënuar në librin e tij "Sahih", po ashtu edhe për disa prej këtyre transmetimeve, dijetari i madh i hadithit, Mundhiriu, thotë se nuk ka vërejtje për to. Komentuesi i Sunenit të Tirmidhiut, Abdurahman Mubarekfuri, thotë se numri i madh i haditheve që vijnë për vlerën e kësaj nate, shërben si argument kundër atyre të cilët e refuzojnë vlerën e kësaj nate".[276]

Duke marrë parasysh këto transmetime, vijmë në përfundim se kjo natë është e veçantë, por nuk transmetohet ndonjë adhurim i veçantë, namazi i veçantë që përmendet për këtë natë nuk ka asnjë bazë, si dhe agjërimi i ditës së 15 të Shabanit nuk është sunet, por lejohet agjërimi i asaj dite, si agjërim i zakonshëm nafile, në bazë të haditheve të cilat i përmendëm në fillim, për vlerën e agjërimit në muajin

274 Muhamed ibni Ali el-Haskefiju, "Ed-Durru`l-Muhtaru", daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 2002, fq.92;
275 Menavi, "Fejdu`l-Kadir sherh Xhami`us-Sagir", 2/317.
276 Mubarekfuri, "Tuhfetu`l-Ahvedhi", 2/53;

Shaban dhe përfundimi i agjërimit, pas kësaj dite, deri në ardhjen e Ramazanit.

Lejohet që gjatë kësaj nate, të bëjmë ibadet të përgjithshëm, namaz nate, të lexojmë Kur`an, të bëjmë dhikër, të bëhet dua, istigfar dhe kërkim falje për mëkatet tona dhe të tjerëve, etj.

## BINDJE TË GABUARA NË LIDHJE ME KËTË NATË

Disa praktika që janë përhapur nëpër popuj të ndryshëm që veprohen në këtë natë, të cilat nuk i takojnë traditës Islame, janë ndezja e dritave për këtë natë, ndezja e qirinjve, përgatitja e ëmbëlsirave, saqë disa mendojnë se nuk ka natë të madhe pa përgatit ëmbëlsira, sa e kanë shndërruar në pjesë të adhurimit.

Po ashtu, është bindje e gabuar se në natën e Beratit, vijnë shpirtrat e të vdekurve dhe i vizitojnë familjarët dhe qëndrojnë me ta deri në mëngjes. Të gjitha këto veprime janë risi të cilat duhet të shmangen dhe të mos bëhen praktikë.

# *DITA E ASHURASË*
## *(10 Muharrem)*

MUAJI I SHENJTË MUHAREM

Posa kemi hyrë në vitin e Ri Hixhrij, e me të vazhdojnë edhe obligimet tona dhe përgjegjësitë që bartë çdo ditë e re. Për të filluar këtë vit të ri me vepra të mira, duhet të kujdesemi që veprat tona të jenë në përputhje me kënaqësinë e Allahut xh.sh. dhe kërkesat e fesë, e jo të fillohet me vepra të cilat Ai nuk i dëshiron.

Ashtu siç është Janari muaji i parë i vitit sipas kalendarit *gregorian*,[277] muaji Muharrem është muaji i parë i kalendarit Hixhrij. E ky muaj, për dallim nga muajt tjerë, është kategorizuar nga ana e Allahut xh.sh. si muaj i shenjtë, bashkë edhe me tre muaj të tjerë, të cilët janë: Muaji i shtatë, i quajtur Rexheb, dhe muaji i njëmbëdhjetë dhe i dymbëdhjetë të cilët quhen Dhul-Kade dhe Dhul-Hixhe.

Këta muaj i përmend edhe Allahu xh.sh. në Kur`an, ku thotë: **“Me të vërtetë, numri i muajve në Librin e Allahut është dymbëdhjetë, që ditën kur i ka krijuar qiejt dhe tokën, e prej tyre, katër janë të shenjtë. Kjo është feja e qëndrueshme, e ju mos i bëni padrejtësi vetes gjatë tyre”.**[278]

---

[277] Kalendari Gregorian është kalendari më i përdorur sot në nivel botërorë. Është futur në përdorim në tetor të vitit 1582 nga Papa Gregori XIII, si zëvendësim i kalendarit Julian.
[278] Kurani, Teube, 36;

## LARGIMI NGA PADREJTËSITË DHE MËKATET NË MUAJT E SHENJTË

**"...e ju mos i bëni padrejtësi vetes gjatë tyre".[279]**

Prej 12 muajve, katër janë të shenjtë, e ne gjendemi në njërin prej tyre, i cili është muaji Muharem, andaj duhet të kemi kujdes që mos bëjmë gabime të mëdha gjatë këtyre muajve e të ngarkojmë veten tonë me mëkate, për të cilat një ditë do të pendohemi. Ne duhet të respektojmë shenjtërinë e këtyre muajve dhe jo të tregohemi neglizhent dhe indiferent ndaj tyre. Edhe paganët arab e kanë respektuar vlerën dhe shenjtërinë e këtyre katër muajve, kështu që ne muslimanët duhet të jemi edhe më të veçuar me dallimin e këtyre katër muajve me adhurime dhe vepra që e kënaqin Zotin. Shkaku i shenjtërisë së saj, Allahu xh.sh. ndaloi edhe luftën në të, e këtë shenjtëri e kanë respektuar edhe pabesimtarët e Mekes, të cilët gjatë këtyre katër muajve nuk kanë zhvilluar aktivitete luftarake.

Largimi nga mëkatet duhet të jetë vazhdimisht dhe në çdo kohë, por në këto muaj, duhet treguar kujdes të veçantë, pasi gjatë tyre shpërblimet shkruhen më tepër sesa jashtë tyre, por edhe mëkatet shkruhen më tepër sesa në muajt tjerë. Muslimani duhet të jetë vigjilent dhe të largohet nga veprat të cilat e hidhërojnë Zotin, sidomos gjatë këtyre katër muajve duhet treguar kujdes të veçantë.

Ibni Kethiri në koment të këtij ajeti thotë: "D.m.th. mos bëni mëkate në këta muaj të shenjtë, sepse mëkati në këta muaj është më i madh dhe më i rreptë se në muajt tjerë. Po

---

279 Kurani, Teube, 36;

ashtu, mëkatet në qytetin e shenjtë (Mekë) shtohen në përputhje me fjalët e Zotit të madhërishëm: **"Kushdo që përpiqet të bëjë ndonjë të keqe ose ndonjë mëkat, Ne kemi për t`ua shijuar dënimin e hidhët".**[280] Kështu është edhe me muajin e shenjtë, në të mëkatet janë më të rënda". Ibni Abasi r.a. në koment të këtij ajeti, ka thënë: "Mëkate nuk bën të bëhen në të gjithë muajt, pastaj prej tyre i veçoi katër muaj të cilët i bëri të shenjtë dhe e mbitheksoi shenjtërinë e tyre, mëkatin që bëhet në të e bëri më të madh, si dhe veprat e mira dhe shpërblimin e bëri më të madh".[281]

## VLERA E AGJËRIMIT NË MUAJIN MUHAREM

Përpos veprave të ndryshme që preferohen gjatë këtyre katër muajve të shenjta, agjërimi është një adhurim shumë i dashur dhe i vlerësuar, sidomos gjatë këtyre ditëve të këtyre muajve të bekuar. Kështu që, muslimani sipas mundësisë, është mirë të mundohet ta kalojë kohën duke agjëruar në mënyrë vullnetare, sepse tek Zoti shkruhen shpërblime të shumta dhe Zoti përmes tyre i fshin njeriut mëkatet, ia pastron shpirtin dhe e lartëson në shkallë të larta.

Për vlerën e veçantë të agjërimit gjatë këtij muaji, dëshmon edhe hadithi, të cilin e shënon Ebu Hurejre r.a. se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Agjërimi më i*

[280] Kurani, Haxh, 25;
[281] Ibni Kethiri, "Tefsiri i Ibni Kethirit", FRI, Zurich, 2008, vëll.3, fq.546-547;

*vlefshëm pas muajit Ramazan është në muajin Muharem dhe namazi më i vlefshëm pas farzeve është namazi i natës”.*[282]

Nga kjo kuptojmë se agjërimi më i vlefshëm është agjërimi i muajt Ramazan, e pas tij, vlerë më të madhe ka muaji Muharem, muajin e parë të kalendarit Hixhri. Nga ky hadith, na bëhet e qartë se agjërimi më i vlefshëm vullnetarë, është agjërimi gjatë muajit Muharem.

Kurse në një transmetim tjetër që e përcjell Aliu r.a., tregohet se në një rast, një shok i tij e pyeti Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem: “Cilin muaj ta agjëroj pas Ramazanit?” Ai i tha: *“Nëse donë të agjërosh pas Ramazanit, agjëro në muajin Muharem, ai është muaji i Allahut xh.sh., në të ka një ditë ku Allahu xh.sh. i ka falur njerëzit (*që kanë jetuar më herët)*, e në të do t`i fal edhe popujt tjerë* (të cilët do të vijnë më pas)*”.*[283]

Mubarekfuri, një ndër komentuesit e Sunen-it të Tirmidhiut, thotë se këtu kur është fjala për të mëparshmit, ka për qëllim popullin e Musait a.s. të cilëve Allahu xh.sh. ua ka falur mëkatet dhe i ka shpëtuar prej Faraonit,[284] kurse ata që do të

---

[282] Muslimi, “Sahih”, kitab es-Sijamu, bab fadlu saumi`l-Muharemi (38), nr.1163; Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Saumu, bab fi saumi`l-muharremi (55), nr.2429; Tirmidhiu, ‘Sunen”, kitab es-Saumi, bab ma xhae fi saumi`l- muharemi (40), nr.740 dhe thotë se ky hadith e arrin kategorinë e hadithit Hasenun-Sahih; Ahmedi, “Musned”, 13/396, nr.8026; etj.

[283] Tirmidhiu, “Sunen”, kitab es-Saumi, bab ma xhae fi saumi`l-muharremi (40), nr.741 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmedi, “Musned”, 2/441, nr.1322; etj.

[284] Abdurahman ibni Abdurahim el-Mubarekfuri, “Tuhfetu`l-Ahvedhi sherhu Xhamiu`t-Tirmidhij”, bejtu`l-Ifkar, Aman, fq.943;

vijnë më pas, janë populli i Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Kur jemi te agjërimi në muajin Muharem, për vlerën e saj flet edhe hadithi i cili përcillet nga Ibni Abasi r.a., se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush agjëron ndonjë ditë në muajin Muharem, do të ketë për çdo ditë të agjëruar nga tridhjetë të mira"*.[285]

## DITA E ASHURASË

Muaji Muharem, në brendësinë e vet përmban edhe një ditë të veçantë, e cila në terminologjinë Islame njihet me emrin *Ashura* (Dita e Ashurës). Është një ditë që i jep rëndësi shtesë muajit të parë *Hixhrij*, (pra, muajit Muharem). Prandaj, kjo ditë është respektuar nga të gjithë njerëzit në Meke dhe Medine, si para ardhjes së Islamit ashtu edhe më pas.

Transmeton Aishja r.a.h. se "njerëzit agjëronin ditën e Ashurasë para se të bëhej obligim agjërimi i Ramazanit. Atë ditë e mbulonin edhe Qaben...".[286]

Me këtë hadith, shohim se edhe Kurejshët e kanë agjëruar këtë ditë dhe po në këtë ditë e kanë ndërruar mbulesën e Qabesë, me çka kuptojmë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk e hasi agjërimin e ditës së Ashurasë së pari herë

---

285 Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 11/72, nr.11.082;

286 Buhariu, "Sahih", kitab el-Haxh-xhi, bab kaulilahi teala: **xhealalallahu`l-ka`bete`l-bejte`l-harame kijamen li`n-nasi,** nr.1592; etj.

në Medine, porse atë e kishte të njohur si koncept që nga periudha kur ishte në Meke. Por, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur i pyeti hebrenjtë për arsyen e agjërimit, e bëri atë me qëllim që të kuptojë arsyen e agjërimit të tyre dhe përse edhe ata e veçojnë këtë ditë me agjërim, jo se nuk kishte aspak njohuri për këtë ditë.

Në bazë të haditheve, kuptojmë se kjo ditë është ditë e faljes dhe shpëtimit, sepse Zoti në këtë ditë ua ka falur mëkatet beni Israilëve, e në këtë ditë do t`ua falë mëkatet edhe popujve tjerë, e ta shfrytëzojmë këtë ditë që të jemi edhe ne prej të falurve.

## KUR ËSHTË DITA E ASHURASË?

Dita e Ashurasë, është dita e dhjetë e muajit Muharem, e ky është qëndrimi i shumicës së dijetarëve, duke u mbështetur në transmetimin nga Ibn Abasi r.a. se "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka urdhëruar agjërimin e Ashurasë në ditën e dhjetë (të Muharemit)".[287]

Transmeton Hakem bin A`rexhi r.a. i cili thotë: "Shkova tek Ibn Abbasi r.a. e takova afër Zemzemit. Ishte duke pushuar i mbështetur me kokë mbi gunën e tij. I thashë: "Më trego për ditën e Ashurasë, cila është ajo ditë që ta agjëroj?" Ai tha: "Kur ta shohësh hënën e re të muajit Muharem, atëherë llogariti ditët, ashtu që në mëngjesin e të nëntës, të jesh

[287] Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab ma xhae ashurau ejju jaumin huve (50), nr.755 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih. Por Ibn Abbasi thotë agjëroni të 9-tën dhe të 10-tën, që të dalloheni nga hebrenjtë. Sipas kësaj veprojnë imam Shafiu, Ahmedi dhe Is`haku.

agjërueshëm”. I thash: “A kështu ka agjëruar Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem?” Ai tha: “Po”.[288]

Shumica e dijetarëve qëndrojnë në konstatimin se dita e Ashurasë është dita e 10-të e muajit Muharem, kurse Ibn Abbasi r.a. konsideron se dita e 9-të është dita e Ashurasë. Qëndrimin e Ibn Abbasit, imam Neveviu është munduar ta përputhë me hadithet e sakta dhe ka konstatuar se tek arabët ka qenë traditë që ditën e pestë, në të cilën deveve u kanë dhënë ujë për të pi, e kanë quajtur dita e katërt. Ngjashëm kështu i kanë thirrur edhe ditët tjera. Kështu që në pajtim me këtë traditë, dita e nëntë në realitet është dita e dhjetë.

## AGJËRIMI I DITËS SË ASHURASË

Edhe vet Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke qenë në Meke e ka agjëruar ditën e Ashurasë dhe e ka dalluar këtë ditë me agjërim, gjë e cila vërtetohet nga hadithi që e përcjell Aishja r.a.h. e cila ka thënë: “Kurejshët në periudhën e injorancës agjëronin në ditën e Ashurasë, po ashtu edhe i Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka agjëruar në atë periudhë, e kur erdhi në Medine, ai vazhdoi agjërimin e kësaj dite dhe urdhëroi që të agjërohet, por kur u bë obligim agjërimi i muajit Ramazan, e la agjërimin e ditës së Ashurasë,

[288] Muslimi, “Sahih”, kitab es-Sijamu, bab ejju jaumin jusamu fi ashura`e (20), nr.1133; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab es-Saumi, bab ma xhae ashurau ejju jaumin huve (50), nr.754, Ebu Davudi, “Sunen”, kitab es-Saumu, bab ma ruvije enne ashurae`l-jaumu`t-tasiu, nr.2446; etj.

pastaj kush donte e agjëronte, e kush donte nuk agjëronte”.[289]

Shohim se në fillim agjërimi i ditës së Ashurasë ishte obligim, por më pas, kur agjërimi në muajin Ramazan u bë farz, atëherë agjërimi i Ashurasë u shndërrua në agjërim vullnetar, pra, nuk është agjërimi i kësaj dite tash për ne obligim, por është mirë të agjërohet, për shkak të vlerës së theksuar të kësaj dite siç përmend edhe Ebu Isa et-Tirmidhiu dhe për të ndjekur traditën e Pejgamberit tonë të dashur.

Me këtë që përmendëm më lartë, na bëhet me dije se arabët e kanë pasur të njohur vlerën e ditës së Ashurasë, ashtu siç e nderonin edhe jehudët. Për këtë edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem derisa qëndroi në Meke, agjëronte këtë ditë, duke i këshilluar edhe të tjerët për një veprim të tillë.

Me kalimin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Medine, pa traditat dhe festat të cilat i kishin banorët e Medines që i kishin trashëguar prej më herët, andaj, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem çdo vepër që ishte në përputhje me Sheriatin, e lejoi të vazhdojë dhe të veprohet, e çdo veprim i cili nuk përputhej me Sheriatin, e ka refuzuar dhe kundërshtuar.

Këtë e dëshmon edhe hadithi që e përcjell Ibn Abbasi r.a. se kur erdhi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Medine,

---

[289] Buhariu, “Sahih”, kitab es-Saumu, bab Sijami jaumi Ashura`e (69), nr.2002; Muslimi, “Sahih”, kitab es-Sijamu, bab saumi jaumi ashura`, nr.1125-26; etj.

pa jehudët që agjërojnë në ditën e Ashurasë dhe ai pyeti: *"Çka është kjo?"* Ata thanë se: "Kjo është ditë e mbarë, në këtë ditë Zoti i shpëtoi Beni Israilët (pra, popullin e Musës a.s.) nga armiku i tyre (Faraoni, mbreti i Egjiptit), e këtë ditë agjëroi edhe Musa a.s.". E Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Unë jam më afër me Musaun a.s. sesa ju"* andaj ai agjëroi këtë ditë dhe urdhëroi të agjërohet".[290]

Po ashtu, transmeton Ebi Musa r.a. se jehudët e kishin marrë ditën e Ashurasë si festë, kurse i Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Agjëroni edhe ju".*[291]

Se agjërimi i ditës së Ashurasë ka vlerë të veçantë, e dëshmon edhe transmetimi nga Ibni Abbasi r.a. i cili thotë: "Nuk di të ketë agjëruar Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ndonjë ditë, që shpresonte të ketë vlerë më shumë se sa ditët e tjera, përveç këtyre ditëve: "Ditën e Ashures dhe këtë muaj (pra muaji Ramazan)".[292]

---

[290] Buhariu, "Sahih", kitab es-Saumu, bab sijami jaumi Ashura`e (69), nr.2004; Muslimi, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab saumi jaumi ashura` (19), nr.1130;

[291] Buhariu, "Sahih", kitab es-Saumu, bab sijami jaumi Ashura`e (69), nr.2005; Muslimi, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab saumi jaumi ashura` (19), nr.1131;

[292] Buhariu, "Sahih", kitab es-Saumu, bab sijami jaumi Ashura`e (69), nr. 2006; Muslimi, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab saumu jaumi ashura`e (19), nr. 1132; Ahmedi, "Musned", 3/411, nr.1938; etj.

## AGJËRIMI NJË DITË PARA OSE NJË DITË PAS ASHURASË

Është e preferuar që përpos ditës së dhjetë, t`i shtojmë një ditë para ose pas, pra, të agjërohet dita e nëntë ose njëmbëdhjetë, në bazë të transmetimit që e shënon imam Muslimi nga Ibn Abbasi r.a. se kur i Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem agjëroi dhe urdhëroi për agjërimin e ditës së Ashurasë, i thanë: "O i Dërguari i Allahut, por kjo është një ditë të cilën e madhërojnë jehudët dhe krishterët?" E i Dërguari i Allahut tha: *"Nëse arrij të agjëroj vitin tjetër, do të agjëroj edhe të 9-tën",* por në vitin tjetër ndërroi jetë.[293]

Kurse tek imam Ahmedi gjendet thënia: *"Agjëroni ditën e Ashurës dhe dallohuni nga çifutët. Agjëroni një ditë para ose një ditë pas saj".*[294]

Sa i përket vlerës së agjërimit në këtë ditë, shënojnë Tirmidhiu dhe Ibni Maxhe në koleksionet e tyre, nga Ebu Katade r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Për agjërimin e ditës së Ashurasë, shpresoj se Allahu xh.sh.*

---

[293] Muslimi, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab ejju jaumin jusamu fi ashurae, nr.1134; etj.

[294] Ahmedi, "Musned", 4/52, nr.2154;

Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë transmetim thonë se është me zinxhir të dobët, sepse Ibni Ebi Lejla ka memorie të dobët, kurse për Davud ibni Ali thonë se është me gabime sipas Ibni Hibanit, ndërsa Dhehebiu thotë se nuk është argument.

*do t`i fshij mëkatet e një vitit".*[295] Pra, falja e mëkateve të vitit që lamë pas, e Allahu xh.sh. është Falës dhe i Mëshirshëm.

Ndonjëri me të drejtë mund të pyesë, se agjërimi i Ashurasë i fshin mëkatet e një viti, ndërsa agjërimi i ditës së Arafatit i fshin mëkatet e dy viteve, atij që shkoi dhe atij që vjen, pra, me këtë shohim se dita e Arafatit është më e vlefshme se ajo e Ashurasë?

Në këtë, dijetarët e hadithit, siç është Ibni Haxheri dhe Mubarekfuri, kanë thënë se agjërimi i ditës së Arafatit është ligjësuar më vonë se agjërimi i Ashurasë, pasi agjërimi i Ashurasë daton që në periudhën e të qenët në Meke, po ashtu thonë se dita e Ashurasë, është nga ligji i Musaut a.s. kurse agjërimi i Arafatit, është nga ligji i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, andaj ne shpërblehemi dy fish, pasi ne veprojmë edhe tonën edhe të atyre, kurse ato nuk e kanë pasur mundësinë të veprojnë adhurimin tonë në ditën e Arafatit.

## NGJARJA E MUSAIT A.S. DHE FARAONIT

Po si ndodhi shpëtimi i Musës a.s. me popullin e tij? Beni Israilët ishin robëruar nga Faraonët Egjiptas, e më pas i kishin shfrytëzuar si rob pune, ku edhe siç përmendin disa historianë, edhe piramidat e njohura të Egjiptit, janë të ndërtuara me mundin e tyre. Allahu xh.sh. e dërgoi Musain a.s. pejgamber tek ky popull, që ta shpëtojë nga tortura dhe

---

295 Ibn Maxheh, "Sunen", kitab es-Sijami, bab sijamu jaumi Ashurae, nr.1738; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab el-hath-thu ala saumi jaumi Ashurae, nr.752; Ahmedi, "Musned", 37/215, nr.22.530;

tirania e Faraonit, i cili pretendonte të jetë zot, kurse Allahu xh.sh. e dërgoi Musaun a.s. tek ai, që ta këshillojë të largohet nga ai pretendim dhe ta lirojë popullin e bijve të Israilit nga robëria. Por, ai nuk e pranoi kërkesën e tillë, edhe pse më pas, pasuan dënimet e njëpasnjëshme mbi Egjiptin, saqë Musai a.s. i sfidoi edhe magjistarët e oborrit mbretëror të Faraonit, të cilët i mposhti në magjinë e tyre djallëzore, por asgjë nuk ishte e mjaftueshme që Faraoni të bindet dhe të largohet nga tirania dhe kryelartësia e tij.

Disa komentues të Kuranit, në sqarim të ajetit: **"(Musai) tha: "Koha e caktuar le të jetë dita e festës në mënyrë që njerëzit të tubohen para dite"[296]** dhe bazuar në fjalët e Ibni Abasit r.a. dhe Seid b. Xhubejrit, mbajnë qëndrimin se dita kur Musai a.s. është ballafaquar me magjistarët e faraonit, ka qenë dita e Ashurasë.[297]

E Allahu xh.sh. i dha urdhër Musait a.s. të largohet me popullin e tij dhe të bëjë hixhret në një tokë ku do të mundet ta adhurojnë Zotin dhe nuk do të kenë presion për largim nga feja e tyre, edhe kjo është arsyeja e ndërlidhjes së ngjarjes së Musës a.s. me ngjarjen e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem si dhe ngjashmërisë së tyre në madhërimin e ditës së Ashurasë. Shohim se që të dytë (Musa a.s. dhe Muhamedi s.a.s.) bënë Hixhret për të shpëtuar nga tirania e të padrejtëve, për të shpëtuar popullin e tyre dhe për të përhapur fenë e Allahut xh.sh. mbi tokë. Musa a.s. bëri

---

[296] Kurani, Taha, 59;
[297] Zemahsheriu, "Keshaf", vëll.1, fq.659; Fahrudin er-Razi, "Mefatihu`l-Gajb", vëll.22, fq.73; Kurtubiu, "El-Xhamiu`l-Ahkami`l-Kurani", vëll.14, fq.85;

hixhret prej Egjipti në Palestinë, kurse Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem prej Meke në Medine.

Me këto dy hixhrete të këtyre dy pejgamberëve, Allahu xh.sh. premton se të gjithë ata të cilët janë të shkelur dhe të cilëve u bëhet padrejtësi mbi tokë, do t`u vijë në ndihmë, saqë do t`i shpëtojë edhe në mënyrë mbinatyrore nëse është e nevojshme, por nuk lejon që besimtarët e tij të jenë të shtypur e të nëpërkëmbur nga tiranët dhe të padrejtët.

Allahu xh.sh. në Kuran prej të gjithë pejgamberëve të përmendur, më tepër e përmendi Musain a.s. dhe atë gjithsej 137 herë, po edhe prej tiranëve, e përmendi më shumë Faraonin, por nëse analizojmë më thellë, do të shohim se nocioni *Firaon* nuk është emër personal, por është titull që u jepej udhëheqësve antik egjiptas,[298] titull i cili do të përsëritet vazhdimisht në histori, dhe cilësitë e tij do t`i kenë shumë "faraonë" të tjerë siç ka të tillë edhe në ditët e sotme.

Lufta e Musait a.s. me Faraonin është prezent edhe sot, ku shkelet e drejta e myslimanëve në mbarë rruzullin tokësor, por edhe për këta musliman do të hapet rruga, siç u hap për popullin e Musait a.s. në mes të detit, dhe do të vijë fundi i tiranëve, siç i erdhi fundi Faraonit, duke u fundosur në det.

Allahu xh.sh. e shpëtoi Musain a.s. duke hapur detin i cili ishte pengesë për kalimin e njerëzve në anën tjetër. Këtë e dëshmon edhe Allahu xh.sh. në Kur`an ku thotë: **"Kur ne**

---

[298] *Faraon* (anglisht Pharaoh) rrjedh nga gjuha e vjetër egjiptase *Per`aa* që do të thotë "Pallati madhështorë", "Shtëpia mbretërore", etj. Ndërsa ka filluar të përdoret si titull për mbretërit egjiptian nga dinastia e 18-të më 1539-1292 p.e.s. (shih: www.Britannica.com/pharaoh).

**ju shpëtuam nga Firaoni dhe familja e tij, prej të cilit e përjetuat dënimin më të hidhët, i cili ua mbyste fëmijët, kurse i linte të gjalla vetëm gratë tuaja..”.**[299]

Pra, familja e Faraonit e cila ishte një dinasti e cila e sundoi Egjiptin afër 3000 vjet,[300] prej padrejtësive që kryente e që e kuptojmë në bazë të ajetit kuranorë, është se masakronte fëmijët e bijve të Israilit, kurse i linte të gjalla vetëm gratë e tyre, në mënyrë që të përzihen me racën egjiptase, duke bërë martesa të ndërsjella. Por populli Israilit, asnjëherë nuk është përzier me popujt të cilët ka jetuar në një vend, gjë të cilën edhe sot e kësaj dite e praktikojnë dhe vërehet kjo traditë e popullit hebre, të cilët në të shumtën e rasteve, nuk lejojnë martesën e djemve me vajza johebreje, po as vajzat nuk i lejojnë të martohen me djem që nuk janë hebre.

Më pas, Allahu xh.sh. e urdhëroi Musaun a.s. të largohet me popullin e tij nga Egjipti për në Palestinë, të cilët kur u afruan afër ujit, i humbën shpresat se do të mbijetojnë nga ushtria e Faraonit e cila u shkonte pas. Por Musai a.s. ishte i bindur në urdhrin e Allahut xh.sh. dhe e dinte se Ai që e ka dërguar deri aty, Ai do t`i jep edhe rrugëdalje. Këtë e përmend Allahu xh.sh. në vazhdim të ajetit të lartshënuar, ku thotë: **“Kur Ne e ndamë detin dhe ju shpëtuam juve, kurse familjen e Faraonit e fundosëm në det, e ju këtë e shikonit”.**[301]

---

299 Kurani, Bekare, 49;
300 Faraoni i parë konsiderohet Narmer, i njohur edhe me emrin Menes i cili ka vdekur në vitin 2987 p.e.s. (www.nationalgeographic.org), ndërsa faraoni i fundit konsiderohet Cleopatra VII e cila ka vdekur në vitin 30 p.e.s.; (www.ancient.eu);
301 Kurani, Bekare, 50;

Pra, Allahu xh.sh. e fundosi Faraonin para syve të tyre bashkë me ushtrinë e tij, për ta bërë këtë ditë gëzim për besimtarët, që edhe ne muslimanët ta rikujtojmë këtë ndihmë të madhe që iu dha bijve të Israilit. Këtë ditë ne e dallojmë duke agjëruar dhe falënderuar Allahun xh.sh.

Dita kur ndodhi kjo ngjarje, pra ndarja e detit dhe dalja e beni Israilëve me Musain a.s. në anën tjetër të detit, ka ndodhur në ditën e Ashurasë ose 10 Muharem.

Njerëzit deri në ardhjen e Kur`anit, nuk e kanë ditur se çka ka ndodhur me Faraonin, pasi ata e panë që deti u mbyll për ta, por nuk dinin diç tjetër. Allahu xh.sh. e bëri që uji mos e prishë trupin e tij, që të shërbejë si argument për njerëzit. Këtë e përmend Zoti në Kuran ku thotë: **"E sot ne do të shpëtojmë trupin tënd, që të jetë për ata që do të vijnë pas teje si argument dhe shenjë, e shumë njerëz janë indiferent ndaj argumenteve Tona".**[302]

Trupi i faraonit qëndroi në ujë i paprishur për mijëra vite, që këtë ta lajmërojë edhe Kur`ani në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, por edhe atëherë nuk u zbulua trupi i faraonit. Kjo do të vijë në një kohë, kur do të shtohen njerëzit sikur ai, që të jetë argument për ata që ndjekin rrugën e tij. Trupi i tij u zbulua në vitin 1898 në detin Egjiptas, një vit pasi u formua lëvizja Cioniste në Basel në Zvicrës në vitin 1897, të cilët janë udhëheqësit e faraonëve bashkëkohorë, që ky trup të jetë argument për ta, se kështu siç kemi vepruar me faraonin, do ta bëjmë ngjashëm edhe me ju, nëse do të shkoni rrugës së tij.

---

[302] Kurani, Junus, 92;

## A KANË NDODHUR EDHE NGJARJE TJERA HISTORIKE NË DITËN E ASHURASË?

Ekzistojnë disa tekste të haditheve ku jepen të dhëna kinse në ditën e Ashurasë kanë ndodhur shumë ngjarje madhështore historike, si shpëtimi i anijes së Nuhut a.s., mrekullia e devesë së Salihut a.s., lindja e Ibrahimit a.s. dhe shumë ngjarje të tjera, saqë gati paraqiten të gjitha ngjarjet e mëdha historike të pejgamberëve, kinse kanë ndodhur mu në këtë ditë. Duhet të kemi parasysh se këto tekste të haditheve, ose janë të dobëta ose të falsifikuara, e nuk duhet të merren për bazë dhe të mbështetemi plotësisht në to.

Prej këtyre teksteve, është edhe hadithi i cili i përshkruhet Pejgamberit tonë sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ku thotë: *"...se Ditën e Ashurasë, është ndalur anija e Nuhut a.s. në kodrën Xhudijje, e atë ditë agjëroi Nuhu a.s. dhe ata që ishin me të dhe falënderuan Allahun, në ditën e Ashurasë Allahu e ndau detin për Beni Israilët, në ditën e Ashurasë Allahu xh.sh. ia pranoi pendimin Ademit a.s. dhe ia fali Junusit a.s., e në këtë ditë është lindur Ibrahimi a.s."*. Këtë hadith, e regjistron imam Taberani, në librin "Mu`xhemu`l-Kebir", me numër 5538, por ky hadith është konsideruar i dobët, nga shumë dijetarë, si Hajthemiu në librin "Mexhmeu`z-Zevaid",[303] Ibni Hibani në "Mexhruhin",[304] Ibni Haxheri ka bërë vërejtje në dobësinë e

[303] Hejthemiju në "Mexhmeu-z-Zevaid", 3/188, pas hadithit 5132, thotë: "Këtë hadith e transmeton Taberaniju në "El-Mu`xhemu`l-Kebir", në senedin e tij gjendet Abd el-Gafuri i cili është i lënë në shkencën e hadithit (metruk);

[304] Ibni Hibbani në "el-Mexhruhine", 2/132, në transmetuesin nr.754 thotë: "Abd el-Gafur Ebu Sabbah el-Vasitij…ishte prej atyre që trillonin hadithe dhe i transmetonin ato, andaj nuk lejohet të shkruhet hadithi i tij dhe as të përmendet përveç se për t`ju tërhequr vërejtja lexuesve". Po

disa transmetuesve të këtij hadithi,[305] ku ngjashëm kanë vlerësuar edhe Buhariu, Jahja b. Meini dhe Ibni Adij.

## NGJARJA E HUSEJNIT R.A. NË DITËN E ASHURASË

Në këtë ditë, ka ndodhur edhe një tragjedi në historinë Islame, është dita e vrasjes së Husejnit r.a. nipi i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ose më konkretisht biri i Aliut r.a. dhe Fatimes r.a.h.

Me vdekjen e Muaviut, vjen në postin e kryetarit Jezidi, biri i Muaviut, i cili u shpall kryetarë i muslimanëve, por këtë vendim nuk e pranuan Abdullah b. Zubejri r.a. i cili u vra më vonë nga ky udhëheqës në Meke, po ashtu këtë zgjedhje nuk e pranoi Husejni r.a. dhe vendosi të largohet nga Hixhazi për të shkuar në Irak.

Husejni r.a. u nis me 72 anëtar të familjes së tij, por gjatë rrugës i arriti ushtria e Jezidit me 2000 ushtarë, i rrethuan ata në Kerbela afër lumit Eufrat, një vend që gjendet në mes të Irakut, diku 100 km jug-perëndim të Bagdadit dhe kërkuan

---

ashtu në 2/73, nr.663 për Uthman b. Metar esh-Shejbani, thotë se ai përcillte hadithe Meuduat (të shpikura);

[305] Ibni Haxheri në "Tebjinu`l-Axheb", fq.16, thotë se janë unik dijetarët se Uthman b. Metari është i dobët;

Ibni Haxheri, në "Lisanu`l-Mizan", 5/229-230, nr.4858, për Abdul-Gafur Ebu Sabah el-Vasitij, thotë: "Thotë Jahja b. Meini: "Ai nuk është asgjë në hadith". Po ashtu thotë se Buhariu ka thënë për të se është i braktisur (metruk). Kurse Ibni Adij thotë se është i dobët, dhe se hadithi i tij është munker".

nga Husejni r.a. që të ndryshojë vendimin e tij dhe ta pranojë për udhëheqës Jezidin.

Me datë 10 Muharem të vitit 61 hixhrij (680 miladi) kjo ushtri e sulmoi Husejnin r.a. gjersa ai i plagosur u mundua të pijë ujë tek një krua,  mu në këtë çast erdhi një prej ushtarëve, dhe ia preu kokën Husejnit r.a. Kokën e tij dhe të tjerët nga familja e tij, i dërgojnë të robëruar te Jezidi. Pas këtij akti, në Hixhaz muslimanët u rebeluan kundër Jezidit, saqë nuk e njihnin atë për halife, por në vend të tij vendosën Abdullah b. Zubejrin r.a.

Jezidi dërgoi te populli i Medines dhe Mekes, Muslim b. Ukben që t`i nënshtrojë ata që ishin rrebeluar kundër tij, por ato nuk pranuan, dhe atyre iu shpalli luftë në vitin 683, ku u vranë mbi 100.000 musliman, prej të cilëve edhe 700 sahabij, në mesin e tyre ishte edhe Abdullah b. Zubejri r.a., i cili u shpall nga banorët e Mekes dhe Medines si *Halif* dhe qëndroi në këtë post për nëntë vjet, deri në kohën kur u vra nga dora e Haxhaxhit. Kjo tragjedi në historinë Islame njihet si tragjedia e Kerbelasë, ku u shua jeta e nipit të Resulullahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[306]

---

306 Për tregimin e plotë të vrasjes së Husejnit r.a. shih: Ibni Sa`d, "Kitab Tabakati`l-Kebir", 6/440-450; Taberi-u, "Tarih", tahkik Ebu Fadël Muhamed Ibrahim, Daru`l-Muarif, botimi i dytë, vëll.5, fq.347-470; Ibni Ethir-i, "El-Kamilu fi Tarih", Daru`l-kutubil-Ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1987, vëll.3, fq.407-440; Ibni Kethir-i, "El-Bidaje ve`n-Nihaje", vëll.11, fq.569-600;

## VAJTIMI I SHIITËVE PËR VRASJEN E HUSEJNIT R.A.

Çdo vit kur vjen dita e dhjetë e muajit Muharem, shiitët nga e gjithë bota, vajtojnë vrasjen e Husejnit r.a. në Kerbela dhe torturojnë veten duke u gjakosur dhe lënduar fizikisht, kinse për të përjetuar dhimbjen dhe vuajtjet e Husejnit r.a. Por veprimi i tyre nuk ka të bëjë asgjë me fenë Islame. Sidomos, kur kemi parasysh faktin se pabesimtarët dhe islamofobët kur dëshirojnë të paraqesin skena negative mbi muslimanët dhe t`i sulmojnë ata se janë njerëz të dhunshëm, nxjerrin këto skena të përgjakshme të festimeve shiite, ku ata rrahin veten me kamxhikë të hekurit, gjoja se janë të pikëlluar për vrasjen e Husejnit r.a. Por kjo është një shpikje e neveritshme që nuk ka të bëjë asgjë me fenë tonë të pastër Islame, e cila e ka ndaluar vajtimin dhe bërtitjen në raste vdekje.

Muslimanë të nderuar, dita e Ashurasë është një ditë madhështore, që nuk shërben për vajtim, por për adhurim, që ne muslimanët ta veçojmë atë me adhurime të ndryshme, ta shenjtërojmë atë, ngase gjendet në muajin e shenjtë Muharem, si dhe ta mbjellim në mendjen e fëmijëve tanë dhe ta shënojmë në ditët e kalendarit, që ta veçojmë këtë ditë me agjërim, që të rinjtë dhe fëmijët tanë të dinë për vlerën e saj, historinë e saj dhe të vërtetën mbi të, pasi ne këtyre ditëve jemi vazhdimisht të sulmuar nga shigjetat e helmuara perëndimore dhe orientaliste, të cilët duan që ne t`i braktisim festat fetare dhe t`i pranojmë në mesin tonë festat jofetare. Me këtë dëshirojnë që të prodhojnë një gjeneratë e cila do të jetë e hapur për gjërat e huaja dhe t`i pranojnë ato pa asnjë rezistim, duke i konsideruar festat pagane si

moderne, përderisa festat fetare si jo moderne dhe të prapambetura.

# *HIXHRETI DHE MESAZHET E TIJ*

Ngjarja e Hixhretit është një ndodhi e cila ka lënë gjurmë të thellë në Historinë Islame, ngjarje që ndryshoi kahjen e ndodhive. Një ditë, që nuk ishte e rëndësishme vetëm për ata persona që e bënë hixhretin prej Meke në Medine, por për miliarda muslimanë që do të vijnë deri në Ditën e Kijametit. Pasi, përmes kësaj shpërnguljeje, arriti të shpërndahet feja, u bart prej Meke në Medine, e që më pas të arrijë deri në skajet më të largëta të botës. Përmes hixhretit, u vënduan në praktikë mësimet e Kuranit dhe iu dha fund tiranisë së zullumqarëve. Me këtë rast, u shpall luftë e hapur dhe pa kompromis e besimit kundër idhujtarisë, dijes kundër injorancës, tolerancës kundër dhunës, moralit kundër amoralitetit, dritës kundër errësirës.

## ASPEKTI GJUHËSOR I FJALËS HIXHRET

Fillimisht do të tregojmë kuptimin gjuhësorë të fjalës *Hixhret*. Kjo fjalë buron prej fjalës arabe *hexhere* ( ه ج ر ) që do të thotë: të braktisësh, të ikësh, të emigrosh, të lësh vendin ose të largohesh[307]. Me kuptimin e të larguarit, Zoti e përmend në Kuran këtë fjalë: **"...e ata (gra) që keni dro kryelartësisë së tyre, këshilloni, madje largohuni (*vehxhuruhunne)* nga shtrati...".[308]**

[307] Shih: Isa Memishi, "Fjalor arabisht-shqip", vëll.2, fq.825;

[308] Kurani, Nisa, 34;

## HISTORIKU I HIXHRETIT TË PEJGAMBERËVE TË MËPARSHËM

Historia na tregon se shumë pejgamberë janë larguar nga vendi i tyre, për të përhapur fjalën e Allahut xh.sh. siç veproi Nuhu a.s. Ibrahimi a.s., Musai a.s. etj.

Në Kuran, dëshmohet se pejgamberët janë dëbuar prej vendeve të tyre, pasi e kanë paralajmëruar popullin. Zoti në Kuran thotë: **"Mohuesit u thanë të dërguarve të tyre: "Ne do t`ju dëbojmë nga vendi ynë ose do të ktheheni në fenë tonë". Atëherë Zoti u shpalli (të dërguarve të Vet): "Ne do t`i zhdukim keqbërësit".**[309]

Nuhi a.s. bëri hixhret prej vendlindjes së tij, ku përgjatë 950 viteve bëri thirrje në rrugën e Zotit, por një numër i vogël iu përgjigjën thirrjes. Dhe ai u largua nga vendi. Zoti në Kuran thotë: **"Ata e quajtën gënjeshtar Nuhun. Kështu që Ne e shpëtuam me anë të barkës atë dhe të gjithë njerëzit që ishin me të...".**[310]

Hudi a.s. i cili ishte i dërguar tek populli i Adit dhe hasi në kundërshtime e refuzime, kështu që Zoti e shpëtoi atë duke e larguar nga qyteti ku vepronte dhe i dënoi ata që refuzuan, siç tregohet në Kuran: **"Me mëshirën Tonë, Ne e shpëtuam Hudin dhe të gjithë besimtarët që ishin me të...".**[311]

---

[309] Kurani, Ibrahim, 13;
[310] Kurani, A`raf, 64;
[311] Kurani, A`raf, 72;

Salihu a.s. ishte i dërguar pejgamber te populli i Themudit. Edhe ata vepruan njëjtë me pejgamberin e tyre duke e refuzuar dhe tallur, kështu që Zoti e urdhëroi që të largohet nga qyteti, ndërsa dënimi ra mbi popullin mohues. Zoti tregon në Kuran: **"Ai (Salihu) u largua prej tyre dhe tha: "O populli im! Unë ju solla mesazhin e Zotit tim dhe ju këshillova, por ju nuk i donit ata që këshillojnë".**[312]

Ibrahimi a.s. gjithashtu kishte bërë hixhret duke u larguar prej Babilonisë dhe u vendos fillimisht në Egjipt, e pastaj shkoi në Palestinë.

Prej fjalëve të këtyre pejgamberëve, e kemi fjalimin e Ibrahimit a.s. i cili tha: **"Unë bëj hixhret për te Allahu".**[313]

Gjithashtu për të thotë: **"Dhe e shpëtuam atë (Ibrahimin) dhe Lutin në tokën, të cilën e kemi bërë të bekuar për njerëzit".**[314]

Ndërsa në një vend tjetër, për Lutin a.s. dhe dëbimin e tij nga vendi, thotë: **"Përgjigja e popullit të tij ishte: "Dëbojini ata nga vendbanimi juaj! Ata janë njerëz që duan të mbahen të dëlirë". Kështu, Ne e shpëtuam atë me gjithë familje, përveç gruas së tij. Ajo ishte nga ata që mbetën pas (dhe u ndëshkuan)".**[315]

---

312 Kurani, A`raf, 79;
313 Kurani, Ankebut, 26;
314 Kurani, Enbija, 71;
315 Kurani, A`raf, 82-83;

Ndërsa Ibrahimi a.s. e vendosi Ismailin a.s. me nënën e tij prej Palestine në Meke.[316]

Prej pejgamberëve që u dëbuan, ishte edhe Shuajbi a.s. Bisedën në mes tij dhe popullit të vet, na e përshkruan Zoti në Kuran: **"Paria arogante e popullit të tij tha: "O Shuajb! Kthehuni në fenë tonë ose do t`ju dëbojmë nga qyteti ynë, ty me gjithë ndjekësit e tu". Shuajbi tha: "Edhe pse e urrejmë atë?"[317]**

Jusufi a.s. u shpërngul prej Palestine për në Egjipt, ku më pas do të vijë edhe babai i tij Jakubi a.s. ku do të jetojnë deri në vdekje.[318]

Musa a.s. bëri hixhret prej Egjipti në Medjen, e pastaj me popullin e tij prej Egjipti për në Palestinë.[319]

A e dinte Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem që në fillim kur filloi shpallja se do të vijë koha e shpërnguljes nga Meka? Përgjigjemi pozitivisht dhe këtë e mësoi nga një prift, i cili ishte xhaxhai i Hatixhes r.a.h. që quhej Vereka b. Neufel. Kur i filloi shpallja dhe nuk e dinte se çka është duke ndodhur me të, Hatixhja r.a.h. e dërgoi te axha i saj dhe i tregoi për atë që i kishte ndodhur. Vereka i tha: "Ah sikur të isha gjallë dhe të ndihmoja kur populli yt do të nxjerrin nga vendi". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Vallë, ata do të më nxjerrin mua?"* Vereka i tha: "Po. Nuk ka ndodhur që të vijë dikush me diçka sikur kjo që ke ardhur ti e që të

---

316 Shih: Kurani,35-41;
317 Kurani, A`raf, 88;
318 Shih: Kurani, Jusuf, 99-101;
319 Shih: Kurani, Kasas, 21-28;

mos luftohet nga populli i tij. Nëse unë e arrijë atë ditë, do të ndihmojë”.[320]

Nga ky hadith, shohim se që në ditët e para të shpalljes e kuptoi se populli i tij një ditë do ta dëbojnë nga qyteti, porse kur do të ndodh kjo, nuk e dinte, derisa erdhi urdhëri i Zotit për të bërë hixhret.

## KUR NDODHI HIXHRETI I MUHAMEDIT SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM?

Mos harrojmë se hixhreti i parë i myslimanëve, ishte kur u shpërngulën 16 musliman (11 burra e 5 gra) për në Abisini (ose Etiopia e sotme në Afrikë), në vitin 615 në muajin Rexheb, kurse pas tre muajve, u bë shpërngulja e dytë e myslimanëve për në Abisini. Numri i tyre ishte më i madh, përmendet se kanë qenë 101 persona (83 burra dhe 18 gra). Pra, në këtë shtet i cili udhëhiqej nga Nexhashiu, një mbret i cili i takonte fesë Krishtere, gjetën ndihmë muslimanët dhe mundësi për të mbijetuar nga torturat dhe presioni i idhujtarëve në Meke. Andaj, ne duhet të dimë se siç u kanë ndihmuar të Krishterët myslimanëve në këtë situatë, ashtu edhe muslimanët u kanë ndihmuar të tjerëve në shumë raste. Kështu që, duhet të kuptojmë se ne nuk jemi në luftë me ta, pasi vet kjo histori na mëson se duhet të mësojmë të bashkëjetojmë me njëri-tjetrin në kohë të paqes.

---

320 Buhariu, “Sahih”, kitab Kejfe kane bed`ul-Vahji, nr.3; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Imanu, bab bed`ul-Vahji, nr.160; Ahmedi, “Musned”, 43/52, nr.25.865; etj.

Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me Ebu Bekrin r.a. u nisën për tek shpella Theur në ditën e pestë të muajit Rebiul Evel, të vitit 13 të shpalljes së Kuranit, që përkon me 20 shtator të vitit 622. Pasi shpëtuan prej përndjekjes së idhujtarëve, ata u nisën për në Medine. Atje arritën ditën e Hënë më 12 të muajit Rebiu`l-Evvel ose 27 shtator të vitit 622.

## PËRSE MANIFESTOHET VITI I RI I MUSLIMANËVE MË 1 MUHARREM?

Një gjë duhet ta kemi të qartë, *Hixhreti* nuk ka ndodhur me datë një Muharem, por ashtu siç u cek më lartë (më 12 Rebiu`l-Evel), ndërsa në periudhën e hilafetit të Umerit r.a. në vitin 16 hixhrij, ai përcaktoi kalendarin Islamik,[321] ku si ngjarje do ta merr Hixhrin, në bazë të llogaritjes nga viti që ka ndodhur Hixhreti, e jo në bazë të ditës kur ka ndodhur shpërngulja.

Nga ky rast, kuptojmë largpamësinë e Umerit r.a. i cili nuk dëshiroi të jetë kopjues i traditave të huaja dhe të mbështetet në punën e të tjerëve, porse bëri kalendarin musliman, që muslimanët të jenë të pavarur në çdo gjë, bile edhe kalendarin ta kenë të vetin dhe jo të marrin prej të tjerëve. Duhet punuar vazhdimisht si shoqëri që të kemi kapacitetet tona dhe të jemi prodhues, e jo imitues dhe të paaftë.

---

[321] Sujuti, “Historia e Kalifëve”, fq.182;

## QËNDRIMI NË SHPELLËN THEUR

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u strehua bashkë me shokun e tij në shpellën Theur, e cila shpellë simbolizon revolucionin shoqërorë dhe ndryshimin rrënjësorë, pasi edhe vet emri i saj (the-ve-re) ka kuptimin "revolucion".[322]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me Ebu Bekrin r.a. qëndruan në shpellën *Theur* për tri ditë, por gati sa nuk i hetuan idhujtarët se ata janë të fshehur në shpellë. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i jepte ngushëllim Ebu Bekrit r.a. duke i thënë: *"Mos u mërzit, Allahu xh.sh. është me ne".* Këtë e përmend edhe Allahu xh.sh. në Kuran ku thotë: **"Kur ata dy ishin në shpellë dhe i tha shokut të tij "Mos u pikëllo, Allahu është me ne". E Allahu i zbriti qetësi n shpirtin e tij e atë e fuqizoi (ose e ndihmoi) me një ushtri që ju nuk e patë".[323]**

Ushtria që përmendet këtu, me të cilën u ndihmua Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, sipas Ibni Kethirit, Shevkanit në "Fet`hu`l-Kadir" dhe Alusit[324] në koment të këtij ajeti, thonë se janë ndihmuar me melek, siç u ndihmua në luftën e Bedrit dhe Hunejnit. Alusi përcjell një hadith nga Esma bint Ebi Bekri r.a.h. që e shënon Ebu Nuajmi, se melekët e kanë mbuluar me krahët e tyre shpellën.

Por, nuk është i saktë interpretimi i ajetit, se ata u ndihmuan me rrjetin e merimangës dhe dy pëllumba që bënë fole dhe bënë vezët që të maskohet vendi që të duket se aty nuk ka

322 Shih: Isa Memishi, "Fjalor arabisht-shqip", vëll.1, fq.212;
323 Kurani, Teube, 40;
324 Alusi, "Ruhul Meani", vëll.10, fq.98;

kaluar askush, pasi këto transmetime janë të klasifikuara si hadithe të dobëta nga shumë muhadithë. Ndërsa Ibrahim el-Ali në librin "Sahihu Sireti Nebevijje" thotë se nëse i tubojmë të gjitha rrugët e transmetimeve, ato përforcojnë njëra tjetrën dhe ngrihen nga kategoria *Daif*, në kategorinë *Hasen li gajrihi.*

Se në shpellën ku u vendosën Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe Ebu Bekri r.a. u formua një rrjetë marrimange, e përcjell Ibni Abasi r.a. kurse e regjistron imam Ahmedi në "Musned".[325]

Ngjashëm përcillet se në shpellë, Ebu Bekri r.a. vëndoi këmbën e tij në një vrimë, që të mos del diçka prej aty, e Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka fjet në këmbën e tij, e më pas një gjarpër e kafshon Ebu Bekrin r.a. në këmbë, por kur zgjohet Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe sheh gjakun në këmbën e Ebu Bekrit, e prek atë dhe shërohet. Kjo është një ngjarje e përhapur, por është me transmetim të dobët. Dhehebiu për këtë ngjarje thotë: "Kjo është e refuzuar". Ibni Kethiri thotë: "Në këtë kontekst, ka gjëra të panjohura dhe të mohuara". Dr. Suudi thotë se në zinxhirin e këtij transmetimi është Furat ibni Saibi, të cilin Ebu Hatimi dhe Ebu Zur`a e konsiderojnë të dobët. Buhariu thotë: "Ky transmetim është i papranuar, pasi transmetimet e këtij janë të mohuara".

---

[325] Ahmedi, "Musned", 5/301, nr.3251;

## SHPËRBLIMI PËR ATA QË E REALIZUAN HIXHRETIN

Allahu xh.sh. tregoi se për ata të cilët janë të shtypur në vendin e vet dhe përjetojnë padrejtësi, do t`u jep rrugëdalje dhe zgjidhje nga gjendja e rëndë. E për ata të cilët i nënshtrohen urdhërit të Zotit dhe shpërngulen nga vendlindja për hir të Zotit, do të kenë shpërblim të madh në botën tjetër. Zoti në Kuran thotë: **"Ata që migruan për hir të Allahut pasi u torturuan, atyre gjithsesi do t`u mundësojmë në këtë botë vendbanim të mirë, kurse shpërblimi i ahiretit është më i madh, sikurse ta dinin".**[326]

Në këtë drejtim, është edhe ajeti tjetër ku Zoti thotë: **"Ata që besojnë, shpërngulen dhe luftojnë për çështjen e Allahut dhe ata që u japin strehim atyre dhe i ndihmojnë, pa dyshim janë besimtarë të vërtetë, për ta ka falje dhe shpërblim bujar".**[327]

## MOSREALIZUESIT E HIXHRETIT DHE DËNIMI NDAJ TYRE

Ata të cilët nuk do t`i nënshtrohen urdhrit të Zotit dhe do të qëndrojnë në vendin e zullumit duke rrezikuar fenë dhe jetën, ata do të kenë vështirësi në këtë botë dhe në botën tjetër. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: **"Engjëjt që ua morën shpirtin atyre që i bënë padrejtësi vetes iu thanë: "Në çka ishit ju?" Ata thonë: "Ne ishim të paaftë në atë**

---

[326] Kurani, Nahël, 41;
[327] Kurani, Enfal, 74;

**tokë". Ju thanë: "A nuk ishte toka e Allahut e gjërë e të shpërnguleshit (hixhret) në të?!". Vendi i tyre është Xhehenemi, sa vend i keq është ai".**[328]

## ATA QË NUK ARRITËN TË BËJNË HIXHRET EDHE PSE KISHIN DËSHIRË

E sa i përket personit i cili del në rrugë për të bërë hixhret, por nuk arrin që të shpërngulet në vendin tjetër por e zë vdekja në rrugë, atë e mëshiron Zoti dhe e fal. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: **"Kush shpërngulet për hir të Allahut, ai gjenë mundësi të madhe dhe begati në tokë. E kush del prej shtëpisë si migrues te Allahu dhe i Dërguari i Tij dhe e zë vdekja (në rrugë), te Allahu do ta gjejë shpërblimin, sepse Allahu është Falës dhe Mëshirues".**[329]

Në këtë drejtim mund të përmendim edhe personin i cili përmendet në hadith, ku tregohet se ka vrarë 100 njerëz dhe në fund u pendua dhe kërkoi rrugëdalje. Një dijetarë i tha që të shpërngulet nga ai vend sepse në ato rrethana nuk mund të qëndrojë pa kryer ndonjë krim, kështu që nëse donë përmirësimin, duhet të shpërngulet prej atij vendi zullumqarë. Ai filloi të largohet por në mes të rrugës e zuri vdekja. Erdhën melekët e mëshirës dhe të dënimit dhe diskutuan se kush duhet ta merr atë. Zoti dërgoi një melek i cili mati hapësirën nga vendi ku ishte deri tek vendi ku kishte synuar të shkonte dhe doli se për një pëllëmbë kishte qenë

---

328 Kurani, Nisa, 97;

329 Kurani, Nisa, 100;

më afër vendit të hixhretit të tij, kështu që Zoti e fali dhe e morën melekët e mëshirës.[330]

## PSE MUSLIMANËT NUK U URDHËRUAN ME LUFTË DUKE QENË NË MEKE?

Dikush me të drejtë mund të pyesë, përse Allahu xh.sh. nuk i dha Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem pushtet dhe fitore që në fillim në Meke? Sepse po të ishte i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i fortë, i fuqishëm si janë të fuqishëm mbretërit dhe të fuqishmit e kësaj kohe, atëherë sigurisht atë do ta kishin besuar me miliona njerëz, por jo nga bindja, adhurimi ose besimi, por do t`i kishin besuar nga frika, e besimi nga frika nuk ka kurrfarë vlere. Andaj, urtësia që Allahu xh.sh. zotërinë e krijesave ta bëjë të dobët që nuk ka në dorë as të mirën as të keqen, as për veten e as për të tjerët, fshihet në faktin se besimi në Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duhet të jetë i vërtetë, dhe me bindje, e më pas do të pasojë edhe forca. Pra, imani i vërtetë prodhon forcë, e forca nuk mund të prodhojë imanin. Islami nuk pranon luftë qytetare. Allahu xh.sh. thotë: **“Ndalni duart tuaja (prej luftës) e falne namazin dhe jepni zeqatin”**.[331]

Në Meke gjatë kësaj periudhe, në një shtëpi kishte mysliman dhe idhujtar, e sikur Islami ta kishte lejuar luftën në Meke,

---

[330] Shih: Buhariu, “Sahih”, kitab Ehadithu`l-enbijai, nr.3470; Muslimi, “Sahih”, kitab et-Teubetu, bab kabulu tabeti`l-katili ve in kethure katluhu, nr.2766; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab ed-Dijatu, bab hel li katili mu`mimin teubetun, nr.2622; Ahmedi, “Musned”, 17/244, nr.11.154; etj.

[331] Kurani, Nisa, 77;

atëherë kjo luftë do të ishte luftë qytetare, ku do të digjej edhe i njomi edhe i thati, po ashtu muslimanët ishin pakicë, e me këtë veprim, do të vihej në rrezik ekzistenca e myslimanëve.

Po ashtu, kishte musliman që fshehurazi e kishin pranuar Islamin, e shumica prej myslimanëve nuk e dinin se ato janë musliman, e sikur të fillonte luftë, do të vinte deri te vrasja e tyre, duke menduar se janë pabesimtarë. Ndërsa në esencë ata kanë qenë musliman që e kanë mbajtur besimin fshehur.

Çështja tjetër është fakti se Islami nuk zhvillohet dhe nuk lulëzon ndryshe vetëm se me paqe, andaj pasi shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem emigruan në Medine ku kishte paqe, garancë dhe qetësi, aty u rrit edhe forca e tyre dhe u shtuan aktivitetet e tyre. Andaj, edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ishte lutur që Allahu xh.sh. ta vendos në një vend, të cilin Ai e do. Shënon Hakimi i cili përcjell nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjatë Hixhretit, kishte thënë: *"O Zoti im, Ti më nxore nga vendi më i dashur i imi, atëherë më vendos në vendin më të dashur te Ti"* Dhe Zoti e vendosi në Medine.[332]

## SI U PRITËN NGA MEDINASIT?

Medinasit, ose siç njihen në historinë Islame *"Ensarët",* i pranuan me zemërgjerësi në shtëpitë e tyre Muhaxhirët (emigrantët) e ardhur nga Meka. Ata i treguan njëri-tjetrit dashuri të sinqertë, ndihmë maksimale dhe sjellje korrekte.

---

332 Hakimi, "El-Mustedrek", vëll.3, fq.4, nr.4261; Dhehebiu nuk pajtohet me këtë hadith dhe e vlerëson si të falsifikuar.

Kjo ka qenë edhe stimul për gjeneratat e më vonshme, që të gjithë të tregojnë solidaritet me vëllezërit e tyre kur janë në nevojë. Këtë akt, e dëshmuan edhe shqiptarët në periudhën e luftës së Kosovës në vitin 1999, kur në Maqedoni dhe Shqipëri erdhën me mijëra refugjatë, të cilët u dëbuan nga shtëpitë e tyre. Ata gjetën pritje bujare te vëllezërit e tyre musliman, të cilët i hapën dyert e shtëpive për të siguruar një strehë mbi kokë ndaj vëllezërve të tyre.

Medinasit u vëllazëruan me mekasit, saqë secili e konsideroi vëlla tjetrin, ndërsa pasurinë që kishin, e ndanin me tjetrin. Tokën që patën e ndanë përgjysmë, shtëpitë i ndanë me vëllezërit e ardhur nga Meka dhe punën që bënin e ndanin fitimin përgjysmë.

## HIXHRETI NË KOHËN E SODIT

Mesazhi i parë që ne nxjerrim nga Hixhreti, është largimi prej të keqes, siç u larguan muslimanët e Mekes, shkaku se aty nuk kishin mundësi ta aplikonin fenë. Në këtë kontekst, është dëshmi edhe hadithi të cilin e përcjell Abdullah b. Amri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Musliman është ai, prej gjuhës dhe duarve të të cilit janë të qetë muslimanët e tjerë, ndërsa muhaxhir është ai që ka arritur të largohet prej asaj të cilën e ka ndaluar Allahu xh.sh."*.[333]

Sot musliman i nderuar, edhe ti duhet të bësh hixhret, duke u larguar nga haramet që na janë bërë shprehi dhe përditshmëri, ta largojmë të keqen nga shtëpitë dhe rrugët tona, nga shkollat dhe qytetet tona. Hixhret bashkëkohor

---

[333] Buhariu, "Sahih", kitab el-Imanu, nr.10;

është të largohet i riu nga zinaja dhe vrasja, nga bixhozi dhe bastoret sportive, nga alkooli dhe drogat e ndryshme, nga ngrënia e kamatës dhe shthurja morale. Këto harame që na kanë mbuluar nga të gjitha anët dhe prej saj nuk mund ta shohim të mirën, e kur e shohim na verbërohen sytë.

Pra, hixhreti është luftë e vërtetë fiziko-shpirtërore në drejtim të ndryshimit të njerëzimit për t`i reformuar ato në të gjitha sferat e aktiviteteve të tyre me qëllim të formimit të personaliteteve dhe bashkësisë së shëndoshë, e cila do të jetë bartëse e vërtetë e praktikimit të mësimeve të All-llahut xh.sh.

Muslimanët e parë kanë ikur nga idhujtarët se ata nuk i kanë lënë të qetë ta praktikojnë fenë, kurse sot shtetet islame dhe shtetet ku dominojnë muslimanët, nuk mund ta aplikojnë fenë nga udhëheqësit musliman.

Nuk janë të qetë njerëzit nga të afërmit e tyre, sepse nëse një i ri fillon të falet dhe praktikojë fenë, ose kur një vajzë mbulohet dhe mundohet të jetë e përkushtuar në fe, e kritikojnë dhe e përqeshin për këtë përkushtim ndaj fesë shokët dhe mësuesit, familja dhe kolegët, por nëse e shohin të devijuar, të gjithë i japin kurajë! Dije se këta janë armiqtë e tu, të cilët mundohen të të hedhin në greminën e Zjarrit, sepse ai që ta bën rrafsh, dëshiron që të të del gropë. Andaj nëse ti e ke marrë një hap të tillë në jetën tënde, përqendrohu në të dhe mos u lëkund, pasi ti je në nivel të Hixhretit dhe mbrojtjes së identitetit tënd. Shkoi Sufjan b. Abdullahu r.a. dhe i tha Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem se cila

vepër është më e mira? Ai i tha: *"Beso Allahun e pastaj qëndro pas saj".*[334]

Ne hixhretin duhet ta kuptojmë si thirrje për rizgjim shpirtëror dhe emocional, dhe të zgjohemi nga kjo amulli e pasimit të verbër të perëndimit dhe pabesimtarëve, duke lënë anash fenë dhe traditën tonë. Neve na ka kapluar një gjumë i thellë, gjumë i ngjashëm si gjumi i *As`habu`l-Kehfit* dhe nuk jemi në gjendje të zgjohemi, ose na vjen mirë të dëfrehemi me ëndrrat e bukura, duke pasur frikë të zgjohemi e të shohim realitetin në të cilin jetojmë. Zgjohu dhe merre në duart e tua ardhmërinë tënde.

## POROSITË DHE MËSIMET QË NXIRREN NGA KJO NGJARJE

Ne duhet të mësojmë porositë e kësaj ngjarje, e jo vetëm ta dëgjojmë për të kaluar kohën. Të mundohemi të absorbojmë thelbin e kësaj ngjarje, për të ditur se kjo ka të bëjë edhe me ne, pasi asgjë nuk ka ndodhur rastësisht, por çdo gjë ka ndodhur për të qenë për ne udhëzim dhe ndriçim, se si duhet të sillemi në raste të ngjashme dhe situata të tilla, se si ta orientojmë jetën tonë kah pozitiviteti. Pra, nuk është esenca vetëm ta kujtojmë hixhretin, por ta kuptojmë atë dhe vëndojmë në praktikë, si dhe të nxjerrim mësime për të rregulluar të ardhmen tonë.

Hixhret nuk nënkupton që ta ndërrosh vendin, por shoqërinë dhe mënyrën e jetesës. Nuk është problemi tek toka, por tek koka. Besimtarët i lanë shtëpitë dhe vendin për

---

[334] Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab xhamiu evsafi`l-Islam, nr.38;

të ruajtur fenë, sepse feja në zemrat e tyre kishte përparësi. E sot disa lënë vendlindjen dhe gjithçka që është e tyre, për të shkuar në vende tjera për të fituar materialisht, edhe nëse u vendoset në rrezik ruajtja e fesë.

Përsa u përket shpërnguljeve për shkaqe ekomonike, ato nuk janë edhe shumë të preferuara, sepse sot shumica braktisin vendet e tyre për të arritur jetë më luksoze, e jo për gjërat elementare. Po ashtu në vendet e huaja, shumë shpejt pason edhe asimilimi në kulturën e tyre. Andaj duhet të mundohemi që të gjejmë zgjidhje në këtë vend. Mos e braktisim dhe t`ua lejmë pabesimtarëve të shfrytëzojnë resurset e këtij vendi.

Duhet kuptuar drejt largimin nga vendbanimi dhe qyteti, sepse hixhreti nuk nënkupton braktisje të vendlindjes dhe strehim në vende tjera duke haruar vendlindjen, por nënkupton dalje prej qyteti për të gjetur vend më të përshtatshëm për t`u organizuar dhe për t`u forcuar. Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u shpërngul në Medine, por assesi nuk e harroi Meken dhe vazhdimisht bënte plane dhe projekte se si të çlirohet ajo nga sundimi pagan.

Kështu duhet të logjikojnë edhe disa të cilët e braktisin vendlindjen për të mirat materiale dhe nevojat e kësaj bote, sepse kur dalin në perëndim, nuk japin asnjë kontribut për vendlindjen e tyre dhe harrojnë se ku e kanë prejardhjen e tyre. Japin kontributin dhe mundin e tyre në vend të huaj, ndërsa asgjë nuk kontribuojnë për vendin e tyre. Vendi i tyre i përgatit, u jep arsimin adekuat, u jep përvojën e punës dhe në fund shkojnë dhe harxhojnë energjinë e tyre në vende të huaja, kurse vendlindjen e tyre e harrojnë dhe nuk i

ndihmojnë aspak. Në këtë aspekt, u bëjmë thirrjen të gjithëve që sado pak qoftë, të jetë një fond i vogël i buxhetit të tij i ndarë për mbarëvajtjen e jetës dhe nevojat e vendlindjes së tij.

Nga këto fjalë, të mos nënkuptojmë se nuk duhet të kontribuohet në vendet ku jetojmë dhe punojmë nëpër perëndim ose gjetiu, sepse nuk është etikë fetare, që njeriu të hajë bukën e tyre e të dëmtojë ose të mos tregohet profesional në punën e tij, sepse kështu nuk na mëson feja. Ne duhet në çdo gjendje të jemi të dobishëm dhe të frytshëm, siç ishte edhe Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, i cili me prejardhje ishte nga Mekeja, por kur u shpërngul në Medine, ai e mbrojti atë dhe u mundua me të gjitha kapacitetet e tija që t`i ndihmojë dhe të kontribuojë për mbarëvajtjen e Medines, edhe pse nuk ishte medinas.

Allahu xh.sh. me Fuqinë e Tij ka pasur mundësi që ta merr Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem sikur që e mori në natën e Israsë dhe Miraxhit kur e barti brenda disa çasteve nëpër sferat qiellore, që edhe këtë radhë ta merr prej Meke dhe ta bartë në Medine. Por e bëri në këtë mënyrë që të jetë mësim se si të bëjnë organizim dhe planifikim muslimanët. Nga kjo situatë kuptojmë se edhe aktiviteti ka rol në zhvillimin e jetës shoqërore.

Një mësim tjetër, është se Hixhreti na mëson njohjen e të vërtetës dhe mishërimin me të, sakrifikimin për të, siç sakrifikuan ata dhe këmbëngulësinë në fe siç ishin ata. Ne muslimanët, të cilët jetojmë në vende perëndimore, duhet të kuptojmë se sfida nga të ligët çdoherë do të jetë prezent, por ne duhet të njohim të vërtetën që mos na përzihet me të pavërtetën, të kapemi pas realitetit e jo pas mjegullisë, të

kapemi fort për të vërtetën, e të mos e lëshojmë assesi, pasi nëse e lëshojmë, na ik prej duarve dhe biem në humnerë.

Duhet të dimë se ne të kohës së sodit, deri diku e kemi gjetur këtë fe të gatshme, por harrojmë se ata të mëhershmit, për këtë fe kanë dhënë jetën e tyre, pasurinë dhe familjen, vetëm e vetëm që të mund ta mbrojnë atë. Kjo ka ndodhur edhe në trojet tona, kur paraardhësit tanë i lëshuan trojet dhe pasurinë, për t`u shpërngulur në Turqi dhe Sham, për të ruajtur nderin dhe fenë. Në vitin që u shpall urdhri për heqjen e mbulesës, shumë hoxhallarë dhe musliman u vranë, e shumë të tjerë u shpërngulën prej këtu, pasi nuk pranuan që të bëjnë lëshim në këtë çështje. Kurse sot, vajzat tona edhe pse askush nuk e ndalon të mbajë mbulesën, ato përsëri refuzojnë ta mbajnë. Në atë kohë, gruaja ishte në gjendje që ta shkurorëzojë burrin e saj, për të vazhduar në mbajtjen e shamisë, kurse sot vajzat janë në gjendje të shkurorëzohen nga burrat, pse burri e këshillon që ta vendojë shaminë. Prandaj edhe Ibni Halduni thotë: “Si e kupton se je ngadhënjyer? Atëherë kur njeriu i imiton traditat dhe sistemin e atij që e ka ngadhënyer”. Ne sot jemi `vesternizuar` dhe kjo tregon se perëndimi ka ngadhënjyer mbi ne, pasi i veprojmë të gjitha gjërat të cilat na i ofron perëndimi.

Të parët tanë nuk arritën t`i asimilojnë, pasi ato ishin të lidhur për fenë dhe dhanë gjithçka patën, kurse ne sot më shumë interesohemi për modën sesa për fenë. Tërë ditën meremi me zbukurimin e trupit, kurse aspak me zbukurimin e sjelljes. Braktisim ushqimin dhe mbajmë dietë për të zbukuruar trupin, por nuk lëmë mëkatet për të zbukuruar shpirtin. Andaj edhe jemi asimiluar me të tjerët, saqë është

vështirë të bësh dallimin e muslimanit prej tyre, e kjo tregon se armiku në këtë formë, ka fituar ndaj nesh.

Për të kuptuar se kjo bartje nuk është e lehtë. Të mos mendojë dikush se idealet e larta arrihen pa angazhim, pasi për të arritur diçka, duhet sakrificë dhe punë e palodhshme, sepse edhe Allahu xh.sh. në Kuran tha: **“A menduan njerëzit se ne do t`i lëmë ashtu duke thënë se ne besuam, e që mos i vëmë në sprovë”.**[335]

Kurse një hadith që transmetohet nga Ma’kil b. Jesari r.a. thuhet se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Adhurimi në vështirësi është sikur emigrimi (hixhreti) tek unë”.*[336]

Kuptohet se mund të jetë rëndë, por ajo që nuk është e rëndë dhe nuk peshon, nuk ia vlen për të as të lodhesh. Atë që nuk është e rëndë, edhe fëmijët mundet ta mbajnë, por për diçka më të rëndë, kërkohet burra të vërtetë.

Po ashtu, lexojmë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk luftoi në Meke kundër pabesimtarëve dhe sistemit të tyre, por u shpërngul prej atje, kur pa se thirrja ndaj tyre është pa përgjigje. Nga kjo, mund të përfundojmë se është rregull që nëse ti nuk mund ta largosh të keqen prej vendit tënd, atëherë largohu ti prej vendit të keq, derisa të rikthehet drejtësia dhe të largohet mizoria prej atij vendi.

---

[335] Kurani, Ankebut, 1;

[336] Muslimi, “Sahih”, kitab el-Fitenu, bab fadlu`l-ibadeti fi`l-herxhi, nr.2948; Tirmidhiu, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab el-herxhu ve`l-ibadetu fihi, nr.2201 dhe thotë se hadithi është Sahihun-Garib; Ibni Maxheh, “Sunen”, kitab el-Fiteni, bab el-vukufu inde`sh-shubuhati, nr.3985; Ahmedi, “Musned”, 33/415, nr.20.298; etj.

Prej mësimeve të shpërnguljeve të muslimanëve, mund të nxjerrim edhe një mësim nga hixhreti i parë i muslimanëve në Etiopi. Ata që thonë se duhet të shpërngulesh nga shteti i kufrit ku jemi ne për në shtet Islam, le ta kuptojnë këtë ngjarje, se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem urdhëroi që të shpërngulen në një shtet Krishter, që nuk gjykonte me Sheriat, por ato jetuan aty deri në vitin e 9 të hixhretit, pra, për 16 vjet të tëra. Ata nuk u shpërngulën pse shteti nuk ishte Islam, por pse nuk i lejonin që të mund ta praktikojnë fenë dhe ishin të shtypur shkaku i fesë.

Gjatë shpërnguljes së myslimanëve për në Medine, shumica prej tyre e kaluan rrugën natën në mënyrë që të largohen pa u hetuar, pasi presioni ishte i lartë dhe tortura e madhe. I fundit që u largua nga Meka, ishte vet Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me Ebu Bekrin r.a. Kështu është udhëheqësi i drejtë që e do të mirën e popullit të tij, largohet i fundit derisa të vërtetohet se të gjithë janë mirë, e jo si në disa shtete, kur fillojnë trazira dhe lufta, udhëheqësit dhe prijësit janë të parët që largohen dhe ikin nga shteti.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjatë largimit tregoi një strategji interesante. Nuk u nis në drejtim në Medines, por në të kundërtën e saj, që mos dyshojnë idhujtarët në largimin e tij drejt Medines. Por, për të, vetëm se përgatitej një komplot dhe atentat për ta likuiduar. Me propozimin e Ebu Xhehlit, u vendos që të tubohen të rinjtë e Mekes, të marrin nga një shpatë ose shigjetë, dhe të shkojnë te dhoma e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe të gjithë në të njëjtin moment, ta godasin me shpatë. Por, Allahu xh.sh. është më i dituri për intrigat që përgatiten, andaj edhe tha në Kuran: **“Ata përgatitin kurthe, por edhe Allahu e bën**

**përgatitjen e dështimit të kurtheve të tyre”**.[337] Në shtëpinë e tij, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e la Aliun r.a. i cili u shtri në shtratin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe u vesh me teshat e tij, që t`i çorientojë idhujtarët. Shohim se sa dashuri dhe respekt kanë pasur shokët e tij për të, saqë nuk kanë dëshiruar që edhe një ferrë të shpojë trupin e tij të bekuar, e jo më ta vrasë dikush.

Nga kjo skenë e historisë, kuptojmë edhe një strategji taktike të prijësit, që të mos publikohet plani dhe projekti, por të fshehet nga publiku dhe të ndahet vetëm me një grup të ngushtë, siç veproi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili për planin e nisjes së tij, kishte informuar vetëm Ebu Bekrin r.a. dhe Aliun r.a. Pra, vetëm njerëzit më të besueshëm të tij e dinin planin dhe strategjinë, kurse të tjerët jo. Për të pasur sukses një plan, duhet me e ndarë me njerëzit e besueshëm dhe rrethin e ngushtë, e jo me të gjithë, sepse tradhtarët gjejnë kënaqësi kur u ofrojnë informacione “pronarëve” të tyre. Kjo pjesë e historisë na mëson që ta vlerësojmë besnikërinë, sepse zgjodhi shok besnik siç ishte Ebu Bekri r.a. Këtu kuptojmë se nuk mund të realizosh vepra kapitale pa pasur shokë besnik dhe përpjekje të vazhdueshme për realizimin e qëllimeve.

Gjatë rrugës, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kërkoi ndihmë nga Abdullah ibni Urejki, i cili ishte idhujtarë, por ishte i besueshëm. Kërkoi që t`ua tregojë rrugën për në Medine. Po si të ndihmohet i Dërguari i Allahut nga një mushrik? Vetë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem thotë në një hadith, i cili është i transmetuar nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Allahu*

[337] Kurani, Enfal, 30;

*xh.sh. do ta ndihmojë këtë fe, po qoftë edhe përmes njeriut të prishur".*[338]

Gjithashtu shohim se besimtari duhet ta shfrytëzojë aftësinë dhe eksperiencën e njeriut të ditur në ndonjë shkencë të caktuar, pa marrë parasysh bindjen dhe besimin e tij, përderisa mund t`i besohet atij personi për qëllimet tona madhore. Nuk i jepet detyra dikujt vetëm për hir të asaj që është i fesë tonë, e nga ana tjetër ai nuk e zotëron atë dije dhe përvojë. Prandaj eksperienca dhe dituria merren nga njerëzit e aftë, kushdo qofshin ato.

Krejtësisht në fund, mësojmë se siç shkoi ky vit, do të shkojnë edhe të tjerë, dhe një ditë vjen dita kur përfundojnë ditët dhe vitet, andaj të jemi të përgatitur për atë ardhje të madhe. Rast për përgatitje, të shfrytëzojmë këto vite që na ka dhënë Allahu xh.sh. në shërbim.

Për hir të kësaj ndodhie madhështore, Hixhretit të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem prej Mekke në Medine, muslimanët gëzohen anë e mbanë rruzullit tokësorë. Lexojnë biografinë e tij dhe përcjellin fjalët e tij, mbajnë tribuna dhe ligjërata, për t`i informuar muslimanët rreth kësaj ndodhie historike.

Duhet që edhe nëpër xhami dhe vende të ndryshme të organizohen manifestime dhe mbrëmje, në të cilat do të ligjërohet dhe përcillen mesazhet e mëdhaja të kësaj ngjarje madhështore, që edhe brezave të ardhshëm t`ua mbjellim në

---

[338] Buhariu, "Sahih", kitab el-Megazi, bab gazvetu Hajbere, nr.4203; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab tahrimu katli`l-insani nefsehu, nr.111; Ahmedi, "Musned", 13/453, nr.8090; etj.

vetëdijen e tyre që të kujdesen për vlerat e vërteta dhe të mundohen të nxjerrin mësime nga ndodhitë e rëndësishme të historisë Islame.

# *MËSIME NGA NGJARJA E BEDRIT*

Pa dyshim që muaji i Ramazanit karakterizohet me shumë veçori të ndryshme, si muaji i shpalljes së Kuranit, muaji i Faljes dhe Mëshirës, muaji kur hapen dyert e Xhenetit dhe mbyllen dyert e Xhehenemit, muaj kur lidhen shejtanët, muaj kur besimtarët agjërojnë dhe plotësojnë kushtin e katërt të fesë dhe shumë veçorive tjera. Gjithashtu në këtë muaj kanë ndodhur edhe dy ngjarje madhore, ajo e luftës së Bedrit dhe çlirimi i Mekes.

Pra, tre ngjarje qenësore për të qëndruar e pamposhtur kjo fe, kanë ndodhur mu në këtë muaj. Fillimi i shpalljes së Kuranit, lufta e Bedrit dhe çlirimi i Mekes.

Nga kjo ngjarje madhore ne mësojmë qëndrueshmërinë e një besimtari të vërtetë ndaj sprovave dhe durimin në raste vështirësish, kur bota tubohet kundër muslimanëve, si duhet besimtarët të përballojnë sprovat e tyre dhe qëndrueshmërinë në vendin e vet.

Muslimanët çdoherë kanë treguar një shembull të mirë se si duhet ndërtuar raportet me të tjerët, por assesi nuk urdhëron të qëndrohet duarkryq dhe të tolerohet padrejtësia dhe dhuna. Mu për këtë edhe ndodhi beteja e Bedrit.

Muslimanët ishin të shtypur në Meke. Përgjatë 13 viteve i duruan të gjitha mënxyrat dhe torturat e mundshme, saqë u detyruan të bëjnë emigrim, duke braktisur pasuritë dhe mallrat që kishin, vetëm e vetëm që t`i shmangnin problemet dhe konfliktet me mekasit. Ata u vendosën në Medine për

të praktikuar fenë e tyre në liri. Por kur edhe këtu filluan t`u arrijnë kërcënimet për likuidim total, atëherë ishte e domosdoshme mbrojtja dhe përgjigjja ndaj armikut me të njëjtën masë.

## VËSHTIRËSITË E MUSLIMANËVE NË LUFTËN E BEDRIT

Imam Nesefiu thotë se *Bedër* është një vend me ujë në mes Mekës dhe Medines, që i takonte një njeriu, i cili e kishte emrin Bedër, për këtë edhe u quajt lufta e Bedrit.[339]

Duhet pasur parasysh sakrificën e muslimanëve të cilët për t`u ballafaquar me numrin e madh të idhujtarëve në krahasim me muslimanët, hasën edhe në vështirësinë e rrugës dhe kushteve materiale, sepse prej qytetit të Medines deri në fushën e Bedrit ka mbi 160 km, ndërsa muslimanët nuk posedonin mjete bartëse që do të plotësonte nevojat e ushtrisë, përpos 70 deveve, të cilat i shfrytëzonin me ndërime. Kështu me vështirësi të shumta besimtarët e parë ishin të vendosur që të ballafaqohen me armikun, vetëm e vetëm që të mbrojnë të drejtën e tyre për lirinë e besimit.

Edhe Zoti në Kuran na bën me dije se në këtë betejë, besimtarët ishin shumë të dobët kundër idhujtarëve, porse Zoti i forcoi dhe u ndihmoi dukshëm atyre. Thotë Zoti në Kuran: **"Allahu u ndihmoi juve edhe në Bedër, kur ju ishit pak në numër, e për të qenë mirënjohës, keni frikë nga Zoti".[340]**

---

339 Nesefiu, "Komentimi i Nesefiut", vëll.1, fq.221;
340 Kurani, Ali Imran, 123;

Zoti e ndihmon ushtrinë muslimane edhe nëse numri i tyre është më i vogël se i pabesimtarëve dhe mundëson që të ngadhnjejnë mbi ta, siç thotë në Kuran: **"...Sa herë me ndihmën e Allahut, një ushtri e vogël ka ngadhënjyer mbi një ushtri të madhe...".**[341]

Kur e ke Zotin në anën tënde, nuk ka nevojë të frikësohesh prej armikut që ka ushtri të madhe, sepse fitoren e jep Zoti. Në suren Fil, Allahu xh.sh. na tregon për ushtrinë e madhe të Ebrehasë të përbërë nga elefantët gjigant, të cilët u mposhtën nga ushtria e përbërë nga zogjtë e vegjël.

## KUR NDODHI LUFTA E BEDRIT?

Lufta e Bedrit ndodhi ditën e premte në mëngjes të ditës së 17 të muajit Ramazan, në vitin e dytë hixhri.[342] Numri i ushtarëve muslimanë në këtë luftë ishte 314 burra, prej tyre 83 ishin prej muhaxhirëve. Nga fisi Eus të Medines ishin 61, kurse prej fisit Hazrexh ishin 170 burra.[343]

Këtë luftë, Zoti në Kuran e quajti edhe lufta e *furkan*-it. Kështu e gjejmë në Kuran ku Zoti thotë: **"...atë që ia zbritëm robit Tonë (Muhamedit) ditën e Furkanit (luftës së Bedrit) ditën kur u konfrontuan dy grupet...",**[344] Në koment të këtij ajeti, Ibni Abasi r.a. thotë

---

341 Kurani, Bekare, 249;
342 Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.169; Muhamed Gazali, "Fikhu Sira", fq.286;
343 Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.175;
344 Kurani, Enfal, 41;

se *dita e Furkanit* është dita e Bedrit, atë ditë Allahu xh.sh. e ndau të vërtetën prej të kotës.[345]

I Dërguari i Allahut, Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e kishte patjetër të luftojë në këtë luftë, sepse përndryshe qëllimi i idhujtarëve për ndalimin e përhapjes së fesë Islame do të kishte marrë kuptim real.

## KONSULTIMI I PEJGAMBERIT SAL-LALLAHU ALEJHI VE SEL-LEM ME SHOKËT E VET

Enesi r.a. tregon se kur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka kuptuar për afrimin e Ebu Sufjanit, ka ftuar sahabët për konsultim. Ebu Bekri (r.a.) e dha mendimin e tij, por i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk i mori parasysh fjalët e tij. Edhe Umeri r.a. dha mendim por nuk mori mendimin e tij. Pastaj fjalën e rastit e mori Sa`d b. Ubade (r.a.) i cili tha: "O i Dërguari i Allahut! Pasha Atë që ka në dorë shpirtin tim, nëse na urdhëron që me kuajt tanë të shkelim nëpër deti, këtë do ta bëjmë. E nëse na urdhëron që të nisemi pas tyre, deri te Berkil Gimadu, ne këtë do ta bëjmë....".[346]

Nga ky rast shohim se si Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem konsultohej edhe me shokët e vet dhe njerëzit në përgjithësi dhe nuk merrte vendime kokë më vete, sepse për të pasur sukses një plan, duhet patjetër të ketë konsultime dhe shkëmbim të ideve, pasi përndryshe do të pasojë

---

345 Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l-Kuran", vëll.11, fq.201;
346 Muslimi, "Sahih", kitab Xhihadu ves-sijeru, bab gazvetu Bedrin, nr.1779; etj.

dështimi. Sot fatkeqësisht shumë njerëz me veprimtari publike, insistojnë në mendimet e veta dhe hedhin poshtë çdo këshillë dhe mendim që u jepet nga të tjerët. Mbivlerësojnë mendimin e tyre dhe nënçmojnë çdo mendim tjetër. Ata këshillat për të bërë diçka ndryshe, i kuptojnë si armiqësi kundër tyre dhe përpjekje për t`i larguar nga pozita ose sikur dëshiron të bësh grushtshtet.

Nga kjo ngjarje e theksuar, kuptojmë se udhëheqësi duhet të vlerësojë rrethanat dhe mundësitë për t`u përfshirë në luftë dhe të merr edhe mendimin e njerëzve tjerë dhe të vijnë në përfundim që është më i dobishëm për të gjithë bashkësinë muslimane dhe të mos i hedh në rrezik.

Konsultimin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem me shokët e tij, e shohim edhe me rastin e pozicionimit në fushën e Bedrit. Pasi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem propozoi një mendim, Habab b. Mundhiriu (r.a.) e pyeti se ky propozim, është prej shpalljes hyjnore, apo mendim i lirë i tij dhe prej strategjisë luftarake. Kur mori përgjigjen se kjo nuk është shpallje, atëherë Hababi dha propozim që të ndryshohet vendi, sepse ai pozicion nuk është i përshtatshëm për luftim, por të afrohen afër burimeve të ujit, të mbyllen burimet tjera dhe të lihet vetëm burimi ku do të marrin ujë muslimanët.[347] Me këtë do t`i vëndojnë në pozitë të vështirë armiqtë. Edhe këtë propozim të dobishëm e pranoi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe nuk këmbënguli në mendimin dhe propozimin e vet. Edhe te sahabët vërejmë se nga ana e edukatorit më të mirë, janë edukuar që të mos pranojnë të besojnë në mënyrë të verbër, por të nënshtrohen ndaj Fjalës Hyjnore. E nëse diçka tjetër

[347] Shih: Ibni Hishami, “Biografia e Pejgamberit a.s.”, fq.166;

vjen në pyetje jashta shpalljes, atëherë në lidhje me të do të diskutojnë dhe do të debatojnë.

Udhëheqësit dhe komandantit, i lejohet fetarisht të shërbehet me informatorë dhe me vëzhgues të cilët do të përcjellin lëvizjet e armikut dhe do sjellin lajme mbi fuqinë dhe kapacitetet e tyre. Këtë e shohim vazhdimisht në disa situata gjatë luftës së Bedrit. Lufta është taktikë dhe strategji, kështu që në këto rrethana duhet shërbyer me të gjitha mjetet të cilat do të sjellin dobi për ushtrinë e muslimanëve.

## MREKULLI NË LUFTËN E BEDRIT

Një ditë para se të fillojë beteja, Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem iu mundësua edhe një mrekulli të cilën e dëshmuan edhe shokët e tij. Ai parashikoi vendin ku do të vriten disa prej pabesimtarëve. Transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"...ky është vendi ku do të vritet filani"* dhe tregonte me dorën e tij në tokë duke bërë këndej e andej".[348] Nga kjo kuptojmë se Allahu xh.sh. i dha shenja dhe indikacione për fitoren e ditës së nesërme, që ishte dita e Bedrit. Me të vërtetë ata persona u gjetën në ato vende të vrarë, me çka dëshmohet edhe një herë pejgamberia e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Filluan përgatitjet e luftimit, kurse muslimanët ishin dukshëm në numër dhe fuqi më të dobët. Por, jo çdoherë numri dhe sasia është ajo që e jep rezultatin përfundimtar.

---

348 Muslimi, "Sahih", kitab Xhihadu ves-sijeru, bab gazvetu Bedrin, nr.1779; Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab fil esiri junalu minhu..nr.2681; Ahmedi, "Musned", 1/313, nr.182;

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem si një strateg i vërtetë ushtarak, dërgoi njerëzit për të vrojtuar rrethin. Disa besimtarë takuan dy djem të rinj të cilët i kapën për të nxjerrë informata mbi ushtrinë. Ata deklaruan se janë pjesë e ushtrisë së kurejshëve, por muslimanët dëshironin të dëgjojnë se ata janë pjesë e karavanit të Ebu Sufjanit. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pasi përfundoi namazin, u tha shokëve të tij: *"Ata kur u thoshin të vërtetën, ju i rrihnit, kurse kur u gënjyen, ju i latë të lirë"*. Më pas Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i pyeti se sa veta janë në ushtrinë e tyre, por ata nuk dinin gjë. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për të kuptuar numrin e ushtrisë së tyre, pyeti se sa deve therin në ditë, kurse ata u përgjigjën se therin nga 9 ose 10 deve. Me këtë, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem vlerësoi se ushtria e tyre përbëhet prej 900 deri 1000 ushtarë. [349]

Nga ky rast, kuptojmë se njeriu nuk duhet të nxitojë që të maltretojë dikë për ta detyruar të thotë diçka, sepse mundet prej detyrimit të gënjejë dhe besimtari këtë ta merr si të vërtetë, me çka do ta dëmtojë veten duke pranuar informacion të padobishëm. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na mësoi që të mos e detyrojmë me dhunë dikë që të na jep ndonjë informacion, sepse mundet të na jep ndonjë të dhënë të rrejshme, kurse ne do ta pranonim si të vërtetë.

Po ashtu, shohim se sa preciz vlerësoi Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem numrin e ushtrisë së armikut, duke e krahasuar numrin e ushtrisë në bazë të therjeve ditore të tyre, pasi prej një deve të therur, mund të ushqehen deri në njëqind veta.

---

[349] Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.165;

Para se të fillojë beteja dhe pasi u bënë të gjitha përgatitjet për të luftuar, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem filloi të bëjë lutje me të cilat kërkonte ndihmën e Zotit.[350] Nga kjo kuptojmë se një herë duhet bërë të gjitha përgatitjet e duhura, duhet angazhuar me punë dhe mundim, të merren të gjitha shkaqet dhe përgatitjet luftarake, e më pas të bëhet duaja. Jo si dikush që mendon se duke qëndruar shtrirë në shpinë e pa asnjë lëvizje dhe të përkushtohet në lutje që të arrijë ndihma e Zotit. Jo i nderuar, një herë përgatitu dhe jepe mundin tënd maksimal, atëherë do të përkushtohesh në lutje dhe kërkim të ndihmës.

Pas lutjes, Allahu xh.sh. i ndihmoi me 1000 melek të cilët u përfshinë në betejën e Bedrit për t`i ndihuar kundër pabesimtarëve. Këtë e vërteton edhe ajeti kuranor ku Allahu xh.sh. thotë: **"Përkujtoni kur kërkuat ndihmë prej Zotit tuaj, e Ai ju është përgjigjur: "Unë do t`ju ndihmoj me njëmijë melek që vijnë një pas një".**[351]

Po ashtu thotë: **"Allahu ju ndihmoi juve në Bedër kur ju ishit pak në numër, e kinie frikë Allahun që të jeni mirënjohës. Kur ti u thoshe besimtarëve: "A nuk është mjaft për ju që Zoti juaj t`ju vazhdojë ndihmën me tremijë melek të zbritur?" Po nëse jeni të qëndrueshëm e të matur, e ata (armiqtë) t`ju vinë tash në këtë moment, Zoti juaj ua vazhdon juve ndihmën me pesëmijë melek të ushtruar (ose të shënuar)".**[352]

---

[350] Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.167;
[351] Kurani, Enfal, 9;
[352] Kurani, Ali Imran, 123-125;

Imam Nesefiu thotë: “Katadeja thotë se njëherë zbritën njëmijë melek, pastaj u bënë tremijë dhe në fund pesëmijë melek”.[353]

Ibni Hishami thotë: “Bedri është i vetmi vend ku kanë luftuar edhe melekët. Ata edhe në betejat tjera kanë qenë të pranishëm në numër të madh, por nuk kanë luftuar”.[354]

Por, ndihma me melek ishte vetëm sa për t`i qetësuar besimtarët, sepse në thelb ishte Allahu xh.sh. ai që ua mundësoi fitoren dhe fuqinë. Ata gjuanin, por Zoti e bënte të mundshme që të goditet caku. Thotë Zoti në Kuran: **“Allahu nuk e bëri atë (ndihmën) për tjetër përpos të jetë myzhde për ju dhe t`ua qetësojë zemrat tuaja. Por në fakt, ndihma është vetëm prej Allahut...”[355]** dhe thotë: **“Ju nuk i mbytët ata, por Allahu i mbyti. E nuk i gjuajte ata, por Allahu i gjuajti...”.[356]**

Sipas përcjelljes së Hakim b. Hizamit dhe Ibni Abasit r.a., në luftën e Bedrit, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem mori një grusht me rërë dhe e hodhi në drejtim të armikut dhe nuk ngeli asnjë pa i hyrë pluhuri në sy.[357] Në këtë betejë ndodhi edhe kjo mrekulli e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Allahu xh.sh. ka qenë vazhdimisht në mbrojtje të Pejgamberit të Tij dhe në kohë beteje ka dëshmuar pejgamberllëkun e tij me mënyra të ndryshme, prej të cilave

---

353 Nesefiu, “Komentimi i Nesefiut”, vëll.1, fq.222;
354 Ibni Hishami, “Biografia e Pejgamberit a.s.”, fq.170;
355 Kurani, Enfal, 10;
356 Kurani, Enfal, 17;
357 Shih: Taberani, “Mu`xhemu`l-Euset”, 5/344, nr.5502;
Hejthemiu në “Mexhmeu`z-Zevaid”, 6/84, nr.9997-9999 thotë se i përcjell Taberani me zinxhir Hasen;

ishte edhe kjo gjuajtje me rërë. Edhe pse ishte në sasi vetëm një grusht, por u depërtoi në sy ushtrisë së madhe të pabesimtarëve.

Pra, nga këto raste, kuptojmë se muslimanët çdoherë duhet mbështetur në fuqinë e Zotit e jo në fuqinë e ushtrisë, armëve dhe melekëve. Siç thamë edhe më lartë, zemra duhet të jetë e mbështetur në Zotin, kurse duart e angazhuara në punë dhe aktivitet për t`u përgatitur sa më shumë, siç tha edhe Zoti në Kuran: **"E ju përgatituni sa të keni mundësi me forcë ushtarake..."**[358]

Në këtë betejë kishte qenë prezent edhe djalli i mallkuar Iblisi, që kishte marrë pamjen e Suraka b. Malik el-Mudlixhit dhe i inkurajonte idhujtarët në luftë kundër muslimanëve. Por kur pa zbritjen e melekëve, atëherë u tërhoq dhe filloi të ik duke thënë se unë shoh atë që ju nuk e shihni. Në këtë ditë ai ka qenë shumë i dëshpëruar dhe i pashpresë, sepse ka parë ndihmën e Zotit duke zbritur për besimtarët.[359]

Muslimanët edhe pse të dobët ushtarakisht dhe në numër të vogël, në këtë betejë dolën fitimtarë duke e mposhtur armikun dhe duke vrarë krerët e idhujtarëve, duke filluar nga Ebu Xhehli[360] dhe shumë të tjerë. Numri i të vrarëve në këtë betejë nga ana e pabesimtarëve arriti në 70 burra dhe 70 të zënë rob. Në zemrat e pabesimtarëve u fut frika[361] dhe ikën nga fushbeteja të mposhtur dhe të poshtërsuar.

---

358 Kurani, Enfal, 60;

359 Shih: Abdurezaku, "Musannef", vëll.4, fq.378, nr.8125; Maliku, "Muvetta`", kitab el-Haxh, bab xhamiu`l-haxh, nr.937;

360 Shih: Buhariu, "Sahih", kitab Megazi, bab katli ebi Xhehlin, nr.3962; etj.

361 Shih: Kurani, Enfal, 12-14;

Ata që ishin të vrarë nga mesi i pabesimtarëve, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i hodhi të gjithë në një pus dhe filloi t`i thirr me emër çdonjërin, duke ua përkujtuar thirrjen e vazhdueshme të tij ndaj atyre, të cilën ata e kundërshtonin vazhdimisht, e tash e gjetën të vërtetën të cilën e mohohin. Umeri r.a. kur pa se u flet kufomave, i tha: "U flet kufomave?!" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Pasha Atë që ka në dorë shpirtin tim! Ju nuk dëgjoni më mirë se ata këtë që po ua them, por ata nuk mund të më përgjigjen".*[362] Ky është edhe një fakt tjetër i cili dëshmon jetën e varrezave dhe gjendjen shpirtërore të atyre që gjenden në varre. Mendja njerëzore nuk mund të depërtojë në kuptimin e gjendjeve metafizike, pasi nuk mund të eksperimentohen në mënyrë shkencore dhe në mënyrë objektive, ngase mendja njerëzore nuk mund të del përtej kufijve të vet.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i stimulonte shokët e tij duke i përgëzuar me Xhenete gjerësia e të cilëve është sa qielli dhe toka. Transmeton Enes b. Maliku r.a. se në luftën e Bedrit, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i inkurajonte shokët e tij me fjalët: *"Nxitoni drejt Xhenetit e cila është sa gjerësia e qiellit dhe tokës".* Umejr b. Humam el-Ensariu r.a. tha: "O i Dërguari i Allahut, Xheneti sa qiejt e toka?!" Tha: *"Po".* Ai tha: "Eh, eh". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Mjerë për ty, përse fole kështu?!"* Ai tha: "O i Dërguari i Allahut, nuk e thashë për tjetër, përpos se shpresoj që të jem prej banorëve të saj". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Ti do të jesh prej banorëve të saj".* Umejri r.a. nxori disa hurma arabe të thata nga trasta e tij dhe filloi t`i hante. Pastaj

---

362 Buhariu, "Sahih", kitab Megazi, bab katli ebi Xhehlin, nr.3976; Muslimi, "Sahih", kitab Xhenet ve neimiha.., bab ardu mek`adi`l-mejjiti mine`l-Xheneti ve`n-nari alejhi, nr.2874-75; etj.

tha: “Nëse jetoj derisa t`i përfundoj së ngrëni këto hurma, për Zotin, kjo do të ishte kohë shumë e gjatë pritjeje”. Ai i hodhi ato hurma që i ngelën dhe hyri në luftë derisa u vra.[363]

Nga mesi i muslimanëve ranë dëshmorë 14 veta.[364] Këta ishin 6 prej muhaxhirëve, 6 nga fisi Hazrexh dhe 2 nga fisi Eus.[365] Muslimanët korrën fitore, por kjo nuk do të thotë se fitorja dhe liria do të vijnë pa sakrifica dhe pa viktima. Ajo që është ngushëlluese për zemrat e muslimanëve, është se ata që u vranë në betejë, do të jenë nëpër Xhenete të larta duke shijuar kënaqësitë që Zoti ka përgatitur për ta.

Kjo luftë përpos vështirësisë që kishte në aspektin material dhe përgatitor, kishte edhe vështirësinë e aspektit familjarë. Njerëzit duhej të luftonin kundër të afërmve të tyre, babai luftonte kundër birit, biri luftonte kundër babait, vëllai luftonte me vëllanë e kështu duhej të ballafaqohen me njerëzit e afërm dhe të zgjedhin në mes mbrojtjes së fesë dhe mbrojtjes së raporteve familjare. Por, në zemrat e muslimanëve, dashuria dhe përkushtimi ndaj fesë, është mbi të gjitha lidhjet dhe raportet njerëzore.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem përsëri u konsultua me shokët e tij se si të veprojë me robërit e luftës. Ebu Bekri r.a. propozoi që të merr kompenzim për ta, kurse Umeri r.a. propozoi që ata të vriten, e në këtë rast Pejgamberi sal-

---

363 Muslimi, “Sahih”, kitab el-Imaretu, bab thubutu`l-xheneti lish-shehidi, nr.1901; Ahmedi, “Musned”, 19/389, nr.12.398;
364 Muhamed Gazali, “Fikhu Sira”, fq.283;
365 Ibni Kajim el-Xheuzijje, “Zadu`l-Mead”, vëll.3, fq.205;

lallahu alejhi ve sel-lem i dha përparësi mendimit të Ebu Bekrit r.a. sepse ishte më afër natyrës së Islamit.[366]

Sipas një transmetimi tjetër, ata të cilët nuk kishin mundësi të paguajnë për lirimin e vetes, u obliguan që t`ua mësojnë dhjetë personave musliman shkrim-leximin. Transmeton Ibni Abasi r.a. i cili ka thënë: “Disa njerëz prej të cilëve u kapën rob në ditën e Bedrit, nuk kishin mundësi të paguajnë për veten. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ua mundësoi që shpagimi i tyre të jetë mësimi i fëmijëve të ensarëve shkrimin. Dhe tha: “Një ditë erdhi një fëmijë te babai i vet duke qarë. Ai e pyeti: “Çka ke?” Ai tha: “Më ka rrahur mësuesi”. Babai tha: “I fëlliquri, dëshiron të të nxjerr armiqësinë e ditës së Bedrit, pasha Allahun nuk do të shkosh më te ai”.[367]

Në këtë përcjellje të Ibni Abasit r.a. shohim se sa rëndësi ka pasur te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dituria dhe mësimi. Me çdo kusht ka dëshiruar ta luftojë analfabetizmin nga mesi i muslimanëve, po qoftë ajo duke mësuar edhe prej armikut. Muslimani duhet të kërkojë dituri, qoftë ajo edhe kur gjendja e popullit është e jashtëzakonshme dhe në gjendje lufte. Dituria është ajo e cila ua largon injorancën njerëzve dhe i çon drejt ngritjes dhe përparimit.

---

366 Shih: Muslimi, “Sahih”, kitab Xhihadu ves-sijeru, bab el-imdadu bil-melaiketi fi gazveti Bedrin, nr.1763; Ahmedi, “Musned”, 1/334, nr.208;
367 Ahmedi, “Musned”, 4/92, nr.2216.
Shejh Shuajb el-Arnauti në verifikim të Musnedit të Ahmedit thotë se ky hadith është Hasen.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem qëndroi tri ditë në fushën e Bedrit dhe pastaj u kthye për në Medine me robërit e luftës dhe plaçkën e luftës që e kishin marrë muslimanët.[368]

Pas luftës muslimanët hasën në problem me plaçkën e luftës. Por Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ua zgjodhi problemin, duke i dhënë çdonjërit pjesën e vet sipas drejtësisë dhe rregullave të ndarjes. Nga kjo ngjarje konkrete, kuptojmë se dëshira për pasuri mund edhe të ndërhyjë tek zemrat e njerëzve dhe të përçahen rreth saj. Këtë sot e vërejmë nëpër shumë vende ku njerëzit pas përfundimit të luftës vrapojnë cili do të arrijë të përfitojë më shumë materialisht, duke dalë në shesh qëllimi i luftimit të tyre. Ka njerëz që sot luftojnë për para si mercenarë, disa luftojnë që pas përfundimit të luftës të fitojnë ndonjë pozitë në shtet, të ketë privilegje si ish ushtarë dhe të përfitojë materialisht në shumë aspekte. Këtu del në shesh luftimi për pushtet dhe interesa materiale dhe jo për ideal dhe qëllime të larta, siç është mbrojtja e fesë dhe vendit nga pushtuesit.

Nga kjo duhet të kuptojmë se në betejë duhet ta pastrojmë nijetin dhe të dimë qëllimin e luftimit dhe pjesmarrjes në të. Qëllimi i luftës së besimtarit është kënaqësia e Allahut xh.sh. e jo interesi material, të ketë synim botën tjetër dhe jo epshet kalimtare të kësaj bote.

Lufta e Bedrit në atë kohë bëri që jehona e fitores së muslimanëve të arrijë tek të gjithë arabët dhe të kenë në konsideratë fuqinë e shtetit të ri musliman. Por edhe sot lufta e Bedrit na mëson që të jemi më vigjilent dhe të

---

368 Muhamed Gazali, “Fikhu Sira”, fq.286;

nxjerrim mësime nga kjo betejë e cila ndau të vërtetën prej gënjeshtrës.

Kjo fitore futi gëzim të madh në zemrat e besimtarëve dhe u dha kurajë, ndërsa edhe sot e kësaj dite kjo ditë tek zemrat e muslimanëve ngjall gëzim dhe mësim.

Familjeve të të vrarëve Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u dha ngushëllim dhe i përgëzonte me fitoren në këtë botë dhe me Xhenet në botën tjetër. Për ata që ishin vrarë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u tregonte familjeve të tyre se ata janë në Xhenete të larta. Një prej tyre ishte edhe nëna e Harithes r.a. Transmeton Enesi r.a. se në luftën e Bedrit u vra Harithe b. Suraka r.a. i cili ishte i ri. Erdhi nëna e tij te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: "O i Dërguari i Allahut! Ti e din pozitën e Harithes tek unë, andaj më trego, nëse është në Xhenet, unë do të bëj durim dhe do të shpresoj në shpërblim, por nëse nuk është atje, atëherë do të shohësh se çka do të bëj?!" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Mjerë për ty! A vetëm një Xhenet ka! Për të ka Xhenete të shumta, kurse ai është në Xhenetin Firdeus".*[369]

Besimtarët musliman i kanë konsideruar të veçantë në mesin e tyre ata të cilët kanë qenë pjesmarrës në betejën e Bedrit. Vet feja Islame i konsideroi si më të lartit ata të cilët kanë flijuar në këtë betejë. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u tha shokëve të tij, se luftëtarëve të Bedrit Zoti nuk ua merr parasysh edhe mëkatet që mund t`i kryejnë në të ardhmen. Mu për këtë shkak, kur Hatibi r.a. kishte dëshiruar t`i

---

[369] Buhariu, "Sahih", kitab el-Megazi, bab fadlu men shehide bedren, nr.3982; etj.

informojë kurejshët për nisjen e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem për çlirimin e Mekes, gjë e cila paraqet tradhti dhe spiunim, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk ia mori parasysh gabimin. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në këtë rast tha: *"A nuk ishte ai pjesëmarrës në Bedër?! Ku e din ti, ndoshta Allahu xh.sh. i ka shikuar (mëshiruar) luftëtarët e Bedrit duke u thënë:* ***"Bëni çka të doni, sepse Unë e kam bërë obligim për ju Xhenetin (ose ua kam falur çdo gjë)".*** Nga kjo lotuan sytë e Umerit r.a. dhe tha: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë".[370]

Edhe melekët që morën pjesë në luftën e Bedrit, në mesin e të gjithë melekëve janë konsideruar më të dalluar dhe të veçantë. Edhe këtë e vërteton hadithi që e transmeton Rifa` b. Rafiu r.a. i cili ka qenë nga luftëtarët e Bedrit, se Xhibrili alejhi`s-selam ka ardhur te i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e i tha: *"Si i llogaritni ju në mesin tuaj pjesëmarrësit në Bedër?" Ai i tha: "Nga besimtarët më të vlefshëm"* ose diç të ngjashme. Xhibrili a.s. tha: *"Po ashtu konsiderohen më të mirë edhe melekët që morën pjesë në Bedër".*[371]

Gjithçka që ka lidhje me luftën e Bedrit, ka marrë peshë dhe vlerë të veçantë, kështu që besimtarët musliman në atë kohë korrën fitore dhe arritën të ngrenë famën e Islamit në të gjithë gadishullin arabik, kurse sot muslimanët përmes ngritjes së thirrjes Islame, do të ngrenë famën e Islamit në të

---

370 Buhari-u, "Sahih", kitab el-Megazi, bab fadlu men shehide Bedren, nr.3983; Muslim-i, "Sahih", kitab Fadailu`s-Sahabeti, bab min fadaili ehli Bedrin, nr.2494; Ebu Davud-i, "Sunen", kitab el-Xhihadi, bab fi hukmi`l-xhasusi idha kane muslimen, nr.2650; Tirmidhi-u, "Sunen", kitab Tefsiru`l-Kurani, bab min sureti`l-Mumtehineti, nr.3316 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmed-i, "Musned", 2/37, nr.600;
371 Buhariu, "Sahih", kitab Megazi, bab 11, nr.3992;

gjithë botën dhe t`ua paraqesin njerëzimit vlerat e veçanta dhe unike të fesë Islame.

Është e vërtetë se lufta e Bedrit shënoi një ditë historike në kalendarin Islam, dhe sot e kësaj dite, nuk ka muaj të Ramazanit, e që me të të mos përmendet edhe kjo ngjarje historike.

Ne duhet të marrim mësim nga kjo betejë dhe të e përcjellim tek gjenerata e ardhshme këtë fitore, që të jenë të bindur se në çdo segment të jetës dhe kudo qoftë nëpër botë, thirrja Islame do të triumfojë, edhe nëse muslimanët janë të dobët materialisht, sepse bindja e muslimanit duhet të jetë se fitorja vjen vetëm prej Allahut xh.sh.

## *ÇLIRIMI I MEKES*

Zakonisht nëpër minberet e xhamive përgjatë netëve të Ramazanit, kur mbahen ligjerata të shumta, përmenden ngjarje të mëdha të historisë Islame si lufta e Bedrit, ose net të begata si nata e Kadrit. Por sikur në heshtje po anashkalohet të përmendurit e një dite historike që ndodhi mu në muajin e Ramazanit, e ajo është çlirimi i Mekes, qyteti ku lindi Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në të cilin jetoi 53 vjet.

Nuk duhet harruar se çlirimi i Mekes është një triumf dhe fitore kulminante për muslimanët e asaj kohe, ndërsa e rëndësishme dhe ditë historike edhe për gjeneratat e ardhshme, i cili inspiron gjeneratat tjera për këmbëngulje të mbrojtjes së asaj që është e jona dhe të jemi në mbrojtje të vendit dhe fesë sonë. Si dhe na mban të gjallë kujtimin se si silleshin pabesimtarët dhe idhujtarët ndaj besimtarëve e parë, që ta kemi si prehje shpirtërore, në këto kohëra kur sulmet verbale dhe fizike po shtohen anembanë botës kundër muslimanëve.

Nga kjo ngjarje historike, nxjerrim mësime të shumta të cilat na mësojnë se si të ballafaqohemi me situata të ngjashme në përditshmërinë tonë, të cilat do të mundohemi t`i nxjerrim në shesh përgjatë sjelljes së fakteve historike të cilat e kanë karakterizuar këtë ngjarje të madhe të kalendarit Islam.

Para kësaj ndodhie, Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ishte paraqitur në ëndërr duke bërë tavaf bashkë me shokët

e tij përreth Qabesë,[372] e cila sipas interpretimit të tij, nënkupton çlirimin e Mekes dhe më pas i tha Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem se do të hyni në Mesxhidu`l-Haram të sigurtë, të qethur dhe pa frikë. Në këtë aludon ajeti kuranor ku Zoti thotë: **"Allahu e përmbushi me të vërtetë ëndrrën e të Dërguarit të Tij, i cili kishte thënë: "Me siguri, ju do të hyni në Xhaminë e Shenjtë dashtë Allahu, të sigurt, kokërruar dhe flokëshkurtuar, pa kurrfarë frike...".[373]**

Ky ajet gjendet mu në suren Fet`h (çlirimi), e cila flet për çlirimin e Mekes, pasi siç komentojnë disa komentues të Kuranit, se ajeti i parë i kësaj sureje ku Zoti thotë: **"Ne të dhamë ty (Muhamed) një fitore të dukshme",[374]** flet për çlirimin e Mekes, mendim të cilin e thekson edhe imam Maturidiu.[375] Imam Sujuti përcjell një transmetim nga Aishja r.a.h. e cila thotë se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për këtë ajet ka thënë se flet për çlirimin e Mekes.[376]

## MARRËVESHJA E HUDEJBIJES

Çlirimit të Mekes, i parapriu marrëveshja e Hudejbijes. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u nis për të kryer umren në vitin e gjashtë të hixhretit. Ai u nis për në Meke me 700 shokë, ndërsa kishin marrë me vete 70 kafshë për t`i

---

372 Taberiu, "Xhamiu`l-Bejan", vëll.21, fq.316;
373 Kurani, Fet`h, 27;
374 Kurani, Fet`h, 1;
375 Maturidiu, "Te`vilatu`l-Kur`an", vëll.14, fq.7;
376 Sujuti, "Ed-Duru`l-Menthur fi`t-tefsiri bi`l-me`thur", vëll.13, fq.461;

bërë kurban, duke mos synuar që të luftojë me Kurejshët.[377] Atyre u shkoi lajmi për qëllimin e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, por përsëri nuk dëshiruan që ta lejojnë të hyjë në Meke dhe të kryejë umren.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem atëherë arriti që të bëjë një marrëveshje me Kurejshitët, në të cilën parashihej që të ktheheshin për atë vit pa e kryer umren, ndërsa atë, ta kryejnë vitin e ardhshëm duke qëndruar në Meke për vetëm tre ditë.[378]

Në këtë marrëveshje, fisi Huza`a lidhën aleancë me Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa fisi benu Bekër, lidhën aleancë me Kurejshët.[379] Duke u kthyer Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem për në Medine, i shpallet sureja Fet`h.[380]

Brenda kohës, ndodhi një incident në mes fisit benu Bekër dhe fisit Huza, duke u vrarë 20 antarë të familjes Huza, që ishin aleatë me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[381] Kjo automatikisht nënkuptonte prishjen dhe shkeljen e marrëveshjes së Hudejbijes.

---

[377] Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.237 dhe Taberiu, "Tarihu`t-Taberi", vëll.2, fq.620;

[378] Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.243; Taberiu, "Tarihu`t-Taberi", vëll.2, fq.634;

[379] Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.243; Taberiu, "Tarihu`t-Taberi", vëll.3, fq.43; Ibni Kethiri, "El-Bidajetu ve`n-Nihajetu", vëll.4, fq.524;

[380] Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.244;

[381] Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.259-260; Ibni Ethiri, "El-Kamilu fi`t-Tarih", vëll.2, fq.116; Ibni Kethiri, "El-Bidajetu ve`n-Nihajetu", vëll.4, fq.525;

Kur Kurejshët kuptuan mbi këtë veprim të shëmtuar nga ana e aleatëve të tyre, kuptuan rëndësinë dhe barën që kanë mbi vete me shkeljen e kësaj marrëveshje, kështu që për të përmirësuar këtë akt, dërguan menjëherë Ebu Sufjanin tek Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem që të rregullojë raportet dhe mundësisht që ta ripërtërijë marrëveshjen.[382]

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem as që pranoi të bisedojë me të mbi këtë çështje. Më pas Ebu Sufjani shkoi tek bija e tij Ummu Habibja r.a.h. për ta bindur që të bisedojë me burrin e saj, Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem mbi këtë problematikë. Por edhe ajo e priti ashpër, saqë nuk e lejoi as të ulet në shtrojën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, duke e konsideruar babanë e saj të ndyrë nga idhujtaria.[383] Nga ky akt i bashkëshortes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kuptojmë se çdoherë lidhjet tona me fenë, duhet të jenë mbi raportet familjare dhe se nuk duhet të lejojmë që antarët e familjes, të jenë pengesë për kryerjen e detyrave tona fetare.

Ebu Sufjani shkoi të bisedojë me Ebu Bekrin r.a. por ai nuk i ofroi ndonjë zgjidhje, kurse në takim me Umerin r.a. hasi në një kundërshtim të ashpër, saqë i tha: *"Nëse vetëm këto guralec të vegjël do të kisha për t`ju luftuar, do të veproja kështu"*. Më pas u takua me Aliun r.a. por edhe ai nuk i dha ndonjë

---

382 Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.261; Taberiu, "Tarihu`t-Taberi", vëll.3, fq.46; Ibni Kethiri, "El-Bidajetu ve`n-Nihajetu", vëll.4, fq.526-527;

383 Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.261; Taberiu, "Tarihu`t-Taberi", vëll.3, fq.46; Ibni Ethiri, "El-Kamilu fi`t-Tarih", vëll.2, fq.118; Ibni Kethiri, "El-Bidajetu ve`n-Nihajetu", vëll.4, fq.527;

propozim që do t`i ndihmonte në ripërtëritjen e marrëveshjes.[384]

## NISJA PËR NË MEKE

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u nis për në Meke në ditën e dhjetë,[385] në muajin Ramazan të vitit 8-të hixhri,[386] ndërsa ka arritur në Meke më 19 të Ramazanit. Në këtë udhëtim është nisur me 10.000 ose 12.000 ushtarë,[387] duke mos i informuar mbi planin e tij. Në Medine e la si guvernatorin e tij Ebu Ruhm el-Gifariun.[388] Nga kjo strategji e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kuptojmë se ndonjëherë prijësi duhet të mbajë të fshehura disa plane, që të mos arrijë lajmi tek armiku dhe të dështojë strategjia.

## LETRA E HATIB B. EBI BELTEA

Njëri prej shokëve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i quajtur Hatib, kishte kuptuar mbi planin e tij dhe kishte dëshiruar që t`i informojë kurejshët mbi këtë marshim, me çka do të fitojë simpatinë e tyre dhe ata për këtë shërbim, do t`ia kursejnë familjen e tij të cilët janë të pambrojtur në

---

384 Shih: Ibni Hishami, “Biografia e Pejgamberit a.s.”, fq.261; Taberiu, “Tarihu`t-Taberi”, vëll.3, fq.46; Ibni Ethiri, “El-Kamilu fi`t-Tarih”, vëll.2, fq.118; Ibni Kethiri, “El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”, vëll.4, fq.527;
385 Taberiu, “Tarihu`t-Taberi”, vëll.3, fq.50; Ibni Kethiri, “El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”, vëll.4, fq.533;
386 Ibni Kethiri, “El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”, vëll.4, fq.524;
387 Ibni Kethiri, “El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”, vëll.4, fq.532;
388 Shih: Ibni Hishami, “Biografia e Pejgamberit a.s.”, fq.264; Taberiu, “Tarihu`t-Taberi”, vëll.3, fq.50;

Meke. Por Zoti e lajmëroi për këtë veprim përmes shpalljes. Transmeton Aliu r.a. i cili thotë: "Më dërgoi mua Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem bashkë me Ebu Merthedin dhe Zubejrin dhe ne të gjithë ishim kalorës dhe na tha: *"Nisuni deri në "Reudatu`l-Hah" sepse aty është një grua prej idhujtareve, e cila ka me vete një letër prej Hatib b. Ebi Belteah për tek idhujtarët".* Ne e arritëm atë tek vendi ku na tha Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ajo ishte duke ecur mbi një deve. I thamë asaj: `Letrën`. Ajo tha: "Nuk kam letër". E ulëm në gjunjë (devenë) dhe e kërkuam, por nuk e gjetëm letrën. Pastaj i thamë: "Nuk ka gënjyer Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, prandaj do ta nxjerrësh letrën ose do të zhveshim!". Kur ajo e pa seriozitetin tonë, e nxori atë nga gërshetat e flokëve. Ne ia dërguam letrën Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem kurse Umeri r.a. tha: "Ai (Hatib-i) ka tradhtuar Allahun, Pejgamberin e Tij dhe besimtarët, më lejo t`ia pres kokën". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e pyeti: *"Çka të shtyri në këtë që veprove?"* Hatibi tha: "Pasha Allahun, nuk është kjo që s`jam besimtarë në Allahun dhe të Dërguarin e Tij, por unë dëshirova që të kem te populli ndonjë ndihmesë, me të cilën Allahu do të ma mbrojë familjen dhe pasurinë time dhe s`ka asnjë prej shokëve tu që nuk ka atje dikë prej fisit të tij, me të cilin Allahu do t`ia mbrojë familjen dhe pasurinë". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Të vërtetën e thotë, andaj edhe ju mos thoni për të asgjë tjetër përpos se mirë".* Umeri r.a. përsëri tha: "Ai ka tradhtuar Allahun dhe besimtarët, më lejo t`ia këpus kokën?!" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"A nuk ishte ai pjesëmarrës në Bedër?! Ku e din ti, ndoshta Allahu xh.sh. i ka shikuar (me Mëshirën e Tij) luftëtarët e Bedrit duke u thënë:* ***"Bëni çka të doni, sepse Unë e kam bërë obligim për ju Xhenetin (ose ua kam falur çdo gjë)".*** Nga kjo lotuan

sytë e Umerit r.a. dhe tha: “Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë më mirë”.[389]

Nga kjo ngjarje kuptojmë se ndonjëherë edhe njerëzit e devotshëm që kanë dhënë kontribut për çështjen fetare dhe kombëtare, ka mundësi të gabojnë dhe të bien pre e manipulimeve dhe interesave të përkohshme.

Gjithashtu nga numri i madh i ushtrisë Islame e përbërë nga shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kuptojmë rritjen enorme të numrit të popullsisë muslimane brenda një periudhe dy vjeçare. Pas nënshkrimit të marrëveshjes së Hudejbijes ku ishin paraparë dhjetë vjet paqe, ku do të kishin hapësirë për të përhapur gjithandej mesazhin Islam. Nëse e krahasojmë me numrin e pjesmarrësve në Bedër, shohim se atje kishin luftuar 314 ose 317 ushtarë, ngjarje e periudhës së vitit të dytë hixhri. Kurse në vitin e tetë hixhri, numri i pjesmarrësve në luftë ishte 12.000 ushtar, ku shohim se për gjashtë vjet u shtua shumë numri i muslimanëve, që arrijmë të kuptojmë se sa dobi ka në periudhën e paqes dhe mundësisë për të përhapur fenë Islame.

Kur muslimanët u afruan në rrethinën e Mekes, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem urdhëroi ushtrinë që çdonjëri prej ushtarëve të ndizte nga një zjarr, me çka tek armiku do të fuste panikun dhe do krijonte bindjen e një ushtrie të madhe e përbërë ndoshta prej 50.000 ushtarëve. Sipas traditës së

---

[389] Buhari-u, “Sahih”, kitab el-Megazi, bab fadlu men shehide Bedren, nr.3983; Muslim-i, “Sahih”, kitab Fadailu`s-Sahabeti, bab min fadaili ehli Bedrin, nr.2494; Ebu Davud-i, “Sunen”, kitab el-Xhihadi, bab fi hukmi`l-xhasusi idha kane muslimen, nr.2650; Tirmidhi-u, “Sunen”, kitab Tefsiru`l-Kurani, bab min sureti`l-Mumtehineti, nr.3316 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Ahmed-i, “Musned”, 2/37, nr.600;

ushtrive të atëhershme, ndizej vetëm një zjarr në një kamp të përbërë prej tre-katër ushtarë. Kjo metodë mbolli frikë dhe tmerr tek kundërshtarët me çka u dobësuan edhe moralisht dhe humbën shpirtin luftarak kur vërejtën se janë rretuar prej një ushtrie shumë të madhe.

Më në fund, dorëzohet para kësaj pamje edhe kundërshtari i ashpër i fesë Islame, Ebu Sufjani, i cili plot 21 vjet kishte luftuar kundër Islamit dhe muslimanëve. Ai erdhi i pafuqishëm para Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe pranoi Islamin. Nga kjo pjesë e ngjarjes, kuptojmë se asnjëherë nuk duhet të nxitojmë në lidhje me njerëzit të cilët i paragjykojnë ose edhe i luftojnë muslimanët. Ka mundësi të zbuten ndaj kësaj thirrjeje dhe të rreshtohen në radhët e njerëzve të cilët në të ardhmen do të kontribuojnë për përhapjen e mesazhit Islam. Duke mos harruar se në fillim edhe Umeri r.a. u nis për të likuiduar Muhamedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e sot është i varrosur trupi i tij afër trupit të Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Pra, duhet mësuar thirrësit se puna e thirrjes Islame nuk do nxitim por do durim. T`u paraqitet njerëzve feja me argumente dhe logjikë, e më pas udhëzimi varet prej Zotit e jo prej thirrësit.

Abasi r.a. e mbajti Ebu Sufjanin në një grykë përmes së cilës do të kalonte ushtria dhe kur pa të kalojnë të gjitha bataljonet një nga një, u habit me numrin e madh të tyre dhe u bind se nuk ka fuqi që mundet të luftojë kundër tyre. Sidomos jo kurejshët të cilët i kishte lodhur skamja, thatësia dhe luftërat që i zhvillonin me muslimanët rishtazi.[390]

---

[390] Shih: Taberiu, "Tarihu`t-Taberi", vëll.3, fq.54; Ibni Ethiri, "El-Kamilu fi`t-Tarih", vëll.2, fq.121; Ibni Kethiri, "El-Bidajetu ve`n-Nihajetu", vëll.4, fq.539;

Abasi r.a. i tha Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem që Ebu Sufjani është një njeri i cili dëshiron të krenohet para njerëzve të vet, andaj jepi diçka me të cilën do të arsyetohet para njerëzve të tij. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha Ebu Sufjanit që të shkojë para tyre në qytet dhe të thërras se kush do të hyjë në shtëpinë e Ebu Sufjanit, do të jetë i sigurt, kush do të hyjë në haremin e Qabes do të jetë i sigurt dhe kush do të qëndrojë në shtëpinë e vet, do të jetë i sigurt. Kur hyri Ebu Sufjani në qytet dhe filloi të thërret me këtë thirrje, të gjithë e rrethuan dhe filluan ta mallkojnë për dështimin e tij për të ripërtërirë marrëveshjen dhe për pranimin e dorëzimit para muslimanëve. Gruaja e tij Hindi filloi ta tërheq për mustaqe dhe duke e mallkuar, i bërtiste se ku do t`i nxë të gjithë banorët e Mekes në shtëpinë e tij?![391]

Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me ushtrinë filloi të afrohet në haremin e Qabes dhe sa afrohej kah Qabeja, mbante kokën ulur dhe nuk shfaqte krenari para popullit të vet. Zakonisht prijësit të cilët hyjnë triumfues në ndonjë vend, hyjnë krenarë dhe me dëshirën për të poshtëruar popullin e mposhtur, por Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk veproi në këtë mënyrë, bile përkundrazi qëndronte me përulje saqë mjekra e tij sa nuk e prekte shpinën e devesë.[392] Nga kjo kuptojmë se nuk duhet të jemi mendjemëdhenj edhe gjatë triumfeve, por çdo sukses tonin duhet mbështetur tek Zoti i gjithësisë.

---

391 Shih: Ibni Hishami, “Biografia e Pejgamberit a.s.”, fq.267-268; Taberiu, “Tarihu`t-Taberi”, vëll.3, fq.54-55; Ibni Ethiri, “El-Kamilu fi`t-Tarih”, vëll.2, fq.121; Ibni Kethiri, “El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”, vëll.4, fq.538;

392 Shih: Ibni Ethiri, “El-Kamilu fi`t-Tarih”, vëll.2, fq.122; Ibni Kethiri, “El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”, vëll.4, fq.543;

## PASTRIMI I QABES NGA IDHUJT

Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur u afrua tek Qabeja, njëherë urdhëroi që ajo të pastrohet nga idhujt të cilët kurejshët i kishin radhitur në brendësinë dhe rrethin e saj.[393] Muslimanët të gjithë u inkuadruan në shkatërrimin e këtyre idhujve dhe që njëherë e përgjithmonë t`ua bëjnë me dije idhujtarëve mekas se në këtë qytet nuk do të adhurohen statujat, por do të lartësohet Emri i Allahut xh.sh. dhe do të adhurohet vetëm Ai. Njëherë e përgjithmonë iu dha një goditje e fortë besimit të kotë dhe u bë me dije njerëzve se idhujtaria është një besim i kotë dhe pa vlerë, sepse sikur të ishin të aftë për diçka, idhujt do të mbronin veten nga thyerja, por ato u thyen që të gjitha dhe njerëzit me sytë e tyre shihnin fundin e idhujve të tyre të pafuqishëm dhe të paaftë.

## HYRJA NË QABE

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem hyri pastaj në brendësinë e Qabesë dhe fali namaz vullnetarë. Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kishte ardhur në Meke, e kishte thirrur Uthman b. Talhanë dhe ai i kishte hapur dyert (e Qabesë) dhe hynë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, Bilali, Usame b. Zejdi dhe Uthman b. Talha dhe i mbyllën dyert. Aty kishin qëndruar për një kohë dhe kishin dalë. Ibni Umeri r.a. thotë: "E pyeta Bilalin e ai tha: "U fal aty (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve

---

[393] Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.271; Ibni Ethiri, "El-Kamilu fi`t-Tarih", vëll.2, fq.126-127; Ibni Kethiri, "El-Bidajetu ve`n-Nihajetu", vëll.4, fq.555;

sel-lem)”. Unë (Ibni Umeri) i thash: “Ku ashtu?” Tha: “Ndërmjet dy shtyllave”. Ibni Umeri r.a. tha: “Më iku që ta pyes se sa rekate ka falur”.[394]

Çelësat e dyerve të Qabesë, gjendeshin tek Uthman b. Talha, i cili në atë kohë ende nuk kishte pranuar Islamin. Ai mendoi se tash më do të humb privilegjin për të pasur familja e tij çelësat e Qabesë,[395] por Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pasi doli prej Qabeje, ia ktheu atij çelësin duke i bërë me dije se feja Islame nuk i bën padrejtësi askujt dhe nuk i merr kompetencat prej atyre të cilët janë të aftë për një detyrë të caktuar.

Me afrimin e kohës së namazit, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem urdhëroi Bilalin r.a. që të thirr ezanin mbi çatinë e Qabes.[396] Pikërisht Bilali, të cilin 20 vjet më parë e rrihnin në afërsi të Qabesë, ndërsa tash po hyp në çatinë e Qabesë dhe thirr ezanin. Atij të cilit ia vendosnin gurin e madh mbi gjoks për ta detyruar të largohet nga feja Islame, mu ai do të ngjitet mbi gurin më të vlefshëm në rruzullin tokësorë dhe do të thirr lirshëm mbi të, atë që e thonte 20 vjet më parë i shtrirë në tokë. Me këtë, kuptojmë se feja Islame nuk e ngre gurin mbi njeriun, sepse tek Zoti, njeriu është qenia më e vlefshme. Jo rastësisht Bilali u ngjit mbi Qabe, për të treguar se në Islam, nuk vlerësohen gurët mbi njerëzit dhe as që gurët kanë ndonjë vlerë hyjnore, por ato janë për t`i shërbyer krijesës më të përsosur, njeriut. Gjithashtu ua bëri me dije

---

394 Buhariu, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab el-ebvabi ve`l-galeki lil ka`beti ve`l-mesaxhidi, nr.468; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Haxhu, bab istihbabu duhuli`l-ka`beti lil-haxhi ve gajrihi, nr.1329; etj.

395 Shih: Ibni Hishami, “Biografia e Pejgamberit a.s.”, fq.271; Ibni Kethiri, “El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”, vëll.4, fq.554;

396 Ibni Kethiri, “El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”, vëll.4, fq.557-558;

gjithë botës se në Islam nuk adhurohet guri i zi që gjendet tek Qabeja, siç mendojnë disa injorant islamofobë. Me këtë gjest të Bilalit r.a. kuptojmë se Qabeja është drejtim kah e cila kthehen njerëzit në namaz e nuk është objekt të cilin e adhurojnë muslimanët.

Me zgjedhjen e Bilalit r.a. për të thirrë ezanin, Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tregon botës se Islami nuk njeh racizëm, sepse Bilali r.a. ishte zezak, ndërsa njerëzit e asaj kohe ashtu siç ndodhë edhe sot nëpër shumë vende, i nënçmonin zezakët shkaku i ngjyrës së lëkurës, ndërsa feja Islame tregoi se nuk bën dallime racore, sepse të gjithë para Zotit janë të barabartë.

Gjithashtu e rrëzoi edhe teorinë e nënçmimit të robërve, sepse si shoqëri në të cilën robëria ishte praktikë, njerëzit nuk u jepnin asnjë vlerë robërve, po qofshin ata edhe të liruar. Edhe Bilali r.a. në të kaluarën kishte qenë rob, por më pas e fitoi lirinë. Me këtë gjest, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tregoi se në shoqërinë Islame nuk ka vend për përuljen e njerëzve shkaku i statusit social, por njerëzit duhet të vlerësohen në bazë të aftësisë dhe meritës. Po ashtu u tregoi se shoqëria Islame i pranon të huajt që janë prej popujve të ndryshëm të botës siç ishte Bilali prej Etiopie të Afrikës, duke na bërë me dije se ata mund të kontribuojnë dhe të ofrojnë shërbime të mëdha në dobi të Islamit dhe vendit dhe assesi nuk duhet të nënçmohen të huajt që vijnë në vendin tonë.

Kurejshët u frikësuan nga hakmarrja e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem për krimet që ia kishin bërë atij dhe muslimanëve, por kur i erdhën të nënshtruar, ai i pyeti: *"Çka mendoni se do të veproj me juve?"* Ata thanë: "Ti je fisnik i biri i

fisnikut”. Atëherë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u përgjigj me përgjigjen që ua dha Jusufi a.s. vëllezërve të tij që përmendet në ajetin kuranor: **“Sot s`ka qortim për ju; Allahu do t`ju falë. Ai është më i Mëshirshmi i mëshiruesve”.**[397]

Me këtë gjest, shohim zemërgjërësinë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe dëshirën e tij për të mos përhapur urrejtje, por vetëm dashuri dhe falje. Edhe pse përgjatë njëzet viteve ato me të gjitha mënyrat e kishin luftuar, me armë dhe me fjalë, me ofendime dhe shpifje, por ai përsëri ua fali të gjitha duke mos i biseduar aspak. Me këtë na mëson që të jemi tolerant dhe të durueshëm, se fitorja u takon atyre të cilët i mbështeten Zotit dhe që janë të qëndrueshëm në parimet e veta.

## PRANIMI I ISLAMIT NGA BANORËT E MEKES

Njerëzit filluan të vijnë që të pranojnë fenë në turma, e prej tyre ishte edhe babai i Ebu Bekrit r.a. i cili quhej Ebu Kuhafe dhe ishte në moshë të thyer. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha Ebu Bekrit r.a.: *“Sikur ta lije në shtëpi plakun dhe unë të shkoja tek ai e mos ta mundoje atë, me çka do ta nderonim edhe Ebu Bekrin”.*[398] Edhe nga ky rast shohim se sa i kujdesshëm ishte Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ndaj ndjenjave të pleqve, duke i respektuar dhe duke treguar se janë meritor

---

[397] Kurani, Jusuf, 92; shih: Taberiu, “Tarihu`t-Taberi”, vëll.3, fq.61; Ibni Ethiri, “El-Kamilu fi`t-Tarih”, vëll.2, fq.126; Ibni Kethiri, “El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”, vëll.4, fq.553;

[398] Ahmedi, “Musned”, 20/81, nr.12.635;

për t`u vizituar, e jo të mundohen në moshë kur nuk janë në gjendje të lakmueshme fizike.

Njerëzit filluan të shpërndahen dhe t`i kthehen përditshmërisë, kurse Fadale b. Umejri kishte bërë plan që të kryejë një sulm mbi Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për ta vrarë atë gjatë kryerjes së tavafit. Kur ai u afrua pranë Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ai e vërejti dhe i tha: *"Çka ke në mendje o Fadale?!"* Ai tha: "Asgjë, jam duke përmendur Zotin". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: *"Jo, por t`i bëre plan në mendjen tënde që të më vrasësh?"* Dhe vendosi dorën e tij në gjoksin e Fadales, i cili ishte i habitur se si ishte e mundur që Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem të dinte planin e tij, kur askujt nuk i kishte treguar, atëherë pranoi Islamin dhe thotë vetë ai, se ende pa e larguar dorën e tij prej gjoksit tim, ishte njeriu më i urrejtur për mua, tash u shndërrua në njeriun më të dashur për mua.[399]

Një përvojë të tillë e patën edhe Harithe b. Hishami dhe Attab b. Esidi, të cilët bisedonin fshehtas, duke kritikuar ngjitjen e Bilalit r.a. mbi Qabe për të thirrë ezanin, me çka thonin: "Mirë që të parët tanë nuk e panë këtë turp, që një rob të ngjitet mbi Qabe". Atëherë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u afrua pranë tyre dhe i informoi mbi bisedën që zhvillonin. Edhe ata ngelën të habitur dhe u bindën se Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem pranon shpallje prej Zotit, sepse bisedën e tyre nuk kishte pasur mundësi ta dëgjojë prej në largësi.[400]

---

399 Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.272; Shih: Ibni Kethiri, "El-Bidajetu ve`n-Nihajetu", vëll.4, fq.563;
400 Shih: Ibni Hishami, "Biografia e Pejgamberit a.s.", fq.272;

Medinasit përjetuan në zemrat e tyre një frikë, se vallë mos po qëndron tash Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me familjen e tij në Meke dhe nuk do të kthehet më në Medine pas kësaj dite. Por Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u bëri me dije se do të kthehet me ta dhe se ai është i tyre dhe medinasit janë të tij.[401]

Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Meke qëndroi për 19 ditë, ndërsa gjatë periudhës së Ramazanit, ai nuk ka agjëruar sepse ishte udhëtar dhe mysafir, kategori të cilëve Zoti ua ka mundësuar që ditët e paagjëruara t`i kompenzojnë më vonë.[402]

Duke u kthyer rrugës, iu shpall sureja Nasër. Muxhahidi thotë se *fet`hi* (çlirimi) që përmendet këtu, ka për qëllim çlirimin e Mekes.[403] Shokët e tij e komentonin këtë sure se ka për qëllim përhapjen e fesë Islame dhe çlirimin e tokave, por komenti i Ibni Abasit ishte se kjo sure aludon në afrimin e vdekjes së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[404]

Kur u kthye në Medine, si zëvendës të tij në Meke la Attab ibni Esidin r.a.[405]

---

401 Shih: Ibni Kethiri, “El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”, vëll.4, fq.561;
402 Shih për këtë rregull në Kuran, Bekare, 184;
403 Taberiu, “Xhamiu`l-Bejan”, vëll.24, fq.705;
404 Taberiu, “Xhamiu`l-Bejan”, vëll.24, fq.708-709;
405 Ibni Haxher el-Askalani, “El-Isabe fi temjizi`s-sahabeti”, vëll.7, fq.62-63, nr.5416;

## POROSITË E FITUARA NGA KJO NGJARJE

Nga kjo ngjarje madhështore kuptojmë se muslimanët duhet të jenë të durueshëm dhe të qëndrueshëm, sepse fitorja do t`u takojë atyre, pasi Zoti është me të durueshmit. Gjithashtu të jenë optimist në fitoren e tyre, sepse shpresat i humb vetëm populli pabesimtarë. Muslimanët edhe pse njëzet vjet të shkelur dhe torturuar, përsëri në sajë të durimit dhe qëndrueshmërisë, ia dolën në fund dhe dolën triumfues që të rikthejnë vendet e shenjta në duart e muslimanëve.

Gjithashtu kuptojmë se asgjë nuk vjen në jetë në mënyra të lehta, por gjërat madhështore duan mundim dhe sakrificë, sepse pa sakrificë nuk fitojnë popujt. Muslimanët sakrifikuan në fillim njerëzit e tyre, të cilët u vranë nga ana e kurejshëve vetëm pse ishin musliman, më pas u detyruan të kalojnë edhe vuajtjen e bojkotit, ku përgjatë tre viteve nuk kishin edhe me çka të ushqehen. Më pas u detyruan të braktisin vendin e tyre, lanë shtëpitë dhe mallin vetëm për hir të Allahut xh.sh. e të kulminojë me luftërat dhe betejat e shumta që i zhvilluan më pas, që në fund të kurorëzohet me fitore absolute në dobi të muslimanëve.

Duhet kuptuar njëherë e përgjithmonë se fitoret dhe arritjet, nuk t`i sjell dikush të gatshme, por për to kërkohet mundim dhe sakrificë, duhet përpjekje dhe planifikim, duhet organizim dhe bashkëpunim, që në fund të realizohet qëllimi madhorë.

Nga kjo ngjarje madhështore, kuptojmë se për të arritur suksese, duhet që besimtarët të jenë unik dhe të bashkuar, sepse të përçarë nuk do të mund të mbajnë edhe vendet e tyre që i kanë, e jo të bëjnë kontribute tjera të reja në dobi të

muslimanëve. Duhet larguar nga mesi i jonë egot dhe dëshirat personale, që të jemi në shërbim të unitetit dhe shoqërisë, me çka do të avancojmë shoqërinë Islame në dobi të reja dhe arritje madhore.

Të gjithë ne duhet përcjellur sa më shumë këto ngjarje tek brezat e ardhshëm, që edhe fëmijët dhe rinia jonë të kenë model tek i cili do të mbështeten, sepse përndryshe do të marrin për model të jetës njerëzit e pavlefshëm që po i servon industria e filmit dhe muzikës dhe kështu të shkon në humbje rinia jonë.

**“O ju që keni besuar! Mos shkoni pas gjurmëve të shejtanit”**

**(Kurani, Nur, 21)**

# *FESTIMI I VITIT TË RI*

Jemi në prag të të ashtuquajturit *festimet e fundvitit*, krishtlindjes dhe natës së vitit të ri, që fatkeqësisht, është duke u bërë një traditë e imponuar në shoqërinë tonë islame. Edhe pse ne thirremi shpesh në atë që e ruajmë identitetin tonë fetarë dhe kombëtarë, fatkeqësisht po importojmë kultura të huaja, që nuk kanë asgjë të përbashkët me kulturën tonë. Jemi bërë aq liberalë, saqë çdo gjë e huaj, arrin të gjejë vendin e vet në rrethin tonë dhe të normalizohet brenda shoqërisë.

Ne duhet të çlirohemi nga kompleksi i inferioritetit në raport me qytetërimin perëndimorë dhe nga pikëpamjet ideore perëndimore, si dhe nga ky burg ideor që kemi burgosur mendjen tonë, se perëndimi garanton vlera universale dhe ndjekja e tyre na shpie drejt përparimit dhe kulturës. Ne në këtë mënyrë, duke u munduar të imitojmë çdo veprim të huaj, duke u shkrirë dhe asimiluar në kultura globale, e humbim identitetin tonë dhe largohemi nga vlerat e fesë dhe popullit tonë.

Ne duhet të çlirohemi nga varësia ndaj kulturës perëndimore, që mendojmë se çdo gjë që vjen nga perëndimi, është e mirë dhe e civilizuar. Perëndimi nuk është gjithçka dhe nuk është e mirë çdo gjë që vjen prej andej. Në këtë botë jetojnë shumë raca njerëzore dhe kultura të ndryshme, e nuk është vetëm raca e bardhë dhe kultura perëndimore që duhet të ndiqet.

Perëndimi ka fenë e vet, kurse ne kemi fenë tonë, ata kanë kulturën e vet, dhe ne kemi tonën, ato kanë festat e tyre, siç kemi edhe ne festat tona. Ata kanë ndërtuar këtë kulturë dhe ideologji në bazë të bindjeve të tyre, kurse ne duhet të ndërtojmë në bazë të ideve dhe bindjeve tona. Andaj nuk jemi të obliguar t`i nënshtrohemi të huajës, sepse askush nuk na detyron që të braktisim tonat.

Këto festime, të cilat ka filluar t`i festojë popullata e jonë, për t`u mbjellë në ideologjinë tonë, ka luajtur rol të madh edhe sistemi komunist, i cili i ka kushtuar rëndësi të madhe festës së 1 Janarit dhe 1 Majit, dy festa pagane të cilët i madhërojnë sot okultistët. Këtë e kanë bërë me qëllim që të largojnë besimtarët nga festat me bazë fetare, për t`i futur njerëzit në dogma idhujtarie. Kjo është e bazuar në ideologjinë marksiste, e cila e solli festimin e këtyre festave jofetare në territoret tona dhe ua paraqiti për së pari herë popullatës së këtyre trojeve festimin e 1 Janarit dhe 1 Majit.

Para se të ndërmerret ndonjë veprim, është e nevojshme që njeriu, të shohë se çka është duke vepruar dhe cili është motivi që e detyron ta veprojë një veprim të caktuar. Andaj edhe ne, para se të festojmë vitin e ri, duhet të ndalemi pak dhe të mendojmë, përse vallë ne e festojmë vitin e ri? Përse harxhojmë të holla për mjete piroteknike dhe të bëjmë zhurmë, me çka edhe e ndotim ambientin jetësorë?

Përse, është e nevojshme t`i marrim fëmijët për shëtitje, mu në natën e vitit të ri, kur kemi në disponim me qindra ditë dhe net të tjera për shëtitje? A është e nevojshme, që të fotografohet fëmija yt me Baba Dimrin, duke harxhuar para për të shkuar deri në sheshin e qytetit, pastaj të paguash 100 apo 200 denarë një fotografi me të? E pastaj atë fotografi ta

mbashë gjatë tërë kohës varur në murë? I blen fëmijës tënd dhurata, e pastaj e gënjen atë se këtë pako ta ka sjellë babadimri, kur ti vet ke punuar tërë ditën për t`i fituar ato të holla?! Këto janë vetëm disa nga pyetjet që duhet t`ia parashtrojë njeriu vetes, para se të ndërmerr hapin për përgatitjet e kësaj nate dhe festimin e kësaj feste djallëzore.

Fetkeqësisht sot disa musliman kanë fituar përshtypjen se të festosh festat e huaja, është nivel përparimi dhe ngritje kulturore, që në realitet është e kundërta, sepse nuk ka asgjë kulturore të marrësh të huajën duke hedhur atë që është e ytja.

Çdo populli i është mbjellë në mendje dhe në vetëdije, se e vetja është më e mirë se e huaja. Këtë çdokush do ta pohojë dhe duke deklaruar, se ajo që është e tija është më e mirë se të tjerat. Por përse ne muslimanët nuk bindemi se e jona është më e mirë se e të tjerëve, por mashtrohemi dhe bindemi se të huajat janë gjithmonë më të mirat sesa tonat?! Zoti na thotë në Kuran: **"...jobesimtarëve u duken të bukura veprat që bëjnë".**[406] Po ashtu thotë: **"...Kështu, Ne ia paraqesim të bukura çdo populli veprat e veta...".**[407]

Nga këto dy ajete, shohim se Zoti çdo populli ua paraqet të bukura veprat e tyre, ndër ta edhe festimet. Kështu që është normale që pabesimtarëve t`u duken të mira ato gjëra që veprojnë, po përse ne si musliman të vrapojmë pas kulturës dhe festave të tyre, sikur të jenë festat tona?!

---

406 Kurani, En`am, 122;
407 Kurani, En`am, 108;

## VITI I RI NUK KA TË PËRBASHKËT ME KRISHTERIZMIN OSE NDONJË FE TJETËR

Së pari, duhet të rrënohet bindja, se festa e Vitit të Ri ose Krishtlindjet, kanë diçka të përbashkët me fenë Krishtere. Dikush mendon se po bën mirë kur e feston festën e vitit të ri duke menduar se ajo është festimi i lindjes së Isait a.s.! Nëse lexojmë në burimet dhe literaturën e krishterëve, askund në Bibël nuk përmendet data e lindjes së Isait a.s. dhe as që haset diçka në këtë drejtim. Në ato kohëra në atë rajon, as që ka qenë traditë të festohet ditëlindja, bile njerëzit as që kanë mbajtur evidencë mbi ditën e lindjes së tyre. Kurse sa i përket Kuranit dhe traditës së Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, askund nuk e hasim festimin e lindjes së Isait a.s. si datë konkrete dhe as që ka qenë e nevojshme që të përmendet data e lindjes së një pejgamberi të caktuar. Nga këto të dhëna, kuptojmë qartë se viti i ri që festohet sot në gjithë botën duke pasur si motiv kinse festimin e ditëlindjes së Isait a.s., nuk është i vërtetë dhe është një mashtrim, sepse ditëlindja e Isait a.s. nuk ka asgjë të përbashkët me këto data dhe mbrëmje të shënuara nga njerëzit.

## HISTORIKU I VITIT TË RI

Prej ku buron ideja e festimit të vitit të ri dhe kur filloi të paraqitet si traditë në mesin e njerëzimit?!

Në vitin 350 sipas kalendarit julian, papa Julius i I-rë[408] tha se Isa a.s. ka lindur më 25 dhjetor dhe që nga kjo periudhë (nga shek.4 e më pas) kanë filluar të festohen kërshëndellat,[409] ndërsa para kësaj kohe as që ka qenë e njohur ditëlindja e Isait a.s. dhe as që është festuar nga të krishterët më herët.

Nga ana tjetër, data 25 dhjetor është më shumë e karakterizuar si festë në kalendarin e perandorisë Romake, të cilët e kanë madhëruar këtë datë si ditë më të mirë të vitit. Paganët Romak në këtë datë, e kanë festuar një festë të tyre, të cilën e quajnë *Saturnalia*, festa më e rëndësishme në perandorinë Romake, që është festuar prej datës 17 deri 25 Dhjetorë. Këtë festë e kanë festuar për hir të zotit të tyre të madh, *Sol Invictus*, që është zoti diell. Perandoria Romake e ka konsideruar këtë datë si festë shtetërore dhe në këtë periudhë nuk ka punuar asnjë institucion shtetërorë. Më 25 dhjetorë, e kanë sakrifikuar një qenie njerëzore, për të zhdukur fuqitë e errëta.[410] Gjatë kësaj feste, paganët janë veshur me tesha shumë ngjyrëshe dhe kanë dekoruar shtëpitë dhe oborret e tyre me lule dhe gjelbërime të ndryshme. Në këtë ditë, edhe skllevërit nuk kanë punuar, por i janë bashkangjitur festimit të kësaj feste. Romakët i kanë kaluar ditët e kësaj feste duke luajtur bixhoz, duke kënduar, vallëzuar, si dhe kanë dhuruar në mes tyre qirinj, të cilat sipas tyre kanë simbolizuar dritën. Përgatitnin ushqime dhe ëmbëlsira, e brenda tyre fshihnin një monedhë të

---

[408] Papa Julius I, i lindur në Romë, ka qenë në detyrën e papës që nga 6.2.337 deri në vdekjen e tij më 12.4.352. Njihet si papa i cili e ka shpallur 25 Dhjetorin si ditëlindje zyrtare të Isaut a.s.
[409] www.wikipedia.org/date of birth of Jesus/
[410] Shih: www.religion.fandom.com/sol_invictus/

hekurit, si formë loje dhe zbavitje, ku ai që e gjenë monedhën konsiderohet fitues.[411]

Në vitin 388, feja krishtere e adoptoi festën *Saturnalia*, që të konvertojë sa më shumë romak në fenë Krishtere, që ata të mos e ndjejnë shumë ndryshimin nga feja pagane në fenë Krishtere. Por, kjo datë nuk kishte asgjë të përbashkët me Krishterizmin, kështu që liderët fetarë, vendosën që të caktojnë ditëlindjen e Isaut a.s. më 25 Dhjetorë, ndërsa kjo aspak nuk është e saktë dhe nuk ndërlidhet me të vërtetën.[412]

Është interesante fakti, që nëse vizitojmë një ueb faqe zyrtare të satanistëve dhe kërkojmë mbi festat sataniste, aty figuron si festë zyrtare e satanistëve edhe 25 dhjetori, festa *Sol Invictus.*[413] Që na jep të kuptojmë, se kjo festë më shumë është ndërfutur në fenë krishtere nga fuqitë djallëzore dhe idhujtarët romak, sesa që ka të bëjë me ndonjë shenjtëri fetare, ose diç e ndërlidhur me pejgamberin e Zotit, Isain a.s.

Po ashtu, 6 Janari, që festohet si ditëlindja e Isaut a.s. nga kisha Ortodokse, është caktuar si ditë e lindjes së tij në vitin 380, që gjithashtu nuk korrespondon me realitetin dhe të vërtetën.

Deri tani, e kuptuam që 25 Dhjetori dhe 6 Janari, nuk kanë ndërlidhje aspak me lindjen e Isait a.s. porse janë paraqitur shumë më vonë nga klerikët fetarë dhe perandorët romak.

---

411 www.history.com/Saturnalia/
412 www.history.com/Saturnalia/ dhe www.getty.edu/The wild holiday that turned ancient Rome upside down/
413 www.satanictemple.com/satanic holidays;

Në vijim, një element tjetër që dëshirojmë të trajtojmë këtu, është festimi i 1 Janarit, ose nata e vitit të ri! Prej nga mbeti festimi i 1 Janarit, kur ajo aspak nuk ka të bëjë me lindjen e Isaut a.s. apo me fenë Krishtere?!

Një janari është dita e parë në kalendarin Julian dhe atë Gregorian. Kalendari Julian është përpunuar nga Jul Cezari, në vitin 45 para erës sonë, kurse kalendari Gregorian, është paraqitur nga papa Gregori i 13-të, në vitin 1582, prej kur u hoq edhe përdorimi i kalendarit Julian, dhe hyri në përdorim kalendari Gregorian, që sot e kësaj dite është në përdorim në botë.

Shumica e kalendarëve botërorë, nuk e fillojnë vitin më 1 Janar, por në ditë tjera. Nëse shikojmë muslimanët, ne e kemi fillimin e kalendarit më 1 Muharem sipas kalendarit Hixhri. Egjiptasit me kalendarin e tyre Alexandrian e kanë fillimin e vitit të ri më 11 shtator, që është dita e parë e muajit Tut, ndërsa tash festojnë vitin 6263.[414] Bizantinët kanë festuar vitin e ri më 1 shtatorë, ndërsa tash sipas këtij kalendari është viti 7531, që e kanë në përdorim ende sot e kësaj dite kisha Lindore Ortodokse.[415]

Asirianët kanë kalendarin e tyre, që u fillon viti më 1 Prill, (kur fillon pranvera sipas tyre) kurse festojnë vitin e 6767.[416] Budistët kanë po ashtu kalendarin e tyre që u fillon me Hënën e plotë të muajit Prill, kurse tash festojnë vitin 2566.[417] Kinezët kanë kalendarin e tyre i cili ndodh zakonisht

---

414 www.egymonuments.gov.eg/egyptian new year/
415 www.wikipedia.org/byzantine calendar/
416 www.auaf.us/Kha b`Nissan - the Assyrian New Year/
417 www.nationaltoday.com/Theravada new year/

në mes muajit janar dhe shkurt, kurse festimi zgjatë përgjatë 15 ditëve. Ata tash festojnë vitin 4719,[418] por edhe Kina që nga viti 1912 ka venduar në praktikë shtetërore kalendarin Gregorian. Hebrenjtë, fillimin e kalendarit të tyre, e kanë diku në mes Gushtit dhe Shtatorit, që njihet si Rosh Hashanah dhe këtë vit festojnë vitin 5784.[419] Te kalendari i hinduseve, ndërrimi i vitit bëhet më 22 Mars dhe ata festojnë tash vitin 2068,[420] etj.

Shohim se jo e tërë bota punon sipas kalendarit Gregorian, ngase të gjithë popujt kanë pasur kalendarin e tyre sipas të cilit kanë vepruar dhe kanë rregulluar raportet e tyre jetësore.

1 Janari, është festuar zyrtarisht nga perandoria Romake dhe në fenë e tyre Pagane, për hir të idhullit të tyre *Janus*, i cili është konsideruar nga ata si zot i fillimit, i portave, i ndryshimit dhe i mbarimit. Prandaj, edhe ata e kanë quajtur muajin e parë të kalendarit të tyre `Janar`, në shenjë lavdërimi për hyjin e tyre Janus.[421]

Nga të krishterët ka filluar të festohet në kohën e Konstantinit, perandori i parë i Romës. Ai i detyroi priftërinjtë e asaj kohe që të shtonin si festë në krishterizëm vitin e ri.[422]

Gjatë 3 shekujve të parë priftërinjtë krishterë kanë qenë kundër festimit të 1 Janarit, pasi ajo nuk ka asgjë të

---

418 www.healthcmi.com/Chinese new year signs/
419 www.polin.pl/Rosh Hashanah 5784/sep.17, 2023/
420 www.economictimes.com/Hindu new year 2023/
421 www.president.byuh.edu/January, Janus and Jesus/
422 www.britannica.com/Christmas/

përbashkët me fenë e tyre. Kisha Puritane Angleze, në vitin 1644 deri në vitin 1660, ndërmori aktivitete për të pastruar Krishtlindjet nga simbolet pagane, si babadimri, bredhi, ndriçimet, bile duke i konsideruar këto festime edhe jo ligjore.[423] Edhe sot e kësaj dite, nëpër shumë qarqe krishtere kundërshtohet festimi i vitit të ri.

## NGA KA NGELUR BESIMI, QË DUHET TË FESTOHET NDËRRIMI I VITEVE?

Festimi për ndërrimin e viteve ka filluar 4000 vjet para lindjes së Isait a.s. në Babiloni të Mesopotamisë, që është në Irakun e sotëm. Ata kanë vendosur që të festojnë ardhjen e vitit të ri, si përgëzues i ardhjes së pranverës, ku është festuar 11 ditë të tëra.[424]

Ndërsa grekët e vjetër festat e vitit të ri i kanë veçuar duke pirë shumë alkool për hir të zotit të tyre Dionis dhe kanë bartur fëmijë të posalindur në festat e tyre si simbol i jetës së re, ndërsa më vonë kjo u bë si simbol i lindjes së Isait a.s.

## FIGURA E BABA DIMRIT

Personazhi kryesorë i kësaj feste, është babadimri, i cili sot paraqitet gati në çdo reklamë gjatë periudhës së festave. Po ashtu është prezent nëpër shumë sheshe dhe qendra

[423] www.historicengland.org.uk/Christmas Ban/
[424] www.britannica.com/new year festival/

tregtare, ku paraqitet si plak me mjekër të bardhë dhe me tesha të kuqe, i cili shpërndanë dhurata për fëmijët! Por, keni pyetur ndonjëherë, se kush është në realitet ky person?!

Emri i tij është Shën Nikollas, i cili ishte një prift ortodoks, i cili u lind më 15 Mars të vitit 270 në Turqi, kurse ka vdekur më 6 Dhjetor të vitit 343. Ky ka marrë pjesë në kongresin e parë të Nikesë, e cila ishte organizuar nga Konstantini në vitin 325. Kisha e shpalli si shenjtorë në vitin 1804.[425] Ky person, sipas tyre, edhe pse ka rrjedhje nga një familje pagane, sipas legjendës ka qenë human dhe u ka ndarë dhurata fëmijëve dhe të varfërve.

Figura e tij, fillon të përhapet përmes mitit të Baba Dimrit, që është sot gjithandej i njohur. Në Amerikë dhe Kanada, bëhet i njohur nga viti 1823, kurse në Angli nga shekulli i 17-të.

Pra, shohim se ne e dallojmë dhe e madhërojmë një personazh, i cili i takon besimit të krishterë, që nuk ka asgjë të përbashkët me fenë tonë Islame. Le ta fotografojë fëmijën e vet me të, ai që ka fenë e njëjtë me të, e jo fëmija i myslimanit. Mësoje fëmijën tënd që të njoh figurat Islame, e jo ato krishtere, pagane ose ateiste. Nuk ka çka kërkon fotografia e një prifti ortodoks në murrin e dhomës së një muslimani.

425 www.vaticannews.va/St.Nicholas/

SIMBOLIKA E BREDHIT

Një ndër simbolet përmes së cilës dallohet kjo festë, është edhe bredhi, me të cilin qeveritë tona, dekorojnë sheshet dhe rrugët. Imitojnë në mënyrë të verbët perëndimin, por aspak nuk e dinë prejardhjen e këtij simboli.

Deri në shekullin e 6-të këtë bredh e quanin *Pema e Parajsës*, e cila simbolizon përhershmërinë ose pavdekshmërinë. Ata që e dekorojnë shtëpinë ose oborrin me bredh, mendojnë se në atë shtëpi, gjatë tërë vitit do të ketë begati.

Por, bredhi është simbol pagan që ka depërtuar në fenë Krishtere që nga fundi i shekullit 15-të. Ky simbol, është simbol pagan i atyre të cilët kanë adhuruar drunjtë dhe natyrën.

Thuhet se Nimrodi, një figurë e lashtë në historinë e Mesopotamisë, i cili ndërtoi kullën e Babelit, si dhe hodhi në zjarr Ibrahimin a.s., u martua me nënën e vet Semiramisi, ku pas vdekjes së Nimrodit, ajo mbante në shtëpinë e saj një pemë si shenjë e gjallërisë së Nimrodit, si dhe sipas këtyre bindjeve pagane, ai ka ardhur më 25 dhjetor tek kjo pemë dhe ka lënë poshtë saj dhurata. Që sot simbolikisht manifestohet nga të gjithë të cilët dekorojnë bredhin dhe vënë dhurata poshtë bredhit.[426] Ata nuk janë të vetëdishëm se me këtë gjest, lartësojnë simbolikën e Nimrodit dhe Semiramisit, që janë edhe sot e kësaj dite ndër simbolet kryesore të shoqërive okultiste.

---

[426] www.christmaspagandeception.wordpress.com/The Nimrod Tree/

Edhe ky simbol, nuk ka asgjë të përbashkët me fenë krishtere, por rrjedh nga paganizmi, ngase Bibla për bredhin thotë: "**Kështu thotë Zoti: "Mos i bëni tuajat zakonet e paganëve, frikë mos kini nga shenjat e qiellit, sepse prej tyre tremben vetëm paganët, sepse ritet e paganëve janë një asgjësi, një dru që pritet në pyll, vepër e dorës së mjeshtrit që e laton me sëpatë".**[427]

Sipas Enciklopedisë Britanike (3/284) thuhet: "Të parët që e përdorën bredhin ishin faraonët dhe kinezët si "simbol i jetës". Më pas paganët evropian filluan ta adhurojnë dhe shenjtërojnë. Edhe pas pranimit të krishterimit, vazhduan ta përdorin bredhin në shtëpi për zbukurim. Dhe më vonë në shek.16-të, në Gjermaninë Perëndimore bredhi mori emrin "pema e parajsës", ku varnin qirinj. Kjo ide depërtoi në Angli në shek.19".

Nuk duhet të harrojmë se sot, kjo pemë është një ndër drunjtë më fitimprurës në ShBA, ku sipas IBIS World, në vitin 2011 janë shpenzuar nga popullata vendase diku 3.4 miliard dollarë për blerjen e bredhit, e cila është më e larta që nga viti 2007. Në vitin 2013, në SHBA janë harxhuar 1.16 miliard dollarë për bredha.

Në Amerikë, për çdo vit blihen prej 25-30 milion bredha, që njëherësh e dëmton gjelbërimin dhe natyrën, e nga ana tjetër vazhdimisht bëhet thirrje nga të gjitha anët që të ruhet ambienti dhe natyra. Pra, sot bredhi është më tepër biznes, sesa simbol i krishterizmit.

---

[427] Bibla, kapitulli Jeremia, 10, 2-3;

## PËRFITIMET E SHTETIT NGA KJO FESTË

Ndonjëri mund të bëjë pyetje se përse shtetet e ndryshme nëpër botë e favorizojnë festën e vitit të ri (ose festa e një janarit) dhe po i bëjnë vazhdimisht reklam duke dekoruar qytetin, duke uruar nëpër media të ndryshme, duke festuar zyrtarisht nëpër institucione. Përgjigja ndaj kësaj do të ishte se shtetet këtë festë nuk e madhërojnë aq shumë për shkak të besimit të tyre, por për shkak të përfitimeve ekonomike që dalin nga këto festime!

Shtetet dhe industritë nuk përfitojnë vetëm nga bredhi (siç pamë më lartë përfitimet e shumta nga shitja e bredhave), porse edhe nga shumë elemente tjera, si mjetet piroteknike, llambat elektrike, ëmbëlsirat, alkooli, etj. Do të cekim një të dhënë, ku do të shohim se industritë që shesin me pakicë në SHBA përgjatë ditëve festive, vetëm gjatë vitit 2013 kanë fituar mbi 3 trilion dollarë, që përbën 19% të shitjeve të atij viti.

Në Mbretërinë e Bashkuar, vetëm në vitin 2012, për festat e fundvitit, popullata ka harxhuar 22 miliard sterlinë. Në Gjermani, popullata në vitin 2010, dhe çdo vit përsëritet e njëjta, vetëm për fishekzjarre dhe mjete piroteknike, kanë harxhuar 113 milion euro.

Këto harxhime, nuk janë vetëm në perëndim, por edhe tek disa shtete arabe, të cilat harxhojnë para të majme për këtë ditë. Në Pallatin e Emirateve të Bashkuara, në vitin 2010, janë harxhuar 11 milion dollarë vetëm për zbukurimin e bredhit qendrorë.[428]

---

[428] Për gjitha këto mund të vizitoni: www.statista.com/ etj.

Sipas portalit *"Telegrafi"*, në Kosovë edhe pse 18% e popullatës jetojnë në varfëri të plotë dhe 5% në varfëri ekstreme, përsëri për vitin e ri harxhohen miliona. Vetëm për vitin e ri 2023, nga popullata janë harxhuar rreth 30 milion euro.

Vërejmë se sa harxhime të parave bëhen për gjëra të kota, teprime të panevojshme, në një kohë që nëse na kërkohet ndonjë lëmoshë për të varfërit, ndihmë për xhaminë ose për diç tjetër humane, menjëherë do të përmendim krizën ekonomike dhe krizën globale, ndërsa aspak nuk i llogarit harxhimet për festimin e kësaj feste, që nuk ka të përbashkët me asnjë fe, përpos se me idhujtarinë e hershme.

Edhe qytetet e shumë shteteve harxhojnë me qindra miliona euro për dekorimin e shesheve dhe qyteteve, ndërsa do të kishte qenë më humane që ato para të mbahen në arkën e shtetit dhe të harxhohen për bamirësi, shuarjen e varfërisë në vend, ngritjen e pagave të punëtorëve, investime në arsim, kulturë, hulumtime dhe literaturë. Kjo do të ishte dobiprurëse për të gjithë njerëzit pa përjashtim, e jo të harxhohen fondet nga buxheti i shtetit. Këto dekorime i takojnë vetëm njërës palë të popullit, ndërsa dekorimet paguhen edhe me paratë e muslimanëve të cilët paguajnë tatim në shtet.

Askund në rrethin ku jetojnë muslimanët nuk shohim që pabesimtarët të festojnë ditën e Bajramit dhe të bëjnë dekorime për hir të kësaj feste. Ndërsa ne me krenari po i festojmë festat e tyre, sikur të jenë festat tona. Shohim në rrethin tonë besimtarë që thonë shehadetin *La ilahe il-lallah*, të cilët festojnë festat e paganëve dhe idhujtarëve të cilët gjatë gjithë historisë kanë luftuar kundër këtij shehadeti.

Në natën e vitit të ri, më shumë dëgjohen krisma në lagjet tona muslimane dhe qëndrohet zgjuar deri në orët e vona, sesa në lagjet e jomuslimanëve, të cilët edhe nuk kërsasin shumë me mjete piroteknike, e as që sheh drita të ndezura nëpër shtëpi deri në orët e vona. Fatkeqësisht nuk e kuptojmë se armiqtë tanë i ruajnë armët e tyre për të vrarë musliman, ndërsa muslimanët i përdorin armët për të kërsitur për festimin e festave të armiqve!!

Duhet theksuar patjetër edhe ndotjen e ajrit që shkaktohet nga mjetet piroteknike, të cilat helmojnë popullatën me tymin që shkaktojnë dhe ndotjen e ambientit nga mbeturinat e letrave të tyre. E të mos flasim për dëmtimet trupore dhe lëndimet që shkaktohen te fëmijët dhe të rriturit nga djegja prej këtyre mjeteve piroteknike (raketa, petarda, etj).

## MOTIVET QË E NXITIN MUSLIMANIN TA FESTOJË NJË FESTË PAGANE

Prej arsyeve që e çojnë një musliman të festojë vitin e ri, është ndikimi që kanë mediumet dhe industria e filmit, të cilët e paraqesin këtë festë në mënyrë madhështore dhe impozante, duke e bërë tërheqëse për shikuesin dhe që gradualisht ta tërheq drejt adaptimit të asaj tradite si diçka e zakonshme për jetën dhe përditshmërinë tonë. Këtu nuk duhet harruar se mediumet përfitojnë shuma të majme nga reklamimi i këtyre festave.

Sidomos ndikim në përhapjen e kësaj tradite, kanë edhe reklamat e shumta që i bëhen kësaj feste, duke i paraqitur ato nëpër media, emisione, gazeta, dyqane, qendra tregtare

dhe vende ku bie më lehtë në sy. Kjo nxit interesimin e njeriut për marrjen e masave që çojnë drejt festimit të një feste të tillë.

Si motiv tjetër që ndikon në nxitjen e muslimanit për të festuar festën e huaj, është edhe injoranca mbi fenë e vet. Njeriu i cili e njeh fenë e tij dhe ka dëgjuar ndonjë hoxhë ose ligjeratë mbi gjykimin Islam ndaj festimit të vitit të ri, do të dijë që një veprim i tillë nuk është i pranuar fetarisht, por duke mos pasur njohuri dhe interesim për rregullat e fesë së vet, vije deri në imitimin e të huajve dhe festimin e festave të tyre.

Disa muslimanë, nuk e duan festën dhe traditën e vet, duke menduar se përmes kësaj mënyre, do të bëhen më të dashur tek jomuslimanët. Por këta të mjerë, mos mendojnë se do të bëhen të dashur tek idhujtarët dhe pabesimtarët, ngase ai që nuk ka respekt për kulturën e vet, nuk mund të ketë respekt për kulturat tjera. Nëse i kanë kthyer shpinën kulturës së vetë, do ua kthejnë shpinën edhe kulturës së tyre të huaj një ditë, andaj edhe të huajt nuk e vlerësojnë një respekt të tillë.

Disa të tjerë, kanë rënë nën ndikimin e mediave dhe politikës ditore, që kur u parashtron pyetje se përse e feston një festë që nuk ka të bëjë asgjë me muslimanin, përgjigja e tyre është se këtë festë e feston e gjithë bota, andaj edhe ne do të bëhemi pjesë e tyre! Por, a është logjike që muslimani të bie pre e ndikimit të shumicës, kur e dimë se shumica mund të dërgojnë në devijim dhe shkatërrim?! Zoti thotë në Kuran: **"Thuaju: "Nuk barazohet e keqja me të mirën, edhe sikur të të mahnitë shumimi i së keqes...".**[429] Edhe nëse

[429] Kurani, Maide, 100;

mahnitemi me shtimin e të keqes dhe shumimin e festave të idhujtarëve, asnjëherë e keqja nuk duhet të pranohet si vlerë dhe diç e mirë. Andaj o musliman, ke frikë Allahun xh.sh. dhe largohu nga festat e tyre.

## MOTIVI I FESTAVE NË ISLAM

Nuk duhet larguar nga mendja se festat në Islam anë motive të mira, gjë të cilat mungojnë tek festat pagane. Çfarë motivi dhe arsye ka festimi i vitit të ri? Edhe ata që e festojnë këtë festë, po t`i pyesësh se cili është motivi i festimit të tyre, do të ngelnin pa përgjigje!

Në Islam, festat përpos që janë gëzim, për to ka edhe motiv të fuqishëm pozitiv. Shembull festa e Fitër Bajramit është gëzim sepse me përfundimin e Ramazanit, falen të gjitha mëkatet dhe ndihmon muslimanët e varfër me *fitra*. Për festën e Kurban Bajramit po ashtu gëzohemi sepse atë ditë është falje e mëkateve dhe realizim i një prej shtyllave Islame siç është haxhi, më pas edhe ndajmë prej mishit të kurbanit dhe gëzojmë familjet e varfra, sepse muslimani dëshiron që të gjithë të përjetojnë gëzimin e festave, e jo vetëm njëra shtresë e shoqërisë të jetojë në lumturi, ndërsa të tjerët të jetojnë jetë mizore.

Edhe dita e Xhuma është festë javore, nga shkaku se atë ditë takohen muslimanët mes vete dhe atij që fal xhumanë i fshihen mëkatet. Pra, në festat Islame, ka dobi shpirtërore dhe sociale, kurse në festimin e vitit të ri, nuk ka asnjë motiv logjik që të nxit njeriun të festojë. Në këto ditë gjenë më shumë njerëz të dehur sesa njerëz që mbajnë dertin e

shoqërisë dhe varfërisë së skajshme në popullatë. Pra, ndërimi i viteve nuk është motiv për festë. Bile humbja dhe kalimi edhe i një viti tjetër, duhet të na bëjë të mendohemi se po afrohemi edhe një vit më afër me vdekjen dhe takimin me Zotin. Të gëzohesh pse u harxhua edhe një vit i jetës tënde, është i ngjashëm me rastin e një njeriu, i cili udhëton me veturë dhe gëzohet për shkak se i harxhohet benzina e veturës! Kështu është edhe ai i cili feston harxhimin e jetës së vet dhe kalimin e viteve të tija!

Por, me sa duket, dikush qëllimisht dëshiron që ta largojë popullatën nga festimi i festave fetare, pasi vërejmë se kur është dita e Bajrameve, mezi lëshohen nëpër mediume në mëngjes disa ilahi ose emitohet namazi i Bajramit, e pastaj gjatë tërë ditës, nuk sheh më askënd ta përmend festën tonë. Edhe udhëheqësit politik ose \`të famshmit\`, gati se asnjëherë nuk i sheh të urojnë festën e Bajramit, ndërsa të njëjtët me gojën plotë ua urojnë vitin e ri dhe festat e fundvitit! Për festat e fundvitit, sheh se një javë më herët, fillojnë përgatitje të shumta, reklama gjatë tërë ditës, këngë për çdo ditë dhe atmosferë festive e vazhdueshme. Ndërsa për bajramet tona vjetore, nuk ndahen as disa orë për paraqitjen e festës nëpër mediume, ndërsa këto kanale mbahen edhe përmes parave të muslimanëve!

## FESTIMI I VITIT TË RI NË PERSPEKTIVËN ISLAME

Në vazhdim, pasi treguam prejardhjen e kësaj feste dhe kuptimin e saj, do të fokusohemi në gjykimin Islam mbi festimin e festave të huaja, ndalimin e imitimit të të huajve

dhe bashkëngjitjen tonë në festa me ata. Pasi Islami kërkon që ne të jemi origjinal e jo imitues, të kemi identitetin tonë e jo të marrim prej anash, ne duhet të qëndrojmë sa më larg nga përngjasimi me të tjerët dhe adoptimin e festave të huaja.

Thotë Allahu xh.sh. në Kuran: **"(Robërit e Zotit janë) ata që nuk prezantojnë në gjërat e kota dhe kur kalojnë pranë së keqes, kalojnë duke e ruajtur karakterin e vet".**[430]

Disa prej komentuesve të Kuranit siç janë Ibni Abasi r.a., Muxhahidi, Dahaku, Ebu Alije, Tavusi, Rebia b. Enes, Muthenna b. Sabahu dhe të tjerë kanë thënë se në këtë ajet, bëhet fjalë për festat e idhujtarëve.[431]

A nuk jemi ne ata që gjatë çdo rekati në namaz, themi **"Ihdina`s-Siratal-Mustekim"** (O Allah, na udhëzo në rrugën e drejtë), e pastaj vazhdojmë duke thënë "**Sirata`l-ledhine en`amte alejhim"** (Në rrugën e atyre të cilët ti i begatove, pra, në rrugën e Pejgamberëve), e përfundojmë lutjen duke thënë: **"Gajri`l-magdubi alejhim ve le`d-dalin"** (E jo në rrugën e atyre ndaj të cilëve je i hidhëruar dhe atyre të humburve). E i njëjti person, pasi ka falur namazin, del dhe feston festën e tyre. Kërkojmë nga Zoti mos na bëj nga të devijuarit dhe të humburit, e përsëri shkojmë rrugës së tyre të devijuar?!

---

430 Kurani, Furkan, 72;

431 Ibni Ebi Hatim, "Tefsiru`l-Kur`ani`l-Adhim", mektebetu`l-arabijeti`l-suudijeti, Meke, botimi i parë, 1997, fq.2737, nr.15.454; Sujuti, "Ed-Durru`l-Menthur", Kajro, botimi i parë, 2003, vëll.11, fq.225;

Prej haditheve të bekuara, kemi hadithin që transmetohet nga Ebu Sejid El-Hudriju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do t'i pasoni traditat e atyre që ishin para jush, pëllëmbë pas pëllëmbe dhe krahë pas krahu, do t'i pasoni ata saqë në qoftë se hynë edhe në birë të hardhucës, jo do të tentoni të hyni pas tyre!"* Thanë: "O i Dërguari i Allahut, a Jehuditë dhe Krishterët do t`i pasojmë?" Tha: *"Po kë tjetër?"*[432] Në një transmetim tjetër nga Ebu Hurejre r.a. thuhet se e kanë pyetur: "A Persianët dhe Bizantinët? Ai ka thënë: *"E cilët njerëz përpos tyre?!"*[433]

Në këto dy transmetime, ka ndërlidhje të ndalesës së imitimit dhe pasimit si në aspektin fetar, ashtu edhe në atë kombëtarë. Pasi një herë ka përmendur jehudët dhe krishterët, që është imitimi në bazë fetare, ndërsa te transmetimi i dytë, përmend Persianët dhe Bizantinët, që është ndalesë e imitimit në bazë kombëtare.

Po ashtu, transmeton Abdullah b. Amër r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush ndërton në shtetin e mushrikëve dhe i bën festat dhe festivalet e tyre, kështu që njëjtësohet me ta derisa të vdes, do të ringjallet me ta në Ditën e Gjykimit".*[434]

---

[432] Buhariu, "Sahih", kitab Ehadithu`l-Enbijai, bab ma dhukire an beni Israile, nr.3456; Muslimi, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab it-tibau seneni`l-jehudi ve`n-nesara, nr.2669; Ahmedi, "Musned", 18/322, nr.11.800;
[433] Shih: Buhariu, "Sahih", kitabu el-I`tisami bi`l-kitabi ve`s-suneti, bab letetbeunne senene men kane kablekum, nr.7319; Ibn Maxheh, "Sunen", kitabul Fiteni, bab iftiraku`l-umemi, nr.3994; Ahmedi, "Musned", 14/60, nr.8308;
[434] Bejhekiu, "Sunen`ul-Kubra", 9/392, nr.18.863-18.864;

E kemi edhe hadithin që e transmeton Abdullah ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush i përngjan një populli ai është prej tyre".*[435]

Në këtë drejtim mund të përmendim edhe hadithin që e përcjellë Ebu Kirsafe se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush e do një popull, Allahu xh.sh. do ta ringjallë në shoqërinë e tyre".*[436]

Transmetohet nga Aisheja r.a.h. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"O Ebu Bekër, për çdo popull ka festë, ndërsa kjo (festa e Bajramit) është festa jonë".*[437]

Ndërsa në thënien e Ukbetu ibni Amirit r.a. tregohet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Dita e Arafatit, dita e therjes së Kurbanit si dhe ditët e Mines (vend në Mekke ku bëhet gjuajtja e gurëve me rastin e kryerjes së haxhit), janë festa të muslimanëve po ashtu janë ditë të ngrënies dhe pirjes".*[438]

---

[435] Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Libasu, bab fi lubsi`sh-shuhreti, nr.4031; Ahmedi, "Musned", 9/478, nr.5667;
Hafidh Ibni Haxheri, "Fet`hul-Bari", 13/278 e konsideron këtë hadith me zinxhir Hasen (të mirë), kurse Hafidh Irakiu në "Tahrixh Ehadithu`l-Ihja", 1/342 e konsideron Sahih;
[436] Taberani, "Mu`xhemu`l-Kebir", 3/19, nr.2519;
[437] Buhariu, "Sahih", kitabu`l-Ijdejni, bab suneti`l-ijdejni li ehli`l-islami, nr.952; Muslimi, "Sahih", kitab Salatu`l-ijdejni, bab ruhsatu fi`l-leibi`l-ledhi la ma`sijete fihi, nr.892; etj.
[438] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Saumu, bab sijamu ejjami`t-teshriki, nr. 2419; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab kerahijetu`s-saumi fi ejjami`t-teshriki, nr.773 dhe thotë se ky hadith është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab Menasiki`l-haxhi, bab en-nehju an saumi jaumi arefete, nr.3004; Darimiju, "Sunen", kitab es-Saumi, bab fi sijami jaumi arefete, nr.1805; Ahmedi, "Musned", 28/605, nr.17.379;

Transmetohet nga Enes b. Maliku r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem erdhi në Medine e ata (banorët e Medinës) i kishin dy ditë që luanin në to. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Çka janë këto dy ditë?"* Thanë ata: "Ne luanim në to në kohën e injorancës". Atëherë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Allahu xh.sh. ua ka zëvendësuar këto dy ditë me dy të tjera më të mira: ditën e Kurban Bajramit dhe ditën e Fitër Bajramit".*[439]

Nga ky hadith, kuptojmë se çdo festë që është e huaj në Islam, është e zëvendësuar me dy ditët e Bajramit dhe nuk lejohet të festohet nga myslimani ndonjë festë tjetër përpos tyre.

Bejhekiu përcjell fjalën e Umerit r.a. i cili ka thënë: "Largohuni nga armiqtë e Allahut në festat e tyre".[440]

Ebu Hafs en-Nesefiu prej dijetarëve hanefi thotë: "Kush i dhuron një vezë idhujtarit në shenjë të madhërimit të asaj dite, ka bërë *kufër* ndaj All-llahut (xh.sh.)".[441]

---

Shejh Shuajb el-Arnauti në recensim të veprës së Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thotë se është me zinxhir Sahih sipas kushteve të Muslimit;

439 Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab salatu`l-ijdejni, nr.1134, Nesaiu, "Sunen", kitab Salati`l-ijdejni, nr.1556; Ahmedi, "Musned", 19/65, nr.12.006;

Hafidh Ibni Haxheri në "Fet`hul-Bari", 3/263 e konsideron këtë hadith se ka zinxhirin Sahih;

Shejh Shuajb el-Arnauti në recensimin e Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thotë se ka zinxhirin Sahih, ndërsa transmetuesit janë të besueshëm, transmetues që gjenden edhe në dy sahihet;

440 Bejhekiu, "Sunenu`l-Kubra", 9/392, nr.18.862;

441 Ibni Haxheri, "Fet'hul-Bari", 3/263;

Edhe dijetarët musliman, kanë dhënë fetva se ndalohet për muslimanët që të marrin pjesë në festimet e vitit të ri. Prej këtyre fetvave, është edhe ajo e Darul-Ulum në Deoband, të cilët lëshuan fetva në vitin 2017 për ndalimin e muslimanëve për të festuar vitin e ri.[442]

Dijetarët musliman, kanë ndaluar edhe fëmijët e muslimanëve, që të blejnë mjete piroteknike dhe plasjen e tyre për natën e vitit të ri, duke thënë: "...assesi nuk është e lejuar që fëmijët e muslimanëve t`i përdorin këto gjëra (fishekzjarre) në festat e krishterëve, sepse kjo do të ishte një lloj shoqërimi i tyre në specifikat e tyre fetare, që paraqet shprehje të gëzimit për një festë që u takon atyre...".[443]

Në një hadith tjetër, na bëhet me dije se njerëzit më të urryer te Zoti, janë të tillët që dëshirojnë në mesin e muslimanëve të ringjallin tradita dhe festa pagane, të cilat me kalimin e kohës janë heshtur, por ata insistojnë të ringjallin traditat e injorancës. Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Njerëzit më të urryer te Allahu xh.sh. janë tre: "Një njeri që i thyen rregullat e sjelljes në Harem, një njeri që do të ngjallë në Islam traditat e xhahilijetit dhe një njeri që kërkon të derdhë gjakun e dikujt pa asnjë të drejtë".*[444]

E çka duan të ringjallin këta musliman "modern" në mesin e muslimanëve?! Cilat tradita dhe festa duan që t`ua mbjellin në mendje rinisë sonë?! Festat pagane, që kanë qenë festë e

---

442 www.newindianexpress.com/Darul uloom issues fatwa against new year celebrations/

443 "Vendimet dhe fetvatë e publikuara nga Këshilli Evropian për Fetva dhe Gjurmime", fq.228;

444 Buhariu, "Sahih", kitab ed-Dijati, bab men talebe deme`m-ri`in bi gajri hakkin, nr.6882;

llojit të paganëve si faraoni, Ebu Xhehli, Ebu Lehebi?! Ata që feja Islame mundohet të zhduk mentalitetin e tyre, disa muslimanë i ringjallin përsëri!

Sot disa muslimanë të paqëndrueshëm në fenë e tyre ua festojnë festën paganëve të llojit të këtyre individëve, në kohën kur kemi mundësinë të lexojmë se të gjithë pejgamberët, që nga Nuhi a.s. dhe deri tek Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, kanë luftuar që ti kundërshtojnë traditat pagane dhe ritualet e tyre, ndërsa sot në umetin Islam festohen festat dhe ritualet pagane!

Sot jetojmë në një paradoks të tillë, ku shohim anëtarë të umetit të Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke i mbajtur gjallë traditat pagane! Edhe pse në botë nuk ka shumë paganë, disa muslimanë po japin kontribut sot për t`i ruajtur të gjalla festat dhe traditat e tyre, që të mos kalojnë në harresën e historisë?!

Edhe nëpër shtetet Islame shohim fatkeqësisht që harxhohen miliona dollarë për të zbukuruar dhe dekoruar sheshet dhe t`i jepet qytetit ambient festiv, ndërkohë që bota vazhdimisht lufton kundër Islamit! Në kohën kur shtetet joislame ngritin ushtri dhe harxhojnë miliarda dollarë për të luftuar kundër muslimanëve të Palestinë, Afganistan, Siri dhe Irak, nga ana tjetër muslimanët harxhojnë miliarda dollarë që këtyre jomuslimanëve t`ua madhërojnë festat e tyre?!

Gjersa po shkruajmë këto rreshta, shumë shtete perëndimore janë tubuar për të bombarduar Gazën në Palestinë, ndërsa shtetet arabe harxhojnë miliarda për të kremtuar festat pagane të vitit të ri!

Bile ishte i çuditshëm lajmi më 1 janar të vitit 2024, ku Suedia doli si shtet i parë i cili kishte anuluar zbukurimin e sheshit dhe festimin e vitit të ri si solidarizim me popullin e Palestinës të cilët po masakrohen nga Izraeli. Nga ana tjetër Arabia Saudite dhe Emiratet e Bashkuara Arabe harxhuan miliona dollarë për festimin e vitit të ri.

Sot shtetet e muslimanëve e mbajnë dertin se si do të duken dhe si do të dalin para botës nëse nuk e festojnë vitin e ri, ndërsa nuk e kanë dertin se si duken dhe si do të dalin para Allahut xh.sh.?!

## A NA LEJOHET T`UA UROJMË FESTAT JOMUSLIMANËVE?

Parashtrohet pyetje, se a i lejohet një muslimani, i cili jeton në shtet të jomyslimanëve, t`ua urojë festën jomyslimanëve, me të cilët ka raporte shoqërore ose familjare, siç na urojnë ata në festat tona?

Për këtë çështje, dijetarët kanë shprehur mendime të ndryshme. Një grup prej tyre e kanë ndaluar, kurse ka edhe prej atyre që e kanë lejuar, prej tyre është edhe dijetari botërorë, Dr. Jusuf el-Kardavi, ku në fetvanë e tij argumenton qëndrimin e vet me disa argumente, si ajeti kur`anorë ku thotë: **"Allahu nuk ua ndalon të silleni mirë dhe me drejtësi ndaj atyre që nuk ju luftojnë për shkak të fesë dhe nuk ju përzënë nga shtëpitë tuaja. Me të vërtetë Allahu i do të drejtët. Veçse Allahu ua ndalon t'i konsideroni miq ata që luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe u përzënë nga shtëpitë tuaja ose ndihmojnë**

**t'ju përzënë. Për ata që i konsiderojnë këta për miq, ata janë kriminelë".**[445]

Këto dy ajete, bëjnë dallim ndërmjet jomuslimanëve që nuk luftojnë dhe atyre që luftojnë kundër muslimanëve. Të parëve ajeti kuranor u përcakton drejtësi dhe bamirësi, që është më shumë se drejtësi. Drejtësia është të marrësh atë që të takon, ndërsa bamirësia është të heqësh dorë nga e drejta jote. Drejtësia është që dikujt t'ia japësh në tërësi të drejtën e tij. Bamirësi do të thotë t'i japësh edhe më tepër sesa i takon sipas drejtësisë.

Kurani, duke caktuar raportin ndaj jomuslimanëve paqedashës, ka përdorur fjalën "bamirësi" (***birr***), fjalë e cila përdoret për t'i shprehur obligimet më të mëdha të njeriut pas obligimeve ndaj Allahut xh.sh: obligimet ndaj prindërve.

Buhariu dhe Muslimi transmetojnë se Esmaja, bija e Ebu Bekrit r.a., kishte ardhur tek i Dërguari sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe e kishte pyetur: "O i Dërguari i Allahut, më ka ardhur nëna ime, e ajo është idhujtare dhe dëshiron të ketë raporte të mira me mua. A duhet të kujdesem për të?" Iu përgjigj: *"Kujdesu për nënën tënde!".*[446]

Kështu është përgjigjur për rastin e idhujtares, ndërkaq është e njohur se qëndrimi Islam ndaj jehudëve dhe krishterëve është më i butë se ndaj idhujtarëve. Madje ka lejuar të

---

[445] Kurani, Mumtehine, 8-9;

[446] Buhariu, "Sahih", kitab el-Hibeti ve fadliha, bab el-hedijeti li`l-mushrikine, nr.2620; Muslimi, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab fadlu`n-nefekati ve`s-sadakati ale`l-ekrebijne, nr.1003; etj.

ushqehemi me atë që therin ata dhe të martohemi me gratë e tyre.

Po ashtu, ndodh shpesh që ata na urojnë neve bajramin, kurse nuk duhet ne të tregohemi të pasjellshëm, duke i anashkaluar, sepse sot ndodh njerëzit të kenë raporte pune dhe afërsie me ta, e në këtë mënyrë, tek ata mund të përforcohet bindja se muslimanët janë ekstremistë dhe njerëz që nuk e duan bashkëjetesën. Për këtë raport, dijetari Jusuf el-Kardavi argumenton me ajetin ku thotë Allahu xh.sh.: **"Kur t'ju përshëndesë dikush, ua ktheni me përshëndetje më të mirë, ose me të njëjtë!...".**[447]

Ky dijetarë, përdor edhe shumë argumente tjera nga jeta e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe sjellja e tij me jomyslimanët, për të treguar se myslimani, nuk duhet të konsiderojë fenë e tyre si fe e saktë. Po ashtu duke e ditur se festa dhe feja e tyre është e gabuar dhe *kufër*, por në raportet civile, duhet të kemi mirëkuptim, pasi edhe siç u cek në ajet, Allahu xh.sh. nuk e ndalon njeriun të mbajë raporte të mira, gjersa ato nuk janë njerëz që na luftojnë. Edhe ata që e ndalojnë urimin e festave edhe ata që e lejojnë, bazohen në ixhtihad, andaj në këtë rast, duhet të shikohet dëmi dhe dobia, e nuk duhet të këmbëngulet në gjëra për të cilat dijetarët në bazë të teksteve fetare, kanë paraparë lehtësimin e jo vështirësimin, siç ka kërkuar edhe vet i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem.[448]

---

[447] Kurani, Nisa, 86;

[448] Shih për këtë fetva të Kardavit në librin e tij "Fetva Bashkëkohore", Furkan ISM, Shkup, 2015, vëll.3, fq.646-652;

## ÇKA MUND TË NDËRMARRIM NE PËR T`U LARGUAR NGA FESTIMI I FESTAVE TË HUAJA?

Ne si musliman fillimisht duhet ditur se e kemi të ndaluar përngjasimin me të tjerët dhe festimin e festave të tyre. Kur kjo do na bëhet e qartë, atëherë do të dimë se me një veprim të tillë ne hidhërojmë Zotin tonë dhe mëkatojmë ndaj tij. Kështu, që mos ta rëndojmë veten me mëkate, ne largohemi nga festimet e këtilla.

Duhet të jemi të kujdesshëm që të mos shkrijmë identitetin tonë fetar dhe kombëtar, për të përngjasuar me të huajt, sepse kjo nuk na ngrit nivelin e respektit të tjerëve karshi nesh, por vetëm se më shumë i bindim të tjerët se ne jemi njerëz labil të cilët braktisim vlerat tona për të përqafuar traditat e huaja.

Duhet ngjallur në zemrat e muslimanëve xhelozinë për mbrojtjen e fesë dhe identitetit tonë, e jo të jemi prej atyre të cilët turpërohen prej fesë së vet dhe turpërohen të identifikohen me fenë Islame para të tjerëve.

Shpenzimi i pasurisë për këto festa, qoftë për blerje të bredhit, dhuratave, ëmbëlsirave, mjeteve piroteknike, të gjitha janë shpenzim i kotë dhe i panevojshëm, ndërsa feja Islame e ndalon shpërdorimin e pasurisë, duke thënë në Kuran: **“Me të vërtetë ata që e shpërdorin pasurinë janë vëllezër të shejtanit, e shejtani është përbuzës i madh i Zotit të vet”.**[449]

---

[449] Kurani, Isra, 27;

Mos ua lëmë traditë fëmijëve tanë festimin e vitit të ri, sepse ata më pas do të kenë më shumë dëshirë pritjen e vitit të ri sesa festat Islame. Për të ndryshuar këtë, është mirë që fëmijëve t`u blihen dhurata për festat e bajrameve, që ata të presin me dëshirë bajramin dhe jo vitin e ri ose ndonjë festë tjetër të huaj.

Nuk duhet organizimi i vitit të ri për fëmijët nëpër shkolla, sepse nëpër shumicën e shkollave tona, fëmijët që janë prezent të gjithë janë musliman me prindër musliman. Kështu që nuk ka nevojë që mësuesit musliman të imponojnë festimin e vitit të ri nëpër shkolla, pasi një gjë e tillë as që obligohet me ligj ose ndonjë rregullore të shkollës. Edhe prindërit duhet të organizohen mes tyre, që mos i lejojnë fëmijët e tyre të marrin pjesë në festimin e vitit të ri nëpër shkollat tona.

Prindërit në të shumtën e rasteve sot ua mësojnë fëmijëve të tyre rrugën e keqe. Kur i thotë ndonjërit prej prindërve që ta mësojë fëmijën të fal namaz, ai përgjigjet duke thënë *jo se ende është i vogël,* ndërsa kur bëhet fjalë për festimin e festave pagane, nuk priton që t`ia mbjell në kokë që në moshë të re. I blenë mjete piroteknike, i përgatit ambient festiv në shtëpi, i blenë ëmbëlsira, tortë dhe dhurata të ndryshme, siç veprojnë jomuslimanët.

Duhet edhe hoxhallarët nëpër xhamia dhe mektebe, sa më shumë të bëjnë thirrje për largimin e popullatës nga festimi i këtyre festave pagane, duke i mësuar fëmijët mbi realitetin e kësaj feste dhe gjykimin e fesë mbi to, që fëmijët nga mosha e hershme të kenë njohuri bazore mbi imitimin e të huajve dhe largimin nga traditat e jomuslimanëve.

Të shpërndahen ligjërata nëpër mediume dhe rrjete sociale duke i njoftuar besimtarët musliman mbi realitetin e vitit të ri, që muslimanët të largohen sa më shumë nga këto imponime të jashtme që po na servohen çdo ditë e më shumë.

Në mediumet e Kosovës u bë bujë e madhe shkaku se një hoxhë në xhami u kishte thënë fëmijëve që është haram fesitmi i vitit të ri? Po vallë, çka duhet t`i mësojë hoxha, se është hallall? Tash edhe në xhami do të vijnë të na përzihen se si duhet t`i edukojmë fëmijët tanë? Apo prej mediumeve duhet të marrim leje se çka duhet t`i mësojmë fëmijët? Ne nuk i mësojmë që të kenë urrejtje ndaj njerëzve tjerë, por i mësojmë se si ta mbajmë fenë tonë dhe të festojnë festat Islame.

Ne nuk u themi të krishterëve që të largohen nga festimi i festave të tyre, por ne i mësojmë muslimanët që të largohen nga festat e huaja, ndërsa këtu nuk ka asgjë të keqe, sepse secila fe i mëson antarët e saj se si të mbajnë fenë e vet dhe të respektojnë të tjerët. Këtë njëjtë e bëjmë edhe ne muslimanët, që të mbajmë fenë dhe festat tona dhe të mos shkojmë pas festave të huaja që nuk kanë të bëjnë asgjë me muslimanët.

# *FESTA E HALLOWEEN-IT*

Feja Islame në çdo situatë është munduar që muslimanëve t`u jep identitet të pavarur duke i mësuar që të mos varen nga të tjerët. Ne duhet të angazhohemi dhe të punojmë vazhdimisht për të pasur një popull musliman i cili do të jetë me ndikim në zhvillimin e politikës botërore, do të ketë ndikim në tregtinë dhe ekonominë botërore, do të kontribuojë në mbarëvajtjen e paqes globale dhe në ecurinë e ardhmërisë së jetës në planetin tokë. Por, realiteti tregon se sot muslimanët nuk janë në këtë nivel edhe pse për këtë posedojnë të mira materiale të mjaftueshme, po edhe popullatë të shumtë të cilët numërojnë afro dy miliardë banorë të planetit tokë, por fatkeqësisht kontributi i muslimanëve në çështjet madhore në nivelet më të larta, është ende i dobët.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u mundua gjatë jetës së tij që muslimanëve t`ua bëjë me dije që të pavarësohen prej të tjerëve dhe të mos jenë të varur prej mendimeve dhe pasurisë së të tjerëve. Kur shkoi në Medine, e ndërtoi tregun e muslimanëve, që të mos jenë të varur nga tregu i jehudëve të Medines, aftësoi rininë në shkrim-lexim dhe nuk lejoi që të jenë të varur nga të tjerët edhe për leximin e një letre. Inicoi prodhimin e armëve të veta dhe jo të jenë të varur vazhdimisht nga importi i armëve të huaja. Nxiti bujqësinë dhe agrikulturën,[450] e nxiti kërkimin e dijes dhe i stimuloi besimtarët që ta kërkojnë atë kudo qoftë. Me këtë, ai na mësoi që muslimani duhet të jetë origjinal dhe jo kopje e të

---

[450] *Agrikultura* është shkencë dhe art e kultivimit të kulturave bujqësore dhe kafshëve të zbutura me qëllim ushqimin e njeriut;

huajve, të jetë prodhues e jo vetëm konsumues, të jetë kontribues aktiv në shoqëri dhe jo të bëhet barrë e shoqërisë dhe pasiv në progresin e shoqërisë muslimane.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na mësoi që të dallohemi prej të tjerëve edhe në pamjen tonë fizike. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nxiti që të mos e rruajmë mjekrën, por ta lëshojmë atë për t`u dalluar nga të huajt. Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kundërshtoni idhujtarët, lëshoni mjekrat dhe shkurtoni mustaqet".* Ibni Umeri r.a. kur ishte në haxh ose umre, e kapte mjekrën e tij, ndërsa ajo që tepronte (nën grushtin e tij) e shkurtonte".[451]

Po ashtu, feja Islame na mëson që të jemi të pavarur edhe në aspekt të traditave dhe festave, duke mos lejuar marrjen e festave të huaja, por duke pasur festat tona. Transmeton Enesi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur erdhi në Medine, ata kishin dy ditë në të cilat luanin. Ai i pyeti: *"Çka janë këto dy ditë?"* Ata thanë: "Kemi luajtur gjatë tyre edhe në kohën e injorancës". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u tha: *"Me të vërtetë, Allahu (xh.sh.) ua ka zëvendësuar me dy festa më të mira se këto: Dita e kurban bajramit dhe dita e fitër bajramit".*[452]

Ngjashëm Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i mësoi besimtarët muslimanë që të dallohen në festat fetare që kanë

---

[451] Buhariu, "Sahih", kitab el-Libasu, bab teklimi`l-idhfari, nr.5892; Muslimi, "Sahih", kitab et-Taharetu, bab hisalu`l-fitreti, nr.259; etj.

[452] Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab salatu`l-ijdejni, nr.1134; Nesaiu, "Sunen", kitab salati`l-ijdejni, nr.1556; Ahmedi, "Musned", 19/65, nr.12.006;

pasur në qytetin e tyre, duke i mësuar që të mos ngjasojnë me të huajt në asnjë formë. Kur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i pyeti jehudët për arsyen e agjërimit në ditën e *ashurasë* dhe mori përgjigjen se në këtë ditë Zoti shpëtoi Musain a.s. prej faraonit dhe tash agjërojnë si shenjë falënderimi për këtë rast, atëherë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i urdhëroi edhe muslimanët me agjërim në këtë ditë, por i mësoi që t`ia shtojnë një ditë para ose pas, me çka do ta dallojnë agjërimin e tyre nga agjërimi i jehudëve.[453]

Zoti na ndalon edhe përngjasimin në ide dhe logjikë të ngjashme me të devijuarit dhe injorantët. Në Kuran na përshkruan sjelljen e injorantëve të cilët në këtë aspekt imitonin injorantët prej beni Israilëve. Në Kuran thuhet: **"Kurse të padituritthonë: "Përse Allahu nuk flet me ne ose së paku të na sillte ndonjë shenjë!" Njësoj thonin edhe ata para tyre; u janë bërë të ngjashme zemrat!...".[454]** Këtu shohim se zemrat e injorantëve janë bërë të ngjashme me të beni Israilëve të kohës së Musait a.s. të cilët mendonin në këtë mënyrë, kështu që Zoti i qorton për përngjasimin me të devijuarit e mëparshëm.

Zoti na ndalon që t`u ngjajmë popujve tjerë edhe në ndarjen e mendimeve në mes nesh, sepse kështu janë ndarë edhe të huajt, duke na thënë në Kuran edhe këtë: **"E mos u bëni si ata që u ndanë dhe u përçanë pasi u patën zbritur**

---

[453] Shih: Buhariu, "Sahih", kitab es-Saumu, bab Sijami jaumi Ashura`e (69), nr.2004; Muslimi, "Sahih", kitab es-Sijamu, bab Saumi jaumi ashura` (19), nr.1130; Tirmidhiu, "Sunen", kitab es-Saumi, bab ma xhae ashurau, ejju jaumin huve?, nr.755 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; etj.

[454] Kurani, Bekare, 118;

**argumentet. Ata do të pësojnë një dënim të madh”.**[455] Dhe thotë: **“O besimtarë, mos u bëni si ata që nuk besuan...”**[456] Nga kjo kuptojmë që mos ndjekim shembullin e keq të askujt, përderisa ne kemi diçka më të vlefshme dhe shembëlltyrën më të lartë.

Allahu xh.sh. në Kuran na ndalon që të marrim si udhëzues në fe dhe kujdestar të jetës sonë ata që janë jehudë dhe të krishterë, duke lënë anash Librin e Zotit në të cilin besimtari gjen çdo gjë që i nevojitet, pa pasur nevojë të merr prej dikujt tjetër. Thotë Allahu xh.sh.: **“O besimtarë! Mos i bëni mbrojtës tuaj hebrenjtë dhe të krishterët! Ata janë mbrojtës të njëri-tjetrit. Kushdo prej jush që i bën ata miq, është me ata. Vërtet, Allahu nuk i udhëzon në rrugë të drejtë keqbërësit”.**[457]

Në këtë ajet kuranorë, Zoti na ndalon qartë që të shoqërojmë dhe të përngjajmë me të huajt në veprat e tyre, duke u larguar nga udhëzimi i fesë sonë. Në këtë ajet na bëhet me dije që të mos ngjasojmë me të huajt por të ndjekim ligjin dhe fenë tonë. Zoti thotë në Kuran: **“As çifutët e as të krishterët kurrë nuk do të jenë të kënaqur me ty derisa të pasosh fenë e tyre. Thuaju: “Udhëzimi i Allahut është udhëzimi i drejtë”. Nëse pasi të erdhi e vërteta shkon pas mendimeve të tyre, askush nuk ka për të të ndihmuar e nuk ka për të të mbrojtur nga Allahu”.**[458]

---

[455] Kurani, Ali Imran, 105;
[456] Kurani, Ali Imran, 156;
[457] Kurani, Maide, 51;
[458] Kurani, Bekare, 120;

Në Kuran na ndalohet edhe ndjekja e dëshirave të tyre duke lënë anash këshillat e fesë sonë. Zoti thotë në Kuran: **“...ne e shpallëm Kuranin në gjuhën arabe. E nëse ti pasi të erdhën argumentet e qarta, shkon pas dëshirave të tyre, ti nuk do të kesh as ndihmë e as mbrojtje prej Allahut”.**[459]

Ndjekja e rrugëve tjera e jo atë të cilën e ndjekin besimtarët musliman, është prej rrugëve të devijimit dhe shkatërrimit, sepse Zoti na urdhëron që të përmbahemi në rrugën e besimtarëve dhe të mos kapim rrugën e të huajve. Thotë Zoti në Kuran: **“Kush i kundërvihet të Dërguarit, pasi i është bërë e qartë e vërteta dhe ndjek një rrugë tjetër nga ajo e besimtarëve, Ne e lëmë në atë që ka zgjedhur (në dunja) dhe e fusim në Xhehenem”.**[460]

Nuk na lejon feja dhe nderi që si besimtarë të pranojmë festat pagane dhe të idhujtarëve, sepse i gjithë sistemi i fesë Islame ishte që të largojë besimtarin nga çdo gjë që ka lidhje me këto bindje të devijuara. E si të pranojë besimtari që në këtë epokë të merr festat e tyre si diçka të zakonshme, apo vallë dëshirojmë rikthimin e paganizmit dhe idhujtarisë përsëri në vendet tona?! Thotë Zoti në Kuran: **“A mos kërkojnë ata gjykimin e kohës së injorancës (paganizmit)?! E kush është gjykatës më i mirë se Allahu për njerëzit që besojnë bindshëm?”.**[461]

Për besimtarin e bindur nuk ka nevojë që të merr veprimet që kanë bërë të parët tanë në kohën e injorancës dhe

---

[459] Kurani, Rad, 37;
[460] Kurani, Nisa, 115;
[461] Kurani, Maide, 50;

paganizmit, porse duhet të ndjekim atë që na mëson Zoti në Kuran dhe që na ka mësuar Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem përmes fjalëve të tija. Vet ai na ka mësuar që të dallohemi nga të tjerët dhe të mos i imitojmë ata. Transmeton Ibni Umeri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kush i përngjason një populli, ai është prej tyre".*[462]

---

462 Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Libasu, bab fi lubsi`sh-shuhreti, nr.4031; përmes po këtij zinxhiri e përcjell edhe Ahmedi në "Musned", 9/126, nr.5115;
-Ibni Haxheri në "Fet`hu`l-Bari", vëll.13, fq.278, në koment të hadithit nr.5801 thotë se e shënon Ebu Davudi me zinxhir të mirë (hasen);
-Hafidh Irakiu në verifikim të veprës së imam Gazaliut me titull "Ihjau Ulumu`d-Din", 1/442 thotë se e shënon Ebu Davudi përmes Ibni Umerit me zinxhir Sahih;
-Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Ebu Davudit (6/144) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i disa fjalëve në tekstin e hadithit dhe dobësia e Abdurahman b. Thabitit. Në zinxhirin e këtij hadithi gjenden dy transmetues për të cilët dijetarët nuk kanë mendim të unifikuar. Abdurahman b. Thabit dhe Ebu Munibi.
-Për Abdurahman b. Thabit b. Theubanin, dijetari Jahja b. Meini ka thënë se hadithi i tij vlen. Ebu Hatimi thotë se është i besueshëm, ndërsa Ebu Zur`a thotë se nuk ka të keqe tek ai. (shih: Ebu Hatimi, "Xherh ve`t-ta`dil", 5/219, nr.1031). Ibni Hibani e ka regjistruar në librin e tij "Eth-Thikat", vëll.7, fq.92; Ahmed b. Hanbeli ka thënë se hadithet e tij nuk janë të fuqishme, ndërsa Darimiju dhe Nesaiu e kanë konsideruar të dobët. (shih: Miziu, "Tehdhibu`l-Kemal", vëll.17, fq.13-16);
-Për Ebu Munibin, Ixhliu thotë se është prej tabiinëve dhe është i besueshëm. (shih: Miziu, "Tehdhibu`l-Kemal", vëll.34, fq.324, nr.7653) Ibni Hibani e regjistron në librin e tij "Eth-Thikat", vëll.5, fq.564; Dhehebiu thotë se është i besueshëm. (shih: Dhehebiu, "El-Kashif", 2/464, nr.6859);

Gjithashtu transmeton Abdullah b. Amër el-Asi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk është prej nesh ai i cili u përngjan jehudëve ose të krishterëve..."*.[463]

Në hadithin që përcillet prej Ebu Seid el-Hudrijut r.a. tregohet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do të ndiqni traditat e atyre që jetuan para jush pëllëmbë për pëllëmbë, krah për krah, sa edhe po të hyjnë në vrimën e hardhucës, ju do t`i ndiqni ata"*. I thanë shokët e tij: "O i Dërguari i Allahut! e ke fjalën për hebrenjtë dhe të krishterët?" Ai tha: *"E kë tjetër?!"*.[464]

Ne muslimanët në bazë të mësimeve Islame, edhe gjatë varrimit i kthejmë xhenazet në drejtim të kibles, kurse të krishterët në drejtim të lindjes. Edhe në këtë jemi urdhëruar të dallohemi prej të tjerëve. Ne edhe formën e brendshme të varrit detyrohemi që ta ndryshojmë prej të huajve. Transmeton Ibni Abbasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*Për ne është Lahd-i, kurse për të tjerët është shekk-u"*.[465]

---

463 Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Isti`dhani, bab ma xhae fi kerahijeti ishareti`l-jedi bi`s-selami, nr.2695 dhe thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët, e përcjell Ibni Mubareku këtë hadith përmes Ibni Lehi`asë, por nuk e ka mbështetur tek Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem;
-Shuajb el-Arnauti në verifikim të Sunenit të Tirmidhiut (vëll.5, fq.11) thotë se zinxhiri i këtij hadithi është i dobët shkaku i Ibni Lehi`asë;
464 Buhariu, "Sahih", kitab el-I`tisami bi`l-kitabi ve`s-sunneti, nr.7320; Muslimi, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab it-tibau seneni`l-jehudi ve`n-nesara, nr.2669; Ahmedi, "Musned", 18/322, nr.11.800; etj.
465 Ebu Davudi, "Sunen", kitab el-Xhenaizu, bab fil-lahdi, nr.3208; Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab ma xhae fil kauli nebijji sal-lallahu alejhi ve sel-lem el-lahdu lena, vesh-shekku ligajrina, nr.1045 dhe thotë se është Hasenu-Garib, por ky hadith transmetohet edhe nga

Muslimanët edhe emërtimin e fëmijëve e bëjnë me emra musliman dhe nuk imitojnë në këtë aspekt të huajt, sepse emri është identiteti kryesorë i njeriut. Kur vinin te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem njerëzit dhe prezantoheshin, në fillim u bënte pyetje në lidhje me emrin e tyre. Nëse emrin e kishin në përputhje me etikën Islame, e mbanin atë emër, e nëse ishte emër që nuk ishte në përputhje me etikën Islame, ua ndryshonte.

Nga e gjithë kjo, kuptojmë se besimtari musliman nuk duhet ta përvetësojë çdo gjë që i ofrohet përmes mediumeve dhe të mendojë se është moderne të merret e huaja, e nga ana tjetër të heq dorë nga kultura dhe tradita e vet. Në botë sot po bëhet luftë për të imponuar dhe për të mbrojtur traditat dhe kulturat, kurse ne po heqim dorë vullnetarisht nga e jona.

Perendimi mundohet në çdo mënyrë dhe me çdo kusht që të imponojë kulturën e saj vesterniste nëpër botën lindore, sidomos në atë Islame, kurse i mbajnë me xhelozi dhe respekt kulturat dhe traditat e veta. Më duket se vetëm ne jemi aq të pasionuar nga civilizimi vesternist që çdo ditë e më shumë po largohemi nga e jona! Edhe atë jo që po largohemi prej saj, por edhe e luftojmë atë deri në zhdukje. Është fatkeqësi kur sheh ortodoksët e krishterë prej serbëve dhe maqedonasve, të cilët janë shumë xheloz ndaj traditës së vet dhe mundohen me çdo kusht që ta mbajnë kulturën e

---

Xherir b. Abdullahu, Aishja, Ibni Umeri dhe Xhabiri; Nesaiu, "Sunen", kitab el-Xhenaizi, bab el-lahdu ve`sh-shekku, nr.2009; etj.

-Ibni Haxheri, "Telhisul Habir", 2/127, thotë: "Në sened gjendet Abdu`l-A`la b. Amir i cili është i dobët, por Ibni Sekeni e ka konsideruar Sahih, pasi ky hadith përcillet edhe nga transmetues tjerë përpos Ibni Abasit";

vet dhe e sulmojnë ashpër gjithë imponimin e kulturës së huaj, ndërsa ne pa asnjë shtypje, e pranojmë depërtimin e elementeve të huaja në shoqërinë tonë.

Perendimi shumë gjëra mundohet t`ia imponojë shoqërisë sonë, duke filluar nga legalizimi i martesave të së njëjtës gjini (LGBT), veshjet perëndimore (Tomy Hilfiger, Adidas, Puma, Levi`s, Nike), ushqimet e tyre (Mcdonallds, KFC, Burger King, Oreo, Milka, Nesquik, Maggi), pijet (Coca Cola, Pepsi, Fanta) teknologjinë (Apple, Microsoft, facebook, google), veturat (Ford, Jeep, Tesla), farmacinë, më pas edhe festimet e tyre si viti i ri dhe shumë festa tjera sataniste, kurse ne fatkeqësisht me krahë hapur i presim të gjitha sikur na vijnë prej lartësive qiellore si dhuratë hyjnore.

## KUR ËSHTË NATA E SHTRIGAVE?

Kohës së fundit përmes reklamave dhe mediumeve, kanë arritur në vendin tonë që të fusin një festë sataniste, festën e natës së shtrigave ose siç e quajnë ata me emrin *Halloween*. Kjo ditë bie çdo vit më datë 31 Tetor. Muslimani duhet pasur parasysh se nuk i lejohet të festojë festën e shtrigave, sepse nuk madhërohet diçka e cila ka prapavijë të errët dhe që bie në kundërshtim me parimet e fesë sonë.

Sipas Grillot de Givry[466] shtrigani dhe shtriga janë prifti dhe priftëresha e kishës sataniste. Kanë lindur në krishterizëm, ndërsa besojnë në satanën, i cili e ka zgjeruar doktrinën e tij

[466] Grillot de Givry, i lindur më 5.8.1874 në Paris të Francës, është okultist dhe autor i famshëm i cili ka shkuar libra të shumta mbi magjinë dhe magjistarët. Ka vdekur më 16.2.1929;

deri tek ata. Edhe kisha e merr shumë seriozisht çështjen e shtrigave, duke i kategorizuar si përfaqësues të satanës. Detyra kryesore e shtrigës ka qenë që të hedh magjinë tek njerëzit, duke ua dashur në çdo mënyrë të keqen. Ata kanë thirrur forcat e errëta dhe djallëzore gjatë këtij mallkimi duke bërë edhe marrëveshje me djallin.[467]

Nga analiza e këtij eksperti të okultizmit dhe forcave të errëta, shohim se shtrigat janë botëkuptim i përbashkët për bashkëpuntorët e Iblisit dhe shërbëtorët e djajve. Këtyre u përkushtohet kjo festë sataniste. Edhe në ueb faqen zyrtare të satanizmit, e gjejmë *Halloween*-in si festë zyrtare në mesin e pesë festave të njohura të satanistëve.[468]

## PREJ NGA E KA PREJARDHJEN HALLOWEEN?

Kjo festë, ka filluar të festohet në kontinentin Evropian nga Keltët (kanë jetuar diku para 2000 viteve) për festivalin e tyre të njohur me emrin *Samhain*[469], të cilët kanë jetuar në Irlandën e sotme, disa pjesë të Mbretërisë së Bashkuar dhe Francës, ku në këtë ditë kanë festuar edhe vitin e ri. Gjatë kësaj nate, njerëzit ndiznin kandila dhe vishnin kostume për të paralajmëruar nga sulmet e djajve. Kurse Irlandezët e kanë festuar si simbol i mbarimit të stinës verore, që ka një prejardhje pagane, ku është besuar se në këtë natë zbresin

---

[467] Shih: Zhan Shevalie dhe Alen Gerbran, "Reçnik na simbolite", Tabernakul, Shkup, 2005, fq.150;

[468] Shih: www.thesatanictemple.com/ satanic holidays;

[469] Samhain – është festival religjioz pagan i keltëve antik me traditë spirtuale. Është festuar më 31 Tetor deri më 1 Nëntor, për t`i shprehur mirëseardhje "mesit të errët të vitit". (shih: www.history.com/samhain dhe www.wicca.com/Samhain)

shpirtrat e ndryshëm. Papa Gregori i tretë në shek.VIII e caktoi 1 Nëntorin si ditë për nder të shenjtorëve.

Në perëndim, sot është e njohur si festë e shtrigave, ku fëmijët dhe të rriturit vishen me maska dhe kostume të trishtueshme, me çka dëshirojnë të simbolizojnë fuqitë e errëta. Ata kanë një traditë, ku shkojnë derë më derë, për të kënduar vjersha pagane para dere, derisa dikush iu jep atyre diçka si dhuratë, e pastaj shkojnë tek të tjerët.

## PËRFITIMET E SHTETIT NGA "NATA E SHTRIGAVE"

Popullata e SHBA-së për natën e shtrigave harxhon 6 miliard dollarë (ndonjëherë deri në 8 miliard), me çka radhitet si festa e dytë në radhë e cila sjell përfitim më të madh për shtetin. ¼ e të gjitha ëmbëlsirave të cilat shiten në ShBA janë të blera për Halloween. Shitoret prej këtyre shitjeve të ëmbëlsirave, gjatë kësaj feste fitojnë 2.2 miliard dollarë. Këto numra nuk janë të rastësishëm, sepse atje mbi 180 milion njerëz e festojnë këtë festë.[470]

Shohim se kjo festë është një profit i mirë për shtetin, dhe jo rastësisht shteti i përkrah këto festa, që janë me të vërtetë të shtrenjta për xhepin e popullit dhe fitimprurëse për shtetin dhe tregtarët. Por, pasuria dhe festimi i të huajve nuk është brengë e jona, përderisa ato nuk fillojnë të zënë fill edhe tek popullata e jonë. Kur shohim se edhe populli jonë

[470] Shih: www.history.com/ Halloween: origins, meaning & traditions; www.fortune.com/ here are the big, terrifying numbers on Halloween spending;

ka filluar të infektohet me këtë festë sataniste, atëherë është obligimi yni që të reagojmë dhe të ndalojmë përhapjen e saj me aq fuqi sa kemi.

## REKLAMA QË I BËHET KËSAJ FESTE

Fatkeqësisht, kjo festë sot po u reklamohet fëmijëve nëpër shkolla, nëpër mediume, nëpër video lojëra, kanale televizive dhe shoqata të ndryshme, të cilat po bëjnë thirrje për pranimin e kësaj feste si diçka të zakonshme dhe interesante, por pa treguar zanafillën e saj sataniste. Për njeriun e mençur, nuk ka nevojë shumë analizë për të kuptuar realitetin e kësaj feste, sepse vetë reklama e saj e cila paraqitet përmes shtrigave dhe kungujve me formë djallëzore, flet vetë për realitetin e vet.

Nëpër shumë supermarkete të mëdhaja që në hyrje vëndohen reklama të kësaj feste dhe gjatë kësaj jave bëjnë promocione të ndryshme të çmimeve me reklama ku paraqesin simbolet e kësaj feste sataniste dhe mundohen të tërheqin klientët sa më tepër.

Kësaj feste sataniste, fatkeqësisht i bëjnë reklamë edhe disa shtete muslimane. Njeriu habitet kur sheh muslimanët nëpër vendet arabe të entuziazmuar për Helloween. Trishtim është kur këto vitet e fundit shohim se kjo festë festohet publikisht edhe në shtetin ku filloi zbritja e Kuranit, në Arabinë Saudite, ndërsa arabët injorantë dalin të veshur me maska sataniste dhe enden rrugëve duke madhëruar këtë festë pagane dhe sataniste, duke shkelur mbi traditën shekullore

të vendit të vet. Atë që e lufton Kurani, ata mundohen ta mbrojnë dhe kultivojnë.

Sot fatkeqësisht edhe disa hoxhallarë të mashtruar nga propaganda mediatike e përkrahin këtë festë sataniste dhe mundohen ta paraqesin para masës si diçka që ka të bëjë vetëm me jetën civile dhe aspak me fenë. Ka të tillë që edhe mbajnë ligjërata *online* duke pretenduar se nuk ka ndonjë tekst fetar i cili e ndalon festimin e helloween-it, siç është një hoxhë në Angli i njohur si mufti Ebu Lejth.[471] Të tillë, fatkeqësisht kanë filluar të mbijnë edhe në trojet tona, të cilët i shërbejnë kësaj propagande për përhapjen e traditave pagane.

## SI TË VEPROJMË?

Duhet të bëjmë apel nëpër njerëz që të mos bien pre e propagandës së huaj të cilët mundohen që ta paraqesin këtë festë djallëzore si diçka moderne dhe të pafajshme.

Duhet që të flasim sa më shumë me të rinjtë që t`i bindim të largohen nga këto veprime djallëzore të cilat i tërheqin më shumë të rinjtë dhe fëmijët.

Të merren masa nga prindërit dhe mësuesit musliman, që të pamundësohet nëpër shkolla që të manipulohet me fëmijët, duke i ngjyrosur dhe veshur me kostume për këtë ditë.

---

[471] Mufti Abu Layth al-Maliki, emri i të cilit është Nahiem Ajmal, jeton në Mbretërinë e Bashkuar. Ka studiuar në Damask, Egjipt dhe në Pakistan.

Të flitet sa më shumë nëpër ligjërata nga ana e hoxhallarëve, nëpër xhami, mektebe, mexhlise, mediume, rrjete sociale, që mesazhi Islam kundër traditave pagane, të arrijë në veshin e të gjithë muslimanëve.

Të shpërndahet literaturë e shkruar në formë broshure, libri ose pamfleti, që njerëz të të gjitha moshave të kuptojnë realitetin e kësaj feste sataniste.

Ne e kemi për obligim që t`i largojmë fëmijët tanë nga këto festime djallëzore sepse djaj ka mjaftë. Ne kemi nevojë për njerëz të edukuar, t`u tregojmë fëmijëve tanë për festat Islame, e jo festat e pabesimtarëve. Të kemi kujdes mos ngjajmë me pabesimtarët në festime, tradita dhe sjellje, sepse qëllimi ynë është t`i bëjmë musliman të mirë e jo të bëhen pasues të shejtanit.

Ne si musliman duhet ta dimë se kemi festat dhe traditat tona, andaj nuk kemi nevojë që të fusim edhe këtë festë në kalendarin tonë, sepse nuk ka të bëjë asgjë me ne dhe nuk kemi mungesë festash që të pranojmë festat e huaja. Ne kemi dy festa që Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem na tregoi se janë më të mira se çdo festë tjetër, ato janë festa e Fitër Bajramit dhe Kurban Bajramit.

Kështu për fund apelojmë që të mbajmë larg nesh çdo feste pagane që nuk ka të përbashkët asgjë me Islamin, për të mbajtur fenë dhe popullin tonë të pastër nga traditat e huaja dhe për të mbajtur vendin të pastër që të mbjellim në të traditat dhe festat tona.

# *FESTIMI I 1 MAJIT*

Është interesante se si ndikohen popujt përmes kulturave të huaja, ku shohim se shumë popuj e humbin ose lënë anash identitetin e tyre, duke marrë nga të tjerët, pa analizuar se a është e dobishme ose e dëmshme ajo të cilën e huazojnë dhe e fusin në kulturën e tyre. Po ashtu duke mos krahasuar dhe bërë dallimin se cila është më e mirë, ajo të cilën e posedon, ose atë që e huazon.

Këtë e themi në bazë të asaj që shohim se si festa dhe tradita të huaja kanë depërtuar në përditshmërinë e myslimanëve, të cilët janë duke adoptuar kultura dhe festa të huaja që nuk kanë asgjë të përbashkët me ne.

Nga të tjerët merr, ose të themi më mirë, vjedh, ai i cili nuk posedon identitetin e vet, ai i cili nuk kupton rëndësinë e asaj që posedon. Ose thjesht, është tepër lakmitar ndaj të huajës, që rezulton me shkrirjen në kultura të huaja.

Sot këtë fenomen e shohim çdo ditë, ku identiteti jonë fetarë Islam ose kombëtarë, është duke u braktisur anash, kurse po vrapojmë pas çdo gjëje të huaj, edhe pse nuk kemi njohuri për vesin e ri të cilin po e sjellim në traditën tonë, ku një numër i madh i disa festave ose ditëve të shënuara, janë me prejardhje pagane, e aspak fetare, e u japim përparësi më tepër edhe se vetë festave tona që i kemi të trashëguara që nga koha e të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem.

Këtu vërtetohet edhe një nga mrekullitë e të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, të cilit Allahu xh.sh. ia tregoi disa ngjarje të së ardhmes, disa paralajmërime për popullin tonë. Një ndër ato është edhe paralajmërimi se ky *Ummet* do të ndjek të tjerët hap pas hapi, saqë nëse ata tentojnë të depërtojnë në vrimën e hardhucës, myslimanët do t`i ndjekin.

Këtë, do ta dëshmojmë përmes hadithit, të cilin e përcjellë Ebu Seid el Hudriju r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Do të ndiqni rrugët e popujve që kanë qenë para jush, pëllëmbë pas pëllëmbe, hap pas hapi, aq sa sikur ato të hynin në vrimë të hardhucës, ju do t`i ndiqnit pas!"* I thanë sahabët: "O i Dërguari i Allahut, a e ke fjalën për jehudët dhe krishterët?" Tha: *"E kë tjetër!"*.[472]

Kurse në një transmetim tjetër, thuhet se e kanë pyetur: "A Persianët dhe Bizantinët do t`i ndjekim?"[473]

Në këto dy transmetime, shohim se në hadithin e parë, përkufizohet imitimi i të huajve në aspektin fetarë, sepse përmendi fenë jehude dhe krishtere, kurse në transmetimin e dytë, e përkufizoi ndalimin e imitimit në aspektin nacional, sepse përmendi Persianët dhe Bizantët.

---

472 Buhariu, "Sahih", Ehadithu`l-enbijai, bab ma dhukire an beni Israile, nr.3456; Muslimi, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab it-tibau seneni`l-jehudi ve`n-nesara, nr.2669; Ahmedi, "Musned", 18/322, nr.11.800; etj.

473 Buhariu, "Sahih" kitab el-I`tisami bi`l-kitabi ve`s-sunneti, bab kauli`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem le tetebeunne senene men kane kablekum, nr.7319; Ibn Maxheh, "Sunen", kitab el-Fiteni, bab iftiraku`l-umemi, nr.3994; Ahmedi, "Musned", 15/508, nr.9819;

Pra, muslimani nuk lejohet të humb identitetin e vet fetarë ose kombëtarë, sepse çdoherë, materiali më i shtrenjtë, është ai origjinali, kurse kopja e saj, çdoherë është konsideruar e përbuzur. Edhe njeriu, me kulturën e tij origjinale, peshon më tepër në syrin e të tjerëve sesa ai i cili imiton të tjerët dhe largohet nga e vetja.

## ORIGJINA E FESTËS SË 1 MAJIT

Nga imitimet e shumta të cilët i kemi marrë nga të huajt, është edhe dallimi i ditës së 1 Majit, e cila është shpallur në shumë shtete botërore si ditë jo pune, ose e njohur gjërësish, si *dita e punëtorit*.

Por, çka e sjellë muslimanin e ditëve tona, që të solidarizohet me të gjithë, duke ua festuar festat e tyre, kur e dimë se askush nuk e kërkon atë prej tij? Ne jemi duke harruar bajramet dhe ditët e dalluara të fesë sonë, e nga ana tjetër festojmë ditët të cilat kanë ngelur nga sistemi komunist dhe që kanë origjinë sataniste!

Tash, në vijim, do të përmendim se çka simbolizon kjo ditë, që muslimani jonë i dashur, ta ketë të qartë se kur del në park ose natyrë, mu në datë 1 Maj, çfarë veprimi është duke festuar, sepse shumë pak e dinë origjinën ose prejardhjen e festave të huaja që po festohen në vendet tona. Të përmendim, se 1 Majin, e kanë si ditë feste shumica e shteteve botërore, përpos Arabisë Saudite, Omanit, Sudanit, Ugandës, Zimbaves, Iranit, Afganistanit, Turkmenistanit, Uzbekistanit, Nepalit, Mongolisë, Tajlandës, Indonesisë dhe disa shteteve tjera. Po ashtu Shtetet e Bashkuara të

Amerikës, Kanada dhe Australia, e festojnë ditën e punëtorit, por jo më 1 Maj, por në muajin Shtatorë.

Zyrtarisht, dita e një majit është shpallur si ditë feste, në shenjë përkujtimi ndaj disa protestuesve, të cilët më 1 maj të vitit 1886, kishin dalë në rrugët e Çikagos në Amerikë për orarin e punës, që të shkurtohet në tetë orë punë. Në këto protesta, më 4 maj, një person i panjohur hodhi një bombë, ndërsa nga shtënia e armëve nga ana e policisë, u vranë katër protestues. Turma e njerëzve doli nga kontrolli dhe rezultoi me 7 policë të vdekur dhe 4 protestues të tjerë. Si pasojë e kësaj, 4 udhëheqësit e protestave, u ekzekutuan nga shteti me varrje në shesh. Më 5 maj, policia në Milwoki dhe Viskonsin gjuajti me armë, duke vrarë 7 njerëz, prej tyre edhe një fëmijë. Që atëherë filluan protesta masive në mbarë shtetin për të drejtat e punëtorëve, dhe 1 Maj u shënua si ditë e punëtorëve.[474]

Që nga viti 1889, Rusia, Kuba dhe Korea, e festojnë këtë ditë si festë zyrtare shtetërore. Sistemi i kaluar komunist, i cili sistem i ka kushtuar rëndësi të madhe kësaj feste, me qëllim që ta largojë popullin nga festat me bazë fetare dhe t'i zëvendësojë me festa pagane, ka inkuadruar në kalendarin shtetërorë këto festa me baza anti-fetare. Një gjë e tillë është bazuar në ideologjinë marksiste.[475]

Por, dita e 1 Majit, ka ekzistuar shumë më herët para se të fillojë të festohet zyrtarisht si dita e punëtorit. Nga kjo, kuptojmë se në thelb, kjo festë nuk madhërohet në shenjë të punëtorit, por ka një prejardhje pagane sataniste.

---

[474] Shih: www.wikipedia.org/International worker`s day.
[475] Revista "Paqja", nr. 14, fq. 22, tema: viti i ri.

Dita e një majit tradicionalisht është festuar tek populli gjerman me qindra vite më parë, si festa e pranverës. Në këtë ditë, kanë luajtur, vallëzuar, kënduar dhe kanë përgatitur ushqime të ndryshme. Gjermanët e kanë quajtur Sankt Walpurgisnacht në shenjë nderimi për të, për kundërshtimin dhe luftimin ndaj shtrigave.[476]

Në perandorinë Romake, këtë ditë ia kanë kushtuar hyjneshës së tyre, e njohur me emrin Flora, e cila është konsideruar nga ata si hyjnesha e luleve, bimëve dhe pjellshmërisë. Për të, është festuar që nga 28 Prilli, deri më 3 Maj.[477]

Skocezët, Irlandezët dhe Gallët, e kanë festuar festivalin e tyre "Beltan" më 30 prill deri 1 Maj. Në këtë ditë, ata ndiznin zjarre dhe kryenin rituale pagane. Edhe sot e kësaj dite, paganët Keltë e festojnë këtë festë.[478]

Në disa kalendarë të vjetër, 1 Maji ka qenë dita e parë e stinës së verës.

Kurse në shekujt mesjetarë, evropianët zbukuronin shtëpitë me lule, kanë venduar një dru në oborr dhe kanë luajtur valle rreth tij.

Paganët kanë bërë sakrifica të mëdha përgjatë 13 ditëve (keni parasysh se edhe numri 13 është numër satanist) duke filluar që nga 19 Prilli dhe kanë zgjatur deri më 1 Maj, dhe gjithë këtë për hir të idhullit të tyre, që e quanin Molok ose Bal.

---

476 www.iamexpat.de/The unique history of May Day in Germany/
477 www.vindolanda.com/Flora dhe goddessof flowers/
478 www.wicca.com/Beltane

Idhulli Bal është madhëruar edhe nga paganët Mekas, të cilët idhullin e tyre e kishin futur në brendësi të Qabesë. Në këto sakrifica, janë përdorur edhe foshnje të cilat janë hedhur në zjarr.

Shënohet se edhe krimineli Adolf Hitler, ka kryer vetëvrasje me datë 30 Prill të vitit 1945, i cili po ashtu ka lënë porosi që trupi i tij të digjet, si sakrificë për idhullin e tyre Bal. Dihet se Hitleri ka qenë një okultist i njohur, i cili ka kryer shumë vrasje si rituale pagane. Ai vetëvrasjen, e ka kryer në ora 3:30, ku shohim numrat 3, 3, që formojnë numrin 33, i cili është numër me peshë të madhe te satanistët.

Ditën e një Majit, e madhërojnë edhe magjistarët Druidë, kurse është festa e dytë për nga rëndësia për grupacionin e Illuminatit, sepse kjo datë është edhe data e themelimit të kësaj organizate sekrete, e cila është e njohur si *Illuminati* (Mendjendriturit), e themeluar nga Adam Vajshop, më 1 Maj të vitit 1776. Ky grup, emrin e merr nga grupe njerëzish që i kanë takuar misticizmit Babilonas. Pra, Komunizmi e festoi 1 Majin, ditëlindjen e *Illuminati*-ve, nga shkaku se përkrahësi i Komunizmit, Karl Marksi, ishte vetë anëtarë në këtë shoqëri.[479]

Sipas paganëve evropian, në këtë ditë bëhen rituale falënderimi ndaj hyjut të pjellshmërisë, lëshohet muzikë dhe ka gëzim të madh për shkak gjelbërimit të natyrës. Kurse, sot, shumë grupe pagane, në këtë ditë manifestojnë rituale të ndryshme në natyrë. Muaji Maj sipas tyre është muaji i gjallërisë, është dita më e lumtur, pasi është dita e shumimit.

---

479 Shih: Nikolla M. Nikolov, "Komploti botëror", fq. 47, dhe fq. 168; Jim Marrs, "Kush e sundon botën", fq.321;

Shumë njerëz e kanë adhuruar natyrën dhe tokën në të kaluarën, ashtu siç ka edhe sot, por shumica e veprojnë këtë pa e ditur. Shembull konkret është mu 1 Maji. Në të kaluarën, ndër disa popuj, 1 Maji llogaritej si festë e shtrigave dhe satanistëve.[480]

Më vonë, kisha Katolike e ka adoptuar këtë ditë si ditë agjërimi, në shenjë respekti për shën Jozefin, burrin e Marisë, sipas versionit krishterë.[481]

Në faqen zyrtare të satanistëve, në mesin e festave sataniste, gjendet edhe festa *Hexennacht* (nata e shtrigave), e cila manifestohet më 30 prill, ose në mbrëmjen e 1 majit.[482]

Nëse futemi në analiza më të thella rreth kësaj date, do të shohim se kjo ditë është ditë e paganëve. Andaj çka e lidh muslimanin me këtë festë, që të del dhe të tubojë familjen e tij, mu në ditën kur idhujtarët adhurojnë natyrën, e muslimani t`u përngjajë atyre në adhurimet që i bëjnë? Vallë ne duhet t`i largojmë traditat e paganëve apo t`i kultivojmë, saqë edhe nëse dikush dëshiron t`i eliminojë ato, muslimanët tonë janë ata që e pengojnë eliminimin e tyre, fatkeqësisht, duke i festuar për çdo vit.

Dikush mund të arsyetohet kinse del në përkrahje të punëtorëve?! Por, si e kemi hallin ne të dallojmë ditën e

---

480 Për më tepër, shih: Dr. Keti Barns, "Masonski i okultni simboli", fq. 237-238; si dhe nga Dan Brown, "Kodi i Da Vinçit", Botimet Dudaj, 2003, fq. 127; Texe Marrs, "Kodet Magjike", fq. 611-612; David Icke, "Sekreti më i madh", fq. 366; Texe Marrs, "Rrethi i intrigës", fq. 254-255;

481 www.catholicnewsagency.com/Feast of st.Joseph the Worker/

482 www.satanictemple.com/Satanic holidays/

punëtorëve, kur 40% të popullatës e kemi pa punë. Sheh të gjithë të papunët, të cilët dalin në park për të festuar, a në fakt ata duhet të jenë rrugëve duke protestuar për të ulur papunësinë në shtet.

Andaj, bëjmë vërejtje deri te të gjithë besimtarët musliman, të cilët e shohin këtë fenomen në mesin e tyre, le të mundohen ta largojnë sa kanë mundësi. E nëse nuk munden të bëjnë asgjë më tepër, së paku ta urrejnë me zemër, mos ju afrohet atyre dhe mos lejon që familjet e tyre të afrohen në këto festa dhe kremtime.

Duhet të kemi kujdes dhe mos lejojmë fëmijët të infiltrohen në këto kremtime, sepse për ta është tërheqëse dhe zbavitëse, por më vonë ajo i bëhet ves, e pastaj do të jetë rëndë për ta larguar. Ne si prindër duhet që, fëmijëve t`ua zëvendësojmë dashurinë ndaj këtyre festave, me festat fetare.

Duhet t`i edukojmë fëmijët për festat dhe kulturën tonë, t`ua mësojmë ditët dhe netët e mëdhaja fetare, e jo të festojmë festa me origjinë pagane ose krishtere, sepse imitimi i të huajve shkakton që njeriu në Ditën e Ringjalljes, të ringjallet me ata të cilët i ka imituar në këtë botë.

Dhe t`i lutemi Zotit që shoqërinë tonë ta pastrojë nga këto rituale dhe festa pagane të cilat janë mbjellë në shoqërinë tonë nga shumë sisteme dhe organizata, për t`i larguar njerëzit nga feja e pastër dhe burimore.

# *DITA E SHËN VALENTINIT*

Si më parë, edhe sot, tek popullata jonë festohen festa të ndryshme pagane dhe të feve tjera, të ndikuar nga bashkjetesa me popujt, kulturat dhe fetë tjera. Po ashtu edhe nga historia jonë, ku një numër i madh i popullatës, i ka takuar fesë së krishtere, kurse njerëzit, me konvertimin e tyre në Islam, kanë bartur me vete edhe festat dhe traditat e vjetra. Kështu që kanë futur në kulturën tonë, edhe gjëra të huaja që nuk përkasin me traditën Islame.

Më herët kemi vërejtur tek popullata e jonë muslimane, që festat e shën Mitrit dhe shën Gjergjit, janë festuar rregullisht dhe në mënyrë aktive, por me kalimin e kohës, këto janë larguar prej traditës sonë. Por njerëzit të cilët duan të dëmtojnë fenë Islame, përsëri si nga jashtë ashtu edhe nga brenda, nuk lënë të kalojë shumë kohë dhe fusin në mesin e myslimanëve, festime të huaja, dhe sot, tek popullata jonë kanë filluar të festohen në mënyrë aktive festa e dy priftërinjëve tjerë, ajo e shën Nikolasit për vitin e ri, si dhe në kohën e fundit, edhe një festë tjetër me prejardhje pagano-krishtere, e quajtur *shën Valentini*, ose dita e të dashuruarve.

Ne do të analizojmë këtë të fundit, që popullata jonë ta kuptojë realitetin e kësaj dite, sepse rinia në mënyrë të verbër, e ndjek çdo gjë që plasohet në mediume. Andaj jemi të obliguar të thërrasim rininë, që të largohen nga kjo festë dhe të mos e bëjnë traditë madhërimin e kësaj dite me ndonjë aktivitet.

HISTORIKU I SHËN VALENTINIT

Do të fillojmë me historikun e shën Valentinit, për të parë se çka në realitet simbolizon ai dhe prej nga e ka prejardhjen festimi i ditës së tij.

Kjo ditë, festohet me datë 14 shkurt, që ka qenë ditë e shenjtë tek paganët Romak, të cilët këtë ditë ia kanë kushtuar *Lupercalia*, zotit të tyre të fertilitetit, fekondimit ose pjellshmërisë. Në këtë ditë, kanë bërë sakrificë kafshë të ndryshme, si dhitë ose qentë, për zotin e tyre të pjellshmërisë.[483]

Edhe në ueb faqen zyrtare të satanistëve, në mesin e festave satanike figuron edhe Lupercalia, e cila është manifestuar më 15 shkurt.[484]

Edhe tek okultistët, muaji i shkurtit simbolizon dashurinë, lindshmërinë dhe aktet intime, pastaj, të krishterët e kanë adoptuar këtë festë prej paganëve, e për hir të një shenjtori krishterë, i cili ka jetuar diku 269 vjet pas erës sonë, i cili është djegur për së gjalli, ndërsa ajo që ka ngelur prej tij, është varrosur një pjesë në kishën Praks në Romë dhe një pjesë tjetër në kishën Karmellajt në Irlandë. Kjo datë deri vonë, nuk është ndërlidhur aspak me çështjen e dashurisë, por thjesht sakrificës së shenjtorëve krishterë.

Shën Valentini, ka qenë një prift, i cili ka lidhur martesa në mes çifteve, në kohën kur perandori Romak, ka lëshuar urdhër, që ushtarët të mos martohen, shkaku i dobësimit të

---

483 www.history.com/Lupercalia/

484 www.satanictemple.com/Satanic holidays/

tyre. Me këtë vendim, nuk ishte i pajtimit shën Valentini, i cili ka lidhur fshehurazi lidhje kurore në mesin e ushtarëve romak. Por, kur kupton perandori Romak, Claudius II, e burgos për një periudhë, e më vonë e dënon me vdekje. Ekzekutimi i tij thuhet se ka ndodhur më 14 Shkurt. Prandaj, edhe ka ngelur dita e Valentinit, më 14 Shkurt, për ta përkujtuar në këtë ditë sakrificën e shën Valentinit, që ka bërë për dashurinë e njerëzve të cilët i ka kurrorëzuar në mënyrë ilegale.

Papa Gelasius I, në shek.5, eliminoi festimin pagan të Lupercaliasë e cila festohej më 14 shkurt dhe e zëvendësoi me festimin e rënies dëshmorë të shën Valentinit mu në këtë ditë dhe atij ia kushtoi këtë ditë.[485]

Mbreti Henri i 8, e ka shpallur ditën e Valentinit si festë shtetërore në Angli në vitin 1537.[486]

Por, në vitin 1969, kisha katolike, vendos që ta largojë këtë datë si ditë e dalluar në Kalendarin Gjeneral Katolik dhe si festë krishtere, sepse priftët kanë vlerësuar se kjo festë nuk ka asnjë ndërlidhje me fenë krishtere, pos se më datë 14 Shkurt, është djegur për së gjalli shën Valentini dhe do të vazhdojë të njihet si shenjtorë.[487]

Shohim se shën Valentini është dënuar nga perandoria Romake, shkaku që ka kurorëzuar njerëzit në mënyrë të jashtëligjshme! Vallë, a nuk po praktikohet edhe sot e kësaj dite ky ves, ku njerëzit në emër të dashurisë dhe madhërimit

---

485 www.history.com/Lupercalia/
486 www.library.vicu.utoronto.ca/Valentines/
487 www.britannica.com/St.Valentine/

të kësaj date, bashkëjetojnë të rinjtë dhe jetojnë si burrë e grua, pa asnjë lidhje martesore! E këtë traditë janë duke marrë edhe bijtë dhe bijat tona muslimane!

## PËRFITIMET E SHTETIT NË DITËN E SHËN VALENTINIT

Edhe kjo festë, si të gjitha festat tjera, është bërë një mënyrë e suksesshme për të mbushur buxhetin e shtetit dhe harxhimin e pasurisë së njerëzve. Vetëm në ShBA gjatë vitit 2023, popullata ka harxhuar 26 miliard dollarë për dhurata në ditën e Valentinit.[488] Kurse në Britani, me popullatë prej 30 milion banorë, për shën Valentinin e vitit 2024, nga popullata janë harxhuar 1.5 miliard funta.[489] Këtu shohim se sa njerëzit janë të dhënë pas harxhimit të pasurisë në gjëra të kota dhe ngritjes së një kulti mbi festimin e një figure krishtere, ndërsa aspak nuk janë të vetëdishëm se me aktivitetin e tyre në këtë datë, ata madhërojnë sakrificën e një prifti që ka bërë për të përhapur amoralitetin.

## DEPËRTIMI I KËSAJ FESTE NË POPULLATËN TONË

Fatkeqësisht, ky fenomen ose kjo anomali, po lëshon rrënjët e saja edhe në shoqërinë tonë muslimane, ku të rinjtë të pasionuar nga ajo që bëjnë të huajt, si dhe nga zbukurimi që shejtani i bën haramit, ato mashtrohen pas këtyre festave dhe mundohen t`i praktikojnë në mënyrë të përpiktë.

---

488 www.forbes.com/Valentines day spending.../

489 www.finder.com/Valentine day/

Dëshirojnë të mbjellin tek rinia e jonë dashurinë dhe flirtin, e pastaj t`i caktojnë këtij harami edhe një ditë feste, që të legalizohet e keqja dhe të pranohen si gjëra të zakonshme nga ana e shoqërisë.

Sot po jepet një pasqyrë e rrejshme se çka është dashuri! Është një deluzion se si u paraqitet të rinjve koncepti dashuri! Sot të rinjtë janë të stërngarkuar me filmat e serialeve televizive, me muzikë romantike, ku është dhënë një pasqyrë e gabuar se çka do të thotë dashuri! Sot po shkelen fondamentet kryesore të familjes, në emër të asaj që media na e paraqet si dashuri! Të rejat sot, janë në gjendje të harrojnë babanë dhe nënën, familjen dhe të gjithëve tua kthejë shpinën, për romancën e tyre të madhe! Harrojnë se kush i rriti ata! Harrojnë se kanë përgjegjësi dhe hak ndaj prindërve! Harrojnë ato vajza që martohen pa leje me të dashurin, se kënaqësia e Allahut xh.sh. është në kënaqësinë e prindit, e hidhërimi i Allahut xh.sh. është në hidhërimin e prindërve!

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ktheu prapë një djalosh i cili deshi të shkonte në *xhihad*, vetëm pse i kishte lënë të mërzitur prindërit dhe ishte nisur në luftë pa lejen e tyre. E mos flasim që të largohet vajza nga shtëpia pa lejen e prindërve për t`u martuar me një djalë të cilin ndoshta edhe nuk e njeh sa duhet.

Shumë të rinj, rebelohen ndaj prindërve të tyre. Shohim vajza të cilat fshehurazi fillojnë lidhje dashurie, e pastaj pa pëlqimin e prindërve martohen, ndoshta edhe pa lejen e tyre. Po ashtu edhe djali martohet me një vajzë pa lejen e familjes dhe prindërve, në emër të dashurisë së jetës, kurse e fillojnë jetën e tyre në rebelim duke shkelur elementet kryesore të

familjes. Pastaj do të pritet prej tyre që të edukojnë fëmijët e tyre se si duhet të jetë respekti ndaj prindërve dhe familjes?! Paramendoni një i rebeluar ndaj prindërve të mësojë fëmijën e vet sesi duhet të respektohet prindi?

Feja Islame erdhi për ta çliruar njeriun prej këtyre koncepteve të gabuara, në lirinë e dashurisë së vërtetë dhe vlerave të vërteta. Njeriu duhet të çlirohet nga burgu i reklamave dhe zbukurimeve që i bëhet haramit! Ne nuk duhet të pranojmë gjithçka si të mirë, vetëm pse media na e ofron si të tillë!

Përmes mediave, po bëhet reklamë se në ditë të sodit është normale të kesh të dashur dhe se është turp të jesh *singlë*? Por, mos harro, jeta është e jotja dhe ti vendos se çka do të bësh me të. Andaj jeto për kënaqësinë e Allahut xh.sh., e jo për kënaqësinë e njerëzve të cilët nuk e kanë dertin se ku do të përfundosh ti, në Xhenet ose në Xhehenem!

Vish mbulesën dhe mos u turpëro për asgjë. Nëse Lejdi Gaga, një këngëtare e devijuar vesh fustanin me copa të mishit dhe të gjithë të tjerët mendojnë se kjo ishte një veshje e bukur dhe shumë artistike, ose kur shohim modelet e sodit të cilat veshin veshje prej më të çuditshmëve, atëherë aspak mos u turpëro dhe mos u mërzit për mendimet e njerëzve, çfarë do të thonë për mbulesën tënde, sepse ata asnjëherë nuk do të tregojnë se çka është e mirë për ty, por vetëm se çka është e bukur për syrin e tyre! Andaj jeto sipas rregullave të Allahut xh.sh. e jo sipas rregullave të shejtanit!

Perceptimi i emocioneve hormonale si dashuri, është një gabim i madh, sepse në emër të kësaj që dikush mendon se është dashuri, po shkatërrohen familje, po prishen raportet

me prindërit, prishen me familjen, ia prish dikujt lidhjen martesore, ia shkatërron dikujt jetën, e pastaj thonë se kjo ishte dashuri? Për hir të Zotit, ndërpre me leximin e librit të *Romeo dhe Zhulietës*, dhe fillo të lexosh Kur`anin që të mësosh se çka duhet të bësh në jetë dhe rregulloje jetën tënde, sepse jeta nuk është film serik e as jetë virtuale, por realitet që duhet të ballafaqohesh me të!

E gjithë zinaja që kryhet në këto ditë, sjellë pasoja të rënda për shoqërinë dhe përhapjen e sëmundjeve të ndryshme, si sida ose sifilizi, abortimet e shumta, të gjitha këto arsyetohen nga shoqëria në emër të dashurisë! Kjo është fatkeqësi e jo dashuri!

Nëse dikush e do dikë, le të martohet me të, e jo të qëndrojë në lidhje dashurie, telefonata, biseda dhe takime. Këto të gjitha janë haram në fenë tonë dhe nuk lejohet njeriu të provojë nderin e njerëzve, e pastaj të thotë jo nuk më pëlqen.

Allahu xh.sh. tregoi për ata të cilët kryejnë amoralitet, se do të kenë dënimin të dyfishuar në botën tjetër! Ata që nuk janë musliman dhe e kryejnë amoralitetin, do të marrin dënimin e tyre në botën tjetër, por muslimani do ta merr të dyfishuar, shkaku se e ka ditur që është e ndaluar dhe përsëri e ka kryer. Prandaj, Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "**Edhe ata që pos All-llahut, nuk lusin zot tjetër dhe nuk mbysin njeriun që ka ndaluar All-llahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri...".**[490]

Pra, Allahu xh.sh. e radhitë zinanë pas shirkut dhe vrasjes, si një ndër krimet më të shëmtuara, sepse të gjitha këto mëkate,

---

490 Kurani, Furkan, 68-70;

cenojnë dinjitetin dhe të drejtën e njeriut. Më pas Allahu xh.sh. thotë: “**Ndërsa kush i punon këto, ai gjen dënimin”.**

E për të ardhur në atë që thamë më herët, se këtij njeriu, i cili ka kryer këto mëkate ose njërin prej tyre, do të gjejë në Ditën e Gjykimit dënimin e dyfishuar, thotë në vazhdim, në ajetin tjetër: **“Atij i dyfishohet dënimi Ditën e Kiametit dhe aty mbetet i përbuzur përgjithmonë”.**

Por, Allahu xh.sh. nuk është që e dëshiron dënimin e robit të Tij dhe ndëshkimin e tij, po as që ia ka mbyllur të gjitha dyert porse Allahu xh.sh. është i mëshirshëm dhe i fal gabimet e besimtarëve, nëse ato pendohen për atë vepër dhe kërkojnë falje duke përmirësuar gjendjen e tyre, që të mos vazhdojnë të jetojnë jetën e tyre në shfrenim. Në fund Allahu xh.sh. thotë: **“Përveç atij që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, të tillëve All-llahu të këqijat ua shndërron në të mira. All-llahu është mëshirues, ndaj Ai falë shumë”.**

Nëse njeriu pendohet, fillon të besojë dhe të veprojë punë të mira, Allahu xh.sh. nga mëshira e Tij, ia shndërron mëkatet e tija në vepra të mira, saqë në Ditën e Gjykimit, mëkatet e tija të mëparshme, do t`i gjejë si vepra të mira, andaj, kjo derë është e hapur për ju dhe pret të hyni përmes saj.

Është fakt i pamohueshëm, se rinia e sotme janë në një sprovë, edhe atë sprovë shumë të rëndë, që nuk është parë më herët në histori. Kjo lakuriqësi e gjinisë femërore në ditët e sodit, nuk ka qenë asnjëherë më parë në histori. Andaj, këtu në shtetet Perëndimore, i riu është në një sfidë, ku mund të thellohet shumë në harame. Por edhe mund ta fitojë Xhenetin, siç thuhet në hadithin të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a. për shtatë kategoritë të cilët do të jenë nën

hijen e Arshit. Një prej tyre është edhe i riu, i cili është rritur në adhurim ndaj Allahut xh.sh. Po ashtu, një person, i cili ftohet për të bërë zina nga një grua e bukur dhe autoritative, e ai thotë se i frikohet Allahut xh.sh.[491]

Sprova e grave është e rëndë, saqë të gjithë popujt e mëhershëm janë sprovuar me fitnen e grave. Në një hadith, që e transmeton Usame b. Zejdi r.a. tregohet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk kam lënë pas vete fitne (sprovë) më të dëmshme për burrat, sesa gratë".*[492]

Në Kuran, Allahu xh.sh. thotë: **"A menduan njerëzit se do të lihen të thonë ne besuam, e të mos vihen në sprovë".**[493] Pra, Allahu xh.sh. do na sprovojë, por lum ai i ri dhe ajo e re që i shmanget fitnes dhe shpëton besimin e vet.

Ti do të vihesh në sprovë në shkollën tënde, kur ti je një djalosh i ri, ndoshta i moshës 18-19 vjeçare, kur hormonet janë rëndë për t`u kontrolluar, e ti në studime së bashku me koleget, të cilat janë të veshura në mënyrë provokuese. Po ashtu, sprovohesh gjersa ecën edhe në rrugë, ose në rrjete sociale, ku ndoshta edhe në këto momente, shkruan me ndonjë të sapo njoftuar në facebook ose Instagram!

Nëse dëshiron t`i ikësh fitnes dhe të shpëtosh veten që të mos biesh në harame, fshij ato shokë ose shoqe, me të cilët

---

491 Shih: Buhariu, "Sahih", kitab el-Edhani, bab men xhelese fi`l-mesxhidi jentedhiru`s-salate, nr.660; Muslimi, "Sahih", kitab ez-Zekatu, bab fadlu ihfai`s-sadakati, nr.1031; etj.

492 Buhariu, "Sahih", kitab en-Nikahi, bab ma jutteka min shu`mi`l-mer`eti, nr.5096; Muslimi, "Sahih", kitab er-Rikaku, bab ektheru ehli`l-xheneti`l-fukarau, nr.2740; etj.

493 Kurani, Ankebut, 2;

nuk të lidh asgjë, pos haramit. Ule shikimin, sepse edhe shikimi, do të ketë përgjegjësi, siç thotë Allahu xh.sh. në Kuran: **“Për dëgjimin, shikimin dhe atë që keni në zemra, për të gjitha këto do të pyeteni”.**[494]

Gjithashtu, në një hadith të cilin e përcjell Ebu Hurejre r.a. tregohet se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “*...Dy sytë bëjnë zina, e zinaja e syrit, është shikimi...”.*[495]

Është normale se do të sprovohet vajza e re me rënien në këtë mëkat, kur ajo veprimet e ditës së saj, gjithçka që bën, i poston fotot në facebook. Kur ha, kur del në shëtitje, kur rri me shoqet, bile edhe në gardërobën e saj ose në banjë, postojnë fotot e tyre në rrjetet sociale, e pastaj me mijëra djem të panjohur, ia pëlqejnë dhe komentojnë fotografitë e saja. Është shumë pranë logjikës se kjo vajzë do të bie pre e fitnes dhe rrjetit të shejtanit, i cili tërë ditën mundohet të gjejë metodën se si t`i mashtrojë të rinjtë dhe të rejat.

Sot shumë të rinj dhe të reja, fillojnë biseda me të panjohur, duke u arsyetuar me atë se i bëjnë njëri tjetrit thirrje në fenë Islame, e që pastaj të shohësh në fund të bisedës kërkesë për dalje në takim. Pra filloi biseda me thirrje për në fenë e Allahut xh.sh. dhe përfundoi si thirrje për në gojën e shejtanit dhe gropën e Xhehenemit!

---

494 Kurani, Isra, 36;

495 Buhariu, “Sahih”, kitab el-Kaderu, bab ve haramun ala kerjetin ehleknaha..., nr.6612; Muslimi, “Sahih”, kitab el-Kaderu, bab kuddire ala ibni Ademe hadhuhu mine`z-zina ve gajrihi, nr.2657; Ahmedi, “Musned”, 14/210, nr.8526; etj.

O ti i ri dhe e re, kur të vish në këtë moshë, ti je përgjegjëse për fenë tënde, e nuk është prindi më përgjegjës për ty. Ti do të japish llogari për të gjitha që i vepron, sepse ti ndoshta fshihesh prej syrit të prindit, apo mundohesh të mbash lidhje sekrete me ndonjë të gjinisë së kundërt, por harron se Allahu xh.sh. të sheh dhe nuk ka vend ku mund të shkosh, që Allahu xh.sh. mos e dijë se çka vepron. Andaj, si mendon se je duke e mbajtur një lidhje dashurie sekret? Prej kujt e mban sekret? A mos mendon se e fsheh edhe prej Zotit të botëve, që di gjithçka?

Nëse je i ri ose e re dhe nuk mund të kontrollosh emocionet ose pasionet, atëherë zgjidhja e kësaj është martesa, e jo flirti. Transmeton Ibni Abasi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk kemi parë për dy të dashuruar si zgjidhje pos martesës"*.[496]

Martohu që të arrish të kontrollosh emocionet. Po ashtu, nëse nuk arrin edhe përmes kësaj të largohesh nga fiksimet e shejtanit, atëherë agjëro, sepse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tregoi se edhe kjo është zgjidhje. Transmeton Ibni Mes`udi r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"O ju të rinjë, kush prej jush ka mundësi të martohet, le të martohet, sepse ajo ndalon shikimin (haram) si dhe është mbrojtje për organin, e ai që nuk ka mundësi, le të agjëroj, sepse kjo është mënyra më e mirë për frenimin e tij"*.[497]

---

[496] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab en-Nikahi, bab ma xhae fi fadli`n-nikahi, nr.1847; Hakimi, "El-Mustedrek", 2/174, nr.2677 dhe thotë se "hadithi është Sahih sipas kushteve të Muslimit, por ai nuk e ka shënuar", po ashtu Sahih e konsideron edhe Busiri në librin e tij "Ez-Zevaid".

[497] Buhariu, "Sahih", kitab es-Saumu, bab es-saumi limen hafe ala nefsihi`l-uzubete nr.1905; Muslimi, "Sahih", kitab en-Nikahu, bab

Largoje syrin nga shikimi i gjinisë së kundërt, mos dëgjo këngë të cilat e nxisin epshin dhe dashurinë haram, mos shiko filma që janë të destinuara enkas për shkatërrimin e moralit, mos kontakto me njerëz të cilët nuk është e nevojshme biseda me ta. Ke kujdes në internet nga shoqërimi dhe biseda me njerëz të ndryshëm, mos posto fotot personale, ngaqë ato sot po keqpërdoren në shumë forma. Po ashtu ke kujdes ibadetin, namazin, dhikrin dhe leximin e Kur`anit, afrohu me muslimanë të ndershëm dhe të kujdesshëm në moralin e tyre, ndihmo në shtëpi, merru me diçka, e mos bëj në kokën tënde tërë ditën filma romance të Hollywoodit. Në këtë mënyrë do të gjesh shërimin e zemrës, që pastaj të mos kesh nevojë t`i japësh rëndësi ditës së Valentinit, sepse ti ke ideale shumë më të larta dhe fisnike në jetë, sesa të madhërosh festat e priftërinjve krishterë. Dashuria mund të kthehet edhe në sëmundje dhe në stresime psikike.

Shumë njerëz, kur ju thotë se është haram të festohet ose edhe vetëm të dallohet një festë e huaj, ato kthejnë fytyrën dhe konsiderojnë se kjo nuk është mëkat. Bile edhe nëse e konsideron mëkat, nuk e sheh të rrezikshëm. Por, Abdullah b. Mes`udi r.a. ka thënë në një fjalim të tij: "Besimtari e sheh mëkatin si një kodër, që frikohet të mos bijë mbi të, kurse

---

istihbabu`n-nikahi limen takat nefsuhu ilejhi, nr.1400; Ebu Davudi, "Sunen", kitab en-Nikahu, bab et-tahridu ale`n-nikahi, nr.2046; Tirmidhiu, "Sunen", kitab en-Nikahi, bab ma xhae fi fadli`t-tezvixhi ve`l-hathi alejhi, nr.1081 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Sahih; Nesaiu, "Sunen", kitab es-Sijami, bab dhikru`l-ihtilafi ala Muhamed b. Ebi Jakub fi hadithi ebu Umame fi fadli`s-saimi, nr.2239; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab en-Nikahi, bab ma xhae fi fadli`n-nikahi, nr.1845; Darimiju, "Sunen", kitab en-Nikahi, bab men kane indehu taulun fel jetezev-vexh, nr.2211; Ahmedi, "Musned", 7/122, nr.4023;

mëkatari, e sheh atë si një mizë që është ndalur në hundën e tij dhe e largon me lehtësi”.

Nuk kërkohet lumturia vend e pa vend. Njeriu si i hutuar, vrapon pas shumë gjërave në këtë jetë, me shpresë se do të gjejë lumturinë. Por në shoqërinë e atyre që gjenden këto festime të shthurura, ku dominon pasuria dhe dëshirat me pasion, shohim se nuk janë të lumtur dhe shpëtimin e gjejnë vetëm në vetëvrasje. Pra, kjo nuk është vendi ku duhet të kërkohet lumturia, por në ato gjëra që me të vërtetë janë vlerë e muslimanit, si feja, adhurimi, familja, fëmijët, bashkëshortja ose bashkëshorti, etj. Islami nuk e ndalon dashurinë, por nuk lejon që ajo të shfrenohet dhe të sillet vërdallë. Islami i vendos kritere dashurisë dhe e legalizon atë vetëm në normat e të lejuarës.

Dikush thotë se unë e dua gruan time dhe i dërgoj dhurata në ditën e shën Valentinit? Po përse mu në këtë ditë? Bëje këtë në ndonjë ditë tjetër, e jo në këtë ditë, që të bashkohesh dhe të solidarizohesh me pabesimtarët në festat e tyre! Dhënia e dhuratave ose ushqimeve, është traditë Islame. Bile Islami e nxitë atë, por nuk e lejon atë të kryhet në atë ditë kur e kryejnë edhe jobesimtarët.

Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë se më i miri prej jush është ai i cili është më i mirë me bashkëshorten e vet. Por këtë le ta ketë në jetën e tij bashkëshortore, pa datë të caktuar, por çdo herë dhe gjatë tërë kohës!

Dashuria nuk ka ditë në të cilën duhet të përkushtohesh në të, por ka një jetë, në të cilën t`i duhet të përkushtohesh, duke filluar nga dashuria për Allahun xh.sh., ndaj Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndaj fesë, ndaj

prindërve, ndaj bashkëshortit/es, ndaj fëmijëve, e kur ta mbushësh këtë zbrazëtirë në zemrën tënde me këtë dashuri, nuk do të ngel vend për dashurinë haram.

## *8 MARSI APO RESPEKTIMI I NËNËS?*

Duhet të bëjmë dallimin ndërmjet realitetit dhe mashtrimit, në mes sinqeritetit dhe reklamimit të rrejshëm, sepse sot shumë njerëz thërrasin në të drejtat e grave, kurse vet i shkelin ato të drejta, flasin për respektin ndaj nënës, e mu ata që e shënojnë këtë ditë, janë personat që prindërit e tyre i kanë dërguar nëpër shtëpi të pleqve, e për t`ia kujtuar vetes se i kanë prindërit gjallë, e kanë caktuar 8 Marsin, që t`u kujtohet për të shkuar t`i vizitojnë një herë në vit, ndërsa 364 ditë të tjera t`i lënë në harresë.

Kjo nuk është për muslimanin, sepse atij nuk i nevojitet 8 Marsi të përkujtojë se ka nënë dhe grua, por e ka Kuranin dhe sunetin e të Dërguarit të Allahut, ku na bëhen të qarta raportet tona familjare, se si duhet të sillemi ndaj prindërve, si të sillemi ndaj bashkëshortes, ndaj fëmijëve, ndaj motrës dhe vëllait, e të gjitha këto, të sqaruara në mënyrë të përkryer.

Bamirësia ndaj prindërve është virtyt i shpirtrave të ndershëm. Ajo do të ishte vepër e lavdëruar edhe sikur të mos ishte urdhër i All-llahut xh.sh. E ç'mund të themi nëse ajo është më tepër se një vepër e lavdëruar? Me bamirësinë ndaj prindërve fshihen mëkatet, pranohen lutjet te Zoti i botëve, zgjerohet gjoksi, jeta bëhet e lumtur dhe mbetet përkujtimi i mirë pas vdekjes.

Ne duhet të ndërgjegjësohemi për festat tona dhe për këshillat që na janë dhënë, se si të sillemi ndaj nënës, e jo të jemi imitues injorant të popujve tjerë, pasi këto festa janë

shpikur nga jomyslimanët, të cilët sipas tyre po e nderojnë femrën, e në fakt po e mashtrojnë. Të mjerët ne që vrapojmë pas luleshitësve për të bërë një buqetë me karafila, e madje duke i mësuar fëmijët tanë me një edukatë të tillë në vend që t`i mësojmë të vërtetën.

Veç tjerash, në një ditë feste si kjo, ka një efekt negativ në psikologjinë e fëmijëve, të cilët nuk i kanë pranë nënat ose që u kanë vdekur, kështu këto të fundit nënçmohen para fëmijëve të tjerë.

Pse të kemi nevojë për metodat ose moralin e perëndimorëve kur Allahu xh.sh. e ka obliguar mirësinë dhe respektimin ndaj nënës dhe e ka ndaluar padrejtësinë ndaj saj dhe për këtë respekt drejtuar prindërve hapi shpërblime të mëdha?!

Kuptohet qartë se nuk na nevojitet një ditë për të kujtuar që kemi një nënë për të respektuar, ose një grua, ose një vajzë. Nëse ne sillemi sipas porosive të Allahut xh.sh. dhe të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, atëherë ne nuk do të kemi nevojë për një ditë të tillë. Madje do ta kuptojmë se kjo ditë është veçse një mashtrim dhe jo një nderim për nënën ose gruan në shoqërinë ku ne jetojmë.

A mendon dikush se nëse i ka dhuruar një lule plastike një herë në vit, i ka dalë hakut, e pastaj prej ditës tjetër, kthehet përsëri ashtu siç është sjellë edhe më herët? A mendoni se kush ju ka mbajtur me vështirësi në bark, kush me vështirësi ju ka lindur, kush ka qëndruar pa gjumë tërë natën për ju, kush e lë anash veten për ty, kush është kujdesur kur je sëmurë? E tash dëshiron të lash borxhin vetëm me një lule?!

Kur një njeri nga Jemeni i cili e barte në shpinë nënën e tij gjatë tavafit, e pyeti Abdullah ibni Umerin r.a. se a i kam dalë hakut nënës që po e barti në shpinë? Ai i tha: "Ti me këtë, nuk i ke dalë hakut as për një natë që ajo e ka prish gjumin kur ti ke qarë".[498]

Nëna e cila ka bartë fëmijën në barkun e saj nëntë muaj me vështirësi të njëpasnjëshme dhe sa më tepër që është zhvilluar fetusi i ka shtuar asaj barrën dhe mundimin. Ajo e ka lindur atë me plotë dhimbje duke iu ekspozuar vdekjes. Ajo të gjitha shpresat e saja i ka të varura për këtë fëmijë në të cilin sheh lumturinë e jetës dhe bukuritë e saj. Pastaj kjo nënë i shërben fëmijës ditë e natë, e ushqen me shëndetin e saj, e çlodhë me të lodhurit e saj, qumështi i saj është ushqim për të, kujdesi e saj është shtëpi për të, kraharori dhe duart e saj janë shtrat për të, e mbron dhe përkujdeset për fëmijën e saj, uritet për ta ngopur atë, rin pa gjumë që ai të flejë. Është e mëshirshme me fëmijën e saj. Kur mungon ajo, fëmija atë e thërret, nëse e godet ndonjë gjë e padëshiruar, te nëna e tij kërkon ndihmë. Mendon se tërë e mira burimin e ka tek ajo dhe se e keqja nuk mund ta godet kur është në përqafimin e saj ose kur ajo e vështron me syrin e saj.

E si mund pas tërë kësaj nëna të shpërblehet me mosrespektim dhe kthimin e shpinës. O Zot kërkojmë falje dhe mëshirë!

Babai me tërë forcën e tij punon, vrapon dhe largon pengesat e ndryshme duke kërkuar kafshatën e gojës që ta shpenzojë te fëmijët e tij. Me fytyrë të buzëqeshur hyn në shtëpi, i gëzuar del prej shtëpie. Kur është prezent lidhet për

---

[498] Buhariu, "Edebu`l-Mufred", fq.27, nr.11;

fëmijën, e përqafon dhe e mban në prehër. E si mund tërë kjo të injorohet. Zoti të na mbrojë nga përbuzja.

## HISTORIKU I 8 MARSIT

Në fillim, dëshirojmë të përmendim se prej ku e ka prejardhjen 8 Marsi, sepse kjo lëvizje e cila ka themeluar 8 Marsin si ditë ndërkombëtare, është shumë vonë, ku nënkuptohet se para kësaj, gruaja as që është llogaritur si njeri, saqë deri në shekullin e 18, në Angli kishte treg për shitjen e grave. Kurse feja Islame, jo në shekullin 19, por që në shekullin e 6 i ka rregulluar raportet dhe të drejtat e gruas në shoqëri. Që do të thotë se Islami e ka tejkaluar ligjin perëndimorë për të drejtat e gruas për 1300 vjet. E pastaj fillojnë të flasin disa se feja Islame nuk i njeh të drejtat e gruas, ndërsa as që ka lexuar diçka për Islam.

Ideja e Ditës Ndërkombëtare të Gruas e ka zanafillën më 8 mars 1857, kur disa gra punonin në fabrikat e tekstilit në Nju Jork, në SHBA, bënë një protestë kundër kushteve jonjerëzore të punës dhe pagave të ulëta.[499]

Më 8 mars 1908, 15.000 gra marshuan në Nju Jork duke kërkuar më pak orë pune, pagë më të mirë, të drejtë vote dhe fundin e punës fëmijërore. Më 8 mars në Austri, në Danimarkë, në Gjermani dhe në Zvicër, në vitin 1911 u shënua për herë të parë Dita Ndërkombëtare e Gruas. Në dhjetor të viti 1977, Asambleja e Përgjithshme e Kombeve të Bashkuara miratoi një rezolutë për ta shpallur 8 marsin si

[499] www.census.gov/International womens day/

Dita e Kombeve të Bashkuara për të Drejtat e Gruas dhe për Paqen Ndërkombëtare.[500]

Ana Xherfis është ideatorja që festa e nënës të bëhet festë zyrtare në SHBA. Ajo nuk ishte martuar kurrë dhe ishte shumë e lidhur për nënën e saj. Dy vjet pasi vdiq nëna e saj, ajo filloi një fushatë të gjerë që përfshinte biznesmenët, ministrat dhe kongresmenët për të shpallur ditën e nënës si ditë pushimi në vend. Këtë gjest të Ana Xharfis, kisha më 10 Maj 1908, në Virxhinia, Filadelfia dhe Pensilvania e përshëndeti dhe nderoi shumë, dhe kështu filloi të festohet dita e nënës në Amerikë. Që atëherë, filloi edhe karafili të jetë si dhuratë e veçantë për këtë festë, në fillim i bardhë e pastaj i kuq. Ndërkohë, festa kishte filluar të festohet edhe në Meksikë, Kanada, Kinë, Japoni, Amerikën Latine, Afrikë etj. Ndërsa në pjesë të tjera të Evropës në 1914 kjo ditë filloi të festohej në 8 mars.

Nuk duhet harruar se në vitin 1928, në Britaninë e Madhe, votojnë për së pari herë edhe gratë, që do të thotë deri në këtë vit në perandorinë perendimore gruaja nuk është konsideruar adekuate për të votuar, e tash dëshirojnë të na mbajnë neve muslimanëve ligjërata për të drejtat e gruas.[501]

---

[500] www.internationalwomensday.com/history of international womans day/

[501] www.internationalwomensday.com/history of international womans day/

## A I KANË FITUAR GRATË TË DREJTAT E TYRE?

A jetojnë me të vërtetë sot gratë e botës në paqe dhe a i gëzojnë të drejtat e tyre? A ka mbetur diçka nga idealizmi i atyre ditëve? Nëse jo, përse vallë shërben një ditë e tillë? Apo vetëm të mashtrohen me nga një lule, e më pas të vazhdojë avazi i vjetër i maltretimit dhe përbuzjes së tyre? Apo ndoshta për të organizuar tubime e konferenca me fjalë boshe ku shpesh akuzohet edhe feja si pengesë e zhvillimit të gruas?! Në Islam një ditë e tillë nuk festohet, as miratohet, pasi Zoti i Madhëruar ka vendosur drejtësinë e duhur mes gjinive.

## SI E PARAQET FEJA ISLAME RESPEKTIN NDAJ PRINDËRVE

Në vijim, do të sjellim disa ajete Kur`anore dhe hadithe të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, që të shohim trajtimin e fesë Islame ndaj nënës, e pastaj, le të vendosin se a do të dëshirojnë trajtim Islam, ose trajtim perëndimorë me një dit në vit më tetë Mars!

All-llahu xh.sh. thotë: **"Zoti yt ka urdhëruar që të mos adhuroni tjetër pos Tij, ndërsa ndaj prindërve sillu mirë, nëse njëri ose të dy arrin pleqërinë te ti, mos u thuaj as "uf". Mos u sjell ashpër ndaj tyre dhe thuaju një fjalë të mirë".**[502]

Në shumë ajete Kur`anore Allahu xh.sh. e përmendi këtë formulim, ku pas adhurimit të Allahut, e përmendi respektin

---

502 Kurani, Isra, 23;

ndaj prindërve, sepse njeriu ka nevojë për rikujtim, se është i obliguar me këtë respekt, sepse ndodh që ndonjëherë e harron. Kurse nga ana tjetër, nuk ka përmend Zoti në Kur`an respektimin e fëmijës, sepse prindi asnjëherë nuk e largon prej zemre fëmijën e vet, ngaqë është në natyrën e vet kjo dashuri.

Transmeton Ebu Hurejre r.a. i cili tregon: "Erdhi një njeri (Muavi ibn Hajde) te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe e pyeti: "Kush është më meritor që meriton bamirësinë time dhe shoqërimin tim?" Ai tha: *"Nëna"*. Përsëri pyeti: "Mandej kush?" Tha: *"Nëna",* e përsëriti pyetjen duke thënë: "E pastaj kush?" Tha: *"Nëna!"* e kur e përsëriti për herën e katërt pyetjen: "E pastaj kush?" Atëherë tha: *"Pastaj babai".*[503]

Ky hadith na mëson se nëna meriton bamirësi tre herë më tepër se babai, për shkak vështirësive që ka në bartjen e fëmijës në barkun e saj, lindjes dhe dhënies gji.

Feja Islame, e radhit respektin ndaj prindërve, bashkë me veprat më të dashura në fe, namazin dhe xhihadin, vepra që janë ndër më madhështoret në Islam. Transmeton Abdullah b. Mesudi r.a. i cili e ka pyetur Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem se cila është puna më e mirë? Ai tha: *"Namazi në kohën e vet!"* E pyeti për së dyti: "E pastaj?" Ai u përgjigj:

---

503 Buhariu, "Sahih", kitab el-Edebu, bab men ehakku`n-nasi bi husni`s-suhbeti, nr.5971; Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu, bab birru`l-validejni ve ennehuma ehakku bihi, nr.2548; etj.

*"Respektimi i prindërve!"* E pyeti edhe një herë: "Po pastaj?" Ai tha: *"Xhihadi në rrugë të Allahut!".*[504]

Në një hadith tjetër, Allahu xh.sh. e ka konsideruar *Xhihad* respektin ndaj prindërve, dhe këtë na e ka treguar përmes të dashurit tonë, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Transmeton Abdullah b. Amër el-Asi r.a. se erdhi një njeri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i kërkoi leje që të bëjë xhihad. Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"A i ke prindërit gjallë?"* Tha: "Po". Tha*: "Tek ato e ke xhihadin".*[505]

Nga ky hadith, shohim se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk i lejoi këtij personi që t`i bashkangjitet ushtrisë muslimane, duke braktisur prindërit të vetmuar në shtëpi, të cilët nuk kanë tjetër prehje përpos këtij fëmiut.

Andaj, duhet të jenë të kujdesshëm ata persona, të cilët i braktisin prindërit e tyre kur shkojnë nëpër vendet perëndimore për të kërkuar kushte më të mira për jetë, sepse Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nuk e lejoi të bashkëngjitet në xhihad, që konsiderohet një prej adhurimeve më të mëdhaja që mund ta praktikojë njeriu, vetëm e vetëm që të mos i lë prindërit të vetëm në shtëpi, e si do të kishte reaguar Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem nëse do të shihte kohën e sodit kur nëpër shumë shtëpi

---

504 Buhariu, "Sahih", kitab Mevakitu`s-salati, bab fadli`s-salati li vaktiha, nr.527; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab el-imanu bilahi efdalu`l-a`mali, nr.85; etj.

505 Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhihadi ve`s-sijeri, bab el-xhihadi bi idhni`l-ebevejhi, nr.3004; Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-siletu, bab birru`l-validejni, nr.2549; etj.

kanë mbetur prindërit pleqë të vetëm pa kujdes dhe të vetmuar pa shoqërimin e askujt!!

Islami i konsideron prindërit, portë përmes të cilëve mund të fitohet Xheneti. Transmeton Ebu Derda r.a. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Prindërit janë dera e mesme e Xhenetit".*[506]

Po ashtu, transmeton Ebu Umameh r.a. se një njeri e pyeti Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem: "O i Dërguari i Allahut, cili është obligimi i fëmijës ndaj prindit?" Ai i tha: "*Ato janë Xheneti ose zjarri për ty".*[507]

Gjithashtu transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "*I poshtëruar do të jetë, i poshtëruar do të jetë, i poshtëruar do të jetë".* I thanë: "Kush o i Dërguari i Allahut?" Ai tha: *"Kush i arrin prindërit pleq, njërin ose të dy, e nuk e meriton Xhenetin".*[508]

Mos respektimi i prindërve, është prej mëkateve të mëdha në fenë tonë. Allahu xh.sh. për të gjitha mëkatet, e vonon dënimin deri në Ditën e Gjykimit, por për mos respektimin e prindërve, e jep dënimin që në këtë botë.

---

[506] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birru ve`s-Siletu, bab ma xhae minel fadli fi rida`l-validejni, nr.1900 dhe thotë se ky hadith është Sahih; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab birru`l-validejni, nr.3663; Ahmedi, "Musned", 36/57, nr.21.726; Hakimi, "El-Mustedrek", 4/152 dhe e vlerëson Sahih; etj.

[507] Ibni Maxheh, "Sunen", kitab el-Edebi, bab birru`l-validejni, nr.3662;

[508] Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-Siletu, bab ragime enfu men edreke ebevejhi fe lem jed`huli`l-Xhenete, nr.2551; Tirmidhiu, "Sunen", kitab ed-Deavati, bab, nr.3545 dhe thotë se hadithi është Hasenun-Garib; Ahmedi, "Musned", 12/421, nr.7451;

Transmeton Ebu Bekri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"A t`u lajmëroj për mëkatet më të mëdha?"* Këtë e përsëriti tre herë! Thanë: "Gjithsesi o i Dërguari i Allahut!" Ai tha: *"T`i bësh shirk Allahut, mosrespektimi i prindërve"* dhe siç ishte mbështetur u ul drejt dhe tha: *"Gënjeshtra dhe dëshmia e rrejshme".*[509]

Allahu xh.sh. e ka ndërlidhur kënaqësinë e Tij me respektin ndaj prindërve. E dimë se çdo vepër që e bëjmë, e bëjmë për të arritur kënaqësinë e Allahut xh.sh., sepse në të kundërtën, çdo vepër do të jetë e kotë. Kurse, hidhërimi i Zotit, do të jetë në hidhërimin e prindërve, e nëse ndodh kjo, njeriu duhet të pendohet sa më shpejtë dhe të rikthejë disponimin në fytyrën e tyre, siç ka shkaktuar mërzinë.

Transmeton Abdullah b. Amri r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Kënaqësia e Allahut është në kënaqësinë e prindërve, ndërsa hidhërimi i Allahut, është në hidhërimin e prindërve".*[510]

Tek Allahu xh.sh. nuk do të ketë peshë namazi ose adhurimet tjera, nëse ti nuk je fokusuar në kryesoren prej tyre, respektin ndaj prindërve. Këtë e kuptojmë nga hadithi që përcillet nga Amër ibni Murre el-Xhuheniju, se kur erdhi një njeri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i tha: "Çka nëse e dëshmoj se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se ti je i Dërguari i Tij, fali 5 kohët e namazit, jap zekatin e

---

[509] Buhariu, "Sahih", kitab esh-Shehadatu, bab ma kile fi shehadeti`zz-zuri, nr.2654; Muslimi, "Sahih", kitab el-Imanu, bab bejanu`l-kebairi ve ekberiha, nr.87; etj.

[510] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birru ve`s-Siletu, bab ma xhae minel fadli fi rida`l-validejni, nr.1899 dhe e konsideron të saktë;

pasurisë sime dhe e agjëroj muajin e Ramazanit?" Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *"Kush vdes duke vepruar kështu, në ditën e Gjykimit do të jetë me pejgamberët, të sinqertit, shehidët dhe i bashkoi gishtat e tij, por nëse nuk sillet keq me prindërit".*[511]

Allahu xh.sh. për respektin e madh që e gëzojnë prindërit tek Ai, nuk ua refuzon lutjen kur ato luten për fëmijët e tyre. Andaj, lutuni mirë për fëmijët tuaj, që Allahu xh.sh. t`i udhëzojë, t`i drejtojë në rrugën e vërtetë, t`ua përmirësojë edukatën dhe sjelljen, e mos luteni për shkatërrimin e tyre, sepse atë që prindi lutet, Allahu xh.sh. e pranon.

Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Tre lutje, me siguri pranohen dhe nuk refuzohen: Lutja e atij që i është bërë padrejtësi, lutja e udhëtarit dhe lutja e prindit për fëmijën e tij".*[512]

Në vijim, për të parë rëndësinë e përgjigjes në thirrjen e nënës, do të sjellim hadithin, ku përmendet ngjarja e Xhurejxhit me nënën e tij. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Vetëm tri fëmijë kanë folur prej në djep: Isau biri i Merjemes dhe pronari i Xhurejxhit. (të tretin nuk e përmend transmetuesi). Xhurejxhi ishte njeri që e adhuronte Allahun xh.sh. shumë. Për këtë ai e ndërtoi një*

---

[511] Ahmedi, "Musned", 39/522, nr.81;
Shejh Shuajb el-Arnauti dhe recensuesit tjerë të Musnedit të Ahmedit, për këtë hadith thonë se është Sahih;
[512] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Birru ve`s-Sileti, bab ma xhae fi da`veti`l-validejni, nr.1905 dhe thotë se ky hadith është Hasen; Ebu Davudi, "Sunen", kitab es-Salati, bab ed-duau bi dhahri`l-gajbi, nr.1536; Ibni Maxheh, "Sunen", kitab ed-Duai, bab da`vetu`l-validi ve da`veti`l-madhlumi, nr.3862; Ahmedi, "Musned", 12/479, nr.7510; etj.

*faltore të posaçme, ku në të bënte adhurim. Aty i vjen nëna e tij një ditë, që e gjen duke u falur dhe i thotë: 'O Xhurejxh'. Xhurejxhi tha: "O Zoti im! Nëna ime apo namazi?" Ai vendosi të vazhdonte namazin, ndërsa nëna e tij u largua. Të nesërmen në mëngjes, prapë i erdhi nëna dhe përsëri e gjeti në namaz dhe i thotë: 'O Xhurejxh'. Xhurejxhi tha: "O Zoti im! Nëna ime apo namazi?" Ai vendosi të vazhdonte namazin, ndërsa nëna e tij u largua. (pra, ky ka dashur ta përfundojë namazin pastaj ta hap derën, por ajo nuk ka qëndruar dhe është larguar derisa e ka hapur derën ky).*
*Prapë i erdhi nëna dhe përsëri e gjeti në namaz dhe i thotë: "O Xhurejxh" Xhurejxhi tha: "O Zoti im! Nëna ime apo namazi?" Ai vendosi të vazhdonte namazin, ndërsa nëna e tij tha: "O Zot, mos ja merr shpirtin, derisa të shoh fytyrën e lavireve!" Një ditë, Beni Israilët, kujtuan në mes veti Xhurejxhin dhe adhurimin e tij. Aty ishte dhe një grua lavire, e cila shquhej për bukurinë e saj. Ajo tha: "Nëse dëshironi, unë e provokoj dhe e mashtroj?" Ajo shkoi tek ai, por ai as që ia vuri veshin. Gruaja shkoi me një bari që kulloste kopenë e tij pranë faltores së Xhurejxhit dhe mbeti shtatzënë me të. Kur lindi, ajo tha: "Kjo foshnje është e Xhurejxhit!" Kur i dëgjuan ato fjalë, njerëzit shkuan tek faltorja e tij, ia rrënuan dhe filluan ta rrihnin. (Xhurejxhi) tha: "Çka keni o njerëz?" Ata thanë: "Ti ke bë mëkat me këtë lavire dhe ajo ka lindur fëmijën me ty!" Tha: "Ku është foshnja?" Pasi e sollën aty, ai tha: "Më lejoni të fal namaz!" – dhe u fal. Pasi e përfundoi, erdhi te fëmija, e preku në bark dhe tha: "O fëmijë, kush është babai yt?" (Fëmija) tha: "Filan bariu". Pastaj, njerëzit iu afruan dhe filluan ta puthin e ta përqafojnë dhe pastaj i thanë: "Do ta ndërtojmë faltoren prej ari!" Ai tha: "Jo, ma ndërtoni përsëri siç ishte prej balte" – dhe ata ia ndërtuan..."*.[513]

---

[513] Buhariu, "Sahih", kitab Ehadithu`l-enbijai, bab kaulilahi teala vedhkur fil kitabi Merjeme, nr.3436; Muslimi, "Sahih", kitab el-Birru ve`s-Siletu, bab tekdimu birri`l-validejni ale`t-tetavui bi`s-salati ve gajriha, nr.2550; etj.

Pra, e shohim se sa shpejtë i përgjigjet lutjes së nënës Allahu xh.sh. Prandaj, keni kujdes se si do të jetë sjellja e juaj ndaj saj. Po e përfundojmë këtë temë, me një ngjarje të një burri i cili e dërgoi babanë e tij në shtëpinë e pleqve.

Ishte një herë një djalë i vogël i cili quhej Hamid, i cili ishte dhjetë vjeçar. Jetonte në shtëpi me nënën, babanë dhe gjyshin e tij. Ai gati tërë kohën e kalonte me gjyshin. Një ditë Babai i Hamidit i tha babait të vet (gjyshit): "Të shohë të mërzitur, a dëshiron të të dërgoj në një vend ku i tubojnë pleqtë?" Gjyshi e shikoi i habitur dhe u pajtua që ta çojnë në shtëpi për të moshuar. U nisën me makinë që të tre dhe arritën, edhe pse rruga ishte e largët. Kur arritën, te dera shkruante me shkronja të zeza: "Shtëpia e pleqve!". Babai e mori për dore Hamidin dhe u nisën për t`u kthyer për në shtëpi. Hamidi i vogël ishte shumë i mërzitur, sepse nuk ishte ndarë më parë nga gjyshi. Pastaj e pyeti babanë e tij: "Ku e lamë gjyshin?" Ai i tha: "Në shtëpinë e vet". Fëmija pyeti: "Përse?" Babai iu përgjigj: "Sepse ai është vend për të moshuarit". Hamidi iu drejtua pastaj babait të vet me pyetje: "Baba, si e ka emrin kjo rrugë?" Babai i tha: "Rruga e lumturisë". Fëmija pyeti: "Po si quhet kjo krahinë?" Babai iu përgjigj: "Krahina e dëshmorit". Hamidi i vogël i tha: "Po pyes që ta di se si quhet, që kur ti të arrish pleqërinë, të të sjell edhe unë ty këtu, se ti the se ky vend është për të moshuarit". Babai u trondit nga këto fjalë dhe e kthej veturën për te shtëpia e të moshuarve dhe e mori babanë.[514] Me rëndësi është se babai mësoi diçka nga djali i tij; detyra për respekt dhe besnikëri ndaj prindërve.

---

[514] Shih tregimin e plotë: Redaksia Albislam, "Gruaja dhe familja", fq.72-73;

Edhe në popullin tonë më herët ka qenë shumë i theksuar respekti ndaj nënës dhe nuk kanë lejuar që të tallet ose ofendohet nëna. Tek shqiptarët ka ndodhur edhe të vriten nëse dikush i ka sharë nënën. Disa të moshuar tregojnë se gjersa kanë qenë në ushtri, kur autoritetet e ushtrisë i kanë pyetur për emrat e prindërve, muslimanët nuk ua kanë treguar emrin e nënës duke thënë: "Nuk ia dimë emrin". Ata i kanë ofenduar dhe tallur se si është e mundur mos ia dishë emrin nënës, por realiteti ka qenë se nuk kanë dëshiruar të tregojnë emrin e nënës, që të mos i ofendojë dikush nënat e tyre.

Kështu e respekton feja Islame prindin, duke qenë në gatishmëri për respekt ndaj tyre në çdo kohë dhe çdo moment, saqë Allahu xh.sh. lutjen për ta, e ka bërë pjesë të namazit. Gjatë qëndrimit në *Etehijat*[515], para se të japim selam, këndojmë lutjen: **"Rabenag-firli, veli validejje... - O Zot, më fal mua dhe prindërit e mi...".**[516] Kjo është respekti i vërtetë, e jo një ditë në vjet, me një 8 Mars dhe me një lule plastike, ose fotografi e postuar në rrjete sociale vetëm për këtë ditë.

---

515 *Etehijat* është qëndrimi ulur pas përfundimit të dy rekatëve dhe në fund të namazit;
516 Kurani, Ibrahim, 41;

# *FESTAT PAGANE QË KANË EKZISTUAR NË POPULLATËN TONË*

Nëpër literatura të ndryshme, përmendet se trojet tona shqiptare, para se të kalojnë në fenë krishtere dhe Islame, kanë pasuar bindjet pagane. Më pas kanë kaluar nëpër besime të ndryshme varësisht prej perandorive të cilat kanë dominuar në këtë rajon, si perandoria Romake, Bizantine dhe Osmane.

Duke kaluar popullata e jonë prej një besimi në besimin tjetër, me vete kanë bartur edhe pjesë të traditës, kulturës dhe ritualeve të besimit të mëparshëm. Edhe pse ata kanë pranuar një fe të re, në traditën e tyre kanë ruajtur një pjesë të besimit të mëparshëm, sepse nuk kanë mundur ta çrrënjosin tërësisht besimin pagan nga tradita e tyre.

Kështu kanë vepuar në kohën kur kanë kaluar prej besimit pagan, në fenë krishtere ose Islame. Edhe pse popullata e këtyre vendeve, në 500 vitet e fundit është dominant ndjekëse e fesë Islame, ata në festime dhe dasma, kanë ndjekur pjesërisht disa tradita të vjetra të cilat kanë qenë të mbjellura në vetëdijen e popullatës nga besimet e mëparshme.

Kështu kanë vepruar edhe në festat vjetore, sidomos në disa festa pagane të cilat ndërlidhen me ndryshimet klimatike dhe stinat vjetore. Këto festa pagane, të cilat janë festuar në të kaluarën, kanë ngelur në popullatën tonë deri në kohët e vona. Në disa vende kanë ekzistuar deri në shekullin e

kaluar, ndërsa në disa rajone tjera ende festohen në mënyrë aktive dhe kolektive edhe në ditët e sodit.

Edhe pse hoxhallarët dhe dijetarët vazhdimisht kanë folur dhe kanë paralajmëruar popullatën për këto festa, ata përsëri të ndikuar nga tradita dhe veprimi kolektiv, nuk kanë mundur të largohen tërësisht nga këto rituale. Ata të cilët kanë qenë besimtarë të vërtetë dhe të devotshëm, janë larguar tërësisht nga këto gjëra, ndërsa ata me besim më të dobët dhe më labil në fe, janë ndikuar nga rrethi dhe janë bashkangjitur në festimin e këtyre festave.

Në vijim, do të përmendim disa prej festave më të përhapura dhe më të njohura në popullatën tonë, sidomos në Shkup dhe rrethinë, pasi ky edhe është vendi ku jam lindur dhe kam jetuar. Andaj do të mundohemi të përcjellim edhe atë që është mbajtur mend nga të vjetrit dhe të moshuarit në lidhje me këto festa dhe rituale.

Pasi banorët e Dervenit janë marrë kryesisht me bujqësi dhe blegtori, vitin e ndanin në dy pjesë: Verë dhe Dimër.

Brenda vitit, në këtë rajon, janë kremtuar këto festa:
Dita e Verës;
Dita e Shën Gjergjit (Shinxherxhi);
Elemojat;
Dodolet (Dordolec)
Shën Mitri (Shumajtri)
Mesi i Dimrit; etj.[517]

[517] Rexhep Alili, "Çajlana", Shkup, 2023, fq.96;

Në popullatën tonë, këto festime kanë qenë prezente deri kah vitet e 90`ta, ndërsa më pas, janë braktisur dhe më nuk kremtohen në mënyrë solemne.

**Dita e Verës –** Festohej me rastin e përfundimit të dimrit dhe ardhjes së verës, me çka tek popullata paraqitej gëzimi dhe dëshira për të festuar. Në disa fshatra është festuar më 14 mars, kurse në disa fshatra tjerë më 21 mars. Fëmijët atë ditë kanë dalur nëpër fusha dhe male, për të mbledhur lule të sapoçelura, gur të bardhë, etj, të cilat i dërgonin në shtëpi dhe i vëndosnin në vende të ndryshme, por nuk i lëshonin për toke. Ato zakonisht vëndoheshin pranë vendit ku flinin. Gjatë asaj dite këndonin këngë për verën dhe në mëngjes i lanin fëmijët dhe i vishnin me tesha të bukura. Nënat digjnin një degë të thanës dhe me thëngjillin që mbetej, ua vëndonin fëmijëve nga një shenjë në ballë. Me këtë rit, ata besonin se fëmija do të jetë i mbrojtur nga mësyshi dhe e keqja. Të rinjtë, ndiznin zjarre dhe garonin se kush do të bëjë tymin më të dendur dhe më të madh. Po ashtu, janë zier vezë dhe janë ngjyrosur, e në mbrëmje i kanë cakërruar, se kush kujt do t`ia thyej vezën.[518]

Por edhe kjo festë ka lidhje me traditat pagane. Bile edhe në një ueb faqe zyrtare të paganëve, shënohet në listën e festave pagane një festë me emrin *Ostara,* e cila manifestohet në mes 20 deri 23 mars.[519]

**Shën Gjergji –** Dita e Shën Gjergjit (Shinxherxh) festohet zakonisht më 6 maj.

---

518 Shih: Rexhep Alili, "Çajlana", fq.97-98; Baki Bakiu, "Derveni i Shkupit ndër shekuj", Furkan ISM, Shkup, 2011, fq.123;

519 www.wicca.com/Ostara/

Sipas kalendarit ortodoks, dita e shën Gjergjit është më 23 prill (dita e vdekjes së Shën Gjergjit), por në trojet tona ka ngelur të festohet më 6 maj, shkaku i ditëlindjes së Gjergj Kastriotit Skënderbeut, i cili ishte lindur më 6 maj të vitit 1405, andaj ka vazhduar të kremtohet në këtë ditë edhe për hir të mbretit shqiptar.[520]

Kush ishte Shën Gjergji? Shën Gjergji ka lindur në vitin 275 ose 280 dhe ishte ushtar i perandorisë Romake, ndërsa më vonë u bë dëshmorë i krishterizmit, sepse u vra nga Dioklecianі, kur ai kuptoi se Gjergji është konvertuar në të krishterë. Për të është e ndërlidhur legjenda e mbytjes së kuçedrës së madhe, e cila ka terrorizuar njerëzit. Babai i Gjergjit ishte nga Kapadokia e Turqisë, ndërsa nëna e tij nga Lida e Palestinës. Shën Gjergji u vra për shkak fesë së tij krishtere më 23 prill të vitit 303.[521]

Kjo ditë si festë ka simbolizuar ardhjen e verës, bereqetit dhe sezonin e punës në fushë. Është konsideruar se është kufiri mes dimrit dhe verës, pra fundi i dimrit dhe fillimi i verës. Gjatë kësaj dite, njerëzit kanë marrë kungull të egër, perin e bardhë dhe të kuq, me të cilat kanë bërë qafore për vajzat dhe fëmijët e vegjël prej luleve të ndryshme. Pastaj, fëmijët i kanë larë me ujë të vaktë dhe gjethe të pemës dhe luleve, si dhe prekja e gjymtyrëve të trupit me dega plepi, me bindjen se do të rriten si plepi. Atë ditë i kanë lëshuar kafshët, me bindjen se kush del i pari, ua merr bereqetin të tjerëve. Prej kësaj dite, praktikisht kafshët për herë të parë i lëshonin në gjelbërim prej stinës së dimrit. Ata zbukuronin kafshët,

---

[520] Shih: www.wikipedia.org/Dita e Shën Gjergjit;
[521] Shih: www.wikipedia.org/Gjergji;

shtëpitë, etj. Loja e veçantë e kësaj dite në mesin e të rinjëve, ka qenë “rrahja” me dega plepi.[522]

**Elemojat –** Ky ritual mbahej 9 ditë pas Shën Gjergjit. Në gjithë fshatin, ata që kishin kafshë, i merrnin këmbanat nga kafshët dhe me lëvizjen e tyre krijonin zhurmë të madhe me çka besohej se i kanë larguar dëmtuesit e rrezikshëm. Këtë ritual e bënin pak para se të binte terri. Gjatë këtij rituali, këndonin këngë të veçanta për këtë rast. Pas këtij rituali, shpresonin se më nuk do të shohin gjarpërinj rreth shtëpive ose vendeve ku i kullotnin bagëtitë.[523]

**Dodole –** Edhe ky rit i takon paganizmit që sot nuk veprohet askund. Ky rit, bëhej për të thirrur shiun kur ishte koha shumë e thatë gjatë verës. Fëmijët kanë dalur nëpër shtëpi duke kënduar, ndërsa gratë i stërpiknin me ujë dhe i lagnin.[524]

**Shën Mitri (Shumajtri) –** Njihet si një lloj kufiri që e ndanë verën dhe dimrin. Kjo ditë është kremtuar më 26 tetor ose 8 nëntor. Me këtë ditë, njerëzit i merrnin kafshët nga malet dhe i sillnin në shtëpi.[525]

Faqja zyrtare e Vatikanit për Shën Mitrin (Shën Dhimitrin) thotë: “Ishte predikues i flaktë i Ungjillit, ushtar i patrembur i besimit të krishterë, me një veprimtari bamirëse dhe popullaritet të madh, Shën Dhimitri ishte shtyllë për të

---

522 Shih: Rexhep Alili, “Çajlana”, fq.99-100; Baki Bakiu, “Derveni i Shkupit ndër shekuj”, fq.124;
523 Shih: Rexhep Alili, “Çajlana”, fq.100-101;
524 Shih: Rexhep Alili, “Çajlana”, fq.101;
525 Shih: Rexhep Alili, “Çajlana”, fq.101-102; Baki Bakiu, “Derveni i Shkupit ndër shekuj”, fq.124;

krishterët e Selanikut. Ai është një nga shenjtorët më të nderuar në Lindjen e krishterë...”.[526]

Shën Dhimitri ishte martir, nga Selaniku dhe jetoi në kohën e perandorit Dioklecian. Kisha Ortodokse e quan atë *Megalomartire* (Martiri i madh) dhe e kremtojnë më 26 tetor.[527]

**Mesi i Dimrit –** Kjo nuk ka qenë ndonjë festë e veçantë, por vetëm është shënuar nga njerëzit. Kjo i bie më 7 shkurt. Në këtë natë, zakonisht kanë pjekur kungull, kanë shpërndarë arra dhe kanë përgatitur ëmbëlsira, ndërsa ata që kanë therur kafshë, i kanë zier këmbët e kafshës së therur sepse besonin se “këmbët do t`i kenë të forta gjatë tërë vitit”.[528]

---

[526] www.vatikannewa.va/Me 26 tetor, kalendari përkujton shën Dhimitrin, martir;
[527] www.vatikannewa.va/Me 26 tetor, kalendari përkujton shën Dhimitrin, martir;
[528] Shih: Rexhep Alili, “Çajlana”, fq.102; Baki Bakiu, “Derveni i Shkupit ndër shekuj”, fq.123;

LITERATURA E KONSULTUAR

KURANI I MADHËRUESHËM - me përkthim në gjuhën shqipe nga Sherif Ameti dhe Hasan Nahi.

ABDUREZAKU, Ebu Bekër Abdurezak b. Hemam es-San`ani, *"Tefsir Abdurezak",* Daru`l-kutubi`l-ilmije, Bejrut, botimi i parë, 1999;

ABDUREZAKU, Ebu Bekër ibni Hemam es-San`aniju, *"El-Musannef",* mektebetu`l-islamij, botimi i dytë, 1983,

ALILI, Rexhep, "Çajlana", Shkup, 2023;

ALUSI, Ebu Fadël, Shihabudin es-Sejid Mahmud, *"Ruhu`l-Meani fi tefsiri`l-Kuranil adhim ve seb`il-methani",* Ihjau`t-Turathil-Arabi, Bejrut;

ASKALANI, Ahmed ibni Ali Ibni Haxher, *"Fet`hu`l-Bari bi sherhi Sahihu`l-Buhari",* Daru Tajbeh, Rijad, botimi i parë, 2005;

ASKALANI, Ahmed ibni Ali Ibni Haxher, *"Tekribu`t-Tehdhib",* tahkik Hasan Abdulmenan, Bejtu`l-Ifkar, Aman, 2005;

ASKALANI, Ahmed b. Ali ibni Haxher, *"Telhisu`l-Habir fi tahrixh ehadithi`r-rafi`il-Kebir",* tahkik Hasen b. Abas b. Kutub, muessesetu kurtube, botimi i parë, 1995;

ASKALANI, Ahmed ibni Ali Ibni Haxher, *"El-Isabetu fi temjizi`s-sahabeti",* botimi i parë, 2008;

AXHLUNI, Ismail b. Muhamed el-Xherahi, *“Keshfu`l-Hafai”,* tahkik ve tahrixh Jusuf b. Mahmud el-Haxhi Ahmed, mektebetu`l-ilmi`l-hadith;

BAKIU, Baki, “Derveni i Shkupit ndër shekuj”, Furkan ISM, Shkup, 2011;

BARNS, Dr.Keti, *“Masonski i okultni simboli”*, Metaphysica, Beograd, botimi i parë, 2005;

BEGAVIU, Husejn b. Mes`ud, *“Sherhu`s-Sunnetu”,* tahkik Shuajb el-Arnauti, mektebetu`l-Islamijj, Bejrut, botimi i dytë, 1983;

BEJHEKIU, Ahmed b. Husejn b. Ali b. Musa el-Husreuxhirdi el-Hurasani, *“Shu`abu`l-Iman”,* tahkik Muhtar Ahmed en-Nedeviu, Mektebetu`r-Rushd, Rijad, botimi i parë, 2003;

BEJHEKIU, Ahmed b. Husejn b. Ali, *“Delailu`n-Nubuvveh”,* tahkik Abdulmu`ti Emin Kalixhi, daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1988;

BEJHEKIU, Ahmed b. Husejn b. Ali b. Musa el-Husreuxhirdi el-Hurasani, *“Es-Sunenu`l-Kubra”,* tahkik Muhamed Abdulkadir el-Ata, daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i tretë, 2003;

BELHI, Mukatil b. Sulejmani, Ebu Hasen, el-, *“Tefsir”,* Muessesetu`t-Tarihu`l-arabij, Bejrut, botimi i parë, 2002;

BROWN, Dan, *“Kodi i Da Vinçit”,* përktheu Amik Kasoruho, Botimet Dudaj, Tiranë, 2006;

BUHARIU, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim, *"Sahih",* Elfa, Kajro, botimi i parë, 2010;

BUHARIU, Ebu Abdullah b. Ismail b. Ibrahim, *"Edebu`l-Mufred",* përktheu Hanife Dauti, Dëshmia botime, Shkup, 2010;

CHEVALIER Jean dhe Alain Gheerbrant, *"Reçnik na simbolite",* Tabernakul, Shkup, 2005;

DARIMIJU, Ebu Muhamed, Abdullah b. Abdurahman b. Fadël b. Behram, *"Sunen",* darul Hadith, Kajro, botimi i parë, 2000;

DEJLEMIU, Shirevejh ibni Shehredar ibni Shirevejh, *"El-Firdeus bi me`thuri`l-hitab",* daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1986;

DHEHEBIU, Ebu Abdullah Shemsudin Muhamed ibni Ahmed ibni Uthman, *"El-Kashifu fi ma`rifeti men lehu rivajetun fi`l-kutubi`s-sitteti",* muessesetu ulumi`l-Kuran, Xhide, botimi i parë, 1992;

DHEHEBIU, Shemsudin Muhamed b. Ahmed b. Uthman, *"Mizanu`l-I`tidal fi nakdi`r-rixhal",* Daru`l-Marife, Bejrut;

EBU DAVUDI, Sulejman b. Esh`ath b. Is`hak el-Ezdij es-Sixhistani, *"Sunen",* Darus-Selam, Rijad, botimi i parë, 1999;

EBU HANIFE, Nu`man ibni Thabit, *"Fikhu`l-Ekber",* Zëri Islam, Prizren, 2005;

EBÛ HAJJÂN, Muhammed b. Jûsuf el-Endulûsî, *"Bahru`l-Muhît fî`t-Tefsîr"*, t'hk: Sidkî Muhammed Xhemîl, Dâr el-Fikr, I-X, Bejrût 1420 h.;

EBU NUAJMI, Ahmed b. Abdullah b. Ahmed b. Is`hak b. Musa b. Mihran el-Esbahani, *"El-Hiljetu`l-Evlija ve Tabakatu`l-Esfija"*, Daru`l-Fikr, Bejrut, 1996;

GAZALIU, Ebu Hamid Muhamed b. Muhamed b. Ahmed, *"Ihja ulumu`d-Din"*, Mektebetu`l-Fejad, Kajro;

GAZALI, Muhamed, *"Fikhu Sira"*, përktheu: Marenglen Maçka, Furkan ISM, Shkup, 2011;

HAKIMI, Ebu Abdullah Muhamed ibni Abdullah en-Nisaburi, *"El-Mustedrek ale`s-Sahihejni"*, tahkik Mustafa Abdulkadir el-Ata, daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1990;

HANBEL, Ebu Abdullah esh-Shejbani, Ahmed b. Muhamed b. Hilal b. Esed, *"Musned"*, tahkik Shuajb el-Arnauti dhe Adil Murshid, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 2001;

HANBELI, Zejnudin Abdurahman b. Shihabudin b. Ahmed Ibni Rexheb el-, *"Letâif el-Me'ârif fîmâ li Meuâsim el-'Âm min el-Uedhâif"*, Dâr Ibn Hazm, Bejrût 2004;

HASKEFIJU, Muhamed ibni Ali el-, *"Ed-Durru`l-Muhtaru"*, daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 2002;

HONDOZI, Jahja, *"Deshifroje Kur`anin",* Fener, Prishtinë, 2023;

IBNI ABIDINI, Muhamed Emin b. Umer b. Abdulaziz, *"Reddu`l-Muhtar ala Ed-Duru`l-Muhtar",* Daru`l-Fikër, Bejrut, botimi i dytë, 1992;

IBNI EBI HATIM, Abdurahman ibni Muhamed ibni Idris er-Razi, *"Tefsiru`l-Kurani`l-Adhim",* mektebetu`l-arabijeti`l-suudijeti, Meke, botimi i parë, 1997;

IBNI EBI HATIM, Ebu Muhamed Abdurahman, *"Kitabu`l-Xherh ve`t-Ta`dil",* Daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, 1952;

IBNI EBI SHEJBEH, Ebu Bekër Abdullah b. Muhamed, *"El-kitab el-Musannefu fi`l-ehadithi ve`l-athari",* Daru`t-taxh, Bejrut, botimi i parë, 1989;

IBNI ETHIRI, Ebu Hasen, Ali b. Ebu Kerem Muhamed b. Muhamed b. Abdulkerim, *"El-Kamilu fi`t-Tarih",* Daru`l-kutubil-Ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1987;

IBNI HIBANI, Muhamed ibni Ahmed ebu Hatim, *"Kitabu`th-Thikat",* Dairetul-Mearifi el-Uthmanije, Hajdarabad, Indi, botimi i parë, 1973;

IBNI HIBAN-I, Muhamed b. Ahmed b. Hatim et-Temimi el-Busti, *"Kitab El-Mexhruhine minel muhadithine ve`d-duafai ve`l-metrukine",* tahkik Hamdi b. Abdulmexhid b. Ismail es-Selefi, Daru Samiiju, Rijad, botimi i parë, 2000;

IBNI HIBANI, Muhamed b. Ahmed b. Hatim et-Temimi el-Busti, *“El-Ihsan fi tekrib Sahih Ibni Hiban”,* tahkik Shuajb el-Arnauti, Muesesetu Risale, Bejrut, botimi i parë, 1988;

IBNI HISHAMI, Ebu Muhamed, Abdulmelik ibni Ejub, *“Es-Siretu`n-Nebevijetu”,* daru Ibni Hazëm, Bejrut, botimi i dytë, 2009;

IBNI HISHAMI, Ebu Muhamed, Abdulmelik ibni Ejub, *“Biografia e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem”,* përktheu Miftar Ajdini, Logos-A, Shkup, 2017;

IBNI HUZEJME, Ebu Bekër, Muhamed b. Is`hak es-Sulemiju Nisaburi, *“Sahih”,* tahkik Dr. Mustafa Adhmij, Mektebetul Islamije, 2003;

IBNI KAJJIM EL-XHEUZIJJE, Muhamed ibni Ebu Bekër ibni Ejub ibni Sa`d, *“Zadu`l-Mead”,* Nektari, Tiranë, 2012;

IBNI KETHIRI, Ismail b. Umer b. Kethir el-Kureshiu, *“El-Bidajetu ve`n-Nihajetu”,* vizaretu`l-eukaf ve`sh-shuunu`l-islamije, Katar, 2015;

IBNI KETHIRI, Ismail b. Umer b. Kethir el-Kureshiu, *“Tefsir`ul-Kurani`l-Adhim”,* Mektebetu tixhareti`l-kubra, Egjipt;

IBNI KETHIRI, Ismail b. Umer b. Kethir el-Kureshiu, *“Tefsiri i Ibni Kethirit”,* përktheu Bashkim Aliu, Fondacioni i Rinisë Islame, Zurich, 2008;

IBNI MAXHEH, Ebu Abdullah Muhamed b. Jezid el-Kazneviju, *"Sunen",* bi Zevaidi imam Busirij, Darul-Fikër, Bejrut, botimi i parë, 2003;

IBNI MUBAREKU, Abdullah el-Merveziju, *"Kitabu`z-Zuhdi",* tahkik Habibur-Rahman el-Adhamiju, Daru`l-kutubil-Ilmijje, Bejrut, botimi i dytë, 2004;

IBNI TEJMIJJE, Tekijjuddîn Ebû el-'Abbâs Ahmed b. Abdulhalim el-Harrânî, *"Mexhmû' el-Fetâuâ",* tahkik: Abdurrahmân b. Muhammed b. Kâsim, Mexhma' el-Melik, Medine, 1995;

IBNI SA`D, Muhamed ibni el-Menia ez-Zuhrij, *"Kitabu`t-Tabakati`l-Kebir",* Tahkik Ali Muhamed Umer, Kajro, botimi i parë, 2001;

IBNI XHEUZI, Ebu Ferexh Abdurahman b. Ali, *"El-Ilelu`l-Mutenahijeti fi`l-ehadithi`l-vahijeti",* Darul kutubil`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1983;

KARDAVI, Jusuf, el-, "Fetva Bashkëkohore", përktheu: Bashkim Aliu, Furkan ISM, Shkup, 2015;

KARIU, Mulla Ali el, *"Envaru`l-Kuran ve esraru`l-Furkan",* tahkik dr. Naxhi Suvejd, Darul Kutubil-Ilmije, Bejrut, 1971;

Këshilli Evropian për Fetva dhe Gjurmime, *"Vendimet dhe Fetvatë",* përktheu Bashkim Aliu, Qendra Shqiptare për Integrim, Kulturë dhe Religjion, Prishtinë, 2021;

KORÇA, Mucahit, *"Sozluk Turkce-Makedonca",* Logos A, Shkup, 2016;

KURTUBIU, Ebu Abdullah, Muhamed b. Ahmed b. Ebu Bekër, *"Xhamiu`l-Ahkami`l-Kuran",* Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 2006;

MALIK, Malik b. Enes b. Malik b. Ebu Amir b. Amër b. Harith, *"El-Muvetta",* muessesetu`l-Muhtar, Kajro, botimi i parë, 2006;

MARRS, Jim, *"Kush e sundon botën?",* përktheu: Aurel Manushi dhe Alfred Cako, Bota Shqiptare, Tiranë, pa vit botimi;

MARRS, Texe, *"Kodet Magjike",* përktheu: Alfred Cako dhe Aurel Manushi, Bota Shqiptare, Tiranë, pa vit botimi;

MARRS, Texe, *"Rrethi i intrigës",* përktheu: Taulant Hatia, Bota Shqiptare, Tiranë, pa vit botimi;

MATURIDIU, Ebu Mensur Muhamed b. Muhamed es-Semerkandi, *"Te`vilatu`l-Kuran",* Daru`l-Mizan, Istanbul, 2006;

MEMISHI, Isa, *"Fjalor arabisht-shqip",* Logos A, Shkup, 2014;

MENAVI, Muhamed Abdurauf, *"Fejdu`l-Kadir sherh Xhamiu`s-Sagir",* Bejrut, botimi i dytë, 1972;

MIZZIU, Xhemaludin Ebu Haxhaxh Jusuf, *"Tehdhibu`l-Kemal fi esmai`r-Rixhal",* Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i dytë, 1983;

MUBAREKFURI, Abdurahman b. Abdurahim, *"Tuhfetu`l-Ahfedhij sherh Xhami`it-Tirmidhi",* Bejtu`l-Ifkar, Aman;

MUNDHIRIU, Abduladhim b. Abdulkavij b. Abdullah Zekijudin, *"Et-Tergibu ve`t-Terhib mine`l-hadithi`sh-sherif",* tahkik Ibrahim Shemsudin, Daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1417 h;

MUSLIMI, Ebu Husejn Muslim b. Haxhaxh el-Kushejri en-Nisaburi, *"Sahih",* Daru Ibni Hazëm, Kajro, botimi i parë, 2010;

MUXHAHID, Ibni Xhebër el-Mekij, *"Tefsir imam Muxhahid ibni Xhebër",* daru`l-fikri`l-Islamiji`l-hadithijeti, botimi i parë, 1989;

NESAIU, Ebu Abdurahman, Ahmed b. Shuajb b. Ali b. Sinan, *"Sunen",* Daru`s-Selam, Rijad, botimi i parë, 1999;

NESEFIU, Abdullah b. Ahmed b. Mahmud, *"Komentimi i Nesefiut",* vëll.4, përktheu Bahri Aliu, Tetovë, 2017;

NEVEVIU, Ebu Zekerija Muhjidin Jahja b. Sheref b. Mera b. Hasen b. Husejn b. Hazam, *"El-Edhkaru min kelami sejjidi`l-ebrari",* Daru`l-Minhaxh, Bejrut, botimi i parë, 2005;

NEVEVIU, Ebu Zekerija Muhjidin Jahja b. Sheref b. Mera b. Hasen b. Husejn b. Hazam, *"Sahih Muslim bi sherh Nevevij",* Daru`sh-Shab, Kajro, 1970;

NIKOLOV, Nikola M., *"Komploti botëror",* përktheu: Hamdi Iljazi, Tetovë, 1998;

RAZIU, Muhamed b. Ebu Bekër Abdulkadir, *"Muhtaru`s-Sihah"*, Daru`l-Kutubi`l-arabij, Bejrut, botimi i parë, 1967;

RAZIU, Muhamed b. Umer b. Husejn b. Hasan b. Ali Fahrudin, *"Mefatihu`l-Gajb",* Daru`l-Fikër, Bejrut, botimi i parë, 1981;

Redaksia Albislam, *"Gruaja dhe familja",* Nun, Shkup, 2003;

SAMERKANDI, Ebu Lejth, Nasër ibni Muhamed ibn Ahmed, *"Bahru`l-Ulum",* Daru`l-Kutubi`l-Ilmije, Bejrut, botimi i parë, 1993;

SHAFIU, Muhamed b. Idriz, *"Musned",* Daru`l-Beshairi`l-Islamije, Bejrut, botimi i parë, 2005;

SHA`RAVI, Muhamed Muteveli esh-, *"Mrekullia e madhe Israja dhe Miraxhi",* përkthyen: Resul Rexhepi dhe Sadik Memeti, BIK, Prishtinë, 2009;

SHEUKANI, Muhamed b. Ali b. Muhamed, *"Fet`hu`l-Kadir",* daru Ibni Hazëm, Katar, 1994;

SUJUTI, Abdurahman b. Ebu Bekër Xhelaludin, *"Ed-Durru`l-Menthur fi`t-tefsiri bi`l-me`thur",* tahkik Abdullah b. Abdulmuhsin et-Turki, botimi i parë, 2003, merkez li buhuthi ved-dirasati`l-arabijeti ve`l-islamijeti, në mukadime,

SUJUTI, Abdurahman b. Ebu Bekër Xhelaludin, *"El-Xhamiu`s-Sagir fi ehadithi`l-beshiri`n-nedhir",* Daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i dytë, 2004;

SUJUTI, Abdurahman b. Ebu Bekër Xhelaludin, *"Historia e Kalifëve",* përktheu Agim Avdiu, Orienti, Shkup, 2008;

TABERANI, Ebu Kasim Sulejman b. Ahmed b. Ejub b. Metir, *"Mu`xhemu`l-Kebir",* Mektebetu Ibni Tejmije, Kajro, botimi i tretë, 1994;

TABERANI, Ebu Kasim Sulejman b. Ahmed b. Ejub b. Metir, *"Mu`xhemu`l-Euset",* Daru`l-Haramejni, Kajro, 1995;

TABERIU, Muhamed b. Xherir b. Jezid b. Kethir b. Galib, *"Xhamiu`l-Bejan fi te`vili`l ajil-Kuran",* Hixhër, botimi i parë, 2001;

TABERIU, Muhamed b. Xherir b. Jezid b. Kethir b. Galib, *"Tarihu`r-rusuli ve`l-muluk",* Daru`l-mearife, Kajro, botimi i dytë;

TAHAVIU, Ebu Xha`fer Ahmed b. Muhamed b. Selame, *"Sherh Meani`l-Athar",* alemu`l-kutub, botimi i parë, 1994;

TAHAVIU, Ebu Xha`fer Ahmed b. Muhamed b. Selame, *"Hashijetu Tahavi ala Meraki`l-Felah",* Darul Kutubil Ilmije, Bejrut, botimi i parë, 1997;

TIRMIDHIU, Ebu Isa Muhamed b. Isa b. Surete, *"Sunen",* Daru`l-Fikër, Bejrut, 2008;

TOMÇINI, Sulejman; "*Fjalor Arabisht-Shqip";* boton: AIITC, Tiranë, 2009;

*TUHMAZ,* Abdulhamid *Mahmud, "Fikhu Hanefi", përktheu Dr. Selim Sulejmani, Fondacioni i Rinisë Islame, Zurich, 2011;*

Vezaretu`l-Eukaf ve shuunu`l-islamije, *"El-Meusuatu`l-fikhije",* Kuvajt, botimi i parë, 1992;

XHESASI, Ebu Bekër, Ahmed ibni Ali er-Razi, *"Ahkamu`l-Kur`an",* Ihjau`t-Turathil-Arabi, Bejrut, 1992;

XHEZIRIJU, Abdurahman, *"Kitabu`l-Fikhu ale`l-medhahibi`l-erbeati",* Daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i dytë, 2003;

ZEMAHSHERI, Ebu Kasim Mahmud ibni Umer el-Havarizmij, *"Tefsir el-Keshaf",* daru`l-ma`rife, Bejrut, botimi i tretë, 2009;

# Përmbajtja